**Prizren, 2024**

.

***Lamtumirë Kosova jonë***
***Se prej teje sot po ndahemi,***
***Por në zemër t'kemi gjithmonë,***
***Për Ty në gjak do të lahemi!***

*(kënga që e kanë kënduar*
*të burgosurit me rastin e nisjes*
*për në Burgun e Nishit)*

## TRYEZA E LËNDËS

**PJESA E PESTË**



**PJESA E GJASHTË**



**PJESA E SHTATË**

## KRONOLOGJIA JETËSORE E ZENEL KABASHIT



| | |
|---|---|
| **5 prill 1931** | *Lindi në Lagjen e Kabashëve në Prizren nga prindërit Xhemal dhe Sadife Kabashi.* |
| **Shtator 1938** | *Zenel Kabashi, regjistrohet në klasë të parë në gjuhën serbe.* |
| **1941** | *Zeneli vazhdon mësimet në gjuhën shqipe me mësues Sulejman Drinin.* |
| | *Shkollën fillore e përfundon me* |

| | |
|---|---|
| **Qershor 1943** | *sukses të mirë.* |
| **Shtator 1943** | *Regjistrohet në liceun e ulët "Gjon Buzuku" në Prizren.* |
| **Qershor 1947** | *Me sukses të mirë e përfundon liceun "Gjon Buzuku".* |
| **Shtator 1947** | *Me ndihmën mësuesit atdhetar Ibrahim Fehmiu regjistrohet në Normalen e Gjakovës, në gjeneratën e dytë.* |
| **qershor 1949** | *Zenel Kabashi kryen me suks të lartë Normalen e Gjakovës.* |
| **shtator 1949** | *Zenel Kabashi emërohet mësues për nxënësit e klasës së tretë, në paralelen e ndarë të shkollës fillore"Abdyl Frashëri", që njihej si shkolla "Iliaz Kuka", ndërsa një javë më pas caktohet edhe mësues në paralelen në Hoça Mahallë, ku u dha mësim nxënësve të klasës së parë.* |
| **21 shkurt 1950** | *Ditën e martë, në klasë, në shkollën që njihej si Ilaz Kuka, arrestohet Zenel Kabashi, në prani të nxënësve.* |
| | |
| **28 gusht 1950** | *Gjykata e Qarkut në Prishtinë merr vendim për dënimin e anëtarëve të GLP- së, në mesin e të cilit grup ishte edhe Zenel* |

| | |
|---|---|
| | *Kabashi, i cili dënohet me 6 vjet burg të rëndë, ndërsa komplet grupi prej 22 anëtarëve janë dënuar me 297 vjet burg.* |
| **11 tetor1950** | *Gjykata Supreme e Republikës së Serbisë merr vendimin e formës së prerë, duke mos ia ndryshuar asnjë presje vendimit të Gjykatës së Qarkut në Prishtinë.* |
| **6 dhjetor 1950** | *Anëtarët e Grupit të Lidhjes së Prizrenit nga Burgu i Prishtinës dërgohen për ta vuajtur dënimin në Burgun e Nishit.* |
| **30 qershor 1953** | *Nga nënkryetari i Këshillit Ekzekutiv Federativ, Aleksandër Rankoviq, i refuzohet kërkesa e Zenel Kabashit për amnesiti, sipas Nenit 11 të zbatimit të Kushtetutës së Jugosllavisë.* |
| **21 shkurt 1956** | *Pas vuajtjes së dënimit, të martën, më 21 shkurt 1956, në ditën kur u mbushën 6 vjet të heqjes së lirisë, Zeneli lirohet dhe më 22 shkurt arrin në Prishtinë, ndërsa më 23 shkurt 1956 vjen në Prizren.* |
| | *Regjistrohet në Fakultetin e* |

| | |
|---|---|
| **4 shtator 1956** | *Shkencave Matematiko - Natyrore të Universitetit të Shkupit, në Grupin e Biologjisë.* |
| **18 nëntor 1958** | *Shpallet i paaftë për shërbimin ushtarak në JNA, pas shumë kamoflimeve dhe paraqitjeve se gjoja nuk është në gjendje të mirë shëndetësore.* |
| **tetor 1961** | *Punësohet në Normalen e Prizrenit, duke u dhënë mësim klasave të dyta dhe të treta në lëndët: Biologji, Kimi dhe Edukatë Teknike.* |
| **4 nëntor 1961** | *Diplomon, më 4 nëntor 1961 në Fakultetin e Shkencave Matematiko- Natyrore të Universitetit të Shkupit në Grupin e Biologjisë, ndërsa më 31 dhjetor 1961 pajiset me diplomë me nr. 327.* |
| **qershor 1962** | *Zenel Kabashi përjashtohet nga shkolla ku punonte profesor, për arsye se njerëzit me bindje nacionaliste nuk duhet ta helmojnë brezin e ri.* |
| **qershor 1963** | *Zenel Kabashi punësohet si laborant në Thertoren e "Kosmet – Exprotit" në Fushë Kosovë.* |
| **7 maj 1965** | *Zenel Kabashi martohet me* |

| | |
|---|---|
| | *Nybyvete Kubatin, e lindur më 8 dhjetor 1944, vajza e prinëdrve Iljaz e Naile Kubati.* |
| **15 korrik 1966** | *Zenel Kabashi, kthehet në Prizren dhe punësohet në Thertoren e "Progres-Exprortit".* |
| **1987** | *Pas ndërrimit të disa vendeve të punës në kuadër të Ndërmarrjes Punuese "Progres", në verën e vitit 1987 pensionohet para kohe.* |
| **3 maj 1992** | *Zenel Kabashi bashkëthemelon PNDSH -në në Prishtinë me një grup shokësh me ide nacionaliste.* |
| **24 tetor 1993** | *Zenel Kabashi bashkorganizon Kuvendin e Parë të PNDSH-së.* |
| **13 shkurt 1995** | *Zenel Kabashi arrestohet dhe burgoset nga UDB-ja në Prizren.* |
| **18 prill 1995** | *Zenel Kabashi dënohet me dy vjet burg nga Gjykata e Qarkut në Prizren.* |
| **12 tetor 1995** | *Gjykata e Apelit në Beograd ia ul dënimin në një vit, të cilin e vuan në Burgun e Dubravës.* |
| **13 shkurt 1996** | *Zenel Kabashi lirohet nga Burgu i Dubravës dhe kthehet në Prizren.* |

| | |
|---|---|
| **Maj 1999** | *Zenel Kabashi dëbohet nga Kosova me dhunë për në Shqipëri.* |
| ***20 qershor 1999*** | *Pas përfundimit të luftës së UÇK-së, kthehet në Prizren dhe rinis aktivitetin e tij politik.* |
| ***28 tetor 2000*** | *Zenel Kabashi, nga radhët e PNDSH-së dhe Ballit Kombëtar, zgjidhet këshilltar i Asamblesë Komunale në Prizren.* |
| ***28 nëntor 2000*** | *Zenel Kabashi zgjidhet kryetar i parë i Ballit Kombëtar në Prizren.* |
| ***22 maj 2004*** | *Zenel Kabashi zgjidhet kryetar Nderi i Ballit Kombëtar – Komiteti i Prizrenit.* |
| ***12 korrik 2004*** | *Zenel Kabashi emërohet anëtar i përhershëm i Ballit Kombëtar të Kosovës.* |
| **20 gusht 2006** | *Zenel Xhemal Kabashi vdes në Prizren, duke lënë pas vete: gruan Mybeveten, tri vajzat: Teutën, Dardanen, Elitën dhe djalin Xhemalin, si dhe shumë nipa e mbesa.* |

# *Parathënie*

*Gjatë hartimit të një monografie, shumë herë ndodh që autori disa të dhëna, kujtime, njohje, nuk mund t'i sistemojë brenda strukturës së librit, me qëllim që të mos flasë në vetën e parë. Prandaj, shumë nga ato të dhëna mund të shkruhen në parathënie, për ta prezantuar sa më të plotë portretin njerëzor, moral dhe veprimtarinë e personazhit, të cilit i kushtohet kjo monografi. Në rastin tonë, para se të flas për Zenel Kabashin, e shoh të udhës t'i përmend disa momente, kujtime për Zenel Kabashin, me të cilin kisha fatin që në vitin 2000 të njihem përmes dajës së babës tim, të burgosurin politik Bedrush Çollaku, kur të tretë ishim zgjedhur këshilltarë të Kuvendit Komunal të Prizrenit.*

*Njohja ime me Zenel Kabashin dhe bisedat e herëpashershme në lidhje me veprimtarinë e tij për lëvizjen atdhetare të viteve të para të pas Luftës së Dytë Botërore, ndikuan që unë të interesohem më shumë për figurat atdhetare që lindën, jetuan dhe vepruan në Has. Kështu interesimi im i parë ishte për dajën e gjyshit, Hajdar Malokun, për të cilin Zeneli më fliste me respekt të madh, pasi e kishte pasur profesor në Gjimnazin e Prizrenit. Ndërsa interesimi i dytë imi ishte për prefektin e parë të Prefekturës së Kosovës, Bedri Pejanin. Dhe, mbaj mend se kur e përmenda emrin e Bedri Pejanit, sytë e bacës Zenel iu mbushën me lot dhe më zgjati duart e më përqafoi, duke më thënë: "Të faleminderit që po ma kujton njeriun, që familja ime Kabashi e konsideronin anëtar të familjes, i cili më brumosi dhe më grishi të jem në ballë të sfidave gjatë gjithë jetës!"*

*Unë, duke mos e ditur lidhjen shpirtërore të Zenel Kabashit me Bedri Pejanin, këmbëngulja që të dija diçka më tepër, por lotët që i rridhnin, flisnin më shumë se çdo fjalë, që do të më thoshte ai për herë të parë. Dhe në këtë mënyrë takimet tona u shpeshtuan dhe vazhduan për disa vite. Në ndërkohë, sa herë që shkoja në Shkodër dhe e takoja Mentor Qukun, ai me jepte nga një libër për t'ia sjellë bacës Zenel dhe kështu arrita që ta njoh edhe më*

*mirë veprimtarinë e tij. Dhe kur Berat Batiu, me pëlqimin e të birit të tij Xhemali më propozoi për ta bërë këtë monografi, e pranova me kënaqësi meqë kisha një orientim se nga ta nisja dhe më kë të bisedoja për ta kompletuar këtë monografi. Gjithashtu, për pikat orientuese të monografisë, më kanë ndihmuar të dhënat e bashkëshortes së Zenel Kabashit, të fëmijëve të tij dhe të nipave të Zenelit.*

*Një ndihmesë të madhe, që më ka ndihmuar, janë edhe tri shkrimet e shkurtra autobiografike, të lëna në dorëshkrim nga vetë Zenel Kabashi. Këto shënime për jetëshkrimin e tij, në një farë mënyre, e kanë zbutur pak edhe mungesën e një ditari, të mbajtur nga vetë baca Zenel. Prandaj, e kam parë të udhës që t'u drejtohem atyre që patën fatin të njihen, duke filluar nga shokët e studimeve, nxënësit e shkollës fillore dhe nxënësit e shkollës së mesme, pastaj bashkëveprimtarët, fqinjët, avokati Ethem Rogova, bashkëshortja dhe të afërmit tjetër të tij. Me këtë rast gjej rastin, që t'i falënderoj të gjithë për gatishmërinë e tyre për t'i mbledhur të dhënat për këtë monografi.*

*Nga të gjitha këto rrëfime e shënime të mbledhura, del pikëshikimi i të tjerëve për veprimtarinë atdhetare të Zenel Kabashit. Këto rrëfime e plotësojnë mungesën e ditarit, sepse sa më shumë njerëz që e kanë njohur Zenel Kabashin, rezulton se veprimtaria e tij ka qenë e madhe dhe domethënëse për gjithë hapësirën shqiptare. Që kujtimet të mos zbehen dhe detajet të mos vdesin, kam biseduar edhe me njerëz që nuk janë pajtuar me ideologjinë e Zenel Kabashit dhe grupit të tij, pavarësisht ngjyrimeve, "temperaturave", e vërteta e tyre, krijon pamje aq sa ka fuqi fjala, kujtimi dhe aftësia shprehëse e dëshmitarëve.*

*Gjatë mbledhjes së shënimeve ka qenë e pamundur ikja nga këto situata, kur narratori nuk di ta zhvillojë ngjarjen dhe përfundon me konstatime morale: ka qenë i guximshëm, i pathyeshëm, i paluhatshëm, nuk është nënshtruar, ka qenë i zoti shumë krenar etj., por kur i provokoja ata shpërthenin në rrëfimet më të detajuara, duke e nxjerrë në shesh figurën e vërtetë të Zenel Kabashit. Gjithashtu, gjatë mbledhjes së të dhënave, ka pasur raste,*

*që nga katër e pesë herë më është dashur t'i takoja njerëzit për ta nxjerrë qoftë një paragraf.*

*Një ndihmesë të madhe për kompletimin e kësaj monografie më ka dhënë edhe botimi i ditarit të Gjokë Spaçit, përgatitur nga Bajram Mjeku, pastaj fëmijët dhe të afërmit e Grupit të Lidhjes së Prizrenit, të cilët për respektin që ruanin për Zenel Kabashin, më afruan kujtimet e tyre për prindërit e tyre. Por, gjithsesi gjatë hartimit të kësaj monografie kam hasur edhe në disa probleme, si pikë e parë për gjithë Grupin e Lidhjes Shqiptare në Agjencinë Shtetërore të Arkivave të Kosovës mungojnë procesverbalet e marrjes në pyetje gjatë fazës së hetimeve. Kjo, sipas fëmijëve të anëtarëve të Grupit të Lidhjes së Prizrenit, njëri ndër dëshmitarët e këtij procesi, por edhe zbuluesi e lajmëruesi i kësaj organizate, më vonë do të jetë njëra ndër figurat qendrore të politikës në Kosovë dhe me gjasë, që të mos përmendet emri i tij, ai këto dokumente – dëshmi i asgjëson.*

*Gjithsesi, kontribut kanë dhënë të gjithë të intervistuarit për këtë monografi, Salajdin Krasniqi, Parim Kosova* e Berat Batiu*, që më kanë afruar mbështetje gjatë punimit të kësaj monografie.*

Monografinë "Zenel Kabashi – një jetë në shërbim të kombit" e kam konceptuar në shtatë kapituj, që në mënyrë simbolike përfaqësojnë shtatë rrathët e ferrit, që i ka përjetuar personazhi i kësaj monografie me shokët e tij nëpër burgjet serbe.

*Në kapitullin e parë, "Familja dhe fëmijëria e Zenl Kabashit", fjas për aktivitetin atdhetar të familjes Kabashi që nga momenti i zbritjes së kësaj familje nga Kabashi i Vendit në Prizren e deri te kontributi i Zenel Kabashit. Në vazhdim të këtij kapitulli, kam folur shkurtimisht për gjyshërit e Zenel Kabashit e në veçanti për gjyshin Vehbi Abdurrahman Kabashin (1861 – 1939), i cili ka kontribuar në LSHP shtatëmbëdhjetëvjeçar së bashku me babanë e tij Abdurrahman Abazin. Pastaj kam folur shkurtimisht edhe për Xhemal Kabashin, babanë e Zenelit, i cili ka dhënë një kontribut të madh për Prizrenin në gjysmën e parë të shekullit XX e në veçanti në organizimin dhe funksionimin e*

*Lidhjes së Dytë të Prizrenit, themelimin e LNDSH-së, formimin e ushtrisë së kësaj organizate politiko – ushtarake, duke qenë bashkëpunëtor i ngushtë me Bedri Pejanin, Asllan Boletinin e me shumë nacionalistë tjerë. Ndërkaq, në pjesën e dytë të këtij kapitulli për rininë dhe shkollimin e e Zenel Kabashit, kam folur për shkollimin e tij fillimisht në gjuhën serbe, pastaj përfundimin e shkollës fillore në gjuhën shqipe, liceun po në gjuhën shqipe dhe përfundimin e Normales së Gjakovës, duke qenë gjenerata e dytë dhe menjëherë pas përfundimit të normales, punësimin e tij në shkollën fillore në lagjen e Hoça Mahallës dhe më pas edhe në shkollën e mahallës Iliaz Kuka, në të cilën shkollë edhe do të arrestohet në klasë.*

*Në kapitullin e dytë bëhet fjalë për kushtet dhe rrethanat në të cilat u themelua Lidhja e Dytë e Prizrenit, LNDSH-në dhe formimin e GLP-së pjesë e të cilit grup ishte edhe Zenel Kabashi. Gjithsesi në këtë pjesë kam folur për angazhimin e familjes Kabashi, por edhe të Zenelit në veçanti, meqë ai si nxënës merr pjesë me një recitim, pastaj angazhohet në Rininë Intelektuale të Lidhjes së Dytë të Prizren e më pas angazhohet edhe në LNDSH. Gjithashtu në këtë pjesë ndalem në veçanti për themelimin e Grupit të Lidhjes së Prizrenit, i cili grup zihet, arrestohen dhe dënohen 22 anëtarë të këtij grupi, ku më i riu nga i gjithë grupi ishte Zenel Kabashi.*

*Në mungesë të proceseve të marrjes në pyetje, në këtë pjesë e kam prezantuar aktgjykimin e formës së prerë dhe kam sjellë disa nga kujtimet e ruajtura për sfidat gjatë vuajtjes së dënimit në Burgun e Prizrenit dhe në veçanti për keqtrajtimet në Burgun e Nishit, jo vetëm të tij, por edhe të grupit të tij.*

*Në kapitullin e tretë flas për jetën e Zenel Kabashit pas lirimit nga Burgu i Nishit, fillimin e studimeve në Shkup dhe pastaj shkuarjen në shërbim ushtarak dhe nxjerrjen e tij nga ushtria si i paaftë, për shkak të kamuflimeve të tij, që të mos e vazhdojë shërbim ushtarak, për ta kryej fakultetin. Po në këtë kapitull flas edhe për diplomimin në Fakultetin e Shkencave Matematiko – Natyrore, Dega e Biologjisë, punësimin në Normalen e Prizrenit dhe përjashtimin e tij si*

*nacionalist, pastaj punësimet tjera deri te pensionimi i tij i parakohshëm në vitin 1987. Gjithsesi, punësimi i tij në "Progres" i ka dhënë mundësinë që ai t'u ndihmojë shokëve të burgut dhe familjarëve të tyre dhe këtë e ka bërë duke qenë i ndërgjegjshëm për angazhimin e tij.*

*Në kapitullin e katërt flas gjerësisht për arrestimin e dytë të Zenel Kabashit, i cili bëhet jo gjithaq për veprat penale me të cilat ngarkohet, se gjoja ka rrezikuar copëtimin e Serbisë përmes programit politik të Ballit Kombëtar, sesa për shkak të veprave për të cilat e ka përfunduar dënimin e konkretisht publikimit se ku gjendet varri i Bedri Pejanit dhe dhënia e një interviste në gazetën "Zëri". Me rastin e arrestimit të dytë, ai dënohet me dy vjet heqje lirie dhe një pjesë të burgut e kalon në Burgun e Dubravës, ku ishte i burgosur edhe Ukshin Hoti, me të cilin në burg ka pasur takime të shpeshta, në kohën kur i nxjerrin në shëtitje dhe me atdhetarë të tjerë.*

*Në kapitullin e pestë kryesisht kam bërë fjalë për jetën dhe veprimtarinë e Zenel Kabashit pas çlirimit të Kosovës dhe angazhimin e tij në bashkimin e forcave të djathta në një parti politike, për të qenë më afër qytetarëve dhe si e vetme më lehtë të mund ta prezantojë nacionalizmin shqiptar, përkatësisht të trumbetojë bashkimin e trojeve shqiptare si opsioni i vetëm i realizimit të aspiratave kombëtare. Gjithashtu, kontributi i tij i madh ka qenë në vitet e para të afrimit të ndarjeve të Ballit edhe në Shqipëri etj.*

*Në kapitullin e gjashtë kam prezantuar disa shkrime që janë shkruar për Zenel Kabashin në shtypin e kohës si dhe një jetëshkrim më të gjatë të shkruar nga vetë ai. Po në këtë kapitull kam sjellë një përkujtim dedikuar Destan Billushës. Pra, me pak fjalë, në këtë kapitull shihet se veprimtaria e tij atdhetare ka qenë mjaft e njohur për opinionin e Kosovës, meqë disa herë ka qenë pjesë e shtypit të kohës, intervistave televizive.*

*Në kapitullin e shtatë me titull "Të tjerët për Zenel Kabashin", me qëllim që të shihet edhe më qartë dhe më e definuar veprimtaria e Zenel Kabashit, kam përzgjedhur disa nga mendimet e bashkëkohanikëve të tij, të cilët ishin*

*gjallë, ku nis*a të përgatis *k*ëtë *monografi dhe me ata që sot ende janë gjallë. Në këtë pjesë kam sjellë konsideratat e tyre për Zenel Kabashin, siç janë: Dr. Yll Zajmit, Dr. Ilir Kelmendi, Dr. Shefqet Hoxha, Xhemal Meçi, Adriatik Alimadhi, Esmer Alijaj, Asim Biba, Basri Elezi, Xhemal Aranliu, Ethem Rogova, Nijazi Jusufi, Qazim Kabashi dhe Sejdi Kabashi*[i].

# KONTRIBUTI I FAMILJES SË ZENEL KABASHIT PËR ÇËSHTJEN KOMBËTARE NGA SHEKULLI XVIII E DERI MË SOT

Kabashasit kanë arsye të shumta që të krenohen për të kaluarën e tyre historike dhe për kontributin që kanë dhënë për çështjen kombëtare në historinë shqiptare. Unë, në këtë monografi, nuk do të flas për historikun e Kabashit, as si fshat e as si shtrirje e këtij fisi në hapësirën shqiptare, por do të përqendrohem kryesisht për familjen e Zenel Kabashit, përkatësisht për prindërit e tij, gjyshin dhe vijën vertikale të familjes së tij. Pra, për çdo gjë që lidhet me Zenel (Zejnel, Zenelabedin)[1] Kabashin.

Roli dhe kontributi i kësaj familjeje për edukimin e brezave, për kontributin e tyre për çështjen kombëtare në periudha të ndryshme kohore është i madh dhe i çmuar. Në veçanti do të ndalem për kontributin e Zenel Kabashit, të cilit i dedikohet kjo monografi, por nuk do të lihet anash as kontributi i babait të tij, Xhemalit, dhe gjyshit të tij Vehbiut, të cilët ishin ndër personalitet më të shquara të Prizrenit e të regjionit. Së fundmi, Zeneli e ka trasuar rrugën e nisur të tyre, për të dhënë kontribut për çështjen kombëtare, si në rrafshin e arsimit të brezave, ashtu edhe në aspektin e organizimit dhe përcaktimit politik, që ishte rreshtim i drejtë dhe i

---

[1] *Personazhi i kësaj monografia në bazë të shënimeve që kemi pasur në posedim, na del se emri i tij është i shënuar në tri forma: Zejnel, Zenelabedin dhe së fundmi Zenel. Pavarësisht se si është shkruar emri i tij, të gjithë ata që e kanë njohur e kanë thirrë si Zenel, mirëpo pas vdekjes, kur është dashur t’i rregulloj dokumentet për bartjen e pensionit dhe nevojave tjera, është dashur që të përmirësohet zyrtarisht emri i tij nga Zenel në Zejnelabedin, me të cilin emër ka pasur më shumë dokumente dhe ka qenë në fakt i regjistruar në librin amë të të lindurve. Ky korrigjim i emrit është bërë me anë të aktvendimit Nr. 200-1172 të datës 14. 9. 2006. Pavarësisht këtij vendimi, shokët, miqtë, bashkëveprimtarët, fëmijët e shokëve vazhdojnë t’i ruajnë kujtimet për te si Zenel Kabashi.*

mbështetur në parimet e shëndosha të çështjes kombëtare.

Në fillim duhet të jap disa sqarime në lidhje me ardhjen e të parëve të Zenelit nga Kabashi i Vendit në Prizren, e që për këtë çështje ka dy mendime: Mendimi i parë lidhet me faktin se të parët e Zenelit kanë ardhur në Prizren diku në fillim të shekullit XIX, përkatësisht në kohën kur nga Kabashi kanë lëvizur edhe banorët e Kabashit në trevën e Moravës së Epërme. Sipas gojëdhënave, që ruhen nga të moshuarit, mendohet se edhe kabashasit, që u vendosën në Prizren (fjala është për familjen e Zenel Kabashit), por edhe ata që shkuan nga Kabashi në Moravë të Epërme, janë të një trungu dhe janë më të afërm sot me kabashasit, që e kanë mbiemrin Muçaj.[2] Në lidhje me këtë mendim flasin edhe dëshmitë që ruhen në Basbakanllik Arsivi të Stambollit në arkivat osmane, përkatësisht, të dhënat e nxjerra nga CV-ija e Vehbi Abdurrahman Kabashit si i zgjedhur i popullit deputet në Parlamentin Osman në vitin 1908. Sipas shënimeve të nxjerra nga librat që flasin për Parlamentin Osman, për Vehbi Kabashin thuhet se ai ka qenë dy herë pjesë e Parlamentit si përfaqësues i Prizrenit. Për herën e parë, nuk thuhet saktësisht se në çfarë kohe ishte, por mund të kuptohet se ishte pas shpalljes së amnistisë së vitit 1885. Ndërsa, për herë të dytë, ishte kur Vehbi Abdurrahman Kabashi i quajtur Vehbi Efendiu, sipas shkresave zyrtare, shkruhet se lindi në vitin 1861 në Prizren. Të dhënat e plota biografike të Vehbi efendiut gjenden në CV-në e deputetëve të zgjedhur në Parlamentin Osman si përfaqësues i Prizrenit në nëntor 1908.[3] Pra, sipas këtyre të dhënave, që ruhen në arkivat në Stamboll, rezulton se Vehbi Abdurrahman Kabashi ka lindur në Prizren ku mendohet se ka lindur

---

[2] *E dhënë gojore në shkurt 2023 e Azmi Xhevdet Kabashit, lindur më 1941 në Prizren, Qazim e Sejdi Kabashit etj. .*

[3] *İhsan Güneş, Türk Parlamento Tarihi, Türk Parlamento Tarihi - Meşrutiyete Geçiş Süreci - I. ve II. Meşrutiyet [I.Cilt] - Ayân ve Mebûsân Meclisleri Üyelerinin, Özgeçmişleri, Ankara, 1998, s. 460.*

edhe babai i tij Abdurrahmani rreth vitit 1830, ndërsa për gjyshin e Vehbi Kabashit, Mulla Abazin e parë, mendohet se mund të ketë lindur në Kabash të Vendit e të ketë ardhur në Prizren për t'i ndjekur mësimet në shkollat e kohës, në kapërcyell të shekullit XVIII dhe fare në fillim të shekullit XIX. Se ka lindur Vehbi Kabashi në Prizren, e pohon edhe Rrahman Rexhaj në monografinë për Kabashin, ku thekson se Vehbi Abdurrahman Kabashi ka lindur në vitin 1856 në Prizren.[4] Së këndejmi rezulton se që nga Mulla Abazi i parë në kohën kur ai kishte ardhur për t'i ndjekur mësimet, për të cilin mendohet se është edhe themelues i lagjes së Kabashëve në Prizren,. "I gjithë Prizreni është mburrur për kontributin e Mulla Abazit të parë, por edhe të nipit të tij që e përtëriu emrin e tij, i cili ishte i shkolluar, i ndershëm dhe kontribuoi shumë për prizrenasit i njohur edhe si Abaz efendiu. Ai ishte themelues i lagjes së Kabashit, lagje kjo që u bë e njohur dhe e rëndësishme për Prizrenin. "Për kontributin e tij kisha dëgjuar si fëmijë nga babai dhe nga gjyshi."[5]

Kjo kohë përkon edhe me versionin e kabashasve nga Morave e Epërme, të cilët, nisur nga tradita gojore, thuhet se fshatin e formuan katër familje të ardhura nga Kabashi i Vendit të Prizrenit, që këta u vendosën në tokat midis Përroit të Binçës dhe Përroit të Smirës.[6] Zenun Kabashi në monografinë e tij shton se kabashasit e Morovës së Epërme u vendosën aty ku janë edhe sot në mes të viteve 1783—1787, duke llogaritur një brez prej 30 – 35 vjetësh dhe shton se në Kabash të Moravës tani jeton brezi i gjashtë.[7] Nëse merret mesatarja e një brezi 25 vjet, siç në fakt llogaritet nga pjesa më e madhe e antropologëve në botë, i bie se kabashasit e Moravës së Epërme nga Kabashi i Vendit të Prizrenit janë vendosur aty ku jetojnë edhe sot para 150 vjetëve shto edhe 20 vjet

---

[4] *Rrahman Rexhaj, Kabashi i vendit- Prizrenit në rrjedha të historisë, "Fidani", Prizren, 2022, f. 197.*

[5] *E dhënë gojore e Xhemal Herenit, lindur më 1930 në Prizren.*

[6] *Zenun Kabashi, Kabashi i Moravës së Epërme, Prishtin., 2003, f. 26.*

[7] *Të shihet më gjerësisht Zenun Kabashi, vepra e cituar, f. 28.*

nga botimi i librit që i bie 170 vjet, që përkon saktësisht me kohën kur Mulla Abazi ka zbritur nga Kabashi në Prizren. Këtë mendim e pohon edhe Azmi Xhevdet Kabashi, i cili shton se disa herë e ka dëgjuar nga babai i tij dhe nga kabashasit e Moravës se në të njëjtën kohë jemi larguar nga Kabashi dy palët. Me ç'rast disa shkuan në Moravë për shkak të tokës së punës dhe familja jonë u vendos këtu në Prizren për arsye të vazhdimit të shkollimit. Kur më ka vdekur gjyshi, mua më caktojnë t'i lajmëroj në Kabash të Vitisë te Miftar Kabashi, që ka jetuar 100 vjet dhe më tha se kur keni dalë ju në Prizren, ne kemi dalë në Viti, se deri atëherë kemi qenë në Kabash edhe ne edhe ju.[8]

Ndërsa, mendimi i dytë përfaqësohet nga Xhemal Meçi, i cili mendon se Vehbiu ka lindur në vitin 1856 në Kabash, duke u shprehur: "Vehbi Kabashi u lind në Kabash të Vendit Prizrenit më 1856, ku u edukua me frymën atdhetare të Rilindjes Kombëtare."[9] Meçi është i mendimit se familja e Vehbiut në kohën e Lidhjes së Prizrenit u shpërngul nga fshati dhe u vendos në Prizren.

Mbështetur nga këto mendime, por edhe në të dhënat nga të moshuarit prizrenas, ne mendojmë se familja Kabashi në Prizren rrëzë varrezave të lashta shqiptare, që deri vonë njiheshin me emërtimin "Varret e Shukne", përkatësisht fare afër administratës së Perandorisë Osmane në Prizren, që me kalimin e kohës shumë vite para Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, kjo lagje nisi të thirrej si "Lagjja e Kabashëve". Vendosja e familjes Kabashi në lagjen më të urbanizuar e përparuar në Prizren në fillim të shekullit XIX ndikoi në masë të madhe që kjo familje brenda pak kohe të bashkëngjitet në rrethin e familjeve më përparimtare prizrenase e në veçanti për aspektin e edukimit dhe shkollimit. Me kalimin e kohës, familja Kabashi nisi ta zgjerojë pasurinë e saj të paluajtshme dhe brenda disa dekadave, u bë

---

[8] *E dhënë gojore e Azmi Xhevdet Kabashit, lindur më 1941 në Prizren.*

[9] *Xhemal Meçi, Kabashi, Puka që në lashtësi – 2. Tiranë, Tiranë, 2008, f. 453.*

familje e pasur me shumë hektarë tokë të punës e në veçanti të vreshtave. Sipas kujtesës historike, mendohet se i pari person i shkolluar ishte stërgjyshi i Vehbiut, pra babai i Abaz Kabashit e më pas gjyshi dhe babai i tij Abdurrahmani, që i kishte ndjekur mësimet në Medresenë e Prizrenit. Ndërsa, i pari i kësaj familjeje, që kishte kryer fakultetin, ishte Vehbiu, i cili me iniciativën dhe nxitjen e gjyshit të tij Abazit, pasi e kishte kryer gjimnazin e kishte kryer Fakultetin Juridik. Shkollimi i Vehbiut, inkuadrimi në punë, emërimi vali në një qytet të rëndësishëm të Perandorisë Osmane, siç ishte Selaniku,[10] pastaj zgjedhja e tij deputet në Parlamentin Osman e bënë edhe më të nderuar familjen Kabashi në Prizren.

Tani, Prizreni, përmes familjes Kabashi, kishte një zë më të ndërgjegjshëm dhe më të vendosur, që e përfaqësonte Prizrenin me rrethinë, në parlament dhe i mbronte me dinjitet interesat e qytetit të tij të lindjes e të regjionit. Pikërisht për këtë arsye në shumë qarqe intelektuale në mbarë hapësirën shqiptare do ta thërrasin si Vehbi Prizreni. Dhe këtë epitet ai nuk e kishte marrë pa pasur merita, përkatësisht pa qenë i interesuar për përfaqësimin me dinjitet të qytetit kudo ku ka punuar. Në veçanti kështu do ta quanin intelektualët shqiptarë, që vepronin anekënd Perandorisë Osmane e në veçanti anëtarët e Shoqërisë së të Shtypurit Shkronja Shqip, e themeluar më 12 tetor 1879 në Stamboll, anëtar i së cilës Vehbiu do të jetë që nga viti 1882. Ndërsa, një pjesë tjetër e njerëzve e thërrisnin Vehbi Efendiu etj.

Kontributi i Mulla Abazit të parë, pos si hoxhë intelektual, ishte i njohur edhe si pajtimtar, i cili kishte arritur që të pajtonte disa familje të hasmuara në Prizren dhe rrethinë. Popullariteti i tij si pajtimtar i njohur do të përcillet edhe në të ardhmen brez pas brezi. Rrugën e tij si urtak e ka vazhduar edhe Abdurrahman Kabashi, por Abdurrahmani kontributin e tij më të madh e dha duke

[10] *Për kohën e saktë të shërbimit në Selanik, nuk kemi arritur të gjejmë të dhëna të shkruara, por jemi mbështetur në të dhënat gojore të familjarëve.*

qenë aktiv në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, duke qenë bashkëpunëtor shumë i ngushtë i Shuaip Spahisë. Në këtë mënyrë, duke bashkëpunuar me Shuaip Spahinë, Abdurrahmani do të njihet me familjen atdhetare Gjoni, me të cilën do të miqësohet duke e martuar Vehbiun me bijën e kësaj familjeje atdhetare, miq shekullor me familjen Perolli, që në fakt ishin familje të ardhura shumë dekada më parë nga i njëjti vend në Prizren, përkatësisht nga fshati Peroll dhe Kosturr. Në këtë mënyrë kontributi i Abdurrahmanit në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit e bëri edhe më të njohur familjen Kabashi dhe në përgjithësi ndikoi në ngritjen e vetëdijes kombëtare, mobilizimin edhe të një pjese tjetër të të rinjve në radhët e ushtrisë së Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Abdurrahman Abaz Kabashi, veç aktivitetit të madh në forcimin dhe në shtrirjen e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, ai e angazhoi të birin Vehbiun, që në moshë të re të jetë pjesë e lëvizjes kombëtare. Në këtë mënyrë, Vehbiu ishte pajisur me ide kombëtare si gjimnazist në Stamboll, meqë atje për herë të parë do të kuptonte edhe më shumë për rëndësinë historike të Prizrenit dhe për idenë e vendosjes së Prizrenit kryeqytet të shqiptarëve, sepse qyteti i Prizrenit është qytet i madh i Shqipërisë dhe ai hyn në radhën e qyteteve më të rëndësishme të Gadishullit të Ballkanit me gjithsej 46.000 banorë.[11] Kështu Vehbiu, gjimnazist i Stambollit, vjen në Prizren, dhe radhitet ndër të rinjtë vullnetarë të Lidhjes, për ta vazhduar më pas aktivitetin e tij atdhetar krejt deri në shuarjen e Lidhjes. Shembulli i Vehbi Kabashit ishte për t’u përshëndetur nga të rinjtë shqiptarë, i cili në moshën njëzetvjeçare u rreshtua në ushtrinë vullnetare të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit me shumë të rinj tjerë nga Prizreni dhe rrethina. Në fakt, Vehbiu, edhe në kohën kur u mbajt mbledhja e LSHP -së, ishte i angazhuar me të rinjtë prizrenas për ta ndihmuar këtë nismë. Vehbi Kabashi si ushtar i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit do të jetë

[11] *Grup autorësh, Me pushkë dhe penë, për liri e pavarësi, "8 Nëntori", Tiranë, 1978, f. 71.*

pjesëmarrës në shumë aksione, si në Gjakovë, në Prizren dhe më vonë edhe në zona tjera, ku u zhvilluan luftime. Veprimtaria e tij atdhetare dhe ushtarake, shpejt do të bjerë në sy dhe në vjeshtën e vitit 1881, së bashku me t'et për disa muaj deri në pranverë të vitit 1882, do të strehohen në Kabash dhe në fshatrat përreth. Në pranverën e vitit 1882 Vehbiu, me ndihmën e disa miqve të babait të tij, do të vendoset në Stamboll. Me të arritur Vehbi Kabashi në Stamboll, bie në kontakt me intelektualë të shumtë shqiptarë, të cilët do ta ndihmojnë që të regjistrohet në Fakultetin Juridik. Në vitin 1885, kur do të shpallet amnistia për të gjithë pjesëmarrësit e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, edhe Vehbiu, si shumë shqiptarë tjerë, do të kthehet përkohësisht në Prizren. Pas një kohe jo shumë të gjatë të qëndrimit në Prizren, ai do të martohet me vajzën e një familjeje atdhetare prizrenase, siç e theksuam familjen e Adem Aga Gjonit, miq me familjen Perolli, përkatësisht me familjen e Shuaip Spahisë.[12]

Pas martesës, ai sërish kthehet në Stamboll për t'i përfunduar studimet si jurist dhe me t'i përfunduar studimet, gjen punë në Stamboll dhe atje vendoset me bashkëshorten. Për pak kohë ai do të caktohet Vali i Selanikut dhe kështu nga viti 1889 Vehbiu u bë pjesë e administratës shtetërore të Perandorisë Osmane, por çdo herë duke e ruajtur respektin dhe dëshirën për ta ndihmuar çështjen kombëtare. Vehbiu, duke qenë vali në Selanik, shprehu pakënaqësitë e para kundër regjimit të Perandorisë Osmane, në veçanti për padrejtësitë që i bëheshin pjesëtarëve të popullit shqiptar.

Dhe, për këtë arsye atë shumë shpejt do ta nisin ta shohin zyrtarët osmanë si njeri të papërshtatshëm, që ndikoi në pushimin nga puna si vali. Por, ai vazhdoi punën edhe për një kohë në Selanik e në Stamboll, meqë njihej si jurist shumë i zoti dhe vizionar. Në këtë periudhë, Vehbi Kabashi do të njihet me Mehmet Akif

[12] *Të shihet më gjerësisht, Qemal Mata, Shuaip Fejzullah Spahiu (monografii). Prizren, 2003 f. 34-53.*

Ersoy, i cili ishte më ri në moshë, por që edhe ai kishte bërë emër në Stamboll. Veprimtaria e Vehbi Kabashit në Stamboll, te përfaqësitë diplomatike të huaja, duke kërkuar kthimin e muhaxhirëve, zgjidhjen e çështjes shqiptare, nuk shihej me sy të mirë në Stamboll. Andaj, për këtë arsye, shumë shpejt ai do t'i bashkohet krahut kundërshtar të Perandorisë Osmane, përkatësisht do të jetë në njëfarë mënyre me krahun e xhonturqve të rinj, me shpresën se do ta ndihmojnë më shumë në plotësimin e kushteve të popullsisë shqiptare.




***Kopertina e librit të İhsan Güneş, për deputetët e parlamentit turk***

Kjo afërsi e Vehbi Kabashit, por edhe e intelektualëve tjerë shqiptarë, ndodhi pikërisht për faktin se shpresonin në ndryshimin e reformave, që do të ndryshojë pozita politike e popullit shqiptar. Në këtë mënyrë programi demagogjik i tyre për njohjen e kombësisë dhe të drejtave demokratike popujve të robëruar, si dhe mbrojtja e vendit nga synimet grabitqare të shteteve fqinje e të tjera, ngjallën simpati për ta në popullsinë shqiptare. Duke pasur përkrahjen e lëvizjes sonë kombëtare si dhe të oficerëve shqiptarë në ushtrinë osmane, xhonturqit, më 23 korrik të vitit 1908, proklamuan Hyrrijetin (Lirinë) dhe shpallën rivendosjen e Kushtetutës.[13] Madje, kjo kushtetutë ishte edhe arsyeja pse disa intelektualë i besuan xhonturqve, se me ardhjen e tyre në pushtet, do të arrihet bashkimi i katër vilajeteve shqiptare në një dhe mosnënshtrimi i popullit shqiptar nga shtetet e reja të pavarësuar nga Perandoria Osmane.

[13] *Shukri Rrahimi, Kryengritjet shqiptare në Kosovë më 1909 – 1912, në Kosova, Nr. 1, Prishtinë, 19972,f. 6.*

Duke qenë se Vehbi Kabashi me veprimtarinë e tij atdhetare ishte bërë emër në Stamboll, ku siç theksuam kishte krijuar miqësi me një numër të madh të intelektualëve shqiptarë, që jetonin dhe vepronin në atë kohë në Stamboll, bëri që të jetë pjesë e listës së deputetëve të parlamentit të tretë të Asamblesë së Madhe Kombëtare Osmane të vitit 1908, që fituan mandatin nga 17 dhjetor 1908 - 18 janar 1912. Kështu prej 288 deputetëve, sa kishte kjo legjislaturë, 27 prej tyre ishin shqiptarë, në mesin e të cilëve Hasan Prishtina, Ismail Qemajli, Aziz Vrioni, Gani Bej Frashëri, Murteza Beu, Esat Pasha, Riza Beu, Shaqir Beu (nga Shkodra) dhe katër deputet nga Vilajeti i Prizrenit: Mehmet Emin Efendia, Sherif Beu, Vehbi Efendi (Kabashi shënimi ynë) dhe Jahja Beu.[14] Në të vërtetë sipas historianit Kernan Olgun, Vehbi Kabashi në zgjedhjet e vitit 1908 nuk ishte kandidat për deputet, por deputet i Prizrenit Mehmet Emin Efendi (intelektual dhe patriot i dëshmuar), i cili pasi emërohet Myfti i Prizrenit më 26 dhjetor 1909 dhe në vend të tij me 58 vota u zgjodh Vehbi Efendiu më 21 nëntor 1910 dhe dekretimi i tij u miratua më 2 dhjetor 1910.[15]

Veprimtarinë e deputetëve shqiptarë, por edhe të popujve tjerë, studiuesit turq e shprehën kështu: “Deputetët e Parlamentit Osman, nga origjina të ndryshme, me tradita tjera, që vijnë nga histori të ndryshme, sisteme e besime tjera, për të bërë punë në sfond për anëtarët e parlamentit, që flasin gjuhë të ndryshme, është si të hapësh një pus me gjilpërë, sepse duke punuar nën çatinë e Parlamentit Osman, shumë prej tyre ishin individë të shteteve të reja që më vonë u

---

[14] *https://tr.wikipedia.org/wiki/Meclis-i_Meb%C3%BBsan_3._d%C3%B6nem_mebuslar%C4%B1_listesi*

[15] *İhsan Güneş, Türk Parlamento Tarihi, Türk Parlamento Tarihi - Meşrutiyete Geçiş Süreci - I. ve II. Meşrutiyet [I.Cilt] - Ayân ve Mebûsân Meclisleri Üyelerinin, Özgeçmişleri, Ankara, 1998, s. 45.Kenan Olgun, 1908-1912 Osmanlı Meclis-i Mebusan'ının Faaliyetleri ve Demokrasi Tarihimizdeki Yeri, ATAM Yay, Ankara, 2008, s.85.*

shkëputën nga Perandoria Osmane.”[16] Pra, ishte një punë e vështirë, por gjithsesi të gjithë ata deputetë patën rastin që të marrin shumë mësime se si të respektohet edhe më shumë vendi dhe populli i secilit deputet. Dhe kështu kontributi i Vehbi Kabashit për çështjen kombëtare vazhdoi edhe pas përfundimit të mandatit, ku ai u caktua me një detyrë të rëndësishme administrative në Shkup. Pos Shkupit, Vehbi Kabashi punoi edhe në Manastir, ku do ta shohim edhe të birin e tij Xhemalin, në ndjekjen e shkollës ushtarake.

Pos kontributit të madh të Vehbi Kabashit, që dha për çështjen shqiptare, një kontribut të madh ka dhënë edhe djali i tij Xhemali. Xhemali, pasi babai i tij ishte vendosur në Stamboll për të punuar dhe vazhduar jetën, u interesua që rrugën e t’et dhe të familjes ta vazhdojë me veprimtarinë atdhetare në Prizren. Në këtë mënyrë ai si i shkolluar u punësua zyrtar në Prizren, por duke qenë gjithmonë në funksion të qytetarëve dhe në përballje me serbët dhe për të qenë sa më afër qytetarëve dhe çështjes kombëtare. Fillimisht në Prizren, pas shoqërisë “Rinia katolike”, që nisën aktivitetin më 1918, më 1925 në Prizren u themelua shoqëria “Sharri”, e cila që në fillim ishte bërë hale në sy për armiqtë e kulturës shqiptare.[17]



***Anëtarët e shoqërisë "Gajret", më 1930, ku janë shokët më të ngushtë të Xhamajl Kabashit, foto e huazuar nga Sokol Cena,***

Gjithsesi kontributi i Xhemal Kabashit ishte i madh në këtë drejtim, sepse ai vuri lidhje të qëndrueshme me tregtarët dhe esnafët prizrenas e në veçanti me Avdyl Kazazin e Rifat Perollin, për t’i

---

[16] *I... Türk Parlamento Tarihi - M... utiyet [I.Cilt] - Ayân ve Mebûsân M... ara, 1998, s.VII.*

[17] *... ore dhe kolonizimi në Prizren ndërmjet dy luftërave botërore 1918-1941, Prizren, 2013, f. 228.*

përkrahur të rinjtë e kësaj shoqërie. Në këtë mënyrë aktivitetin e tij atdhetar e nisi duke qenë anëtar i shoqërisë atdhetare "Gajret", që në programet e tyre kishin, pos tjerash, edhe edukimin e shkollimin e të rinjve dhe afrimin e ndihmave për familjet në nevojë, si dhe organizimin e jetës kulturore në Prizren. Xhemal Kabashi me Mehmet Aranliun kontributin më të madh do ta japin te shoqëria "Gajret", e cila e nisi ta zgjerojë aktivitetin e saj nga viti 1926,[18] ku anëtar aktiv ishte shoku i ngushtë i tij, Reshat Karjagdiu, Ibrahim Xhafer Kasëmi, Qemal Karahoda dhe kushëriri i tij Shyqeri Sylejman Kabashi e shumë të tjerë.

Anëtar aktiv i kësaj shoqërie ishte edhe Mehmet Aranliu, për të cilin i biri i tij Xhemal Aranliu dëshmon se kishte kontakte të shpeshta, ku diskutoheshin problemet e aktiviteteve atdhetare, duke dhënë një kontribut të madh në organizimin e jetës politike e ushtarake në Prizren dhe ndihmoi si intelektual, por edhe financiarisht në themelimin e organizatave politike e ushtarake antikomuniste. Në këtë drejtim Xhemal Kabashi, duke qenë bir i një veprimtari të dëshmuar, pastaj edhe stërnip i Mulla Abazit, ndihmoi shumë edhe në pajtimin e shumë familjeve, të cilat kishin ngatërresa. Por, për shkak se babai i tij Vehbiu jetonte në Stamboll, ai nuk fotografohej me shokët në aktivitete, që ndërmerreshin nga frika se mos okupatori jugosllav do ta niste për në Republikën e Turqisë, edhe ate me familje.[19] Një numër të madh të pajtimeve Xhemali i kishte arritur në fshatin e të parëve të tij dhe për këtë arsye kabashasit, sa ishin në Kabash, por edhe kur zbritën me banim në Korishë, i kanë ruajtur lidhjet dhe konsideratën. Xhemali, pasi largohet nga puna ku kishte punuar si nëpunës në komunë në kohën e Mbretërisë Jugosllave, duke dashur ta vazhdonte aktivitetin atdhetar, detyrohet të shesë një pjesë të

[18] *Sokol Cena Rrethanat kulturo – arsimore dhe kolonizimi në Prizren ndërmjet dy luftërave botërore 1918-1941, Prizren, 2013, f. 228.*
[19] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1943 në Prizren.*

madhe të pasurisë së trashëguar, vetëm e vetëm që t’u del në ndihmë familjeve skamnore, por edhe të rinjve për t’u shkolluar. Dhe për të qenë shembull i edukimit në Prizren, Xhemal Kabashi është ndër të parët qytetarë shqiptarë në gjithë hapësirën shqiptare, që vajzën e vet Rahmijen, e lejoi t’i kryente studimet jashtë vendit, përkatësisht në Itali në prag të fillimit të Luftës së Dytë Botërore, kur shkollimi i femrës shqiptare ishte ende tabu – temë, në veçanti jashtë vendit.

Xhemal Vehbi Kabashi në vitet 1943 – 1944 njihet si veprimtar i Lidhjes së Prizrenit për liri e demokraci, duke u angazhuar për një Kosovë të çliruar prej thundrës gjakatare serbe. Pas shumë aksioneve, ku mori pjesë, ai plagoset dhe për shkak të gjendjes së rëndë të plagëve u detyrua të dorëzohej për një mjekim të specializuar në spital.[20] Gjatë Luftës së Dytë Botërore, e në veçanti pasi u krijuan rrethana të reja, do t’i shohim në ballë të lëvizjes edhe anëtarët e familjes Kabashi, të cilët do të japin një kontribut të madh, ku nuk do të mungojë as kontributi i Xhemal Kabashit e më pas edhe i vajzës së madhe të tij Rahmijes, djalit Zenelit dhe i vajzës së vogël Nahires.

Familja Kabashi kishin kontribuar shumë që në Prizren të jetë familje e nderuar dhe e respektuar dhe të kenë besim pothuajse çdo familje prizrenase. Këtë besim kjo familje e ka fituar me punë dhe me angazhim të drejtpërdrejtë për çështjen kombëtare, por edhe me besnikëri. Një kontribuues i madh i çështjes kombëtare ishte edhe Xhemal Vehbi Kabashi, i cili, duke qenë person i shkolluar dhe me ndikim në Prizren, kishte një rreth të gjerë.



20

*sh*

Një kontribut të madh në mbajtjen gjallë të frymës atdhetare në familjen Kabashi ka ldhënë edhe bashkëshortja e Xhemal Kabashit, Sedif - Vlahna – Kabashi, e cila krah për krah me të shoqin ka qenë e angazhuar në lëvizjen nacionale, pasi edhe babai i saj, Ethem Aga, ishte një humanist e bashkëpunëtor i ngushtë i Abdullah Aga Karjagdiut, Musa Shehzades dhe veprimtarëve tjerë të kohës.

Pas krijimit të Lidhjes së Dytë Shqiptare të Prizrenit, familja e Zenel Kabashit ka kontribuar shumë në mbajtjen dhe përhapjen e kësaj organizate politiko – ushtarake dhe krijimin e degëve. Ndërsa, në Degën e Prizrenit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit Xhemal Vehbi Kabashi do të emërohet kryetar i kësaj dege, të cilën detyrë do ta kryejë deri sa të plagoset në luftërat me çetnikët serbo malazias në nëntor të vitit 1943. Për të shpëtuar nga vdekja Xhemalin, do ta ndihmonte Asllan Boletini dhe Bedri Pejani, i cili kishte konsideratë të veçantë për Xhemalin, konsideratë e cila sa do të vinte e do të thellohej edhe më shumë, me punën dhe aktivitetin që kishte treguar Xhemali në organizimin e Lidhjes së Dytë dhe me sigurimin e strehimit për delegatët, përmes Reshit Aga Rogovës, Ahmet Aga Suharekës. Pas plagosjes së Xhemalit, për shkak se iu desh të shërohej fshehurazi për të mos rënë morali i luftëtarëve të tjerë e kuptuan të tjerët se si e ku ishte plagosur, drejtimin e degës ose siç njihej edhe si Komitetit të degës për Prizren do ta marrë përsipër intelektuali atdhetar Reshat Karjagdiu, i cili ishte shok dhe bashkëveprimtar i Xhemal Kabashit.

Në këtë mënyrë, duke u shoqëruar me Asllan Boletinin, i cili pas pajtimit të Korishës, që kishte arritur me Budakovën, zënkë kjo që ka qenë për vite të tëra në mes këtyre dy fshatrave për shkak të bjeshkës, do të bëhet mik edhe më i shtrenjtë i familjes Kabashi e në veçanti i Xhemal Kabashit. Ndërsa, Xhemal Kabashi do të konsiderohet si urtaku më i suksesshëm, që ka arritur me urtësi e maturi të mos i lë të futen në konflikt banorët e fshatrave në mes vete. Ky kontribut i tij do të ndikojë që

respekti për te të jetë shumë i madhe nga i gjithë fshati Kabash i Vendit, Budakovë e Korishë. Dhe, në këtë mënyrë kontributi i Xhemal Kabashit ishte i madh edhe në përkrahjen e atdhetarëve të arratisur, që strehoheshin nëpër male, apo fshatra, në mënyrë që të mos binin në sy, përkatësisht të mos ziheshin nga regjimi serb, sidomos pas vitit 1945.

Xhemal Kabashi kishte bashkëpunim të mirë me Mehmet Aranliun, i cili ishte i njohur me nofkën Mami Topalli, i cili i pranonte porositë në dyqanin e tij e nga një herë në xhaminë "Emin Pasha". Aty takohej axha Xhemal me babanë tim dhe i ndanin detyrat, përkatësisht bashkërisht i kryenin porositë e shokëve veprimtarë të çështjes kombëtare.[21] Një dëshmi të kësaj veprimtarie e hasim edhe në një procesverbal të marrjes në pyetje të Behlul (Bajram) Ramës më 23 janar 1950 nga hetuesi Aleksa Vuçiniq në zyrat e Sigurimit të Punëve të Brendshme në Prizren. Në këtë procesverbal mes tjerash thuhet: "Mendoj se ka qenë vjeshta e vitit 1948, kur Ibrahimi kërkoi që të shkoja te Mehmed Osmani “Mami Topalli” në Prizren për t'ia përcjellë përshëndetjet nga Ibrahim Lutfiu, ishprefekt i Mitrovicës. Atë ditë kur vajta në Prizren, ishte ditë tregu dhe Mami Topallin e takova në tregun e drithërave. Kur i thashë që e përshëndeste Ibrahim Lutfiu, ai ma ktheu: Ik, nuk kam të bëj fare me të dhe nuk dua të dëgjoj për të. Me t'u kthyer në shtëpi i tregova Ibrahimit për të gjitha, por ky vetëm qeshi. Pas një jave Ibrahimi shkroi një letër, të cilën ia kam dorëzuar Mami Topallit."[22]

Në lidhje me Ibrahim Lutfiun Mami ishte takuar me Behlul Ramën dhe kishin shkëmbyer edhe shumë letra tjera. "Nuk kishin kaluar as dy muaj kur prapë ia përcolla letrën që e kishte shkruar Ibrahimi për të. E takova në shesh dhe menjëherë u drejtuam për në xhami, me ç'rast

---

[21] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*

[22] *Zelije Shala, Lëvizja për çlirimin kombëtar në Komunën e Suharekës, Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kodovës, Prishtinë, 2013, f.34.*

ia dorëzova letrën. Nuk ma dha përgjigjen menjëherë në këtë letër. Të mërkurën e ardhshme jemi takuar prapë dhe mora përgjigjen përmes letrës dhe një pako në të cilën gjendej një pëlhurë, çorapë dhe disa gjëra tjera që nuk më kujtohen tash saktë çfarë ishin. Edhe letrën e tretë ia kam dorëzuar Mamisë në të njëjtin vend dhe në të njëjtën mënyrë. Në këtë letër Mamia u përgjigj menjëherë, por unë prita dy orë derisa e shkroi përgjigjen dhe ma dorëzoi tek xhamia. Përveç këtyre, unë jam takuar edhe shumë herë të tjera me Maminë, por nuk më kujtohen të gjitha ato takime."[23]

Xhemal Kabashi ka vazhduar veprimtarinë atdhetare edhe më pas, pasi në të gjitha lidhjet familjare lidhej me një veprimtari të bujshme kombëtare dhe në çdo anë kishte familjarë të angazhuar për çështjen kombëtare. Kështu, burri i motrës Fitnete, Xhevdet Mollafazliu, që ishte me kohë i inkuadruar në Lëvizjen Nacional Demokrate dhe e kishte krah të fuqishëm në veprimtarinë e tij, pastaj e kishte dhëndrin e vet burrin e vajzës Rahmijes, Sokol Dobroshin, njërin ndër veprimtarët më të devotshëm të LNDSH-së, që konaku i tij në Rogovë të Hasit ishte edhe vendi ku do të mbahen takimet më të rëndësishme të LNDSH-së, ku gjithsesi edhe kontributi i familjes Kabashi nuk do të mungojë gjatë organizmit të këtyre takimeve.

Kontributi i familjes së Xhemal Kabashit do të jetë i madh edhe në Lidhjen e Dytë Shqiptare të Prizrenit, gjatë mbajtjes e deri në shuarjen e Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe kalimin e anëtarëve dhe simpatizantëve të kësaj lidhjeje në Lëvizjen e NDSH-së. Një kontribut të madh ka luajtur familja Kabashi pas arrestimit të kreut të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Bedri Pejanin – Babushin, kur komunistët shqiptarë nga Shqipëria do ta dorëzojnë tek organet e regjimit jugosllav në nëntor 1945. Familja e Xhemal Kabashit do ta marrë përsipër të kujdeset për çdo gjë që kishte nevojë "Babushi", duke u kujdesur për

[23] *Zelije Shala, Lëvizja për çlirimin kombëtar në Komunën e Suharekës, Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Prishtinë, 2013, f.35.*

veshmbathje, vizita dhe ushqime. Madje kjo familje, përkatësisht djemtë e Xhemalit, kushëriri Xhevdeti, pasi u helmua Bedri Pejani (6 korrik 1946), do të kujdesen për ta marrë nga spitali dhe ta varrosin. Dhe, në këtë mënyrë nga akti atdhetar i familjes Kabashi për varrosjen e Bedri Pejanit do të nisë të intensifikohet edhe më shumë veprimtaria e Zenelit pesëmbëdhjetëvjeçar.

Në verën e vitit 1949, kur në Krushë të Madhe themelohet Grupi i Lidhjes së Prizrenit për regjionin e Prizrenit, Zeneli do të jetë anëtari më i ri i këtij grupi, por që do të jetë më i angazhuari, sepse puna e tij kishte të bënte kryesisht me intelektualët e rinj nga Prizreni, Gjakova dhe mbarë Kosova, sepse përfundimi i shkollës Normale të Gjakovës, në atë vit, kishte ndikuar që ai të jetë njohur me një numër të madh të të rinjve nga e gjithë Kosova. Pastaj, kontributin e tij atdhetar Zeneli e ka vazhduar edhe pasi u punësua mësues në Shkollën Fillore "Abdyl Frashëri", paralelja që gjendej në lagjen e Hoça Mahallës. Zeneli, punonte edhe në një shkollë tjetër në objektin e ish mejtepit të Iliaz Kukës në kuadër të Xhamisë së Ilaz Kukës, në të cilën edhe u arrestua. Në këtë mënyrë, duke punuar si mësues, ai do të ketë mundësi që të jetë edhe bashkëpunëtor i lëvizjes me mësuesit e tij, që e kishin edukuar e mësuar në frymën kombëtare siç ishte Hajdar Maloku – Planeja dhe Sylejman Drini etj.

Zenel Kabashi më 21 shkurt 1950 do të arrestohet në klasë, duke dhënë mësim dhe pas gjashtë vjetëve të vuajtjes së dënimit do të lirohet më 21 shkurt 1956, për t'i vazhduar studimet dhe me sukses diplomon më 1961 kur punësohet përkohësisht në Normalen e Prizrenit, prej nga do të largohet si i padëshiruar për regjimin. Më pas do të punojë punë nga më të ndryshmet si në thertore në Fushë – Kosovë, në "Progres" në Prizren dhe së fundmi në "Therandë", prej nga do të dalë në pension të parakohshëm. Në të gjitha vendet ku ka punuar ka dhënë kontribut në ndihmën që u ka afruar ish të burgosurve politikë, duke u mundësuar që të punësohen dhe sadopak

të rehabilitohen e të socializohen. Në anën tjetër Zenel Kabashi, është njëri prej të dënuarve politikë, e në veçanti të atyre që e kanë vuajtur dënimin në Burgun e Nishit, që deri në vdekje ka mbajtur kontakte dhe lidhje të shëndosha me ta, për çka dëshmojnë edhe sot bijtë e të burgosurve politikë nga e gjithë Kosova.

Pas viteve të nëntëdhjeta, Zeneli sërish do të merret me politikë dhe do të jetë ndër nismëtarët për themelimin e LNDSH-së e pastaj edhe të Ballit Kombëtar. Në shkurt të vitit 1995 arrestohet dhe dënohet me dy vjet burg, që do ta mbajë vetëm një vit, për shkak të veprimtarisë armiqësore siç thuhej nga Gjykata serbe e instaluar në Prizren. Gjatë vuajtjes së dënimit i ka takuar të jetë për një kohë në një qeli me Ukshin Hotin, për të cilin ka ruajtur deri në fund kujtimet dhe respektin më të madh të botës intelektuale shqiptare.

Në zgjedhjet komunale të vitit 2000 do ta merr besimin e popullit si këshilltar komunal, për të vazhduar me aktivitetin e tij atdhetar deri në vdekje.

Shembulli i familjes Kabashi, do të jetë udhërrëfim për shumë vite e në veçanti në kohën kur shkollimi i femrave ishte ende tabu temë. Pra, shembulli i kësaj familjeje ka qenë model për prizrenasit se si duhet ta vazhdojnë shkollimin dhe si duhet të zhvillohet shoqëria shqiptare. Këto tipare i trashëgoi edhe Zeneli, i cili në jetë, pos që u angazhua gjithë jetën për kombin, ai u angazhua shumë, duke punuar punë nga më të ndryshmet vetëm e vetëm që t’i shkollojë e t’i edukojë fëmijët e tij.

# VEHBI ABDURRAHMAN KABASHI (1861-1939) DEPUTET I PARLAMENTIT OSMAN



Prizren Mebûsu Vehbi Efendi
Deputeti i Prizrenit: Vehbi Efendiu

Ka lindur në vitin 1861 në Prizren. Arsimin fillor e ka kryer në Prizren, ndërsa të mesmen e ka nisur në Shkup dhe e ka përfunduar në Manastir, kurse shkollimin e lartë e kreu në Stamboll, duke qenë kështu personi i parë nga familja Kabashi që diplomoi në shkencat juridike. Si profesionist i diplomuar në drejtësi, ka kryer funksione të ndryshme në kohën e Perandorisë Osmane. Ndër detyrat që Vehbi Kabashit i dha emër atij dhe Prizrenit me regjion ishte detyra Valiut të Selanikut, kohë në të cilën ai e shfrytëzoi edhe për t'u ndihmuar bashkëvendësve tjerë nga Prizreni e rrethina. Në këtë periudhë Selaniku ishte qendër e rëndësishme tregtare dhe administrative dhe gjithashtu, kishte edhe një numër të madh të shqiptarëve, që jetonin e punonin në këtë qytet të rëndësishëm për kohën, që gjithsesi kishte lidhje të forta tregtare me Prizrenin.

Vehbi efendi Kabashi edhe kushërinjtë e tjerë Haxhi Destan efendi Kabashi gjithashtu deputet i Parlamentit Osman, por edhe kabashas të tjerë, edhe pse kanë mbajtur funksione të larta në Perandorinë Osmane, asnjëherë nuk hoqën dorë nga identiteti i tyre kombëtar,

mbetën shqiptarë.[24] Me tërë qenien e tyre fizike intelektuale e mendore punuan dhe luftuan për realizimin e të drejtave kombëtare, lirinë dhe bashkimin e katër vilajeteve shqiptare në një shtet të përbashkët etnik. Vehbi Abdurrahman Kabashi, si jurist i njohur që ishte, qysh në moshë të re u angazhua në aktivitete të Lidhjes. Kontributi i tij ishte i madh, sepse ai si student i juridikut, në njërën anë dhe në anën tjetër edhe si ushtarak i ri, u dha shumë ndihmë krerëve të Lidhjes. Për veprimtarinë patriotike të Vehbi efendi Kabashit kanë shkruar shumë autorë, ndër të cilët spikat Xhemal Meçi, i cili mes tjerash ka theksuar: “Mbas amnistisë të vitit 1885 kthehet në Prizren. Për afro 20 vjet iu përkushtua çështjes kombëtare, duke qenë në lidhje me personalitetet kosovare. Për merita dhe autoritetin që gëzonte në Prizren e rrethinë iu dhanë shumë funksione në administratën vendore të qytetit. Më 1908 si mijëra shqiptarë, përkrah revolucionin Gjon Turk. Zgjidhet deputet i Kosovës bashkë me Hasan Prishtinë etj., duke shpresuar se do të mund të zgjidhnin çështjen e shqiptare aq të vonuar.”[25] Sipas të dhënave të shumë autorëve turq, Vehbi Abdurrahman Kabashi (Vehbi Efendi) me 58 vota u zgjodh deputet i Parlamentit Osman, më 21 nëntor 1910 dhe dekretimi i tij u miratua, më 2 dhjetor 1910.[26]

[24] *Rrahman Rexhaj, Kabashi i vendit- Prizrenit në rrjedha të historisë, “Fidani”, Prizren, 2022, f. 197.*

[25] *Xhemal Meçi, Kabashi – Puka që në lashtësi 2, Tirannë, f. 544.*

[26] *İhsan Güneş, Türk Parlamento Tarihi, Türk Parlamento Tarihi - Meşrutiyete Geçiş Süreci - I. ve II. Meşrutiyet [I.Cilt] - Ayân ve Mebûsân Meclisleri Üyelerinin, Özgeçmişleri, Ankara, 1998, s. 45.Kenan Olgun, 1908-1912 Osmanlı Meclis-i Mebusan'ının Faaliyetleri ve Demokrasi Tarihimizdeki Yeri, ATAM Yay, Ankara, 2008, s.85.*




***Fotografi e deputetëve të Parlamentit Osman, më 1910, në mesin e të cilëve ishte***

Ndryshimin e politikës së Perandorisë në fillim të gjithë e pritën mirë dhe në masë të madhe xhonturqit u përkrahën nga shqiptarët, me shpresën se do bëhen reforma edhe sa i përket të drejtave nacionale shqiptare. Andaj, edhe angazhimi i Vehbi Kabashit, por edhe i atdhetarëve tjerë si Ismail Qemaili, Hasan Prishtinën etj., shin në këtë frymë dhe duhet parë në këtë kontekst edhe veprimtarinë e tij. Shikuar në optikën e kohës, të jesh pjesë e parlamentit në atë kohë, ka qenë privilegj, sepse vetëm njerëzit me autoritet dhe me një begrant të pasur politik, mund të zgjidheshin e të bëheshin pjesë e parlamentit sidomos në Prizren fushata ka qenë shumë e fuqishme, dinamike dhe e ashpër. Gjatë mandatit sa ishte deputet, Vehbi Kabashi disa herë ka ngritur zërin për çështjen kombëtare. Gjithashtu atij si jurist i sprovuar, iu besuan edhe shumë detyra të tjera me rëndësi edhe pas përfundimit të mandatit.

Kështu për disa vite Vehbi Kabashin e gjejmë si pjesë të administratës në Shkup, ku kishte punuar edhe më herët, pasi ishte kthyer nga Selaniku. Ai gjatë qëndrimit në Shkup dha një kontribut të madh për shqiptarët që të mbahen të bashkuar në fitimin e të drejtave kombëtare. Kështu, për një kohë jetoi në Shkup me familje, përkatësisht me bashkëshorten, Meleqe Gjonin, motrën e

Sadik e Dervish Adem Aga Gjonit. Pos djalit Xhemalit, gjatë qëndrimit me familje në Shkup i lindin dy vajzat, Fitnetja dhe Servetja, si dhe djali i vogël, Hysniu. Në këtë mënyrë, gjatë qëndrimit në Shkup, Vehbi Kabashi do të krijojë një miqësi të përhershme me shumë atdhetarë shqiptarë, të cilët me ndihmën e tij kontribuonin dhe vepronin për çështjen shqiptare, sepse Shkupi edhe pas vitit 1912 do të mbetej një qendër e rëndësishme për shqiptarët. Ajo miqësi e vjetër, pas shumë vitesh e dekadash, do t'i ndihmojë edhe nipit të tij, Zenelit, kur do të studiojë në Shkup. Gjithashtu, ai kishte lidhje të forta edhe me shqiptarët që jetonin në Selanik e në Manastir dhe në këtë mënyrë u bë një figurë e rëndësishme e frymimit shqip.

Po me këtë motiv, Vehbiu, pas largimit të administratës së Perandorisë Osmane, shkon në Stamboll për ta vazhduar punën, me shpresën se do të japë kontributin për shqiptarët, sepse gjatë qëndrimit disa muaj në Prizren, ai u bind se hordhitë serbe po e shkatërronin vendin dhe po vrisnin e po masakronin popullin shqiptar pa asnjë arsye. Dhe, po të mos ishte larguar për në Stamboll për ta vazhduar punën, edhe ai do të vritej, siç u vranë e u masakruan shumë intelektualë shqiptarë të kohës nga forcat e okupatorit e regjimit serb. Pra, ikja e tij në Stamboll ndodhi vetëm pasi ndaj tij u bënë dy- tri tentativa për ta vrarë. Prandaj, largimi i tij u bë fshehurazi dhe pa pasur mundësi që të merrte me vete anëtarët tjerë të familjes, sepse nuk dinte se sa kohë do të zgjasë udhëtimi deri në Stamboll, pasi ai duhej të ndiqte rrugët alternative, për të mos rënë në duart e sllavëve, që e kërkonin kokën e tij, i cili po propagandonte sepopulli shqiptar të mos shpërngulej nga vatrat e tyre shekullore.

Edhe pse gjyshi im, Vehbi Kabashi, ishte tërhequr në Stamboll, për arsye të ndryshme e në radhë të parë për hir të sigurisë, kishte ndikim edhe në vendet tjera. Mbaj mend se si nëna më tregonte se gjyshi e kishte ndihmuar Sadik Gjonin, vëllanë e Dervish Gjonit nga Prizreni për të

shkuar në Amerikë. Atë kohë gjyshi ia jep një adresë në Selanik te një mik i veti dhe ai shkon tek ai dhe nga Selaniku shkon në Amerikë. Për shkuarjen e shqiptarëve në Amerikë gjyshi u kishte ndihmuar edhe shumë shqiptarëve tjerë, nga shumë vise të trojeve shqiptare, sepse ishte njeri me autoritet.[27]

Duhet theksuar se me vete në Stamboll kishte arritur ta tërhiqte djalin e vogël Hysniun, me qëllim që ta shkollonte në degën ushtarake e për ta aftësuar për ta mbrojtur vendin. Ndërsa, djalin e madh Xhemalin e kishte udhëzuar të kujdesej për motrat dhe për nënën e tij.[28] Gjatë kohës sa Vehbiu ishte me punë në Stamboll, dy vajzat e tij, Fitneti dhe Serveti i ndjekin mësimet në Medresenë e Shkupit, pasi Xhemali i kishte kryer studimet në Fakultetin Juridik, por nuk arriti të diplomonte. Ndërkohë në Edirne të Turqisë, Hysniu regjistrohet në Akademinë Ushtarake. Gjatë pushimeve dimërore ai vjen në Kosovë për ta takuar nënën, vëllanë dhe motrat, por, për shkak të udhëtimit të gjatë dhe të vështirë, ai preket nga tuberkulozi dhe vdes pas një kohe sapo qe kthyer në Edirne. Ndërsa Vehbiu, për herë të fundit vjen në Kosovë fshehurazi i kamufluar (ndoshta me emër e mbiemër të rrejshëm) me një delegacion të turqisë për vizitë në Mbretërinë SKS në vitin 1928, për t’ua treguar fytyrën e vërtetë të marrëveshjeve turk-jugosllave, që kishin për qëllim spastrim etnik përmes shpërnguljes me presion të shqiptarëve në Turqi. Por, qëllimi i ardhjes së tij u diktua shpejt dhe brenda pak ditësh, u detyrua të kthehet urgjent sërish në Stamboll. Në Stamboll ai vazhdimisht me grupin e intelektualëve shqiptarë, që kishin mbetur atje me punë, kanë ndihmuar në sistemimin e shqiptarëve të shpërngulur dhe është angazhuar shumë për të punuar me të shpërngulurit, që të kthehen në Shqipëri dhe, falë tij, shumë familje

---

[27] *E dhënë gojore e Shevqet Xhevdet Mollafazliut, lindur më 1943 në Prizren (nip i Vehbi Kabashit)*

[28] *E dhënë gojore e Shevqet Xhevdet Mollafazliut, lindur më 1943 në Prizren ( i biri i Fitnetes vajzës së Vehbiut).*

shqiptare janë kthyer në Shqipëri, pasi në Kosovë nuk guxonin të ktheheshin. Gjithashtu ai u doli në ndihmë edhe shumë familjeve shqiptare që të strehohen dhe të gëzojnë mbështetje në lidhje me sigurimin e truallit për shtëpi, toka pune dhe punë, pavarësisht faktit se shumë prej familjeve shqiptare kishin mbetur rrugëve të Stambollit. Kjo situatë atë e lëndoi edhe më shumë dhe në pamundësi t'u ndihmonte të gjithë atyre familjeve, ai vdes larg atdheut dhe larg familjes në vitin 1939 në moshën 78 vjeçare. Në Stamboll e ka edhe varrin.

# XHEMAL VEHBI KABASHI (1887 - 1972)



Xhemal Vehbi Kabashi u lind në vitin 1887 në Prizren. Arsimin fillor dhe të mesëm - medresenë e ka kryer në Prizren. Xhemal Kabashi për një kohë kishte ndjekur Shkollën e Mesme Ushtarake në Manastir të Maqedonisë së Veriut, pikërisht në kohën kur aty po i ndiqte mësimet e vitit të fundit edhe Mustafa Kemajl Ataturku (1895 – 1899).[29] Gjatë kohës sa ishte në shkollën ushtarake, ai shfaqi dëshirën të regjistrohej në Fakultetin Juridik në Selanik, ku për shkak të detyrimeve ndaj familjes, nuk arriti që t'i përfundojë.

Dhe në këtë mënyrë, pas largimit të babait të tij për në Stamboll, ai vendosi të qëndrojë në Prizren, për t'i qëndruar afër nënës dhe motrave, por edhe për ta ruajtur trashëgiminë. Në shenjë respekti dhe nderimi Xhemalin gjithë qyteti, por edhe rrethi, e kanë thirrur Xhemal efendi Kabashi, kurse i gjithë Kabashi e Korisha e kanë thirrur "Baba Xhemal". Baba Xhemal Kabashi e kanë thirrur për dy arsye, së pari pasi ishte nip i familjes së dervishëve të tarikatit Melami, për çka edhe dekadat e fundit ai do të rrijë në këtë teqe në Shatërvan dhe, së dyti, për shkak të ndikimit të tij që me Asllan Boletinin ta pajtojnë Kabashin me Budakovën e të mos ndodhte ndonjë vrasje masive për shkak të kufijve të bjeshkëve. Xhemal Kabashi hobi kishte pikturimin. Pra ishte një artist i lindur, për të cilin kishte treguar se e ka marrë si

[29] *https://www.sabah.com.tr/egitim/ataturkun-okudugu-okullar-nelerdir-mustafa-kemal-ataturkun-okudugu-okullar-ve-sehirleri-k1-5215457*

hobi gjatë kohës sa ka qenë në shkollën ushtarake në Manastir.

Xhemal Kabashi ka vazhduar me traditën atdhetare e liridashëse sikurse paraardhësit e tij. Pas pushtimit të Kosovës dhe trojeve tjera shqiptare nga ushtritë sllave, serbo - malazeze, iu bashkohet shumë luftëtarëve të tjerë për t'i mbrojtur tokat shqiptare nga gllabërimi sllav. Në fund të vitit 1912, pas thyerjes së qëndresës në Lumë, së bashku me grupimin luftarak të përbërë nga luftëtar nga Prizreni e fshatrat e regjionit, ku një pjesë ishin nga Kabashi të komanduar nga ish deputeti i Parlamentit Osman, Haxhi Destan Efendi Kabashi, luftuan së bashku me ushtrinë e gjeneralit Hasan Riza Pasha në rrethin e Shkodrës për t'iu bashkangjitur luftëtarëve për liri për ta mbrojtur Shkodrën dhe trojet etnike përreth saj nga pushtimi malazez i Kral Nikollës deri më 23 prill 1913. Deri në vitin 1940 ishte pjesë aktive e grupeve të intelektualëve, që ishin të organizuar përmes shoqatave të ndryshme. Ishte pjesë e pandashme e Shoqërisë “Meramet”, “Gajret”, përmes së cilave shoqëri ka kontribuar aq sa kanë lejuar rrethanat në dhënien e ndihmave për familjet skamnore dhe për shkollimin e të rinjve në Shqipëri dhe në vende të tjera të Evpropës. Ishte dashamir i madh i arsimimit të të rinjve.



Gjatë luftës së Dytë Botërore, në vitin 1941. me admirim e priti kapitullimin e Mbretërisë Jugosllave dhe largimin e xhandarmërisë e ushtrisë jugosllave nga Kosova. Së bashku me Reshat Karjagdiun, Shani Llaushën dhe shumë intelektualë të tjerë e morën udhëheqjen e Bashkisë së Prizrenit, të

cilën e udhëhoqën me shumë respekt deri te riorganizimi i administratës pas pushtimit të Italisë. Gjatë kohës sa ishte prefekt i qytetit në Prizren Asllan Boletini, ai ishte njëri ndër bashkëpunëtorët e tij më të ngushtë së bashku me Reshat Karjagdiun, Sheh Hasanin e parinë tjetër të qytetit. Po këtë kohë ishte zyrtar komunal, që u angazhua shumë për rritjen e mirëqenies së qytetarëve dhe fitimit të besimit se edhe shqiptarët dinë dhe kanë aftësi për të mbajtur shtet.

Në kohën e administrimit të Prizrenit dhe të viseve të tjera shqiptare nga Italia, u vu në shërbim të çështjes kombëtare për të realizuar ëndrrën shumë shekullore për bashkimin e trojeve etnike shqiptare. Në atë periudhë për pak kohë thuhet se emërohet kryetar i Bashkisë së Prizrenit dhe lidhet me Rexhep Mitrovicën, Musa Shehzaden dhe patriotët tjerë dhe organizojnë mbajtjen e Kuvendit të Lidhjes së Dytë Shqiptare të Prizrenit në shator të vitit 1943 me qëllim të bashkimit të trojeve etnike me një shtet të përbashkët shqiptar.[30]

Pas kapitullimit të Mbretërisë jugosllave dhe, siç dihet, bashkimin e pjesës më të madhe të tokave shqiptare me Shqipërinë, Mulla Nura do të jetë në krye të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare jo vetëm në rrethin e Suharekës, por në mbarë qarkun e Prizrenit e më gjerë. Si i tillë, ai së bashku me Qazim Bllacën, Ibrahim Lutfiun, Ibrahim Fehmiun, Xhemail Kabashin, Sheh Hasanin, Qamil Mushtishtin, Sadik Peçanin, Nuhë Qerimin e shumë të tjerë i priu procesit të formimit të administratës shqipe si dhe procesit të hapjes së shkollave shqipe në këtë qark.[31]

Forcat bullgare pa paralajmërim dhe pa dalë dielli kalojnë vijën e demarkacionit nga zona e Shterpcës në Bjeshkën e Pashallarëve hetohen dhe hasin në qëndresë të djemve dhe barinjve të Shaip Qehajës-Skejës, të cilëve u vijnë në ndihmë burrat dhe barinjtë e familjes Shantiri,

[30] *Rrahman Rexhaj, Kabashi i vendit- Prizrenit në rrjedha të historisë, "Fidani", Prizren, 2022, f. 199.*

[31] *Qerim Lita, Mulla Nura, Veprimtar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare (1895 – 1954), "Fidani", Prizren, 2024, f. 10.*

me ç’rast në anën e ushtrisë bullgare pati të vrarë. Kurse, në këtë kohë në Bjeshkën e Kabashit të parët e hetojnë dhe bëjnë qëndresë barinjtë e Ramadan Agë Spahiut, të cilët, pas luftimeve vriten, ndërsa bullgarët gjithë stanin me bylmet i djegin. Në shpejtësi të rrufeshme arrijnë luftëtarët e Kabashit dhe disa të Skorobishtit dhe paralizohet ushtria bullgare.

Xhemal Kabashi me udhëheqësit e tjerë të Kabashit zënë pozicionet luftarake, në ndërkohë u vijnë në ndihmë edhe banorë të regjionit, vjen në ndihmë edhe një formacion i ushtrisë shqiptare i komanduar nga oficeri i ri, Ali Ohri, të cilin kabashasit ia ndalojnë hyrjen në luftime po qe se do ketë në vazhdimësi me arsyetimin se janë të rinj dhe pa provojë. Aliu pas mesnate kalon vijën e demarkacionit dhe zë pozicion, pas tri orësh ushtria bullgare e përforcuar para lindjes së diellit, duke kaluar kah prita, sulmohet nga ushtria shqiptare, përkatësisht luftëtarët e Kabashit arrijnë me shpejtësi dhe kuptojnë se Aliu po bënte luftime dhe së bashku e thyejnë ushtrinë bullgare. Me këtë rast do të dëshmohet edhe heroizmi i Xhemal Kabashit, i cili do të marrë si trofe pistoletën “Parabellum” të narednikut të vrarë bullgar.[32]

Xhemal Kabashi, duke qenë se ishte njëri ndër intelektualët e rrallë të Prizrenit, ka dhënë edhe ai një kontribut të madh në mbajtjen dhe forcimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Xhemal Kabashi për një kohë e ka udhëhequr iniciativën për formimin e Komitetit të Lidhjes



së Dytë të Prizrenit, për Prizrenin, pasi kjo lidhje pos Komitetit Qendror, kishte edhe komitetet komunale. Këtë detyrë do ta kryejë me nder derisa të plagoset në luftimet me forcat çetnike dhe malaziase në vjeshtën e vitit 1943, në luftimet që u zhvilluan në kufi me Malin e Zi. Për shkak të kohës së gjatë që iu desh të shërohet, detyra e kryetarit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit për Prizren do t'i besohet Reshat Karjagdiut, mik i tij.

Mulla Nura, mënyrën e veprimit dhe të koordinimit të Komitetit të rrethit të Suharekës me Komitetin Qarkor të Prizrenit: *"...Unë diriktivat e Komiteti Qendror të Lidhjes së Dytë të Prizrenit i kam pranuar përmes Komitetit Qarkor të Prizrenit dhe, si kryetar i Lidhjes II të Prizrenit për Rrethin e Suharekës, të njëjtat ua kam përcjellë komiteteve komunale...Kryetar i Komitetit Qarkor të Prizrenit ka qenë Xhemal Kabashi dhe unë shkoja në komitet vetëm sa për t'u parë, ndërsa zyrtarisht nuk kam shkuar për arsye se të gjitha direktivat i kryeja dhe për to e njoftoja përmes raporteve të shkruara*" Ndërsa, në pyetjen e kryetarit të Këshillit penal, se "vetë ai a ndihet si bashkëpunëtor i okupatorit", Mulla Nura, pasi shprehet se ai: "Nuk e ndjen veten si bashkëpunëtor i okupatorit", shton: *"Në procesverbalin e datës 20 gusht nuk kam thënë se kam qenë në anën e okupatorit, por kjo është vendosur pa dijeninë time. Sjellja e UDB-së ndaj meje ka qenë e mirë dhe se ndaj meje nuk është kryer*

***Shtëpia e Dan Dobroshit në Rogovë të Hasit ku u mbajt njëra ndër mbledhjet kryesore të Lidhjes së Dytë të Prizrenit e ku mori pjesë edhe Xhemail Kabashi***

*kurrfarë presioni, përveçse në procesverbal është shtuar nga ndonjë fjalë. Kryetari i Komitetit të Qarkut të Lidhjes II të Prizrenit ka qenë Xhamail Kabashi dhe unë jam takuar me të sa herë që kam kthyer në Komitet, por zyrtarisht nuk kam shkuar, sepse të gjitha direktivat i kam zbatuar dhe për zbatimin e direktivave e kam njoftuar me shkrim....Urdhrin në gjuhën shqipe, që më është treguar, e kam nënshkruar unë dhe në të njëjtin*

*kam urdhëruar atë që mua më është urdhëruar nga ana e Lidhjes së II të Prizrenit."*[33]

Ngadhënjimi i forcave të ideologjisë së kuqe sllavo-komuniste ua shoi shpresat patriotëve shqiptarë dhe në fund të nëntorit të vitit 1944 Kosova ra nën okupimin serbo-komunist, kurse në gusht të vitit 1945 aneksohet nga Serbia. Organet e OZN-ës serbe këmba - këmbës i ndiqnin patriotët shqiptarë. Xhemal Vehbi Kabashi dhe Musa Shehzade kalojnë në ilegalitet, strehohen në Kabash, gjejnë siguri të plotë. Për çështje sigurie, Xhemal efendi Kabashi strehohet në familjen e Ali Smajl Ahmetajt në mëhallën e Gurit, kurse Musa Shehzade në familjen e Selman Abaz Bobajt në mëhallën Zenelaj. Më pas Xhemal Kabashi kthehet në Prizren, por familja e tij ishte nën përcjelljen e vazhdueshme të OZN-ës. Dhe në këtë mënyrë, Zeneli, djali i Xhemalit, ABC-në e atdhetraizmit e merr nga babai i tij dhe në këtë mënyrë ai rritet, edukohet dhe vepron po në atë frymë që u rrit. Në vitin 1950 djali i tij, Zeneli, arrestohet dhe dënohet me burgim të rëndë, disa vite dergjet në Burgun famëkeq të Nishit.

Xhemal Kabashi për prizrenasit, por edhe për kabashasit ka qenë shumë i nderuar. Madje, siç kujtojnë të moshuarit nga Korisha, shtëpia e Xhemal Kabashit ka qenë shtëpi edhe e tyre, pavarësisht se nga cila lagje ishin. Xhemali në Korishë konsiderohej edhe si pleqna; tek ai kishin besim të madh dhe e respektonin shumë fjalën e tij. Për një periudhë të gjatë Xhemali ka qenë shumë i pranishëm në Teqenë e Melamive në Shatërvan dhe për këtë arsye edhe e kanë quajtur Baba Xhemal.

---

[33] *Procesverbal nga seanca publike e mbajtur më 16 maj 1949 para Këshillit Gjyqësor të Gjyqit të Qarkut në Prizren kundër të pandehurve: Nuredin Haxhi Haliti, Beqir Sejdiu dhe Xhemail Limani, Prizren, 16 maj 1949.*

# RINIA DHE SHKOLLIMI I ZENEL KABASHIT

Shumë atdhetarë shqiptarë janë rritur, janë angazhuar dhe janë sakrifikuar në kohën kur tokat tona ishin nën robërinë e të huajve, por shpresat se një ditë do të çlirohen i ka mbajtur gjallë dhe kanë qenë motivim i jetës së tyre. I tillë ishte edhe Zejnel Xhemal Kabashi, i cili u lind më 15 prill 1931[34] në Prizren nga prindërit Xhemal dhe Sadif Kabashi. Në të vërtetë emri i tij ishte Zenelabedin, siç dëshmohet në regjistrat e lindjes, por ai preferonte që ta e quanin Zenel, ndërsa vetë e shkruante emrin e tij dhe nënshkruhej si Zejnel.

***Nënshkrimi i Zenel Kabashi, sa punonte profesor në***

Gjithsesi emri Zenelabedin, për Xhemalin kishte një domethënie të veçantë nga vendlindja e katragjyshit të tij, që përbëhej nga dy lagje: Lagjja e Zenelve dhe Lagjja e Gurit, që në fakt këto dy lagje kishin të përbashkët të parin e tyre Muçën, ndërsa

[34] *Në lidhje me vitin e lindjes, sipas dokumenteve të shkruara dhe rrëfimit të vetë Zenelit, ai është i lindur në vitin 1932. Por, për shkak të moshës së re, kur arrestohet, atij ia shtojnë një vit dhe e regjistrojnë në gjendjen civile të datëlindjes së vitit 1931. Me këtë rast i ndryshojnë edhe muajin e lindjes, nga 15 shkurti, që deri më 1950 e kishte si datëlindje, e shënojnë më 15 prill. Ky ndryshim është bërë me qëllim, që Zeneli të dënohet sipas kërkesës së prokurorit; në të kundërtën, sipas datëlindjes së vërtetë, Zeneli nuk do të mund të dënohej, sepse nuk i kishte mbushur ende 18 vjet dhe ende mund të konsiderohej si i mitur. Ky ndryshim mund të shihet edhe gjatë prezantimit të dokumentacionit në këtë monografi. Të datëlindjes 15 prill 1931 do ta gjejmë pothuajse në të gjitha dokumentet e paslirimit nga Burgu i Nishit, përkatësisht pas vitit 1956, por ka raste që edhe në raportet e gjykatës. Prandaj, për këtë arsye, siç do të shihet në dosjen e Zenel Kabashit, mungojnë procesverbalet e marrjes në pyetje; edhe kjo ndërhyrje mund të jetë edhe një arsye më shumë që t'i humbin edhe dokumentet tjera siç janë procesverbalet. Në lidhje me ndryshimin e datëlindjes, në vitin 1958, siç do të shohim, për nevoja po të sigurimit të shtetit, sërish do t'i kthehet data e parë e lindjes, për ta zënë afatin e shkuarjes së detyrueshme për në shërbim ushtarak. Gjithashtu, siç e sqaruam, emri i tij do të përdorej në tri mënyra: Zenelabedin, Zejnel dhe Zenel.*

kushërinjtë të parë, apo edhe vëllezër mendohej se ishin Zeneli dhe Abedini. Gjithsesi i ati i Zenelit Xhemali, si njeri me autoritet, që kishte lidhje të mira e të shëndosha me të dy lagjet, por edhe me banorët tjerë të Korishës, madje këto marrëdhënie të mira i kishte trashëguar edhe gjatë kohës kur banorët ishin në Kabash.

Zeneli ishte fëmija i katërt i prindërve të tij, meqë ai kishte tre motra, dy më të mëdha dhe një më të vogël dhe vëllain Refetin më të madh se ai. Lindja e Zenelit në vorbullën e vëllimeve të mëdha politike, kur populli shqiptar po përballej me një dhunë të paparë nga regjimi i Mbretërisë Jugosllave, kohë në të cilën brenda ditës me qindra familje shqiptare detyroheshin t'i lëshonin vatrat e tyre për t'u shpërngulur në Republikën e Turqisë, vetëm e vetëm që t'u shpëtojnë masakrave barbare. Dhe në këtë mënyrë, me rrëfimet për këto ngjarje tragjike u rrit Zeneli, duke dëgjuar nga shokët dhe bashkëveprimtarët e babit të tij shumë ngjarje tragjike të popullit shqiptar, të cilat në një formë apo tjetër e burrëruan dhe e brumësen ate me ndjenja atdhetare.




***Familja e Zenel Kabashit, ku shihet Zeneli me motrat, vëllain Refetin dhe nëna e tij majtas me vajzën e vogël në prehër. Foto e huazuar nga Ethem Rogova***

Në këtë mënyrë, në kohën kur Zeneli nisi të kuptojë për jetën, duke qenë se ishte i biri i një familjeje atdhetare, që brez pas brezi kishin pasur traditë atdhedashurinë, mësoi nga babai dhe shokët e tij për vuajtjet e shumta të popullit shqiptar. Por, karshi vuajtjeve të popullit ai nga babai i tij dhe bashkëveprimtarëve, që takoheshin herë fshehurazi e herë haptazi, dëgjonte edhe heroizmin dhe sakrificën e shumë atdhetarëve. Shumë prej atyre atdhetarëve Zeneli kishte pasur fatin, që t’i shihte, kur vinin në shtëpinë e tyre, që ishte shtëpia pothuajse më e madhe në lagje, në krye të qytetit nga ku shihej Prizreni si në pëllëmbë të dorës. Në këtë mënyrë koha dhe situata e rëndë politike e ekonomike atë e rritën para kohe. E burrëruan para kohe. Ndonëse ende ishte fëmijë, Zeneli i kishte takuar edhe parinë e qytetit, intelektualë e tregtarë, luftëtarë e atdhetarë të që sakrifikuan pasurinë, mundin dhe gjakun për lirinë e vendit.

Me këtë frymë nisi arsimin fillor në gjuhën serbokroate, meqë në vitin shkollor 1938/39, kur ai u regjistrua në shkollë, nuk lejohej arsimimi i shqiptarëve në gjuhën shqipe. Gjatë shkollimit fillor, si nxënës e mban mend edhe Xhemal Hereni, i cili në mes tjerash kujton: "Zeneli, ndonëse më i ri nga unë, ishte më i gjatë, më i zhvilluar me trup dhe qysh si fëmijë kishte një qëndrim të pjekur. Ia kishim lakmi se si ai mësonte në gjuhën serbishte, por lexonte edhe shqip dhe na ftonte edhe ne që karshi alfabetit serbisht, ta mësojmë edhe alfabetin shqip.



***Fotografi e vitit shkollor 1942/43, kur Zeneli po e kryente shkollën fillore "Bajram Curri"***

Gjithashtu ishte djalë shumë i pashëm, por edhe i shoqërueshëm dhe shumë komunikativ, që ia kishim lakmi të gjithë"[35]

Pas pushtimit të Kosovës nga Italia dhe pas hapjes së shkollave në gjuhën shqipe, pra në kohën e Shqipnisë, siç quhej koha e Italisë e Gjermanisë, shkolla e parë shqipe u hap në kishën e Prizrenit, të cilën e hapi Nok Tupeci, ku punuan edhe mësues tjerë.

Mësimet në kishë i ndoqi për pak ditë dhe me konsolidimin e institucioneve vendore, ai dhe nxënësit

[35] *E dhënë gojore në shkurt 2023 e Xhemal Isa Herenit, lindur më 1930 në Prizren.*

tjerë shqiptarë u shpërndanë nëpër objekte shkollore. Zenelabedinit i takoi që mësimet t'i ndiqte në shkollën "Bajram Curri". Edhe pse Zeneli ishte më i ri në moshë se unë, mësimet i ndoqëm bashkë në shkollën fillore "Bajram Curri", sepse ai për dallim nga nxënësit tjerë që kishim mësuar në shkollat serbe e dinte mirë alfabetin e gjuhës shqipe dhe dinte edhe shkrim e lexim."[36] Në shkollë fillore në Prizren kam qenë bashkë me Zenelin, me të cilin njihesha më herët dhe mund të them se Zeneli ishte ndër nxënësit e rrallë që dinte të shkruante shqip. Pak ndryshonte nga unë, që kisha ardhur nga Shkodra. Në anën tjetër ai ishte shumë aktiv në të gjitha aktivitet e shkollës dhe në të gjitha ato angazhime ishte i shkëlqyeshëm. Me pak fjalë, të gjithë nxënësit e shkollës e kishin zili për entuziazmin dhe guximin si fëmijë që e kishte.[37]

Shkolla fillore "Bajram Curri" ishte edhe selia e administratës së arsimit në nivel të Kosovës, ku, pos personelit të shkollës, ishin të vendosur edhe inspektorët e arsimit dhe zyrtarë tjerë të shtetit shqiptar. Zeneli, si nxënës i zgjuar i kësaj shkolle, do të jetë në listën e nxënësve të zgjedhur për organizimet që bëheshin në nivel shkolle, që bëheshin me rastin e festave kombëtare.

Mësuesi që e mësoi Zenel Kabashin për dy vite në gjuhën shqipe deri më 8 korrik 1944 ishte Sylejman Drini,[38] i cili ishte edhe drejtor i shkollës fillore "Bajram

---

[36] *E dhënë gojore në shkurt 2023 e Xhemal Isa Herenit, lindur më 1930 në Prizren.*

[37] *E dhënë gojore në mars 2023 e Arsim Ibrahim Fehmiut, lindur më 1932 në Sarajevë.*

[38] *Sylejman Drini (Aliu), u lind më 1914 në një familje atdhetare dhe arsimdashëse. Arsimin fillor e nisi dhe e përfundoi në Prizren, gjimnazin-degën e normales i kreu në Shkodër, ndërsa Fakultetin Filozofik-Degën Gjuhë dhe Letërsi Shqipe e kreu në Beograd. Pas diplomimit, më 1935 nisi punën në gjimnaz. Një kohë punoi në Ministrinë e Arsimit në Tiranë. Pastaj, deri më 1941, punoi mësues në disa qytete të Shqipërisë. Pas largimit të okupatorit jugosllav nga Kosova, pra në prill të vitit 1941, kthehet në vendlindje dhe u emërua drejtor i një shkolle fillore në Prizren. Në periudhën 1941/44, karshi punës si mësues, bashkëpunoi me të përkohshmet shqipe. "Tomori",*

Curri" në Prizren dhe herë pas here klasën e Zenelit e mësonte edhe mësuesi patriot Myfyt Shehu.

Mësuesi i parë i gjuhës shqipe i Zenel Kabashit, Sylejman Drini, ishte atdhetar dhe në kohën sa jepte mësim, ishte angazhuar në Lidhjen e Dytë të Prizrenit, duke qenë sekretar i nivelit qendror dhe aktivist në degën e Prizrenit, të cilën degë për një kohë kishte vepruar i ati i Zenelit Xhemal Kabashi, derisa ishte plagosur dhe më pas kryesimin e degës së Prizrenit e mori Reshat Karjagdiu. Gjithsesi, mësimet e gjuhës shqipe dhe brumosjen me atdhedashuri Zeneli i përvetësoi edhe më shumë përmes mësuesit të parë të gjuhës shqipe në shkollën "Bajram Curri". Shkolla "Bajram Curri", gjithashtu që shërbente si shkollë për nxënësit e shkollës fillore, shërbente edhe si qendër kulturore ku zhvilloheshin pothuajse të gjitha aktivitetet kulturore sportive.

---

*"Kosova", "Lidhja e Dytë e Prizrenit", në të cilën u zgjodh sekretar i kësaj organizate politike. Ishte anëtar i Komitetit të Rinisë Intelektuale pranë kësaj organizate. Më 25 gusht 1945 burgoset nga OZN-a. Gjyqi Ushtarak i Divizionit të tretë në Prishtinë, me Aktgjykimin nr. 116/46 , më 1 prill 1946 në Prishtinë, e dënon me 10 vjet burg me punë të detyrueshme dhe 5 vjet humbje e të drejtave politike dhe të tjera, përveç atyre prindërore (familjare). Kryetar i Gjyqit ishte Softiq R. Smail. Vendimi i Gjyqit të Dytë Ushtarak nr. 372/46, më 12 prill 1946 ia zvogëlon dënimin në gjashtë (6) vjet burg me punë të detyrueshme dhe 3 vjet humbje të të drejtave politike dhe disa të tjera, përveç atyre prindërore, pas mbajtjes ose faljes së dënimit kryesor. Aktgjykimi nr. 116/46, më 17 prill 1946 në Prishtinë, refuzohet kërkesa për falje. Urdhëresa për falje të personave ushtarakë U. nr. 940 të datës 9 maj 1947 falet nga burgimi i mëtejshëm me punë të detyruar, me ç' rast lirohet menjëherë nga burgu. Ndërsa humbja e të drejtave politike dhe të drejtave të tjera llogaritet nga data 10 maj 1947. Pas lirimit nga burgu, fillon të punojë si korrektor në shtypshkronjën "Progres" të Prishtinës. Është marrë me shkrime dhe mbledhje të folklorit. Përktheu, redaktoi e lekturoi një sërë veprash letrare. Ishte bashkautor i fjalorëve shqip serbokroatisht dhe serbokroatisht-shqip. Dha kontribut të çmueshëm në fushën e leksikografisë dhe të gjuhësisë shqiptare. Ishte edhe pjesëmarrës në Kongresin e Drejtshkrimit në Tiranë. Vdiq dhe u varros në Prishtinë më 1994. (Tahir Berisha, Emra që nuk harrohen I, Prishtinë,1994, f. 245 & Mehmet Gërguri, Ajet Gërguri dhe Lëvizja NDSH (1945 – 1947), Prishtinë, 2007, f. 258.)*

Në qershor të vitit 1943 Zeneli e përfundon me sukses shumë të mirë shkollën fillore dhe regjistrohet po atë vit në liceun "Gjon Buzuku" në Prizren. Në fakt Liceu i Prizrenit ishte i pari i këtij lloi në Kosovë, i cili u hap me vendim nr. 317 të datës 12 nëntor 1941 dhe më 11 dhjetor 1941 u hap, ndërsa më 13 dhjetor kishte të gatshme klasën gatitore me 90 nxënës dhe një klasë të kursit të ulët me 30 nxënës.[39] Liceu "Gjon Buzuku" në Prizren kishte klasat gatitore, që i përgatisnin nxënësit shqiptarë, të cilët i kanë ndjekur mësimet në shkollat fillore në gjuhën serbokroate.



***Sylejman Drini-***

Ndërsa për Zenelin, edhe pse u regjistrua në vitin shkollor 1943 /44, ai u regjistrua drejtpërdrejt në liceun e ulët, pasi, siç kemi theksuar, fshehurazi e kishte mësuar alfabetin e gjuhës shqipe dhe ishte i përgatitur, duke mos pasur nevojë që të kalonte përmes klasave gatitore.

[39] *Abdylaziz Veseli, Shkollat dhe arsimi shqip në Prefekturën e Prizrenit gjatë periudhës 1941 – 1944, Gjilan, 2003, f. 154.*



Ndeshkime:

Vrejtje:

*Njoftime të randësishme për nxânësit, të nxjerruna prej Ligjës mbi shkollat e mesme*

I. Nëshkrimet e nxânësve n' institutet e mesme hapen me 16 Shtatuer dhe mbyllen me 30 Shtatuer.

Nxânësit e nxânëset e nëshkruem në shkollat e mesme duhet të mbajnë, mbrenda dhe jashtë shkollës, uniformën e caktueme prej Ministris s' Arsimit (neni 57).

IV. Nota më e vogël e mjaftueshme për kalim asht pesë të dheta (Neni 72).

V. Nxânësit qi nuk paguejnë taksat në kohën e caktueme, përjashtohen prej mësimeve, prej përfundimeve tremujore e vjetore dhe prej provimeve. Asnji diplomë, dëftesë ase dishmi nuk mund t'u lëshohet nxânësve qi nuk i kanë paguem taksat përkatëse. (Neni 94).

MBRETNIJA SHQIPTARE

MINISTRIJA E ARSIMIT

LICEU "GJON BUZUKU"

PRIZREND

Nr. i âmzes 165 — Vjeti shkolluer 1943-1944

Klasa I — Dega:

LIBREZË SHKOLLORE

e

nxânësit Zejnel Kabashi

i biri i / e bija e Xhemalit lindun në Prizrent

(prefek. Prizrenit) me 15-II-32 nëshkrue për herë të parë në

klasën e parë të kursit të ulët në mbështetje

të

Prizrend, me 8-VII-1944

DREJTORI:

| Taksat e pagueme (1) | | Zyra ku asht krye pagesa | Nr. i dorës | Data | Shuma | Nënshkrimi i Drejtorit |
|---|---|---|---|---|---|---|
| Nëshkrim | | | | | | |
| Ndjekje | Kist. I | | | | | |
| | Kist. II | | | | | |

(1) Në rasë përjashtimi tanësisht a pjesërisht tregohen arsyet

**_Faksimile e librezës së liceut "Gjon Buzuku"_**

Zeneli, duke qenë se ishte nxënës i atdhetarit Sylejman Drini (Aliut), si i ri merr pjesë në ceremoninë festive, që u organizua nga prefekti i Prizrenit në atë kohë Asllan Boletini, djali i Isa Boletinit me bashkëpunëtorët e tij, në mesin e të cilëve bashkëpunëtorë të tij ishte edhe babai i tij Xhemali dhe shokët e veprimtarisë atdhetare, si: Reshat Karjagdiu, Sheh Hasani, Ahmet Aga Suhareka, Qemal Karahoda, Xhemal Limani e shumë të tjerë. Atmosfera festive e përgatitjeve të mbajtjes së Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Zenelin në fakt e gjeti të regjistruar nxënës të liceut “Gjon Buzuku”. Andaj, si gjimnazist, ata patën detyra të caktuara. Atij i takoi të jetë më i angazhuar se shokët e tij, sepse babai i tij Xhemali ishte këmbëngulës, që sa më mirë të bëhet organizimi i kësaj ngjarjeje. Zeneli, si nxënës, mori pjesë aktive për disa ditë rresht që ta zbukuronin qytetin e në veçanti rrugën nga objekti i shkollës “Bajram Curri” deri te ndërtesa e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, ku delegatët do ta jepnin betimin e tyre se do të jenë në mbrojtje të parimeve të programit të LSHP-së. Zbukurime pati edhe rreth ndërtesës së Komunës e njohur si “Beledie”, ku edhe nga ky objekt institucional do të përcilleshin mesazhe shpresëdhënëse për qytetarët e Prizrenit, ku roli i Zenelit ishte shumë evident.



***Ndërtesa, e liceut sot gjimnazit "Gjon Buzuku", ku Zenel Kabashi e kreu shkollën e mesme, më 1947***

Viti i parë i liceut nisi me entuziazëm, sepse në shtatorin e parë si nxënës i liceut u mbajt Lidhja e Dytë e Prizrenit, ku ato tri ditë ishin ditë feste, ndërsa më 17 shtator (e premte) nxënësit e liceut nuk mbajtën fare mësim, por së

bashku me profesorët e tyre organizuan shumë programe artistike e argëtuese. Në fakt përgatitjet për këtë program kishin filluar një javë më parë. Ndërsa në ditën e fundit të punimeve të Kuvendit të Lidhjes së Prizrenit, në mënyrë solemne, nxënësit me të gjithë delegatët shkuan te Rezidenca e Qeverisë së Lidhjes për t'i shpalosur vendimet e kuvendit. Edhe pse ditë e dielle, më 19 shtator, i madh e i vogël kishin dalë në qytet. Masës nga dritarja e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit u ishte drejtuar Sokol Dobroshi, në mënyrë që ashtu të bashkuar t'i presin edhe delegatët e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, që pritej të vinin për ta dhënë betimin para kësaj shtëpie të shenjtë për shqiptarët.

Fundi i vitit shkollor 1943/44 ishte më ndryshe nga viti i mëparshëm. Gjatë këtij viti shkollor pati turbullira të shumta dhe shumë u keqësua edhe situata. Këto turbullira dhe keqësime të situatës i hetuan edhe nxënësit e liceut. Për shkak të luftimeve të shpeshta të Prizrenit, në njërën anë, dhe, në anën tjetër, për shkak të mungesës së profesorëve, viti shkollor përfundoi më 20 qershor 1944, kurse dëftesat shkollore nxënësve iu shpërndanë më 8 korrik 1944.

Në liceun "Gjon Buzuku" lëndët kryesore ishin: Gjuha shqipe (kl. I-IV); Gjuha latine; Gjuha e huaj; Historia; Gjeografia, Matematika, Histori e Natyrës, Fizika, Kimia, Vizatimi, Bukurshkrimi, Bujqësia, Punëdore, Punë shtëpiake, Muzika dhe kënga, Edukata morale dhe Edukata fizike. Në përgjithësi mbaheshin sipas programit të vitit 1940 dhe çdo ndryshim bëhej me vendim të posaçëm të Ministrisë së Arsimit.[40]

Në liceun e Prizrenit kishte shumë profesorë, të cilët i jepnin lëndë të ndryshme, por ndër kujtimet e Zenelit më të paharruara ishin profesor Hajdar Maloku (Hajdar Planeja),[41] për të cilin shumë herë ka evokuar



***Hajdar Maloku - Planeja, anëtar i LNDSH-së, që***

4 ... *dosja 137, fletat 4.*

kujtime: i dashur dhe i përkushtuar ishte edhe profesor Rrok Zojzi. Të dy këta profesorë sipas Zenelit ishin shumë të interesuar për çështjen kombëtare dhe kërkonin që edhe mësimet t'i orientonin në frymën kombëtare. Zeneli kishte kuptuar se Hajdar Maloku ishte pjesë e Lëvizjes, ndërsa nga Rrok Zojzi kishte kuptuar se e motra e tij Marie Zojzi, ishte pjesë e grupit të nacionalistëve në Shkodër, e cila më pas në vitin 1946 do të pushkatohej nga komunistët, ndërsa prof. Rrok Zojzi, do të internohet në fshatrat e Gorës në Shqipëri, ku do të punojë vitet e para të pasluftës.[42] Kontributi i Hajdar

[41] *Hajdar I. Planeja (Maloku) lindi në fshatin Planejë të Prizrenit, në vitin 1910. Pas ndarjes së padrejtë të krahinës së tij në dy shtete ai e vazhdoi lidhjen me miqtë e vjetër të familjes dhe në këtë mënyrë arriti që të shkollohet në Shqipëri. Pas përfundimit të shkollës së mesme me sukses të mire, Hajdari ishte ndër studentët bursistë, i cili u shkollua në Akademinë Ushtarake në Loretos në Itali. Pas përfundimit të akademisë, për një kohë të shkurtër, nga viti 1938 – 1940 shërbeu si efektiv i xhenios, duke u angazhuar në ndërtimin e disa urave, që i ndërtonte aso kohe ushtria shqiptare në shumë mjedise në Shqipëri, kohë kjo edhe kur u martua Hajdari.*
*Pas largimit të forcave jugosllave nga Kosova, Hajdari sikurse edhe shumë të rinj tjerë të shkolluar jashtë vendit dhe në Shqipëri, kthehet në Kosovë. Nga mesi i vitit 1941 shërbeu si komandant i xhandarmërisë në Gostivar, ndërsa në vitin shkollor 1943/44 u angazhua në shkollat e mesme të Prizrenit si profesor në lëndën e matematikës. Gjatë kohës sa punoi profesor në gjimnazin e Prizrenit, punoi edhe në shkollën e zanateve, duke ua mësuar prizrenasve matematikën. Karshi punës si profesor shumë i suksesshëm, Hajdar Maloku, u shqua edhe si veprimtar i LNDSH-së dhe luftoi për të drejtat kombëtare të popullit shqiptar. Në këtë drejtim, duke qenë aktiv në LNDSH, kishte bashkëpunim të mirë me familjen e Xhemal Kabashit, ndërsa për një kohë qëndroi i strehuar në shtëpinë e Reshat Karjakdiut. Në vitin 1946, kur ai nisi të ndiqet nga regjimi serb i instaluar në Prizren dhe kudo në Kosovë, Hajdari së bashku me të vëllanë u arratisën maleve, ku qëndroi deri në fillim të nëntorit të vitit 1946, kur u likuidua në Gjonaj të Hasit, pa gjyq dhe pa ndonjë aktakuzë. Për t'ua futur frikën intelektualëve tjerë prizrenas e në veçanti të rinjve, OZNA jugosllave e kishte vendosur kufomën e tij në Shatërvan dhe i kishte detyruar nxënësit, që ta kapërcenin, por nxënësit kishin kundërshtuar dhe ky detyrim ata i kishte bërë edhe më të vetëdijshëm se profesori i tyre kishte dhënë jetën për të drejtat dhe liritë e tyre.*
[42] *E dhënë gojojore e Dr. Shefqet Qamuil Hoxhës, lindur më 1031 në Bicaj- Kukës.*

Malokut, Zenelit i kishte lënë përshtypje të mëdhe, sepse deri në fund të jetës, në çdo takim, tubim me konsiderata më të larta fliste për figurën e mësimdhënësit shembull, që ka edukuar e ka kalitur disa gjenerata me ide kombëtare. Përhapjen e frymës kombëtare tek nxënësit Hajdari e bënte pa iu trembur fare syri.

Pos Hajdar Malokut e Rrok Zajzit, profesorë që punonin në liceun e Prizrenit dhe që i dhanë mësim Zenel Kabashit ishin edhe Kolë Margjini (që ishte drejtor i liceut), Lukë Çuni, Ibrahim Fehmiu, Myfyt Shehaj, Nuri Sherifi, Emin Abazi, Qazim Sylejmani, Ajshe Sylejmani, Lazër Berisha, Ferid Perolli, Lorenc Antoni, Hajrullah Morina etj.

Siç shihet nga lista e mësimdhënësve, Zeneli kishte një numër të madh të profesorëve, të cilët ishin të angazhuar në jetën politike dhe atë kryesisht si nacionalistë, përkatësisht ndihmuan shumë në themelimin dhe mbarëvajtjen e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, por ndihmuan edhe në themelimin dhe forcimin e Lëvizjes së NDSH-së, e cila ishte forca me shtrirje më të madhe te shqiptarët e Kosovës pas Luftës së Dytë Botërore.

Zeneli në kohën kur u regjistrua në liceun “Gjon Buzuku” ishte 12 vjeç, pra ishte në moshën e duhur që të kryente shumë detyra, të cilat mund t’i kryenin vetëm të rinjtë, meqë, siç dëshmon shoku i fëmijërisë së tij Xhemal Mehmet Aranliu, punë atdhetare Zeneli kishte kryer edhe pa qenë nxënës i fillores e lëre kur u rrit, që ai u bë dora e djathtë e babait, për të kontribuar për çështjen kombëtare. Në anën tjetër Zeneli, edhe pse sapo ishte regjistruar në lice, nga pamja dukej sikur e kishte përfunduar normalen, pra ishte i rritur dhe dallohej nga të tjerët. “Babai i Zenelit me babanë tim, por edhe me shumë të tjerë, kanë ndihmuar rininë prizrenase në mësimin e alfabetit të gjuhës shqipe fshehurazi nëpër shtëpi private, ku organizonin të rinjtë që t’i ndiqnin mësimet nga njerëzit e shkolluar me librat që vinin nga Shqipëria. Detyra ime dhe e Zenelit ishte që të shkonim dhe t’i thërrisnim të rinjtë më të moshuar për të ardhur

në ato shtëpi ku organizohej mësimi në shqip. Zeneli e kishte mësuar alfabetin shqip para të gjithë moshatarëve të tjerë. Në atë kohë angazhoheshin fshehurazi disa kurse për të mësuar shqip."[43] Një kontribut të madh të rinjtë luajtën edhe në zhdukjen e analfabetizmit, pasi një numër i madh i mësimdhënësve gjatë kësaj periudhe kohore, karshi punëve të tyre si mësues, angazhuan edhe në mbajtjen e kurseve nëpër shtëpi private, që konsideroheshin veprimtari atdhetare.

Në këtë mënyrë Zeneli, por edhe shokët e tij, pos mësimeve të gjuhës shqipe, me ngjarjet të cilat u zhvilluan në Prizren në vitet 1941-1945, u brumosën edhe me ndjenja atdhetare, ndjenja këto që do ta përcjellin Zenelin dhe një numër të madh të të rinjve prizrenas deri në vdekje.

Koha kur Zeneli u regjistrua në gjimnaz ishte koha kur po bëheshin përgatitjet për themelimin e organizatës politiko - ushtarake Lidhja e Dytë e Prizrenit. Ndonëse Zeneli i ri në moshë, në atë kohë, lëvizja kishte nevojë edhe për kontributin e të rinjve, të cilët në rrethana të caktuara e në veçanti nga pjesa e dytë e viti 1943, kur në Prizren nisën të qarkullojnë zëra se Prizrenin do ta rimerrte përsëri regjimi Jugosllav, por këtë herë përmes njësive partizane. Andaj, si kundërpërgjigje e këtyre zërave, në Prizren i madh i vogël do të angazhohen për të mos u bërë ky planifikim realitet nga serbët.

Formimi i Lidhjes së Dytë të Prizrenit, ishte në njëfarë mënyre si përgjigje e atyre përpjekjeve, që fliteshin për rimarrjen e Prizrenit me dredhi nga serbët, si para prillit të vitit 1941. Në këtë mënyrë nga fillimi i vitit shkollor 1943/44 pothuajse të gjithë profesorët që punonin në liceun "Gjon Buzuku" i përgatitën nxënësit për këtë ngjarje, e cila jo vetëm se do të ishte përgjigje e planeve të serbëve, por do ta mobilizonte masën që të jenë më këmbëngulës se kurrë në kërkesat dhe qëndrimet e tyre.

[43] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Arënliut, lindur më 1934 në Prizren.*

Të tillë ndiheshin edhe nxënësit e klasës së parë të liceut, nxënës i së cilës ishte edhe Zeneli.

Siç potencuam, forcat partizane në njërën anë, dhe, në anën tjetër, përpjekjet serbe që me çdo kusht ta merrnin nën kontroll udhëheqjen komunale të Prizrenit, bënë edhe më unik prizrenasit, deri në atë masë se ato ditë edhe nxënësit, edhe të rriturit lëviznin nëpër qytet vetëm me kapuça (plisa) të bardhë. Me këtë atmosferë festive u mbajt edhe Lidhja e Dytë e Prizrenit ku pothuajse për gati një javë i gjithë qyteti festonte.

Detyrat dhe aksionet, që i kryenin nxënësit e liceut "Gjon Buzuku" pos përgatitjeve për programe festive me këngë e valle, kishin marrë përsipër edhe stolisjen e qytetit me flamuj kombëtarë. Një nga nxënësit e liceut, që u angazhua, që nga dita e parë prej se qe regjistruar në lice, ishte Zenel Kabashi. Detyrat që iu ngarkuan atij me shokë, kryesisht ishin detyra dhe obligime që dolën nga kryesia qendrore e Lidhjes së Dytë të Prizrenit ku pjesën më të madhe të tyre Zeneli i njihte personalisht, sepse disa herë i kishte takuar në shtëpinë e tij, por edhe në vreshtin e familjes, që ishte mbi shtëpi, ku disa herë i kishte rastisur t'u dërgonte ujë e kafe.

Kështu gjatë kohës sa ishte nxënës i liceut në Prizren, në shtëpinë e tij, anëtar i familjes konsiderohej atdhetari Bedri Pejani, nga i cili Zeneli e përforcoi edhe më shumë ndjenjën e atdhedashurisë. Në këtë mënyrë çdo detyrë me të cilën ngarkohej, Zeneli me shumë përkushtim e kryente dhe njëkohësisht i angazhonte edhe të rinjtë tjerë, me të cilët ndiqte mësimet në lice, por edhe të rinjtë e lagjes. Gjithashtu, gjatë kohës sa ishte në lice, Zeneli takohej shpesh me prefektin e Prizrenit, Asllan Boletinin, për të cilin kishte respekt të veçantë, pasi në çdo takim e ka përmendur si njërin ndër atdhetarët shqiptarë, që kishte vizion dhe aftësi për t'i përvetësuar të rinjtë që të afrohen rreth ideve, që ai i përfaqësonte. Në fakt familja e Zenelit kishte hyrje - dalje më shumë me Asllan Boletinin, pas pajtimit që kishte bërë te Kabashët

dhe pas martesës së tij në Prizren me një vajzë të familjes Agushi nga Prishtina.

Në këtë mënyrë, krerët e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, kërkonin me çdo kusht që të rinjtë t'i angazhonin më shumë në aktivitete dhe në këtë mënyrë ata do ta mbanin gjallë frymën atdhetare dhe do t'u mundësonin që përmes Komitetit Qendror të Lidhjes së Dytë të Prizrenit të përballen më lehtë me propagandën që filloi të bënte PKJ për Kosovë, e cila, mes tjerash, kishte marrë përsipër ta luftonte programin politik të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Prandaj, për këtë arsye,me iniciativë të krerëve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, do të funksionalizohet roli Komitetit të rinisë intelektuale, që ishte segmenti III i programit të Lidhjes, të miratuar në mbledhjen e janarit të vitit 1944. Anëtar të këtij komiteti ishin, pos tjerash, edhe disa nxënës të liceut dhe të gjimnazit, ndonëse ishin të rinj në moshë. Në mesin e të rinjve në Komunitetin e Rinisë, mjaft aktiv ishte edhe Zenel Kabashi.

Sipas dëshmive të kohës Komiteti i Rinisë Intelektuale të Lidhjes, ku kryesisht përbehej nga intelektualë të kohës, por që kishte edhe të rinj, mbledhjen e parë konsultative për Prizrenin e mbajti më 7 mars 1944, mbledhje e cila u mbajt në ambientet e shkollës "Bajram Curri".[44] Meqë në kryesinë e këtij forumi ishte edhe mësuesi i Zenelit, Sylejman Aliu (Drini), në këtë aktivitete nuk kishte si të mungonte as ai, pasi edhe ishte i preferuar i mesusit të tij para se të regjistrohej në lice. Më 11 mars 1943 Forumi Intelektual dhe i Rinisë, që njihej si Komitet, caktoi programin e vet dhe vendosi:

1. Botimin e një gazete, hë për hë të përjavshme nën emrin simbolik "Lidhja e Prizrenit";
2. Formimin e grupit kulturor;
3. Formimin e grupit artistik;
4. Formimin e grupit sportiv;
5. Formimin e bibliotekës;
6. Çeljen e kurseve për të rriturit (burra e gra);

[44] *Shefqet Veliu, Komiteti i rinisë intelektuale dhe veprimtaria e saj..., në gazetën "Lidhja e Prizrenit" Nr. 2, f. 4.*

7. Organizimin e gruas shqiptare;

8. Thirrjen me ftesa të veçanta të gjithë intelektualët, ku do të caktohet programi dhe të ngarkohen detyrat për secilin.[45]

Kontributi i Zenel Kabashit do të jetë i madh në Komitetin e Rinisi Intelektuale, sepse, pos që do të angazhohet në thirrjen e të rriturve për të mbajtur kurset, ai edhe i shoqëronte ata deri te vendi ku ishte caktuar të mbahej mësimi, meqë këto kurse pos nëpër objekte shkollore mbaheshin edhe nëpër shtëpia, pasi kishte raste kur gratë nuk pranonin të shkonin në shkollë. Gjithashtu, ai ishte aktiv edhe në aktivitetet tjera. Këtë aktivitet me Komitetin e Rinisë Intelektuale e vazhdoi gjatë gjithë kohës sa ishte nxënës i liceut, duke u lidhur edhe më ngusht me të rinjtë prizrenas.

Aktivitetin e tij si anëtar i Komitetit të Rinisë e vazhdoi edhe kur u regjistrua në Normalen e Gjakovës, por tash në mënyrë më të kujdesshme, duke kryer shumë detyra, që e ngarkonin jo vetëm grupi i të rinjve, por kishte raste që i jepnin detyra edhe krerët e Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Kështu, pas takimit që ishte mbajtur në Rogovë të Hasit, përkatësisht në shtëpinë e dhëndrit të tij Sokol Dobroshit, e kishte rastisur që edhe Zeneli të jetë atë ditë në Rogovë te motra e tij. Në fillim të shkurtit të vitit 1944, në shtëpinë e Dobroshve në Rogovë, u mbajt Mbledhja e Dytë e Komitetit Ekzekutiv të Lëvizjes Nacional Demokratike Shqiptare në të cilën morën pjesë ithtarët më eminentë të Bashkimit Kombëtar Shqiptar, siç ishin: Selman Riza, Halim Spahia, Sokol Dobroshi, Shefqet Shkupi, Ejup Binaku, etj, me të cilin rast u pru qëndrimi që të mbrohen trojet etnike shqiptare nga okupimi dhe terrori serbo- çetnik i të gjitha ngjyrave. Në këtë mbledhje ishin të pranishëm edhe 2 përfaqësues të Misionit Britanik.[46] Këtu, në Sarajin e Dan Dobroshit,

[45] *Shefqet Veliu, Komiteti i rinisë intelektuale dhe veprimtaria e saj..., në gazetën "Lidhja e Prizrenit" Nr. 2, f. 4.*

[46] *Shaqir Shala, Rogova e Hasit nëpër shekuj (fakte dhe dëshmi), "Pjetër Bogdani", Prizren, 2015, f. 124.*

Shefi i Misionit Ushtarak Britanik, majori Piter Kamp**,** ishte më dorëlirë në premtimet e veta se sa në mbledhjen e parë të Çabratit, që u mbajt më 7 dhjetor 1943 në Gjakovë dhe në Konferencën e Bujanit, duke premtuar një ndihmë më të madhe materiale për LNDSH-në. Zeneli, i cili kishte qenë në shtëpinë e Dobroshëve së bashku me babin e tij, Xhemalin, nga ajo që kishte dëgjuar më pas, pasi i pranishëm në ndejen me burra ishte vetëm babai i tij, ishte entuziazmuar edhe më shumë. Pas këtij takimi, "Babushi" më shpesh e vizitonte familjen Kabashi, meqë ai kishte tre – katër shtëpi të preferuara ku rrinte në Prizren, sepse sipas kujtimeve të Zenelit, bisedohej për një takim të radhës në Rogovë, ku do të marrin pjesë delegatë nga e gjithë Kosova e më gjerë, të cilin do ta udhëhiqte Bedri Pejani.

Aktiviteti që e bëri Zenelin edhe më të guximshëm, më të vendosur në veprimtarinë e tij politike, ishte koha kur ai dhe familja e tij kishin dëgjuar se e kishin arrestuar Bedri Pejanin dhe e kishin burgosur. Në kohën kur ishte arrestuar Bedri Pejani (nëntor 1945) ndërtesa e gjykatës dhe e burgut ishin fare afër shtëpisë së tij. Dhe, në këtë mënyrë, meqë Bedri Pejani, nuk kishte njerëz të afërm të vet në Prizren, edhe në familjen Kabashi kishte qëndruar, dhe i dërgonte gjëra ushqime, tesha dhe e vizitonte sa herë i lejohej. Meqë në njëfarë mënyre kryefamiljarin, për shkak të historisë së plagosjes në përleshjet me çetnikët serbo - malazias nuk e linin ta vizitonte Bedri Pejanin, por fëmijët e vegjël i linin që t'i dërgonin ushqime. Në këtë mënyrë, për dërgimin e ushqimeve kryesisht kujdesej Zeneli dhe motra e vogël e tij, Nahirja.

Helmimi i Bedri Pejanit u bë gjatë kohës sa po pritej përgjigje ndaj ankesës, që kishte bërë Bedri Pejani për vendimin kapital që kishte marrë Gjykata Popullore Qarkut në Prizren, më 21 shkurt 1946, e që e kishte dënuar me dënimin kapital, sipas vendimit Nr. KZP. 13. /46. Por, ende pa marrë ndonjë vendim nga shkalla e dytë e gjykatës, ai në mënyrë tinzare helmohet dhe pastaj e dërgojnë në spital gjoja për ta shpëtuar, por në spital

vdes në fillim të muajit korrik, pra në pranverën e viti 1946.

Në ditën kur vdes Bedri Pejani në burg, motra e vogël e Zenelit, por edhe babai i tij, nuk ishin në shtëpi dhe me urdhër të nënës së tij Sadifes, Zeneli shkon në burg ku vdiq Bedri Pejani për ta marrë kufomën e për ta varrosur me nderime kombëtare. Por, drejtori i spitalit nuk ia kishte dhënë kufomën dhe e kishte porositur që pas dy orësh të shkonte. Për këtë ngjarje pastaj Zenel Kabashi do të deklarohet për gazetën "Zëri" më 3 prill 1992. Në artikullin "Zëri gjeti varrin e Bedri Pejanit", theksohet se "Zenel Kabashi ishte njëri prej atyre të cilët e kishin marrë kufomën e Bedri Pejanit nga spitali dhe fshehurazi e kishin varrosur në varrezat e qytetit."[47] Sipas shkrimit të kësaj gazete, një ditë më parë, pra më 2 prill 1992, Zenel Kabashi, Rafet Kabashi dhe Rexhep Kasëmi e vizituan varrin.

Për këtë ngjarje kujton edhe Salajdin Krasniqi, i cili e kujton ngjarjen e 2 prillit të vitit 1992 dhe shton: Në rrugë, pak para se të hyjnë në varreza, i takoj Zenel Kabashin, Rexhep Kasëmin, Yll Zajmin dhe Refet Kabashin, të cilët ishin nisur në varreza. Sapo më pa mua, Zeneli m'u drejtua: "Eja edhe ti me ne se të hyn në punë kjo ku po shkojmë ne!" Gjatë rrugës kuptova se po shkojnë për ta precizuar vendin e varrit të Bedri Pejanit. Më kujtohet se më së miri e kishte mbajtur mend Rexhep Kasëmi, i cili e caktoi saktë vendin, përkatësisht varrin, në bazë të disa orientimeve, meqë Zeneli kishte qenë i ri dhe nuk e mbante mend mirë, pasi edhe kishin pësuar shumë ndryshime në varreza dhe nuk i kujtohej saktësisht se ku e kanë varrosur. Në këtë mënyrë u identifikua varri i Bedri Pejanit, Gazeta "Zëri" merr iniciativë që ta rregullojë varrin e Bedri Pejanit."[48]

"Ne e përgatitëm terrenin, që gazeta "Zëri" ta publikonte rigjetjen e varrit të Bedri Pejanit dhe

---

[47] *Gazeta "Zëri", 11 IV. 1992, f. 34.*

[48] *E dhënë gojore e Salajdin Ramadan Krasniqit, lindur më 1948 në Prizren.*

gjithashtu e lamë një takim me Zenel Kabashin që të fliste pak më gjerësisht për ngjarjen e varrosjes, sepse me bacën Zenel, në atë kohë kisha bashkëpunim të mirë dhe shumë herë m'i tregonte ngjarjet që i ka përjetuar, por edhe merrja pjesë në takimet që i mbante në Prishtinë me Këshillin Nismëtar për themelimin e LNDSH-së."[49]



***Fotografi e bërë pas rregullimit të varrit të Bedri Pejani, në mesin e të cilëve edhe i biri i tij,1992***

Sakrifica e Zenelabedin (Zenel) Kabashit për "Babushin" ishte një heroizëm i kohës. "Në mënyrë indirekte në varrimin e Bedri Pejanit ka ndihmuar edhe Sheh Hyseni babai i Sheh Xhemalisë i tarikatit Rufai, i cili kishte kuptuar për vdekjen e dyshimtë të Bedri Pejanit. Por, meqë ishte i përcjellë nga OZNA, i çon fjalë Xhevdet Kabashit ta varrosin në kuadër të varrezave të tyre dhe angazhon disa besimtarë të tij ta hapin varrin, meqë në atë kohë ishte problem i madh edhe çështja e vendit për t'u varrosur një i dënuar me vdekje. Prandaj, pa hezitim, Sheh Hyseni, i cili e kishte njohur nga afër Bedri Pejanin, dhe biri i tij sheh Xhemaliu ka qenë aktiv në veprimtarinë e rinisë së Lidhjes së Dytë të Prizrenit, vendos që të varroset në afërsi të varreve të tyre. Familja Shehu kohë të gjatë kanë mirëmbajtur varrin e Babushit, ku më vonë edhe do t'i ngritët Sheh Hysenit tyrbeja, pak metra larg varrit të Bedri Pejanit."[50]

---

[49] *E dhënë gojore e Fatmir Ruzhdi Pirecit, lindur më 1954 në Struzhe.*
[50] *E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur më 1962 në Prizren.*



11.IV.1992 * ZËRI

EKSKLUZIVE

..., madje babai im më fliste se dikur ... te qenë profesor i tij në Shkup. Babai im, Xhemajl Kabashi, kishte qenë edhe bashkëluftëtar i Bedri Pejanit. Pasi nga Kosova u tërhoqën gjermanët dhe erdhën partizanët, Bedri Pejani u tërhoq në Shqipëri, ku kishte jetuar edhe më parë me familjen e vet. Në fillim të vitit 1946, baba im kishte marrë vesh se Bedri Pejani gjendej në burgun e Prizrenit. Me gjithë Bedri Pejanin në burg ishin edhe Qazim Kumnova, Fuat Dibra, Shaqir Curri etj. Pasi Bedri Pejani, i quajtur, babush, ishte mik familjar i familjes sonë, përmes motrës sime babai ia kishte dërguar Bedriut disa tesha në burg, për veshje dhe për mbulojë. Familja jonë ia kishte dërguar vazhdimisht ushqimin. Pas hetimeve është gjykuar me vdekje. Është interesant të theksoj se Bedri Pejani, sa ishte në burg, kishte dëshirë që i burgosuri Xhavit Leupari të këndonte ndonjë këngë atdhetare. Babushi në gjysmë të natës, kur mërzitej i thoshte Xhavitit: "Hajt Xhavit këndoma një këngë...".

Një ditë morëm vesh se "babushin" e kishin dërguar në spital, meqenëse duke qenë në moshë ishte i sëmurë nga veshkët. Motra vazhdonte t'ia dërgonte ushqimin edhe në spital. Pas një kohe, nuk më kujtohet saktësisht, babai me motrën time shkuan në fshat, kështu që unë e mora ushqimin për t'ia dërguar babushit. Si zakonisht e kalova urën e drurit dhe u afrova te roja e spitalit, për të hyrë. Atë ditë roja nuk më lejoi të hyjë brenda, veç më tha me një serbishte të vrazhdë:" Ai i ka hëngër të vetat..."! Unë, nuk kuptoja se çfarë thoshte në gjuhën serbe, isha vetëm 13-vjeçar... Dikur kur e pa se nuk po largohesha e hapi derën. Posa hyra në dhomën e spitalit e pashë se Bedri Pejani, babushi kishte vdekur! Me sy të përlotur u ktheva në shtëpi dhe i tregova nënës sime. Ajo më tha që me çdo kusht ta nxjerrim kufomën e babushit. Shkova dhe e lajmërova axhën tim, Xhevdet Kabashin, njëherit i lajmërova edhe Rexhep Kasëmit. Pastaj, shkova te drejtori i spitalit, i ndjeri Ismet Mula, të cilin e luta që të ma lejojë ta marrim kufomën. Ismet Mula së bashku me mua erdhi deri në dhomën ku ishte i shtrirë së vdekuri babushi. Ismeti më shikoi një herë dhe më tha: "Shko një herë dhe eja pastaj më vonë...". Aty kishte roje dhe ndoshta drejtori nuk kishte si të ndihmonte. Unë, axha, vëllai dhe Rexhepi silleshim rreth spitalit... Pas një kohe me Rexhepin, vëllanë Refetin dhe axhën Xhevdet Kabashin shkuam te drejtori. Tani na lejoi që ta marrim kufomën e babushit.

Rexhep Kasëmi shkoi dhe e mori një tra të shtëpisë së vet dhe e preu... Në përcjellje të kufomës deri në xhami ishin: Zenel Kabashi, Xhevdet Kabashi, Rexhep Kasëmi e Refet Kabashi. Hoxha na

tregova se e varrosëm babushin. Mirëpo ishte më vështir për t'i treguar motrës, sepse ajo ia dërgonte ushqimin në burg dhe në spital. Babushi atë e donte tepër dhe e tërriste vajza ime, vajza ime... Motra

Ndërtesa e burgut të vjetër të Prizrenit në të cilin e vuajti dënimin Bedri Pejani

vinte prapa. Pasi u fal namazi i gjenazës në spital, diku në iqindi u nisëm për në varreza. Neve na u bashkuan edhe vëllezërit Shandangji, të cilët po ato ditë kishin dalë nga burgu, ku kishin vuajtur për veprimtarinë e tyre patriotike. Posa erdhëm

e përjetoi rëndë vdekjen e babushit. Të nesërmen i lajmëruam në Tiranë Gencit, djalit të babushit. Më vonë ai na shkroi një letër me të na dërgoi edhe një pako të vogël ku e kishte mbështjellë një copë pëlhurë për fustan të motrës. Harrova të

Spitali i dikurshëm i qytetit të Prizrenit në të cilin ndërroi jetë, i vetëm në dhomë, patrioti Bedri Pejani

në varreza, varri ishte i gatshëm, hoxha i

them se nëna më pat urdhëruar ta gjej një

***Faksimile e gazetës "Zëri", e cila e publikoi intervistën eZenelKabashit më 3 prill 1992***

Në vazhdim po sjellim intervistën e Zenel Kabashit dhënë gazetarëve të “Zërit” Agim Zogaj dhe Fatmir Pirecit, ku në mes tjerash ai thekson: ”Një ditë morëm vesh se “babushin” e kishin dërguar në spital, meqenëse ai duke qenë në moshë ishte i sëmurë nga veshkat. Motra vazhdonte t’ia dërgonte ushqimin edhe në spital. Pas një kohe, nuk më kujtohet saktësisht, babai me motrën time shkuan në fshat, kështu që unë e mora ushqimin për t’ia dërguar Babushit. Si zakonisht e kalova urën e drurit dhe u afrova te roja e spitalit, për të hyrë. Atë ditë roja nuk më lejoi të hyj brenda, veç më tha me një serbishte të vrazhdë: “Ai i ka hëngër të vetat…” ….Dikur, kur e pa se unë nuk po largohesha, e hapi derën. Posa hyra në dhomën e spitalit, e pashë se Bedri Pejani – Babushi kishte vdekur! Me sy të përlotur u ktheva në shtëpi dhe i tregova nënës sime. Ajo më tha që me çdo kusht ta nxjerrim kufomën e babushit. Shkova dhe e lajmërova axhën tim Xhevdet Kabashin, njëherësh e lajmërova edhe Rexhep Kasëmin. Pastaj shkova te drejtori i spitalit, i ndjeri Ismet Mula, të cilin e luta që të ma lejojë ta marrim kufomën. Ismeti së bashku me mua erdhi deri në dhomë ku ishte i shtrirë Babushi. Ismeti, më shikoi një herë dhe më tha : ”Shko një herë dhe eja pastaj më vonë…” Aty kishte roje dhe drejtori, ndoshta nuk

kishte si të ndihmonte. Unë, axha, vëllai dhe Rexhepi silleshim rreth spitalit.

Pas një kohe me Rexhepin, vëllanë dhe axhën, Xhevdet Kabashin, shkuam te drejtori. Tani na lejoi që ta marrim kufomën e Babushit. Shumë shpejt e bëmë organizimin rreth varrimit dhe tërë ceremonisë fetare. Në oborrin e spitalit e lamë kufomën dhe besoj se Hafëz Qemali (Kajseri atdhetar i dëshmuar OZN-a ia kishte eliminuar djalin). E morëm kufomën dhe shkuam në xhami. Duhej gjetur dru për t'i vënë në varr. Unë dhe vëllai nuk kishim para e as axha. Rexhep Kasëmi shkoi në shtëpi, e mori një tra të shtëpisë së vet dhe e preu... Në përcjellje të kufomës deri në xhami ishim: Zenel Kabashi, Xhevdet Kabashi, Refet Kabashi dhe Rexhep Kasëmi. Hoxha na vinte prapa. Pasi u fal namazi i gjenezës në spital, diku në iqindi u nisëm për në varreza. Neve na u bashkuan edhe vëllezërit Shamdanxhi, të cilët po atë ditë kishin dalë nga burgu, ku kishin vuajtur për veprimtarinë patriotike. Posa erdhëm në varreza, varri ishte i gatshëm. Hoxha i mbaroi ceremonitë fetare dhe trupin e Bedri Pejanit e lëshuam në varr për ta mbuluar me dheun e Kosovës së tij të dashur...!" Gjatë tërë kohës na përcollën agjentët e OZN-ës. Posa u ktheva në shtëpi babai me motrën erdhën nga fshati. Babait i tregova se e varrosëm Babushin, por ishte më vështirë për t'i treguar motrës, sepse ajo ia dërgonte ushqimin në burg dhe spital..." [51]

Meqë në namazin e xhenazes kishte pak njerëz, për të mos thënë fare, duhet theksuar se të pranishëm, pos personave të cituar nga Zeneli ishin edhe Ahmet Mullafazlia dhe Isa Hereni. "Babai im Isa Hereni dhe vëllezërit Shamdanxhiu e kanë ditur, kanë marrë pjesë në varrimin e zotëri Bedriut, pa e ditur se kush ishte i ndjeri. Për ndryshe, sikur ta kishin ditur se në varrimin e kujt po marrin pjesë, nuk do të kishin shkuar. Jo pse nuk kanë dashur apo pse nuk e kanë respektuar Bedri Pejanin, por nga frika se do të ndiqen nga regjimi dhe kanë kërkuar nga njëri - tjetri, që në asnjë mënyrë të mos tregojnë se

[51] *Gazeta "Zëri" 11. IV. 1992, f. 35.*

kush kanë marrë pjesë në varrim.[52] Xhemal Hereni, sot 94 vjeçar, i cili ishte shok shkolle me Zenel Kabashin, tregon se kjo ishte arsyeja kryesore që emri i babait të tij dhe i Hasan Shamdaxhiut me të vëllait nuk përmenden askund, ndërsa mua, thotë ai, me dhjetëra herë më ka treguar babai.

Urdhri që të mos varroset me nderime Bedri Pejani, në njërën anë, dhe në anën tjetër, moshumbja e varrit, për Zenelin do të shënojë moment të paharruar, që e detyron ate të angazhohet edhe më fuqishëm në kryesinë e Komitetit të Rinisë së LNDSH-së, të cilin aktivitet do ta vazhdonte deri në përfundim të mësimeve në liceun “Gjon Buzuku” në Prizren e edhe më vonë, derisa do të arrestohet.

Në fakt, Zeneli deri para se të arrestohej, sa herë që shkonte në varreza, afrohej afër varrit të Bedri Pejanit, e rregullonte siç ishte zakoni, por sipas porosisë së babait, nuk i tregonte askujt se i kujt ishte ai varr, sepse mund të ndodhte që regjimi, pavarësisht se si kishte ndodhur varrimi i tij, mund t’i nxirrnin eshtrat dhe ta linin varrin e zbrazët. Akti i varrosjes së Bedri Pejanit, pas ca kohe, u mor vesh nga OZNA,[53] pasi drejtori i spitalit kishte qenë i detyruar të tregonte se kush e ka kërkuar kufomën në spital. Dhe, përderisa në spital kishin qenë edhe burra më në moshë, ai e kishte dhënë vetëm emrin e Zenelit, duke marrë parasysh moshën e tij të mitur. Në këtë mënyrë, Zeneli si gjimnazist u mor në sy të keq dhe nisi

[52] *E dhënë gojore e Xhemal Isa Herenit, lindur më 1930 në Prizren.*

[53] *Drejtoria e Sigurimit të Shtetit ishte struktura organizative e sistemit të sigurisë brenda Jugosllavisë dhe njihej si OZNA, që ndryshe njihej si Departamenti për Mbrojtjen e Popullit (OZNA), formacion që u krijua në fund të Luftës së Dytë Botërore dhe luajti rol të rëndësishëm në operacionet e fundit të luftës, por edhe në krijimin e rendit të ri pas luftës në Jugosllavi. OZNA veproi dhe nën siglën e saj u ndoqën, u burgosën dhe u vranë shumë nacionalistë nga viti 1945 e deri më 1966. Ndërsa, UDB-ja u transformua pas Plenumit të Brioneve dhe u riemërtua Shërbimi i Sigurimit Shtetëror; një pjesë e fuqishme e pushtetit që e kishte pasur deri atëherë UDB-ja u transferua në polici, një pjesë drejt Shërbimit të Inteligjencës së Armatës Popullore Jugosllave.*

të përcillej nga punonjësit e OZNA-s si nacionalist, pavarësisht se punëtorët e sigurimit ishin transferuar në një vend tjetër. Si gjimnazist ai u mor në pyetje disaherë dhe u pyet se ku është varrosur Bedri Pejani dhe i kishin kërkuar edhe emrat e njerëzve, të cilëve i kanë ndihmuar për ta varrosur "Babushin". Por, Zeneli, të cilin e kishte përgatitur i ati se si të sillej në situata të tilla, nuk kishte treguar asgjë. Ai u kishte thënë milicëve se nuk i mban mend njerëzit që e kanë ndihmuar ta varrosin, sepse vet është frikësuar t'i afrohej varrit. Dhe, në këtë mënyrë, pas përfundimit të liceut, iu vështirësua vazhdimi i shkollimit. Problemet rreth vazhdimit të shkollimit të tij ndodhën edhe për faktin se familja e tij konsiderohej si çerdhe e nacionalizmit në Prizren.

Pavarësisht këtyre vështirësive që e shoqëruan atë, koha kur ai duhej ta vazhdonte shkollën, ende shqiptarët nuk e kishin marrë veten në aspektin e sistemimit të administratës, ndonëse disa ish mësues e që në njëfarë mënyre kishin qenë përkrahës të partizanëve ose edhe ishin treguar neutralë gjatë Luftës së Dytë Botërore, kishin ndikim në hartimin e listave se kush mund ta vazhdojë shkollimin e mëtejmë. Sipas kujtimeve, që i ka lënë të shkruara vetë Zeneli thekson: "Me ndihmën e Xhemil Dodës e Hasan Shalës jam regjistruar në Normalen e Gjakovës në vitin shkollor 1947/48, të cilën e kam përfunduar në vitin 1949."[54]

Pas përfundimit me sukses të liceut në Prizren, më 1947, me këmbëngulësinë e motrës së madhe Rahmijes në radhë të parë, por edhe të babait të tij Xhemalit dhe shokëve të babait, Zeneli regjistrohet në Normalen e Gjakovës, e cila ishte shkolla e parë dhe e vetme në gjuhën shqipe në Kosovë. Në fakt, pas situatës së krijuar, regjistrimi në këtë shkollë ishte edhe mundësia e vetme, mundësi e cila nuk ishte për të gjithë nxënësit, që e kryenin liceun, por atë e ndihmuan shokët e babait të tij. Dhe kështu, pasi nuk kishte mundësi që kushdoqoftë prej

---

[54] *Marrë nga jetëshkrimi i shkruar nga Zenel Kabashi, që e ruajnë me shumë kujdes familjarët e tij.*

shqiptarëve t'i ndiqte mësimet jashtë vendit, siç e kishte pasur fatin gjyshi i tij Vehbiu, babai i tij Xhemali të shkollohej në Stamboll dhe në Selanik, pastaj motra e tij në Itali, sepse rrethanat që u krijuan në Kosovë, pas ripushtimit, hapja e Normales së Gjakovës, konsiderohej suksesi më i madh i pasluftës. Kjo shkollë u hap në vitin shkollor 1946/47, kohë kur Zenel Kabashi ishte maturant i liceut në Prizren. Por, për familjen Kabashi regjistrimi i Zenelit në Normalen e Gjakovës kishte edhe një synim e ai ishte që Zeneli duke qenë nxënës i kësaj shkolle prestigjioze dhe të vetme, do të ndikonte te shokët e tij në përhapjen e ideve atdhetare, përkatësisht frymës së Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe Lëvizjes së NDSH-së. Ai për këtë aspekt edhe kishte treguar gatishmëri për ta vazhduar veprimtarinë e patriotëve që i kishte njohur. Madje, siç ka treguar vetë, ai ishte betuar para varrit të Bedri Pejanit se do të bënte të pamundurën për ta çuar amanetin e tij në vend dhe nuk do të ndalet për asnjë çmim të jetës deri në realizimin e aspiratave kombëtare. Një nga këto pretendime ishte edhe përgatitja dhe shkollimi i sa më shumë mësuesve e mësueseve shqiptarë, për t'ua mësuar fëmijëve shqiptarë gjuhën shqipe dhe historinë e vërtetë nëpër të cilën ka kaluar populli shqiptar gjatë shekujve.

Lista e kursistavet fillorista të Prizrenit

| Emni i shkollës | Klasa | Të regjistr. F. | M | Gj. | Të regullt F | M | Gj. | Mësuesat | Vërejtje |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Shkolla B. Emni | I a | 26 | 22 | 48 | 26 | 22 | 48 | Z. Nasta Shiroka | |
| | I b | 13 | 35 | 48 | 13 | 35 | 48 | " Hysen Luma | |
| | I c | 15 | 33 | 48 | 15 | 33 | 48 | " Palina Berisha | |
| | I d | 22 | 26 | 48 | 22 | 26 | 48 | " Shirine Shehdula | |
| | I e | 7 | 42 | 49 | 7 | 42 | 49 | " Anushe Gjoni | |
| | II a | 16 | 32 | 48 | 16 | 30 | 46 | " Persefoni Musa | |
| | II b | 16 | 32 | 48 | 14 | 27 | 41 | " Luçiq Sofija | |
| | II c | 17 | 32 | 49 | 15 | 30 | 45 | " Lubica Shahini | |
| | III a | 24 | 15 | 39 | 21 | 15 | 36 | " Frono Vuçiq | |
| | III b | – | 39 | 39 | – | 30 | 30 | " Myrteza Shehdula | |
| | III c | 23 | 16 | 39 | 20 | 14 | 34 | " Beqir Kastrati | |
| | IV a | 21 | 25 | 46 | 18 | 22 | 41 | " Ibrahim Riza | |
| | IV b | – | 46 | 46 | – | 46 | 46 | " Myfid Shehaj | |
| | IV c | 21 | 25 | 46 | 18 | 20 | 38 | " Kol Shiroka | |
| në Hoxhamahallë | I a | 10 | 23 | 33 | 10 | 23 | 33 | " Nik Berisha | |
| | I b | [illegible] | 27 | 34 | 7 | 27 | 34 | " Sami Xhemali | |
| | II c | 10 | 21 | 31 | 10 | 21 | 31 | " Ndue Tupeci | |
| Bajrakli | I a | 28 | 41 | 69 | 23 | 35 | 58 | " Talat Jakupi | |
| | I b | 28 | 46 | 74 | 21 | 38 | 59 | " Hengel Velin | |
| | | 304 | 578 | 882 | 277 | 536 | 813 | | |

Prizren më 28-VII-941-XIX

Drejtori i Kursit
Fehmi

Nismat e para për një shkollë profesionale për përgatitjen e mësimdhënësve në shkollat fillore të ulëta i gjejmë në Gjakovë, menjëherë pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore. Kështu Drejtorati Arsimuer merr detyrë të ngutshme të bëjë të gjitha përgatitjet e

***Faksimile e listës së mësimdhënësve, që kanë mbajtur kurse me të rritur në Prizren***

duhura për caktimin e vendit, të kuadrit udhëheqës dhe fillimit të punës së normales me mësim në gjuhën shqipe në Gjakovë. Sipas arsyetimit të asaj kohe, theksohet se "... *së pari, Gjakova në krahasim me mjediset e tjera ishte qytet arsimdashës — me traditë. Shkalla e ngritjes së popullatës ishte më në nivel. Kishte traditë të shkollës dhe të shkollimit, mjedis ku çmohej arsimi dhe libri shqip. E folmja e qytetit ishte më e pastër se ajo e mjediseve të tjera në Kosovë — që i ngjasonte dialektit të Elbasanit.*"[55] Ndërkaq vendimi për hapjen e Shkollës Normale Shqipe në Gjakovë merret në mbledhjen e III të seancës së parë të Këshillit Popullor Krahinor të Kosovës, të mbajtur më 16 e 17 qershor 1946 në Prizren.

[55] *Ali Llunji, Beqir Kastrati - legjendw e ardimit kosovar, "Libri shkollor", Prishtinw, 2001, f. 248.*

Regjistrimi i Zenelit në Normalen e Gjakovës, e burrëroi atë para kohe, sepse ai tani po hynte në radhën e atyre studentëve, që kishin pranuar të përgatiteshin për të dalë mësues të nxënësve shqiptarë, të cilët kishin mbetur pa mësues të gjuhës shqipe, pas largimit të mësuesve, që kishin ardhur nga Shqipëria. Pra, nevoja më e ngutshme e intelektualëve shqiptarë ishte përgatitja e kuadrit arsimor për shkollat, që pritnin të hapeshin. Në të vërtetë, disa nga profesorët, të cilët do t'i japin mësim në Normalen e Gjakovës, Zeneli i kishte njohur gjatë kohës sa po mbaheshin kurset e zhdukjes së analfabetizmit, ku Zeneli kishte dhënë një kontribut të madh, duke ftuar e organizuar takime nëpër shtëpi, ku janë mbajtur këto kurse, duke filluar nga vjeshta e vitit 1941.

Meqenëse kjo shkollë pedagogjike ishte e para e legalizuar e rregullt në gjuhën shqipe, përgjegjësit arsimorë, që ishin anëtarë të themeluesit, gjatë përcaktimit dhe zgjedhjes së trupit udhëheqës mësimdhënës ndër kriteret e para ishte të jenë punëtorë me përvojë të duhur arsimore. Zgjidheshin pedagogë në moshë të pjekur me njohuri nga fusha e pedagogjisë dhe psikologjisë..., e në veçanti ata që ishin nxënës të dikurshëm të Normales së Elbasanit, mësues të nxënësve shqiptarë në Shqipëri dhe në Kosovë.[56] Në këtë mënyrë drejtor i parë i Normales së Gjakovës u emërua Beqir Kastrati, mësues e kryemësues shumëvjeçar në shkollat shqipe në Shqipëri, ku kishin mësuar me qindra shqiptarë nga Kosova. Nxënësit e kësaj shkolle, të të gjitha brezave, të cilët diplomuan ndër vite, dolën në detyrë anembanë Kosovës, por edhe jashtë kufijve të saj. "Ata kishin detyrë për të përhapur arsimin, kulturën dhe dijen në gjuhën tonë të ëmbël shqipe, mu në ato kohë të errëta kur afro 80 % e popullatës ishin analfabetë dhe kur në shumicën dërrmuese të fshatrave tona nuk kishte

---

[56]*Ali Llunji, Beqir Kastrati - legjendë e arsimit kosovar, "Libri shkollor", Prishtinë, 2001, f. 248.*

shkolla, ku do të edukoheshin dhe arsimoheshin fëmijët tanë."[57]

Zenel Kabashi ishte gjenerata e dytë e Normales së Gjakovës, drejtor i së cilës shkollë ishte Beqir Kastrati, i cili edhe ashtu deri në fillim të Luftës së Dytë Botërore kishte punuar me nxënës nga Kosova, duke i përgatitur për mësues në Internatin "Kosova", por edhe në shkolla të tjera në Shqipëri. Ndërsa kujdestar i paraleles "B", ku bënte pjesë Zeneli ishte Apostol Tanefi.[58] Mësimdhënës tjerë të Normales së Gjakovës ishin edhe:

1. Hasan Vokshi – Gjuhë shqipe,
2. Vaso Bullatoviq – Gjuhë serbe,
3. Margarita Gjurashkoviq- Gjuhë ruse,
4. Tajar Hatipi – Pedagogji, Psikologji dhe Metodikë,
5. Nebi Dina – Histori e pedagogjisë,
6. Nuri Sherifi – Muzikë,
7. Apostol Tanefi – Matematikë, Fizikë, Gjegrafi dhe Vizatim,
8. Jaja Osmani – Kushtetutë,
9. Shaip Osmani – Biologji - Evolucion,
10. Ferdinand Shkezi – Edukatë fizike

[57] *Arsim Fehmiu, Shkolla Noramale e Gjakovës- gjenerata e dytë, monografi e shkurtër, Komuna e Gjakovës, Gjakovë, 2009, f. 7.*

[58] *Apostol Tanefi ishte nga Republika e Shqipërisë, pos mësimdhënës, pas ndërprerjes së marrëdhënieve me Shqipërinë u vendos në Prizren, ku u caktua sekretar i organizatës së emigrantëve shqiptarë, që njihej me emrin Komiteti Kombëtar "Shqipëria e Lirë". Komiteti Kombëtar "Shqipëria e lire" u themelua më 26 gusht të vitit 1949 në Paris me nismën e Mithat Frashërit për të "udhëhequr dhe inkurajuar njerëzit tanë të zotë në rezistencën e tyre kundër tiranisë komuniste". Këtu u zgjodh edhe Këshilli udhëheqës i saj i përbërë nga Mid'hat Frashëri (kryetar), Abas Kupi, Zef Pali, Said Kryeziu dhe Nuçi Kotta (anëtarë). Organi më i lartë ishte Këshilli Kombëtar prej 11 anëtarësh nga parti të ndryshme. Ky komitet i themeloi edhe degët e veta në Kosovë dhe në Prizren ishte qendra e këtij komiteti, i cili merrej kryesisht me emigrantët, që iknin nga Shqipëria. Por, jo të gjithë të ikurit patën mundësi të dalin në Perëndim, sepse kundërshtarët e Jugosllavisë u ndoqën dhe u burgosën. Kjo shoqatë e mërgimtarëve nga Shqipëria merrej kryesisht me rekrutimin e terrenistëve, që kalonin ilegalisht kufirin shqiptaro-shqiptar. Një kohë, duke qenë udhëheqës i kësaj organizate, jetoi në Prizren...*

11. Muzafere Gjinali - Mësim Natyre dhe

12. Një oficer ushtarak – Paraushtarak.[59]

Nxënësit e Normales së Gjakovës, pos mësimit që bënin në shkollë, për të qenë sa më të aftë për mësimdhënës, mbanin mësim shtesë edhe në Ushtrimoren e Shkollës Normale të Gjakovës, që mbahej në Kullën e Abdullah Pashë Drenit, e adaptuar që në kohën e Jugosllavisë së Vjetër për destinacion krejt tjetër, çfarë ka shërbyer në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Sipas monografisë së gjeneratës së dytë të kësaj normaleje, përgatitur nga Arsim Fehmiu, trupi mësimor i ushtrimores në vitin shkollor 1947/48 dhe 1948/49, kur Zenel Kabashi i ndiqte mësimet, ishin:

1. Sami Raça – mësues - drejtor
2. Qamil Demjaha - mësues mentor,
3. Muzafere Gjinali – Hatipçi – mësuese mentore,
4. Lirie Tanefi – mësuese mentore,
5. Gani Luboteni – mësues – mentor,
6. Shinasi Korenica – mësues – mentor dhe
7. Bajram Nura - mësues mentor.

Në kuadër të Normales së Gjakovës funksiononte edhe konvikti për nxënës, meqë, siç shihet nga lista e nxënësve, pjesa më e madhe ishin nga vise të ndryshme të Kosovës e jo vetëm nga Gjakova. Edhe në këtë institucion mbahej në një formë mësim - kalitje për mësimdhënësit e ardhshëm dhe

| Nr. rend. | Emri dhe mbiemri | Vërejtje | |
|---|---|---|---|
| 1 | Bakalli Nanije - Deva | | Jeton |
| 2 | Bajrami Riza - Stublla | | Jeton |
| 3 | Begolli Nasi | I ndjerë | |
| 4 | Begolli Nemide - Berisha | | Jeton |
| 5 | Berisha Nybevete - Drini | | Jeton |
| 6 | Blakçori Xhemë - Blakaj | | Jeton |
| 7 | Gjyrgjiali Byhramedin | | Jeton |
| 8 | Dobruna Nafije - Deva | E ndjerë | |
| 9 | Domi Nazim | I ndjerë | |
| 10 | Dukagjini Enver | I ndjerë | |
| 11 | Fetahu Murat | I ndjerë | |
| 12 | Gjoka Mazllum | I ndjerë | |
| 13 | Hakiu Bajram - Danjolli | I ndjerë | |
| 14 | Hoxha Fahredin | I ndjerë | |
| 15 | Ibrahimi Ejup - Hoxha | I ndjerë | |
| 16 | Ismaili Jusuf – Koliqi | I ndjerë | |
| 17 | Kabashi Rifat - Ukimeri | I ndjerë | |
| 18 | Kabashi Selman | I ndjerë | |
| 19 | Kabashi Zejnel | I ndjerë | |
| 20 | Karamuço Nexhat | | Jeton |
| 21 | Kelmendi Jusuf | | Jeton |
| 22 | Kupa Abedin | I ndjerë | |
| 23 | Luma Xhavit - Bërbnica | I ndjerë | |
| 24 | Llallojari Nijazi - Ostrozubi | | Jeton |
| 25 | Murseli Shemsedin - Deva | I ndjerë | |
| 26 | Negavci Myslim | | Jeton |
| 27 | Polloshka Xhafer | I ndjerë | |
| 28 | Qavderbasha Myrvete - Dida | E ndjerë | |
| 29 | Rama Sylejman | | Jeton |
| 30 | Rizvanolli Shinasi | | Jeton |
| 31 | Sadrija Jusuf - Fetahu | | Jeton |
| 32 | Shatri Riza | | Jeton |
| 33 | Xhema Ramë - Alihajdaraj | | Jeton |
| 34 | Zherka Shyqrije - Ukshini | I ndjerë | |

**Lista përfundon me nr. 34. Nga 34 maturantët e paraleles "B" të Gjeneratës së II^të^ të Shkollës Normale të Gjakovës jetojnë 15 vetë – 3 shoqe dhe 12 shokë.**

***Faksimile e listës së paraleles "B", përgatitur nga Arsim Arsim Femiu***

[59] *Arsim Fehmiu, Shkolla Normale e Gjakovës- gjenerata e dytë, monografi e shkurtër, Komuna e Gjakovës, Gjakovë, 2009, f. 20.*

këtu edukatorë të konviktit ishin të angazhuar çifti Muzafere dhe Tajar Hatipi, Dhimitër Markaj, Ahmet Ymeri, Ferdinand Shkezi. Ndërsa, për aktivitete të lira, apo siç quheshin aktivitetet kulturore e sportive për paralelen "B", ku bënte pjesë Zeneli, ishte Fahredin Hoxha.

Zeneli, pos angazhimit për mësimnxënie, ishte i angazhuar edhe në aktivitete tjera, përkatësisht për përhapjen e idesë së bashkimit të trojeve shqiptare. Në këtë drejtim Zeneli gjatë dy viteve të shkollimit do të ketë mundësi të shkonte me shokë në Pejë, në Mitrovicë, në Podujevë e në shumë vende të tjera, ku kishte shokë në Normalen e Gjakovës. Dhe, në këtë mënyrë ai pati mundësi që programin politik dhe ushtarak të Lëvizjes së NDSH-së sa ta propagandonte më shumë, gjithkund ku kishte mundësi. Shoqërimi me sa më shumë normalistë ndikoi që ai gjatë këtyre viteve të jetë i pranishëm në shumë vende të Kosovës.

Meqë Zenelin e njihja qysh kur ishim nxënës në fillore, me te më shkonte më shumë muhabeti, sepse ai kishte aftësi dhe ishte i dashur me të gjithë kandidatët për mësues të ardhshëm e profesorë.[60] Arsim Fehmiu, gjatë bisedës me te tregon se si Zeneli në pushime më shumë preferonte të shkonte te shokët nëpër vise të ndryshme të Kosovës. Dhe, arsyen e këtyre vizitave e kam kuptuar pasi e arrestuan atë. Mbase për këtë mënyrë të komunikimit, shokët e shkollës së Normales së Gjakovës, e donin Zenelin më shumë se çdo kënd tjetër.

Zeneli, gjatë kohës sa ishte në Gjakovë, komunikonte vazhdimisht me dhëndrin, Sokol Dobroshin, i cili e udhëzonte që të jetë i kujdesshëm në veprime dhe të mos u besonte shumë njerëzve që nuk i njihte. Ndërsa, me ata që i njihte, duhej të punonte që edhe ata ta bënin të njëjtin aktivitet. Zeneli, me aktivitetin e tij përpiqej ta zgjeronte rrethin e të rinjve në Komitetin e Rinisë së NDSH-së me bindjen se me shtimin e radhëve me të rinj

[60] *E dhënë gojore në mars 2023 e Arsim Ibrahim Fehmiut, lindur më 1932 në Sarajevë.*

entuziastë për bashkim kombëtar, popullit do t'i shtoheshin shpresat se një ditë bashkimi i trojeve do të ndodhte.

## Diplomimi në Normalen e Gjakovës dhe punësimi mësues në shkollë fillore në Prizren

Në përfundim të mësimit, nga 67 maturantë të Normales së Gjakovës, 65 prej tyre e paraqitën mbrojtjen e maturës (52 djem dhe 13 vajza), të cilët që të gjithë diplomuan. Në mesin e të diplomuarve ishte edhe Zenel Kabashi, i cili e kreu normalen me sukses të shkëlqyeshëm. Dhënia e maturës me sukses, Zenelin e bëri të ndihej i kënaqur që më në fund po i bëhej realitet dëshira që fëmijëve t'u jepte mësim në gjuhën shqipe.


MATURANTËT E GJENERATËS SË DYTË TË SHKOLLËS NORMALE TË GJAKOVËS - 1949

Kjo dëshirë atij sa vinte dhe i shtohej edhe për faktin se prej vitit 1941 deri më 1944 kishte parë interesimin e madh të fëmijëve, por edhe të familjarëve, që të mësojnë shqip ani pse ata në përditshmëri e flisnin osmanishten e Prizrenit. Dhe, në këtë mënyrë, Zeneli, ende pa e nisur punën si mësues, kishte planifikuar se si do ta zhvillonte

procesin mësimor me nxënës dhe cilën metodë të mësimdhënies do ta aplikonte për të zgjuar interesim sa më të madh te nxënësit.

Zeneli me t'u kthyer në Prizren, lajmërohet se ka përfunduar maturën me sukses dhe se është i interesuar që të nisë punën mësues, kudo që të ketë vend të lirë.

Me dekret të Komitetit Popullor të Serbisë, Rrethit të Metohisë Nr. 59/49 të datës 27 gusht 1949, Zenel Kabashi, në bazë të ligjeve në fuqi, emërohet mësues për shkollat fillore në Prizren. Me këtë dekret të nënshkruar nga Xhavit Nimani, përgjës i arsimit për Prizren, në bazë të rregulloreve për zyrtarët civilë, do të interesohet për caktimin dhe detyrat e punës. Dhe, mbështetur nga ky dekret, Zeneli në fillim të shtatorit do të caktohet mësues për klasën e parë në shkollën fillore në lagjen e Hoça Mahallës. Por, në mungesë të mësuesve, ai do të angazhohet për një kohë edhe në shkollën fillore te Iliaz Kuka, siç njihej paralelja tjetër e shkollës fillore afër lumit të Lumbardhit.


ОБЛАСНИ НАРОДНИ ОДБОР
[illegible] Косовско Метохијске Области
Повереништво за просвету и културу
Бр. ______
______ 194__ год.
Приштина

ДЕКРЕТ

Решењем Министра просвете Н.Р. Србије Број ______ од ______ 194__ године, а на основу чл. 17, 22 и 23 савезног Закона о [illegible] чл. 2, и 34 Закона о државним службеницима Народне Републике Србије, чл. 2 под Б у вези чл. 13 [illegible] Уредбе о просветно-научној струци ВСБр. 72347 и чл. 3, став 1 и 15 Уредбе о [illegible] државних службеника НРС ВСБр. 826 од 30-IX-1947 [illegible] и сагласности Претседника владе НР Србије Бр. ______ од ______ 194__ год. ПОСТАВЉЕН је

______ свршени ученик учитељске школе са положеним учитељским дипломским испитом на ______ за ПРИПРАВНИКА УЧИТЕЉА Основне школе у ______ Среза ______ са основном месечном платом у бруто износу од Динара 3,500 (три хиљаде и петстотина).

Исплата будуће пада на терет буџета Обласног народног одбора — Повереништва за просвету и културу.

О пређеном постављењу [illegible] издати декрет.

Смрт фашизму — Слобода народу!

Повереник за просвету,
(Џавид Нимани)

[illegible] 400—1022-49

Të gjithë të diplomuarit e brezave të kësaj shkolle u shpërndanë në mbarë Kosovën, aty ku kishte nevojë më së shumti, pa parashtruar kurrfarë kërkesash, pa pasur kurrfarë vërejtjesh, sepse udhëhiqeshin nga ideali i lartë patriotik — të përhapnin dijen dhe diturinë në skajet më të largëta të Kosovës. Ata e dinin se dija është dritë, është fuqi që na çon përpara dhe na bën zot të vetvetes.[61]

Edhe pse nga viti 1949 ka kaluar një koh shumë e gjatë,

[61] *Arsim Fehmiu, Shkolla Noramale e Gjakovës- gjenerata e dytë, monografi e shkurtër, Komuna e Gjakovës, Gjakovë, 2009, f. 7-8.*

***Dekreti me anë të të cilit Zenl Kabashi emrohet***

disa nga nxënësit e mësues Zenelit ende janë gjallë dhe i kujtojnë ditët kur ai u shkoi në klasë për herë të parë dhe ajo përshtypje atyre katër - pesë nxënësve, që janë gjallë ende u kujtohet mirë momenti i parë i hyrjes së tij në klasë. Para se të flasim për punën e tij si mësues, duhet theksuar se në ato vite mosha e nxënësve në klasë të parë nuk ishte shumë me rëndësi, sepse kishte nxënës të rinj, që regjistroheshin në klasë të parë, por edhe nxënës që nuk ishin regjistruar me gjeneratat e tyre dhe që janë regjistruar më vonë.

Veprimtaria e Zenel Kabashit si mësues do të jetë një anë tjetër e medaljes për shëmbëlltyrën e tij si edukator, entuziast dhe shumë i dashur për fëmijët e në veçanti për nxënësit e klasës së parë, që e donin shumë.

# KUSHTET DHE RRETHANAT E KRIJUARA PAS LUFTËS SË DYTË BOTËRORE NË KOSOVË

Ndonëse Prizreni shekuj më parë ishte shndërruar në qendër administrative dhe ekonomike për gjithë hapësirën shqiptare, themelimi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit i dha vulën këtij qyteti që të jetë kryeqytet shpirtëror për gjithë shqiptarët kudo që jetojnë. Andaj, të gjitha nismat, qofshin politike, ekonomike e ushtarake Prizrenin do ta kenë qendër të ideve për bashkim kombëtar, përkatësisht për përmbushje të aspiratave të gjeneratave që nga koha e Perandorisë Osmane e këndej.

Pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë dhe ndarjes së Kosovës nga Shqipëria administrative, shqiptarët iu nënshtruan dhunës dhe terrorit serb deri në fillim të Luftës së Parë Botërore, për të vazhduar kjo dhunë edhe pas përfundimit të kësaj lufte. Gjatë viteve 1913 - 1918 me qindra familje shqiptare nga Kosova, por edhe nga Prizreni, ishin detyruar të shpërnguleshin nga trojet e tyre, sepse u mungonte liria elementare për ta bërë jetën jetë e punën punë. Regjimi serb i trajtonte shqiptarët njëjtë siç i trajtonte Kanuni i Car Dushanit,[62] që karakterizohej si epoka më e errët për shqiptarët, e në veçanti për banorët e Prizreni. Prandaj, duke mos dashur të flasim për atë pjesë të historisë, mund të them se dhuna vazhdoi edhe pas vitit 1918, përkatësisht pas krijimit të Mbretërisë Serbe, Kroate, Sllovene.

62 *Të shihet më gjerësisht Dusanov zakonik: prilagodjeno savremenom srpskom jeziku, Beograd, 2016. Në këtë kanun, që ndryshe njihet si kodi i Dushanit, është një përpilim i disa sistemeve ligjore që u shpall nga Stefan Dushani më 1349 në Shkup. Përdorej në Perandorinë serbe dhe në Despotatin serb që e pasoi. Çmohet si një kushtetutë e hershme, një bashkësi ligjesh që mbarështonte çdo hulli të jetës. Sipas këtij kodi, një serb që e rrahte dhe e keqtrajtonte një shqiptar shpërblehej, ndërsa një shqiptar nëse e bënte të kundërtën ai ekzekutohej dhe i merrej pasuria.*

Pas Luftës së Parë Botërore, Prizreni u bë qendër komunale edhe e rrethit të Sharrit. Me Kushtetutën e Vidovdanit në vitin 1921, Mbretëria Serbe, Kroate dhe Sllovene u nda në disa krahina. Në atë kohë u formua Krahina e Kosovës me qendër në Prishtinë, ndërsa Prizreni u bë qendër komunale dhe e rrethit. Kur në vitin 1929 u formuan banovinat, ndërsa Mbretëria SKS u bë Mbretëri Jugosllave, pjesa më e madhe e anës së Prizrenit u gjet në përbërjen e Banovinës së Vardarit me qendër në Shkup. Një pjesë e vogël (rrethi i Podrimës me qendër në Rahovec) i takoi Banovinës së Zetës - qendra administrative e së cilës gjendej në Cetinje. Prizreni udhëhiqej kryesisht nga serbët, edhe pse ishin në numër dhe me përqindje të vogël të banorëve. Në atë kohë ishin të rrallë shqiptarët që punonin në punë shtetërore e edhe kur pranoheshin shqiptarët e shkolluar ndaj tyre ushtrohej dhunë derisa largoheshin. Numrin më të madh të punësuarve në administratën publike e përbënin njerëzit, të cilët shfrytëzonin pozitën me qëllim të pasurimit të vet. Në tërësi, aparati administrativ nuk ka qenë bartës i kulturës dhe i progresit, por aparat i forcës brutale dhe si instrument për qërimin e hesapeve partiako-politike.[63]

Në anën tjetër, shkollat, që ishin hapur në Kosovë, nuk kishin për qëllim shkollimin e shqiptarëve, por popullsinë serbe. Institucioni më i rëndësishëm arsimor në Jugosllavinë e Vjetër ishte gjimnazi real shtetëror. Në gjimnazin shtetëror të Prizrenit shkolloheshin nxënësit nga një territor më i gjerë se ai i anës së Prizrenit. Në të vërtetë, ne vitin shkollor 1939 ky gjimnaz kishte 622 nxënës, 471 meshkuj dhe 151 femra (tri prej këtyre femrave ishin vajza shqiptare).[64] Pra, në prag të Luftës së Dytë Botërore numri i vajzave shqiptare që po shkolloheshin ishte shumë i vogël, ndërsa në shkolla

[63] *Miodrag Nikoliq, Prizreni me Titon kah fitorja 1941 - 1945, Prizren, 1984, f. 29.*

[64] *Miodrag Nikoliq, Prizreni me Titon kah fitorja 1941 - 1945, Prizren, 1984, f. 35.*

fillore mbase edhe ishte numri më i madh. Pavarësisht se numri i nxënësve shqiptarë ishte i vogël, nisja e shkollimit të shqiptarëve ishte një bazë e mirë për shkollat shqipe, që do të hapen me bashkimin e Shqipërisë dhe Kosovës pas okupimit nga Italia.

Nga viti 1925 në Prizren u krijuan disa shoqëri artistike e humanitare, të cilat me programin e tyre ndihmuan popullsinë për ta përballuar dhunën, varfërinë dhe për ta ngritur vetëdijen kombëtare përmes shkollimit të të rinjve. Për të vepruar këto shoqëri, duhej të kishin emra të pranuar për regjimin dhe me karakter fetar si "Sharri", "Gajret" e "Mehramet", "Kosova"[65] të cilat shoqëri në fakt nuk kishin për qëllim forcimin e as përhapjen e fesë, por ngritjen e vetëdijes kombëtare. Këto shoqëri në masë të madhe i ndihmonte shoqata e esnafëve, të cilët ishin financuesit kryesor të aktiviteteve kulturo politike në Prizren. Në bashkëpunim me shoqatën e zejtarëve, intelektualët shqiptarë bënin përpjekje për vetëdijesimin e popullit e në veçanti ta edukonin rininë në frymën kombëtare. Në këtë drejtim mund të përmendet kontributi i Xhemal Kabashit dhe i Mehmet Aranliut, që ishin shokë, të cilët vepronin përmes shoqatës së esnafëve prizrenas, të udhëhequr nga Avdyl Aga e Rifat Perolli, që të dy miq të familjes Kabashi. Kontributi i shoqatës së esnafëve të Prizrenit ka qenë shumë i madh edhe në ngritjen e vetëdijes kombëtare, për çka një rol të madh kanë luajtur tregtarët, por edhe intelektualët nga Prizreni.

Esnafët e Prizrenit deri në përfundim të Luftës së Dytë Botërore kishin një organizim më të mirë se sa pas përfundimit të luftës. Kjo shoqatë njihej si Shoqata Tregtare e Prizrenit. Për këtë Shoqatë mund të flasim në baze të Rregullores së saj, të vërtetuar në Gjyqin e Qarkut, në Prizren, më 29 tetor 1919. Rregullorja është e përbërë prej 37 neneve.[66] Pavarësisht se numri i zejeve

[65] *Të shihet më gjerësisht Sokol Cena, vepra e cituar, f. 225- 250.*

[66] *Ramadan Muja, Teza e masterit: Prizreni midis dy luftërave botërore 1918- 1941, (maket), Prizren 2013, f. 98.*

në Prizren po zvogëlohej vazhdimisht, kontributi i esnafëve, përkatësisht zejtarëve, ishte i madh. Prej 100 tabakëve, që kishte Prizreni në shekullin XIX, më 1912, ishin 45, e më 1928 vetëm 20 tabakë.[67]

Fillimi i Luftës së Dytë Botërore dhe shpërbërja e shtetit jugosllav zgjoi shpresat e shqiptarëve për një zgjidhje të drejtë të çështjes së tyre në rrethanat e reja të krijuara. Një pjesë e lëvizjes politike e ushtarake, gjatë asaj kohe në hapësirën gjeografike shqiptare, ishte në krah të bllokut antifashist. Kjo radhitje jepte shpresë për të drejtën e popujve për vetëvendosje. Ishte një shpresë se udhëheqësit e lëvizjeve nacionalçlirimtare në Shqipëri dhe në Jugosllavi do t'i respektojnë parimet e lëvizjes komuniste ndërkombëtare, se problemet kombëtare të trashëguara nga e kaluara do të zgjidhen drejt, duke ua njohur edhe popujve të mbetur nën pushtim të drejtën e vetëvendosjes.[68] Por, në anën tjetër pushtimi i trojeve shqiptare nga fashizmi "... u çeli udhë dy rrymave politike dhe luftarake të kundërta: Ballit Kombëtar dhe Lëvizjes Nacionalçlirimtare, të dyja këto lëvizje të përftuara si një reagim ndaj pushtimit të huaj, por me mendësi, platforma e vija politike të ndryshme: njëra e djathtë, tjetra e majtë, njera kombëtare dhe tjetra interna-cionaliste."[69] Dhe në këtë mënyrë shqiptarët u ndanë në dy kampe të kundërta, njëri i udhëhequr nga organizata nacionaliste me prirje të djathta dhe tjetri nga Partia Komuniste. Dhe gjithsesi kjo frymë u bart edhe në Kosovë, por jo se "Balli Kombëtar" u shfaq si organizim ushtarak në Kosovë.[70] Në Kosovë lëvizja nacionaliste ishte e fokusuar në shfrytëzimin e rrethanave të reja të krijuara në dobi të

[67] *Gabriel Louis Jaray: L'Albanie enconnue, duxieme, edition, Paris, 1913, f.76.*

[68] *Ethem Çeku, Shekulli i ilegales - proceset gjyqësore kundër ilegales në Kosovë (Dokumente), "Brezi '81", Prishtinë, 2004, 24.*

[69] *Uran Butka, Lufta civile në Shqipëri (1943- 1945),"Drier", Tiranë, 2006, f. 13.*

[70] *https://www.kosovo-online.com/intervjui/kosovo-i-drugi-svetski-rat-antonijevic-albanci-su-okupaciju-kraljevine-jugoslavije*

çështjes shqiptare dhe gjetjes së mundësive për bashkëpunim me anglo-amerikanët.

Më 26 prill të vitit 1941, me kapitullimin e ushtrisë jugosllave, Reshat Karjagdiu dhe Musa Shehzade me të tjerë, "zyrtarisht" e morën pushtetin në Prizren.[71] Në mesin e personaliteteve që u inkuadruan në udhëheqjen e pushtetit në Prizren ishte edhe Xhemal Vehbi Kabashi. Në këtë mënyrë kapitullimi i Mbretërisë Jugosllave, ngjalli shpresat e shqiptarëve për bashkimin e trojeve etnike dhe në njëfarë mënyre përmirësimin e gabimeve të Fuqive të Mëdha pas shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë në nëntor 1912; më 1913 e zyrtarizuan ndarjen dhe copëtimin e trojeve shqiptare.

Zenel Kabashi në një prononcim për gazetën "Flamuri" ka rrëfyer kujtimet për tërheqjen e serbëve nga Prizreni në fillim të prillit të vitit 1941: "...më 9 prill 1941, të avancuar nga rinia e vetëdijshme shqiptare, u bënë demonstrata anti karagjorgjeviqëve dhe marshuta vazhdoi dhe u përqendrua në Tabahane rreth ndërtesës së Komunës së Prizrenit, ku u gjuajt poshtë flamuri serb dhe u ngrit flamuri i bardhë nga rinia shqiptare e Prizrenit. Derisa vazhdonin demonstratat, mbërriti ushtria serbe nga Peja dhe nga pjesa e Shqipërisë e okupuar nga Serbia, ku në krye të ushtrisë serbe ishte kolonel Novakoviqi. Ushtria serbe u vërsul ndaj demonstruesve dhe filloi masakra ndaj rinisë, ku i vranë Hadi Kantaxhiun, Fevzi Shalqinin, ndërsa u plagos rënd Bajram Dehiri dhe shumë e shumë të tjerë. Demonstratat u shpërndanë me dhunë. Dhuna vazhdoi dhe ushtria u drejtua për në pjesën e Prizrenit e quajtur Kurillë, ku popullsia ishte etnikisht e pastër shqiptare, ku ushtria serbe hasi në rezistencë të madhe, ku në krye të luftëtarëve ishte Rexhep Karaqi dhe vëllezërit Alishani, andaj u detyrua ushtria serbe të tërhiqet."[72] Banorët ia mësynë kazermës dhe u armatosën.

[71] *Parim Kosova, Shëmbëlltyra e nacionalistit Musa Shehzade (1870 - 1946), në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 3, Prizren – Shkodër, 2006, f. 505.*

Bajram Dehiri, pas nëntë vitesh do të jetë bashkëveprimtar i Zenel Kabashit në Grupin e Lidhjes së Prizrenit dhe bashkëvuajtës në Burgun e Nishit. Ndërsa, me rastin që ishte plagosur, plumbat e xhandarmerisë serbe e marrin në krahun e majtë, që pas pak muajve përpjekje për shërim, Dr. Luciono Motroni do ta operojë dhe kështu mbeti pa krah. Por, përkundër kësaj ai nuk do të ndalet në vazhdimin e veprimtarisë atdhetare për bashkim kombëtar.


***Bajram Dehiri, foto e huazuar nga I. Flugu***

Dhe, në këtë mënyrë, pushtimi i tokave shqiptare edhe jashtë Shqipërisë nga Italia u pa si një mundësi e mirë e ribashkimit të shqiptarëve, nëse mund të quhet kështu me prishjen e kufijve në mes Kosovës dhe Shqipërisë nga fundi i prillit 1941 e deri në kapitullimin e Italisë e për të vazhduar me pushtimin gjerman. Kjo periudhë kohore në popull njihet si “Koha e Shqypnisë”, për faktin se në këtë periudhë kohore në kryeqendrën e Kosovës, në Prizren, u vendos administrata shqiptare dhe u krijuan kushtet më të mira veprimi të shqiptarëve e në veçanti në sferën e shkollimit në gjuhën shqipe, ku nga Shqipëria kishin ardhur shumë mësues shqiptarë dhe shumë të rinjve prizrenas iu mundësua vazhdimi i shkollimit në shqip jo vetëm në shkollat fillore, por edhe në gjimnaz dhe në lice, gjithashtu në gjuhën shqipe. Në këtë mënyrë shkollat në gjuhën shqipe në Prizren ishin shndërruar në një çerdhe të mirëfilltë të atdhetarizmit, që më pas do të ndikojë edhe në krijimin e kushteve për organizime të jetës politike në Prizren, ku dihet se ishte në atë periudhë edhe qendër e administratës për gjithë Kosovën.

[72] *Pjesë nga intervista e Zenel Kabashit, që botohet e plotë në kapitullin e gjashtë të kësaj monografie.*

Në Kosovë deri më 22 shtator 1941 u formuan vetëm prefekturat e Prizrenit dhe Prishtinës. Prefekturën e Prizrenit nga fillimi i themelimit si prefekturë e ka udhëhequr Qazim Bllaca, ndërsa nga viti 1942 – 1943 e udhëhoqi Vesel Pagarusha,[73] që të dy shokë e miq të familjes Kabashi.

Në mbledhjen e Vienës, më 21 e 22 prill 1941, u arrit marrëveshja që Kosova të ndahet në tri zona: italiane, gjermane dhe bullgare, ku u caktuan kufijtë e këtyre zonave pushtuese.[74] Të gjithë këta pushtues në Kosovë zbarkuan numër të madh të forcave të tyre. Kështu Italia dislokoi 20.000 ushtarë të Divizionit Pulje me qendër në Prizren e me 5000 karabinierë.[75] Fashizmi italian krijoi edhe aparatin e administratës civile. Për organizimin e saj me shpalljen që nxori B. Musolini, më 29 qershor të vitit 1941, u ngarkua Komesariati i Lartë Civil për Kosovën, Dibrën e Strugën.[76] Kujtesa historike na kujton edhe shumë ngjarje që kishin ndodhur në lidhje me demarkacionin e kufijve në mes këtyre tri zonave e në veçanti me nxitjen e bullgarëve, të cilët gjatë gjithë kohës ndoqën një politikë brutale.[77]

Me këtë rast nga Xhemal Kabashi dhe bashkëluftarët e tij vritet një oficer bullgar, të cilit ia merr armën "Parabell", të cilën armë do ta ruajë pastaj Zenel Kabashi derisa në shtëpinë e tij vendosen forcat serbe në mars të vitit 1999 dhe ia gjejnë armën, ku e kishte fshehur.[78]

Ndërsa në Shqipërinë administrative pushtimi fashist italian kishte ndodhur, më 7 prill të vitit 1939, kohë në të cilën atdhetarët shqiptarë në krye me Mithat Frashërin

---

[73] *Kadri Kryeziu, Prizreni qytet – shtet – prefekturë- komunë, Prishtinë, 2013, f. 52.*

[74] *Të shihet më gjerësisht Lefter Nasi, Ripushtimi i Kosovës, ASHSH, Tiranë, 1994, f. 10.*

[75] *AQSH, Fondi 249, dosja 1197, fl. 78.*

[76] *AQSH, Fondi 267, vititi 1941, dosja 64, cituar Nga Lef Nasi, në librin e cituar f. 11.*

[77] *Të shihet më gjerësisht Muhamet Shatri, Kosova në Luftën e Dytë Botërore (1941 - 1945), "Toena", Tiranë, 1997, f. 26.*

[78] *E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur më 1962 në Prizren.*

të tronditur thellë për fatin e popullit shqiptar, u përpoqën të organizoheshin ashtu siç mundën. Gjatë kësaj kohe në krye të rezistencës kundër pushtimit italian u vu rinia shqiptare e frymëzuar me ndjenja kombëtare për çlirim dhe bashkim të trojeve etnike. “Nga këto elemente të rezistencës shqiptare, më 13 prill 1939, themelohet Balli Kombëtar, si kërkesë e kohës, në krye me Mithat Frashërin, i cili me dorën e vet i shkroi Tetë Pika të Nacionalizmës Shqiptare (dekalogu). Në bazë të këtyre pikave u vunë themelet e platformës politike të Ballit Kombëtar, rreth së cilës u mblodh intelegjenca shqiptare për t’i dhënë një hov të ri frymës së Lidhjes së Prizrenit.[79] Koha kur u themelua Balli Kombëtar në Shqipëri, Kosova ende ishte nën sundimin e Mbretërisë Jugosllave dhe në këtë mënyrë Balli Kombëtar si subjekt politik pak ishte i njohur, por fryma e nacionalizmës kishte depërtuar dhe për këtë arsye në masë të madhe në literaturë haset si nacionalistët shqiptarë, e më pas po këta nacionalistë me frymën e 8 pikëshit të Mithat Frashërit e më vonë edhe të “Dekalogut” të vitit 1942 me 12 pikë, do të jenë bazë e krijimit të organizimeve politike në Kosovë. Balli Kombëtar programin e vet politik me titull “Dekalogu” e shpall në muajin mars të vitit 1943, në organin “Oshëtima e Korçës”.[80] Në faqen 24 të saj ajo ka emrat e anëtarëve të Komitetit Qendror, që janë: 1. Mithat Frashëri; 2. Fuat Dibra; 3. Faik Quku; 4. Nuredin Vlora; 5. Ali Këlcyra; 6. Hasan Dosti; 7. Kolë Tromara, dhe nga kjo përbërje nuk gjendet asnjë emër i nacionalistëve nga Kosova.

Kosova, përkatësisht organizimet politike të tyre, nuk do të jenë pjesë e takimeve të grupimeve politike në Shqipëri, siç janë takimi më 26 korrik 1943 e as në Mbledhjen e Mukjes. Në këtë të fundit, ku morën pjesë 24 përfaqësues, 12 nga Balli Kombëtar dhe 12 nga PKSh-ja. Pas shumë polemikave, më 2 gusht 1943 u arrit marrëveshja historike: formohet Komiteti i Shpëtimit të

[79] *Riza Sadiku, Lidhja kosovare 1949 -1999, Prishtinë, 2006, f.32.*
[80] *Gazeta “Oshëtima e Korçës” nr. 1, mars 1943, f. 23.*

Shqipërisë prej 12 anëtarësh, (6 përfaqësues nga Balli Kombëtar dhe 6 përfaqësues nga komunistët). Por, që kjo marrëveshje nuk u zbatua dhe këtu marrin rrugët drejtime të kundërta, duke qëndruar në teh të këtij udhëtimi edhe fati i Kosovës. Ndërsa, më 6 gusht të vitit 1943 u zhvlerësuan të gjitha vendimet e Mukjes.[81] Mbase për këtë arsye organizimet politike do të kenë emra tjerë, por jo larg shtratit politik të Ballit Kombëtar.

Prishja e Marrëveshjes së Mukjes e vuri Ballin Kombëtar dhe forcat e tjera nacionaliste përpara dilemash aspak të lehta për t'u zgjidhur. Ajo ndikoi në prishjen e kohezionit të tyre, duke i shtuar përçarjet e fraksionet. Ky ishte shkaku kryesor që e detyroi një rrymë të fortë nacionaliste që të bashkëpunonte me gjermanët për ta mposhtur komunizmin, që ishte promotori i luftës civile. Sigurisht që nacionalistët nuk e dëshironin dhe nuk ishin shkaktarët e Luftës Civile. Por, gjithashtu, kur kjo iu imponua atyre nga komunistët, ata përsëri dëshmuan se ende vazhdonin të ishin robër të defekteve të tyre të vjetra. Strategjia politike dhe veçanërisht organizimi e koordinimi i të gjitha rrymave dhe forcave nacionaliste ishin defektoze. Ata nuk mundën të bashkoheshin efektivisht dhe në momentin e duhur, duke humbur momentin e iniciativës, e cila shumë shpejt do të kalonte në dorë të komunistëve. Në vend që të bëheshin bashkë, në verën e vitit 1943 përpjekjet serioze u arritën me në njëfarë rezultati në verën e vitit 1944. Pra, një vit më vonë, kur situata politiko-ushtarake kishte precipituar në kahun e kundërt.[82] Në fakt përpjekjet e shqiptarëve rezultuan të kota, sepse Fuqitë e Mëdha ia njohën Jugosllavisë kufijtë e para vitit 1941 dhe nuk lejuan rishikimin e kufijve.

---

[81] *Mehmet Gërguri, Ajet Gërguri dhe Lëvizja NDSH (1945- 1947), Prishtinë, 2007, f, 34.*

[82] *Beqir Meta, Nacionalizmi shqiptar gjatë Luftës së Dytë Botërore, në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike, (2), Prizren, 2005, f. 15.*

Nga mesi i prillit të vitit 1941 në Prizren nisi të lulëzojë kultura shqiptare sa u mundësoi edhe banorëve të komunitetit ortodoks shqiptar ndërprerjen e marrëdhënieve martesore me komunitetin serb dhe vazhdimin e shkollimit të fëmijëve të tyre në gjuhën shqipe. Këtë lulëzim arsimor të shqiptarëve jashtë Shqipërisë më së miri na e përshkruan Dr. Rexhep Krasniqi, njëri prej pjesëmarrësve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe personi që ka mbrojtur doktoratën për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, i cili, në mes tjerash, në shkrimin e tij "Zhvillimi arsimor dhe popullsia shqiptare në Jugosllavi", publikuar më 1974 në gazetën "Shejzat", mes tjerash thekson: "Para hapjes së kufijve shqiptaro - jugosllav, një grup i zgjedhur mësuesish nga krahinat kosovare, që ishin rritur dhe edukuar në shtetin shqiptar, me iniciativën e tyre hynë fshehtas ndër qytete kufitare, në Gjakovë, Pejë, Prizren etj. Ende pa u qetësuar gjendja luftarake, ndër shumë qytete dhe katunde, shqiptarët vendës shpesh pas përpjekjesh të rrepta me çetnikë dhe grupe ushtarake jugosllave të shkëputura nga komandat e tyre qendrore, kishin marrë nën drejtim mbrojtjen e rregullit shoqëror, sigurimin e jetës dhe të pasurisë së popullit."[83] Sipas Rexhep Krasniqit, i cili mbase më së miri deri më tash e ka bërë përshkrimin e iniciativës së të rinjve shqiptarë nga Kosova, të cilët ia shpalosin ministrit të arsimit Ernest Koliqi, me ç'rast u pranua propozimi dhe në maj të vitit 1941 grupi në fjalë i përbërë prej afër 50 vetash nën drejtimin e z. Rrok Maloki dhe Xhelal Mitrovica, u nisën nga Tirana dhe bënë një turne nëpër Prizren, Gjakovë, Pejë, Mitrovicë, Prishtinë, Gjilan e Ferizaj. "Pas një fushate të shkurtër të rëndësisë së hapjes së shkollave shqipe, rinia shqiptare u lëshua në masë dhe me entuziazëm të rrallë mbushën godinat shkollore të vendeve të tyre. Në një program të

[83] *Rexhep Krasniqi, Zhvillimi arsimor dhe popullsia shqiptare në Jugosllavi, cituar nga libri "Prof. Rexhep Krasniqi – Një jetë në shërbim të Shqipërisë etnike", përgatitur nga Dr. Besim Muhadri, Gjakovë, 2019, f. 188.*

përmbledhur, të rinjtë dhe të rejat shqiptare për të parën herë u njohën me alfabetin, shkrimin dhe leximin e gjuhës shqipe.”[84] Në Prizren, në këtë drejtim, një kontribut të madh dha Rrok Zojzi, i cili shkollën e dikurshme greke – vllehe, e cila më vonë qe shndërruar në shkollë serbe, e shndërroi në shkollë shqipe “Shtjefën Gjeçovi”, ku i ndoqën mësimet të gjithë ata ortodoksë që e ndienin veten shqiptarë, përfshinë këtu edhe komunitetin vlleh.[85]



***Shkolla, ku u mbajt Lidhja e Dytë e Prizrenit***

Mësimet u zhvilluan sipas programit mësimor të vitit 1940 deri më 26 prill 1944. Prej kësaj date Ministria e Arsimit e shtetit shqiptar kishte bërë ndryshime në programin mësimor dhe me Qarkoren nr. 954, dt. 19. 4. 1944, ua dërgon të gjitha shkollave të mesme në Shqipëri, pra edhe Liceut të shtetit “Gjon Buzuku” në Prizren, programet dhe orarin mësimor bashkë me ndryshimet e pësuara në to, duke kërkuar që menjëherë secila shkollë të vepronte sipas tyre.[86] Nxënësit prizrenas, që kishin nisur mësimet në shkollat serbe, vazhduan shkollimin në gjuhën amtare. Pra, me pak fjalë, kjo kohë nga popullsia shqiptare shihej me sy të mirë, sepse të paktën po i gëzonin disa nga të

---

[84] *Rexhep Krasniqi, punimi i cituar, f. 189.*
[85] *Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Fondi Prefektura e Kosovës.*
[86] *Abdylaziz Veseli, Shkollat dhe arsimi shqip në Prefekturën e Prizrenit gjatë periudhës 1941 – 1944, Gjilan, 2003, f. 176.*

drejtat elementare, të cilat u ishin privuar nga regjimi i Mbretërisë Jugosllave. Në këtë kohë, u hapën shkollat fillore në gjuhën shqipe, u hapën edhe shkollat e mesme dhe licetë, në të cilat përgatiteshin kuadro. Duhet theksuar se nga këto qendra të shkollimit në gjuhën shqipe, nisi punën Radio Prizreni, ku nxënësit e liceut "Gjon Buzuku" e interpretonin drejtpërdrejt Himnin Kombëtar.

Por ky përparim dhe ky bashkim i shqiptarëve, nuk i shkonte për shtati dhe i pengonte Jugosllavisë dhe kështu, në fillim të vitit 1942, formacionet çetnike disaherë u përpoqën të pushtojnë tokat në veri të Kosovës. Deviza e sulmeve serbe dhe masakrave barbare ishte urdhri i ministrit të luftës së marinës jugosllave, lëshuar më 3 maj 1942, ku, mes tjerash, thuhet: "Të ruhet Jugosllavija e Vjetër e të pushtohet krejt Shqipëria."[87] Por, pavarësisht këtyre përpjekjeve të serbëve, gjatë kohës së pushtimit të Italisë shqiptarët e Kosovës përjetuan bashkimin me Shqipërinë dhe kjo kohë u dha zemër e krah se me një organizim të shëndoshë e të qëndrueshëm bashkimi i trojeve shqiptare mund të bëhet realitet. Në këtë kohë në Prizren u ngrit një shtypshkronjë nga Ali Kosturri, e cila u quajt "Kosova". Shtypshkronjën "Kosova" në Prizren, ku u botua kjo gazetë, e cila shtypshkronjë u ngrit në kohën e "Shqipnisë", pra mes viteve 1941-1944 dhe gjendej në lokalet që ishin afër Xhamisë "Sinan Pasha", ku ishte edhe ambienti i Radio Prizrenit e më pas Radio Kosovës, gjatë kësaj periudhe kohore. Në këtë shtypshkronjë, pos gazetës së përjavshme, u shtypën edhe dëftesat e shkollave në Kosovë dhe materialet tjera. Më pas kjo shtypshkronjë u transferua edhe në dy vende tjera derisa më në fund kjo shtypshkronjë u emërua "Ramiz Sadiku" e

[87] *Eugen Shehu, Piedestale që thërrasin 1939 – 1946, Tiranë, 2000, f. 385 – 386 sipas citatit të Arkivit Qendror të Shtetit, Fondi 149, viti 1944, Dosja II 5.2. fleta 1.*

pas luftës së UÇK-së e njëjta shtypshkronjë sërish e ktheu emrin e vjetër “Kosova”.[88]

Prandaj, shqiptarët e kanë pritur me entuziazëm shkatërrimin e Jugosllavisë më 1941 nga forcat gjermane të asaj kohe. Mirëpo, Gjermania humbi luftën dhe përsëri u kthye Jugosllavia kah fundi i vitit 1944.[89]

Nga fundi i prillit e deri në fillim të shatorit nacionalistët prizrenas, por edhe të mbarë Kosovës, i kundërshtonin lëvizjet e serbëve, të cilët bënë çmos që ta rimarrin udhëheqjen e Prizrenit dhe nisën të krijojnë situata të atilla, që populli të niste dyshimet tek udhëheqësit shqiptarë. Më 7 maj 1945, në Reims, u nënshkrua akti i dorëzimit të Gjermanisë nga feldmareshali Jodl në emër të Vehrmachtit dhe nga gjeneral – lejtnant Bedell Smith në emër të forcave amerikane e britanike.[90] Edhe pse lufta në Evropë kishte përfunduar dhe shpallet fitorja ndaj fashizmin, çështja e Kosovës dhe e shqiptarëve edhe më tutje mbeti e pazgjidhur. Në Kuvendin e Prizrenit, mbajtur me 8-10 korrik 1945, Kosova edhe zyrtarisht u aneksua nga Serbia. Me aprovimin e Rezolutës nga Kuvendi Federativ, më 23 korrik 1945 dhe nga ai serb më 1 shtator 1945, çështja e Kosovës u konsiderua e mbyllur.[91] Së këndejmi, pothuajse të gjitha përpjekjet e nacionalistëve shqiptarë kishin marrë fund. Por, siç shprehet populli “shpresa vdes e fundit” edhe veprimtarët e çështjes kombëtare, të cilët ishin dëshmuar edhe më herët, nuk do të zotoheshin dhe ende po vazhdonin përpjekjet e tyre, të bindur se do të triumfojnë, sepse pakënaqësitë e popullit ishin shumë të mëdha dhe të akumuluara.

---

[88] *Nexhat Çoçaj, Lidhja e Dytë e Prizrenit , “7Days”, Prizren, 2024, f. 10.*

[89] *Mark Krasniqi, Rrethanat politiko- shoqërore më 1945-46 të rezistencës nacionaliste shqiptare në Kosovë, në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 4, Prizren – Klinë, 2006, f. 28.*

[90] *Agim Zogaj, Marrëdhëniet shqiptare- Jugosllave dhe çështja e Kosovës 1945 – 1948, “Kosova Pen Center, Prishtinë, 2020, f. 53.*

[91] *Sabile Keçnezi Basha, Lëvizja ilegale patriotike shqiptare në Kodovë 1945-1947, Shkodër, 1999, f. 4.*

Procesi i dytë, ai i Rishkëputjes apo i Riintegrimit të "Tokave të Lirueme" u lehtësua nga këta faktorë: 1. Nga varësia e plotë politike e PKSH-së dhe UNÇSH-së nga PKJ dhe shtabet e UNÇJ-së; 2. Nga çmontimi i strukturave qeverisëse dhe administrative shtetërore shqiptare dhe i organizmave të Lidhjes së Dytë të Prizrenit në "Tokat e Lirueme".[92]

## Kontributi i familjes së Zenel Kabashit në Lidhjen e Dytë të Prizrenit

Pas kapitullimit të Italisë më 08.09.1943, që të nesërmen, më 9 deri më 11 shtator 1943, trupat gjermane u vendosën në Prishtinë, Prizren, Strugë, Elbasan, Pogradec, Tiranë, Durrës, Kukës, Vlorë, Tepelenë etj. Krahas vendosjes së trupave gjermane në qendrat kryesore të Shqipërisë, vazhdonte edhe veprimtaria politike për ngritjen e organeve qeverisëse, të përbëra nga personalitetet shqiptare, të pakomprometuara më parë.[93] Kjo kërkesë e gjermanëve në fakt edhe u shkonte për shtati shqiptarëve, sepse nuk dëshironin që institucionet vendore të udhëhiqeshin nga njerëz, të cilët mbi interesat e popullit i kishin vendosur interesat e veta personale. Gjithashtu shqiptarëve iu shtuan shpresat se po bëhet një hap drejt vendosjes së drejtësisë ndërkombëtare në vend, pasi në Kosovë ekzistonte edhe një rrymë tjetër (nga Balli Kombëtar dhe PK), e cila edhe pse nuk u dallua për forcën e aksionit, u veçua për shkak të mendimit që kishte për zgjidhjen e problemit kombëtar.[94] Dhe këtë rrymë e përfaqësonin nacionalistët shqiptarë, të cilët, ndonëse nuk kishin të

[92] *Romeo Gurakuqi, Shqipëria dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946), Tiranë, 2018, f. 1292.*
[93] *Muharrem Dezhgiu, Shqipëria nën pushtimin italian (1939 – 1943) botim i dytë, Tiranë, 2015, f. 479.*
[94] *Lefter Nasi, Ripushtimi i Kosovës, ASHSH, Tiranë, 1994, f. 18.*

grupuar në ndonjë subjekt politik, në shpirt e në mendje e kishin bashkimin kombëtar.

Kjo rrymë politike, ndonëse pati disa avancime në sferën e edukimit, u zhgënjyen shumë shpejt me udhëheqjen italiane, në sytë e të cilëve ndodhën shumë masakra ndaj shqiptarëve, e në veçanti i zhgënjeu neglizhenca e italianëve me rastin e Masakrës së Bihorit, ku më 6 janar të vitit 1943 u masakruan 4626 banorë të moshave të ndryshme, u dogjën e u shkretuan 1763 shtëpi. Gjatë kësaj masakre çetnikët serbë, pos masakrimit të shumë të rriturve dogjën, 705 fëmijë dhe i lanë jashtë të ngrihen edhe 447 fëmijë të tjerë.[95] Pos vrasjeve në fshatrat e Bihorit, 200 gra dhe vajza u grabitën.[96] Grabitja me dhunë e nuseve dhe vajzave shqiptare nga çetnikët serbo –malazias, bota shqiptare i konsideroi edhe më të rëndë se vetë masakrat, andaj pa hezitim e mobilizoi popullin, që përmes formave alternative të mbrojnë me çdo çmim pragun dhe nderin e shtëpisë.

Menjëherë pas këtyre inkursioneve çetnike, popullsia e Shqipërisë verilindore dërgoi dy përfaqësues në Tiranë për t’u kërkuar autoriteteve shqiptare dhe italiane të armatosnin popullsinë e kësaj krahine, për t’i bërë ballë Mihajlloviqit. Kërkesa e tyre u refuzua dhe pas kësaj popullsia e Gjakovës dhe e Prizrenit shpërtheu depot ushtarake dhe armatosi vetveten.[97] Prandaj, ky veprim i detyrueshëm i shqiptarëve që të armatosen dhe qëndrimi i ftohtë i italianëve dëshmon qartë se italianët i ndihmuan forcat çetnike për t’i masakruar shqiptarët.

Për mbledhjen e të dhënave rreth masakrës, u angazhuan shumë shqiptarë të mbledhin jo vetëm të dhëna, por edhe dëshmi për t’i dëshmuar para ndërkombëtarëve. Një angazhim në këtë drejtim, pos

---

[95] *Shaban Braha, Gjenocidi serbomadh dhe qëndresa shqiptare (1844 – 1990), “Lumi T”, Tiranë, 1991, f. 398 – 401.*

[96] *Romeo Gurakuqi, Shqipëria dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946), Tiranë, 2018, f. 1295.*

[97] *Romeo Gurakuqi, Shqipëria dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946), Tiranë, 2018, f. 1294.*

Emrush Mifatarit, që e drejtonte komisionin,[98] u angazhua edhe avokati shqiptar nga Prizreni Sokol Dobroshi. Mbaj mend kur më fliste babai për Masakrën e Bihorit, kur disa tregtarë ia kishin sjellë dy kutia (teneqeje) të mbyllura gjoja se në to ka djathë, e në fakt ato kanta kanë qenë të mbushura me pjesë të gjymtyrëve të masakruara të shqiptarëve nga çetnikët. Me sa mbaj mend, babi më thoshte se kishte kryesisht sy e vesh, të cilat pastaj babai me shkresat e nevojshme si avokat i ka përcjellë ato kanta për në Tiranë, te njerëzit e besuar.[99]


Nisjativa Atdhetare e Prizrendit

***Faksimileeshkrimitnëgazetën"Kosova"Nr.51,52,53,tetor1943***

Masakra e Bihorit, për të cilën nacionalistët shqiptarë kishin shprehur dyshimin se çetat çetnike të Pavlo Gjurishiqit, ishin shtyrë e armatosur nga komandanti i regjimentit italian në Mal të Zi,[100] dhe, në anën tjetër, djegia e tregut të Pejës dhe të shumë shkatërrimeve tjera që kishin bërë forcat çetnike dhe në anën tjetër. mosinteresimi i italianëve për ta mbrojtur popullin shqiptar, bëri që ardhja e gjermanëve të pritej mirë dhe të gëzojë përkrahje nga nacionalistët shqiptarë.

Në faqen e 2-të të gazetës “Kosova”, në artikullin “Bisedimet e kuvendimet historike të njëzëshme të Kuvendit të Dytë të Prizrenit”, mes tjerash është një nënartikull me titull “Nisjativa atdhetare e Prizrendit”, në mes tjerash, thekson se kuptohet vetvetiu, pra se sa me gëzim e priti mbarë Kosova orën e lumnueme të dorëzimit të armevet prej pushtuesit italian, dorëzim i cili

---

[98] *Muhamet Shatri, Kosova në Luftën e Dytë Botërore (1941-1945), “Toena”, Tiranë, 1997, f. 45.*

[99] *E dhënë gojore e Luan Sokol Dobroshi, lindur më 1948 në Prishtinë.*

[100] *Tahir Zaimi, Lidhja e II e Prizrenit dhe lufta heroike e popullit për mbrojtjen e Kosovës, Bruxelles, 1964, f. 34.*

zgjoi ndër të gjitha zemrat kosovare kuptimin e detyrës së çastit:

*“Ate t’organizimit dhe të sigurimit të mbrojës, me armë dhe me fuqi, të së drejtave t’ona ethnike, prej një skaji në tjetrin të së gjitha visevet ku ambël tingëllon gjuha e pavdekshme e Lekës së Madh, e Pirros dhe e Skenderbeut...”*



***Abdullah Karjagdiu, Musa Shehzade dhe Et’hem Aga***

Në vazhdim të këtij artikulli thuhet: “Grupi nisjatuer i kësaj mbledhjeje, qi do të përsërisë Besën e Krenvet të Shqipnisë, Burra mendjeje e burra pushke, për t'i dalun zot, me mish e me shpirt, njisisë s'onë ethnike, lëshoi në të katër anët ftesat për t'u mbledhun parinat më 16 të Shtatorit 1943 në qytetin qi plot 65 vjet përpara, kishte qenë qendra e atij Kuvendi të madh qi detyroi të shtatë Fuqitë e Mëdhaja për të rikëqyrë vendimet e padrejta të marruna kundra Shqipnisë, Kuvend i cili hyni në historinë t'onë nën emnin e lumnueshëm “Lidhja e Prizrendit”; Kuvend i cili hodhi bazat e sigurta të Rilindjes s'onë Kombëtare.”[101]

Në grupin nismëtar për themelimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit bënin pjesë kryesisht nacionalistë të dëshmuar nga Prizreni dhe rrethina, por që gëzonin përkrahje edhe nga viset tjera. Ndërsa, ata veprimtarë,

[101] *Gazeta “Kosova” Nr. 51, 52, 53, Tetuer, 1943, f. 2,*

që ishin pjesë e këtij grupi nismëtar, që nuk ishin nga Prizreni, përfaqësuan Kosovën. Andaj, mund të thuhet se pos personave të përmendur ishin edhe një numër i madh i intelektualëve prizrenas që ndihmuan organizimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, siç ishin Reshat Karjagdiu, Xhemal Kabashi, Reshit Rogova, Xhemal Kabashi, Sylejman Drini etj.

Ndihma për organizimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit nuk do të mungojë pothuajse nga askush. Të gjithë shqiptarët, i kishin varur shpresat në këtë organizatë politike ushtarake se nuk do të kenë më frikë nga serbët çetnikë se do t'i vrasin apo do t'ua grabisin pasurinë e tyre. Qëllimi kryesor i kësaj organizate ishte të mbronte dhe të çlironte territoret e Kosovës nga serbët. Kjo organizatë arriti të kontrollonte gjithë administratën brenda zonës dhe kishte katër batalione milicie nën komandën e major Bajazit Buletinit.[102]



***Asllan Boletini***

Lidhja e Prizrenit (1878) ishte programi kombëtar më i kompletuari për ruajtjen dhe mbrojtjen e tërësisë së trojeve shqiptare, "mbi bazën e të cilit ishin hartuar të gjitha programet e lëvizjeve kombëtare në vazhdimësi, kërkesa këto, që vazhduan të prezantohen edhe në programet e ilegale"[103] në vitet luftës së Dytë Botërore, por edhe pas përfundimit të kësaj lufte. Qëllimi i programit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit (1943) ishte pothuajse vazhdimësi e Lidhjes së Parë, çlirimi nga zgjedha sllave dhe

[102] *Romeo Gurakuqi, Shqipëria dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946), Tiranë, 2018, f. 1298.*

[103] *Sabile Keçmezi- Basha, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë(1945-1990), "Logos-a", Shkup- Prishtinë-Tiranë, 2009, f. 17.*

bashkimi i të gjitha trojeve shqiptare në një shtet të vetëm. Një rol të rëndësishëm në këtë drejtim kanë luajtur njerëzit bujarë të qytetit të Prizrenit, të cilët jo vetëm se i përkrahën pa rezervë nismëtarët e themelimit të kësaj lëvizje, por u angazhuan maksimalisht që të jetësohen qëllimet e kësaj organizate politiko ushtarake dhe i qëndruan besnikë deri në fund.

Pikërisht në këtë ditë, më 11 shtator 1943, prefekti i Prizrenit, juristi Asllan Isa Boletini,[104] përmes korrierit e solli Qazim Ramë Bllacën nga Bllaca në Prizren për të marrë pjesë në Mbledhjen e Këshillit organizues të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Sipas Tahir Zajmit, grupin iniciativ e përbënin: Xhafer Deva, Musa Shehzade, Sheh Hasani, Tahir Zajmi, Lukë S. Mjeda, Qazim Bllaca e Pjetër Vuçaj. Sipas Qazim Bllacës, mbledhjen themeluese të Këshillit organizues e kryesoi Asllan Boletini.

Në të dhënat autentike të pjesëmarrësve në Kuvendin themelues ky Këshill quhet Grup nisjatuer i Kongresit të Prizrenit. Në ditën e parë këtë Këshill e përbënin patriotët: Sheh Musa Shehzade (kryetar), Shefqet Shkupi, Sheh Hasani, Asllan Boletini, Qazim Bllaca, Pjetër Vuçaj, Tahir Zajmi, Hevzi Meraku, Luk Simoni, Qemal Balila, Haxhi Fahriu dhe Sokol Dobroshi (anëtarë).[105]

Intelektualët, rinia, nacionalistët dhe në përgjithësi populli i Prizrenit në këtë aspekt dhanë një kontribut të madh, në mënyrë që përgatitjet dhe ftesat me kohë të shpërndahen e të mos mungonte askush në kuvendin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Një kontribut të veçantë në përgatitjen e mbajtjes së Lidhjes së Dytë të Prizrenit ka

---

[104] *Zenel Kabashi, më 21 shtator 2001, në Sesionin për Lidhjen II të Prizrenit, e quajti "Diamanti i Boletinëve". Zenali e njihte mirë personalisht Asllan Boletnin, sepse kishte miqësi me te babai i tij Xhemli, pasi kishin marrë pjesë në disa aksione të përbashkëta si dhe siç e kemi theklsuar pas arritjes së pajtimit të Kabashit me Budakovën, ishte bërë mik i Kabashëve.*

[105] *"Kosova", nr.51-52-53, Tiranë, Tetor 1943, f.3; Muhamet Pirraku, Lidhja e Dytë e Prizrenit sipas shkrimeve autentike të Pjesëmarrësve, në "Edukata Islame", Nr. 67, Prishtinë, 2002, f. 193.*

dhënë edhe familja Kabashi e në veçanti Xhemal Kabashi, i cili së bashku me Asllan Boletinin kishin bashkëpunuar për pritjen e delegatëve pjesëmarrës në Lidhjen e Dytë të Prizrenit.

Ndonëse për përgatitjet e mbajtjes së Lidhjes së Dytë të Prizrenit ishin angazhuar të gjithë, këtu duhet veçuar edhe rolin e esnafëve të Prizrenit, të cilët kishin shfaqur gatishmërinë që t'i mbulojnë pjesën më të madhe të shpenzimeve të delegatëve. Me iniciativën e Haxhi Fahriut, Reshit Rogovës, Xhemal Kabashit e Mehmet Aranliut (Mami Topalli) ishte bërë lista e vendosjes, ushqimit dhe sigurimi për të gjithë delegatët e këtij kuvendi nga mbarë hapësira shqiptare. Lista e vullnetarëve për të ndihmuar financiarisht Lidhjen e Dytë ishte e madhe, sepse te ky kuvend i kishin shpresat se njëherë e përgjithmonë do të çlirohen nga serbët dhe gjithashtu do të marrë fund shpërngulja e shqiptarëve për në Turqi, që ishte një plagë tjetër, që po i vuante ende pasojat Kosova në përgjithësi e në veçanti Prizreni.

Dhe në këtë mënyrë, grupi nismëtar u mbështet edhe nga grupi i intelektualëve prizrenas, të cilët u zotuan se do ta ndihmojnë këtë organizim edhe në lidhje me vendosjen, ushqimin për delegatët e kuvendit, që do të mbahej brenda javësh. Intelektualët prizrenas me një mënyrë ishin në shërbim të prefektit të tyre Asllan Boletini, i cili tashmë kishte bërë emër dhe po përkrahej gjithnjë e më shumë edhe si njeri i ditur, i matur dhe guximtar. Duke qenë se Xhemal Kabashi, Reshat Karjagdiu ishin bashkëpunëtorë të ngushtë të prefektit të Prizrenit, Asllan Boletinit, nuk mungoi as angazhimi i tyre.[106] Detyra themelore e Lidhjes së Dytë e Prizrenit

[106]*Asllan Boleuni u lind si i shtati djalë i Isa Boletinit në vitin 1909. Fillimisht u shkollua në Mitrovicë, mandej në Prishtinë, kurse në Beograd kreu me sukses Fakultetin e Drejtësisë. Nga gjysma e dytë e viteve 30, ai, në përbërje të një delegacioni shqiptar prej dhjetëra burrash, u autorizua t'i parashtronte kryeministrit jugosllav Stojadinoviç dhe ministrit të Brendshëm, Koroshec, protestën e popullit kundër shpronësimit arbitrar në favor të kolonëve serbë e malazezë të sjellë në Kosovë. Aktivizimi i tij për çështjen kombëtare shqiptare me sa*

ishte lufta kundër LNÇ-së dhe marrja e qeverisë në duart e veta, por kishte objektiva tjera.[107]

Grupimet nacionaliste, që mendonin se një luftë e udhëhequr nga komunistët do të çonte në ripushtimin e Kosovës, nuk iu bashkuan Lëvizjes Nacionalçlirimtare, përpjekjeve të saj për organizim e rezistencës. Pas kapitullimit të Italisë në shtator 1943, ata u organizuan në Lidhjen e Dytë të Prizrenit. Lidhja shpalli objektiv

---

*duket nuk kaloi pa u vënë re nga organet e dhunës së regjimitserb, sepse disa ditë më vonë, pas një fjalimi demaskues kundër terrorit shovinist, që mbajti ai në Mitrovicë në një ceremoni mortore, përfundoi në një qeli burgu në Bosnjë. Në prill të vitit 1939 Asllani me shumë vështirësi siguroi një pasaportë për të udhëtuar drejt Tiranës, por nuk u realizua udhëtimi i tij, sepse po atë ditë ndodhi agresioni fashist Italian, por shkoi pas disa dite.*

*Shembja e Mbretërisë Jugosllave përballë sulmit gjerman, në prill 1941, e hodhi edhe një herë në veprim Asllanin. Në ato momente, kur autoritetet serbe intensifikuan terrorin ndaj shqiptarëve, madje duke vrarë pas shpine në front ushtarët shqiptarë të rekrutuar dhunshëm në ushtrinë jugosllave, Asllan Boletini organizoi popullin e Shalës për qëndresë. Në saje të kësaj qëndrese mjaft njerëz të pafajshëm, të rrezikuar të ekzekutoheshin, ndër të cilët edhe i vëllai Muja, i shpëtuan pushkatimit.*

*Në Mitrovicë, Asllani u përpoq të shërbente me ndershmëri për të lehtësuar sadopak hallet e shumta të popullit, por pas një kohe ra në konflikt me komisarin e caktuar nga gjermanët për prefekturën e Mitrovicës. Dhe kështu e detyruan atë që të largohet nga Mitrovica e të vendoset në Pejë, e cila ndodhej në zonën italiane të pushtimit. Pas pak kohe caktohet deputet i Parlamentit Shqiptar, por Brenda një kohe të shkurtër jep dorëheqje dhe më pas Asllani u emërua nënprefekt në Gjakovë, ku kish shumë simpatizues. Më pas u emërua prefekt në Prizren, ku, duke përfituar nga posti i rëndësishëm, ndihmoi lëvizjen antifashiste. Pas djegies së tregut të Pejës nga italianët, në mars 1943, ai e braktisi postin e prefektit dhe u kthye në vendlindje. Kërkesat këmbëngulëse të prizrenasve e rikthyen edhe njëherë Asllanin në Prizren, ku, si edhe më parë, favorizonte veprimtarë të lëvizjes antifashiste, duke kombinuar sa ishte e mundur legjislacionin në fuqi me kanunin tradicional shqiptar, të cilin e njihte mirë, ndihmonte për shuarjen e konflikteve në mes të popullit. Për meritë të tij u mbyllën edhe plagë të vjetra. Ndër pajtimet që bërë bujë, ishte pajtimi i Kabashit të Vendit me Budakovën. Asllani gjatë viteve të konfliktit botëror u shqua edhe si luftëtar në mbrojtje të popullit të vet. Me pushkë në dorë ai luftoi kundër çetnikëve serbë e malazezë në Plavë e Guci, Novi Pazar e Mitrovicë për mbrojtjen e trojeve shqiptare dhe për*

mbrojtjen e trojeve shqiptare nga rreziku sllav dhe bashkimin me Shqipërinë në një shtet të vetëm kombëtar.[108]



***Pamje nga punimet e Kuvendit të Lidhjes së Dytëtë Prizrenit, foto e huazuar nga Salajdin Krasniqi***

U formua grupi prej 22 vetësh, i cili hyri menjëherë në bisedime me përfaqësuesin e plotfuqishëm të shtetit gjerman, Dr. H. Nojbaher (Neubacher). Nacionalistët shqiptarë aspironin të ruanin bashkimin e të gjitha viseve shqiptare.[109]

Për këtë arsye ata u organizuan politikisht për t'i realizuar synimet kombëtare. Me iniciativën e Xhafer Devës, Asllan Boletinit e Bedri Gjinajt, që të tre nga Mitrovica, pastaj të Musa Shehzades, Sheh Hasanit, Lukë

*të shmangur një gjenocid të planifikuar antishqiptar. Në këto luftime plagoset shoku i tij Xhemal Kabashi dhe kështu edhe më shumë thellohet miqësia me familjen Kabashi. Pas përfundimit të luftës së Dytë Botërore, thirrja e tij nga udhëheqja e lartë e Lëvizjes Nacionalçlirimtare për Kosovën, gjoja për të kontribuar në stabilizimin e situatës në Drenicë dhe në zgjidhjen paqësore të mosmarrëveshjeve midis autoriteteve dhe popullit, doli se ishte një kurth. Në Skenderaj ai u arrestua dhe menjëherë u çua në Burgun e Prishtinës. Këtu u likuidua pa gjyq në janarin e vitit 1945 në moshën 36-vjeçare. (Merenglen Verli, 101 profile biografike nga Kosova për Kosovën, ASHSH, Tiranë, 2016, f. 117- 119.)*

[107] *Kadri Kryeziu, Prizreni qytet – shtet – prefekturë- komunë, Prishtinë, 2013, f. 52.*

[108] *Xhelal Gjeçovi, Kodsova në relacionet shqiptaro-jugosllave në vitet e Luftës së Dytë Botërore, ASHSH, Tiranë, 2020, f. 247.*

[109] *Fazli Hajrizi, Bedri Pejani - mësimdhënës, publicist, diplomat, demokrat, poliglot..,në e djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f. 545.*

Simon Mjedës, Pjetër Vuçajt nga Prizreni, Tahir Zajmit nga Gjakova, Qazim Bllacës nga Suhareka etj., u shtrua nevoja fillimit të mbledhjes pikërisht në Prizren dhe zgjedhjes së Këshillit Ekzekutiv, i cili do të kujdesej për qeverisjen e vendit përkohësisht deri në formimin e ndonjë organi qeveritar, që do të dilte nga vullneti i përgjithshëm popullor.[110]

Të shohim se si shprehet njëri prej pjesëmarrësve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, për shkaqet që çuan në mbajtjen e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Tair Zajmi: "*Me qenë se gjendja u keqësue aqë tepër, sa dukej e prirun me degjenerue n'anarshi e në vlla-vrasje, si nji imperativë urgjente e çastit kritik, u shfaq nevoja e nji ndërlidhjeje e marrëveshtjeje midis krahinave të ndryeshme dhe drejtuesave të vendit pa humbë asnji ças. E për me realizue kët qellim qi synonte shpëtimin e vendit nga rreziku Sllavo-komunist, me inicjativen e nji grupi nacjonalistësh të përbëmë nga Xhaferr Deva prej Mitrovice, Musa Shehu e Sheh Hasani nga Prizreni, Asllan Boletini nga Mitrovica,[111] Tahir Zaimi nga Gjakova, Lukë Simon Mjeda nga Prizreni, Qazim Bllaca nga Suhareka dhe Pjetër Vuçaj nga Prizreni, me 11 Shtatuer 1943 u-bë në Prizren nji mbledhje në të cilën u-shqyrtue situata e krijueme dhe nevoja urgjente e masavet qi duheshin marrë, perse çdo vonese do t'ishte e pariparueshme e me rrjedhje tragjike për fatin e atdheut.*"[112]

Komiteti Organizativ, pos diskutimit për masat që duheshin ndërmarrë për të futë situatën e krijuar nën kontroll për të mirën e atdheut, u përcaktua edhe për kohën dhe vendin e mbajtjes së kuvendit të Lidhjes së

---

[110] *Fazli Hajrizi, Bedri Pejani - mësimdhënës, publicist, diplomat, demokrat, poliglot.., në E djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f. 545.*

[111] *Asllan Boletini në atë periudhë kohore ishte prefekt i Prizrenit, madje edhe jetonte me bashkëshorten e tij Hasibe Agushi – Boletini në Prizren.*

[112] *Tahir Zaimi, Lidhja e II e Prizrenit dhe lufta heroike e popullit për mbrojtjen e Kosovës, Bruxelles, 1964, f. 35.*

Dytë të Prizrenit.[113] Lidhja e Dytë e Prizrenit, edhe pse krijoi një Asamble Kushtetuese më 18 shtator 1943, pati pozicion gjysmëautonom që cilës u ratifikua nga Këshilli i Regjentëve të Shqipërisë, më 14 mars 1944.[114] Pra, dy muaj pasi u zgjodh kryetar i kësaj Lidhjeje Bedri Pejani.

Kuvendi i çeli punimet e tij më 16 shtator 1943 në shkollën "Bajram Curri" dhe u pagëzua njëzërit Lidhja e Dytë e Prizrenit. Parakalimi i delegatëve nëpër qytet u shoqërua nga qytetarët me brohoritjet për Shqipërinë etnike, bashkimin kombëtar, përtëritjen e Lidhjes së Prizrenit, bashkim të përjetshëm me Shqipërinë e 1913-ës etj." Delegatët vinin nga të gjitha trevat shqiptare që kishin qenë nën pushtimin sllav para kapitullimit të Jugosllavisë. Në tribunën e kuvendit zunë vend: Asllan Boletini, Qazim Bllaca, Pjetër Vuçaj, Tahir Zajmi, Hivzi Meraku, Luk Simoni, Qemal Balila, Haxhi Fahriu dhe Sokol Dobroshi. Komisioni organizues i kuvendit përbëhej nga: Musa Shehu, Shefqet Shkupi dhe Sheh Hasani.[115] Në përgatitjen e ambientit të ngrohtë për pritjen e delegatëve me entuziazëm nga masa, një rol të madh kanë luajtur Bashkia e Prizrenit dhe Prefektura e Prizrenit, të cilat ato ditë ishin shumë të lidhura mesvete dhe koordinoheshin me popullin, që kishte fituar besim të plotë në këtë organizim, përkatësisht platformë politiko – ushtarake.


*Babushi- Bedri Pejani*

Më 16 shtator kryetari i Kuvendit të zgjedhur z. Musa Shehzade me një fjalim të rastit e hapi Kuvendin themelues të organizatës "Lidhja e II e Prizrenit". Në Kuvendin e parë ai

*...ra e nacionalistit Musa Shehzade (1870 -*
*...e në mbrojtje të Shqipërisë etnike 3,*
*...05.*
*...ia dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946),*

*... - mësimdhënës, publicist, diplomat,*
*...thta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f.*

së bashku me prof. Kolë Margjinin zgjidhen nënkryetar, kurse z. Rexhep Mitrovica Kryetar, i cili pas një jave u thirr në Tiranë për të formuar Qeverinë Shqiptare. Musa Shehzaden, e zëvendësoi Rexhep Mitrovica, i cili me sukses të plotë e udhëhoqi Komitetin Qendror të Lidhjes së II, të Prizrenit prej datës 26 shtator 1943 deri në Kuvendin e Dytë (12 tetor 1943), kur në krye të Lidhjes së Prizrenit vjen Bedri Pejani.[116]

---

[116]*Bedri Pejani, i biri i Abdi Thaçit dhe Bahtie Spahiut - Thaçi, u lind më 10 tetor 1885 në Pejë. Shkollimin e nisi në vendlindje, ndërsa ka vazhduar Liceun e Stambollit, ku mbaroi edhe Fakultetin e Historisë në Universitetin e Stambollit. Më 1908 mori pjesë në demonstratat xhonturke. Ishte anëtar i klubit "Bashkimi" të Shkupit, kryesuar nga Nexhip bej Draga, ku edhe punonte mësues, ndërsa më 1-6 prill 1910 ishte delegat në Kongresin e Dytë të Manastirit. Për shkak të veprimtarisë atdhetare e për pushtetin e atëhershëm, në shtator të vitit 1910 Gjykata e Prizrenit e dënon me vdekje në mungesë duke e akuzuar për punë konspirative. Më 14 tetor 1912, si anëtar i komitetit, nënshkroi një memorandum për Fuqitë e Mëdha dhe po këtë vit u zgjodh përfaqësues i Plavës, Gucisë, Gjakovës dhe Pejës delegat në Kuvendin e Vlorës, ku nënshkroi Shpalljen e Pavarësisë me siglën Bedri Pejani.*

*Më pas Bedri Pejani, duke vepruar për kombin, ishte anëtar themelues i Komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës", pas themelimit të të cilit u emërua sekretar dhe e hartoi programin e këtij Komiteti. Më 1920 bëhet redaktor i gazetës "Populli" që botohej në Shkodër. Në zgjedhjet e vitit 1921 u zgjodh deputet i Parlamentit Shqiptar, kurse në dhjetor zgjidhet prefekt i Prefekturës "Kosova" me seli në Krumë, ndërsa sekretar Tahir Zajmi. Më 1922 u zgjodh kryetar i Partisë Popullore. Mbështeti Lëvizjen e Qershorit dhe për këtë arsye u arratis dhjetorin e vitit 1924. Emigracioni i tij politik zgjati deri më 1930, kur u amnistua. Më 1925 si përfaqësues i Komitetit për Çlirimin e Kosovës u bë anëtar i Konare-s. Nga viti 1935 – 1940 qëndroi në Francë. Me t'u kthyer në Shqipëri, regjimi i ri italian e burgosi në Porto Palermo. Në shtator të vitit 1943 ishte ndër themeluesit e Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe u bë figurë qendrore e lëvizjes, përkatësisht kryetar në kuvendin e dytë të kësaj lëvizje. Më 1943-1944 qe deputet në Asamblenë Kombëtare dhe nga janari deri në qershorin e 1944 ishte kryetar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit, me inkurajimin e kryeministrit Rexhep Mitrovica dhe ministrit të Brendshëm Xhafer Deva. Gjatë qëndrimit në Prizren, Bedri Pejani ka banuar në shtëpinë e Xhemal Kabashit, në shtëpinë e Sheh Hasanit, Ahmet Aga Suharekës, Ejub Goranit dhe në këtë mënyrë ai konsiderohej anëtar i kësaj familjeje. Bedri Pejani merr pjesë edhe në Kuvendin e Dytë themelues të LNDSH në shtëpinë e Dan Dobroshit së*

Më 16 tetor 1943 fillonte punën Asamblea, përkatësisht Kuvendi Kombëtar. Kryetari i Komitetit Qendruer të Lidhjes, Rexhep Mitrovica, fillimisht do të zgjidhej nënkryetar i Kuvendit dhe më 8 nëntor 1943 - kryeministër i Shqipërisë. Në postin e kryetarit të Komitetit Qendruer të Lidhjes së Dytë të Prizrenit do të vinte veterani i Pavarësisë së Shqipërisë, Bedri bej Pejani "Babushi". Kuvendin e Përgjithshëm e përbënin 33 personalitete të shquara: Musa Shehzade, Bedri Pejani,Tahir Zajmi, Kolë Margjini, Sheh Hasani, Esat Berisha, Sylejman Aliu dhe Ahmet Lusha (anëtarë të Komitetit Qendruar), Qemal Karahoda dhe Luk Simoni - përfaqësues të Prefekturës së Prizrenit, Nuredin H. Halili - përfaqësues i nënprefekturës së Therandës (Suharekës), Bejtullah Haxhiu - përfaqësues i nënprefekturës së Rahovecit, Hasan Dashi – përfaqësues i nënprefekturës së Gjakovës, Eshref Arifi – përfaqësues i nënprefekturës së Sharrit (Dragashit), Jusuf Agushi – përfaqësues i Prishtinës, Halim Shuku – përfaqësues i nënprefekturës së Ferizajt, Mehmet Devaja – përfaqësues i nënprefekturës së Gjilanit, Nexhib Basha – përfaqësues i prefekturës së Pejës, Bedri Pejani - përfaqësues i nënprefekturës së Skënderajt, Bajram Gashi – përfaqësues i nënprefekturës së Burimit (Istok), Shemsi Ferri – përfaqësues i Plavës-Gucisë, Vehbi Hamzaga –

---

*bashku me Xhemjal Kabashin, Sokol Dobroshin e shumë të tjerë, ku i pranishëm ishte edhe komandanti gjerman për Prizrenin. Mbarimi i lu[illegible] u arrestua nga autoritetet komuniste dhe e d[illegible] 21 shkurt 1946 Gjykata e Prizrenit e dënoi m[illegible] të zbatohet pasi u helmua dhe ndërroi jetë në Spitalin e Prizrenit. (Hakif Bajarami, Bedri Pejani, një jetë e një vdekje për shqipërinë etnike (1885-1946), "Fjala", Prishtinë, 1994 & Abdullah Vokrri, Mësues në Kosovë e në Shqipëri (Personalitete të shquara të arsimit tonë kombëtar), Libri shkollor, Prishtinë, 2008, 55-62 &Merenglen Verli, 101 profile biografike nga Kosova për Kosovën, ASHSH, Tiranë, 2016, f. 176- 225) Varrimin e bënë vëllai, Xhevdeti, djemtë e Xhemal Kabashit: Rafeti e Zeneli dhe dy – tre persona tjerë në varrezat e qytetit. Pas viteve '90 Zeneli e bëri publike se ku gjendet varri i tij dhe kjo ishte njëra nga arsyejet e arrestimit të Zenelit për herë të dytë, më 1994.*

***Faksimileegazetës"Kosova"nr.51,52,53,f.4***

përfaqësues i nënprefekturës së Tutinit, Adem Kurtaga – përfaqësues i nënprefekturës së Rozhajës, Musa Boletini dhe Bedri Gjinaj – përfaqësues të prefekturës së Mitrovicës, Ekrem Jegeni – përfaqësues i prefekturës së Dibrës, Mentor Çoku – përfaqësues i nënprefekturës së Strugës, Adem Sadriu – përfaqësues i nënprefekturës së Kërçovës, Remzi Ragipi – përaqësues i nënprefekturës së Gostivarit, Ahmet Lusha – përfaqësues i nënprefekturës së Tetovës, Esat Berisha – përfaqësues i prefekturës së Shkupit, Haxhi Xheladini – përfaqësues i nënprefekturës së Kaçanikut, Sylejman Ashkiu – përfaqësues i nënprefekturës Kumanovë-Preshevë, Hasan Agë Zvezdiu - përfaqësues i Zonës neutrale të Senicës, Tahir Zajmi – përfaqësues i Kukësit, Zenun Gashi – përfaqësues i nënprefekturës së Tropojës, Lutfi Spahiu – përfaqësues i nënprefekturës Bicaj.[117]


Dita e dytë e Kuvendit

Kryesija e Kongresit

Kosova shpallë vetvetiu bashkim me Shqipni

Flet Dr. Krasniqi

Në ditën e dytë, më 17 shtator, sipas dëshmive të kohës nga Kuvendi i Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Kosova e shpall vetvetiu bashkimin e saj me Shqipërinë. Në këtë mënyrë, pika e vetme e rendit të ditës së kësaj mbledhjeje ishte: Bisedim për bashkimin e Kosovës, të Dibrës dhe Strugës me Shqipërinë.[118] Në këtë takim fjalimet e Dr. Rexhep Krasniqit kanë entuziazmuar delegatët dhe të pranishmit tjerë. Ndërsa, mbledhja e tretë më 18 shtator 1943, që punimet i nisi në ora 10, ku kryetari i këtij kuvendi Musa Shehu (Musashehzade), pasi konstaton se janë të pranishëm të gjithë delegatët, ia kalon fjalën nënkryetarit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit

[117] *Muhamet Pirraku, Lidhja e Dytë e Prizrenit sipas shkrimeve autentike të pjesëmarrësve, në "Edukata Islame", Nr. 67, Prishtinë, 2002, f. 210.*

[118] *Gazeta "Kosova" nr. 51,52,53, Tetuer 1943, f. 4.*

Dr. Rexhep Krasniqit, i cili e publikon rendin e ditës me vetëm një pikë: Bashkimi i Mitrovicës me Shqipërinë. Në vazhdim sqarohet se në kuadër të bashkimit të Mitrovicës bëhet fjalë edhe për bashkimin e Podujevës, Vuçiternës, Pazarit të Ri, Zenicës e Zonës Neutrale me Shqipni.[119] Gjatë zhvillimit të punimeve të kësaj mbledhjeje kanë zgjuar interesim fjalimet e Jahja Fushës, delegatëve të Rugovës, fjala e Adem Vocës, Sylejman Kryeziut etj.

Më 19 shtator Lidhja e Dytë e Prizrenit, pas mbledhjeve të njëpas-njëshme për t’i trajtuar pikat që ishin paraparë nga kryesia e punës, do të kulmonte me nënshkrimin e të gjitha procesverbaleve dhe vendimeve, që ishin marrë nga mbledhja e parë, më 16, mbledhja e dytë më 17 dhe mbledhja e tretë më 18 shtator 1943. Akti i nënshkrimit të këtyre vendimeve e proceseve të dakorduara, është paraqitur me saktësi në numrin ekskluziv për këtë kuvend të gazetës “Kosova”, ku ekipin e gazetarëve e udhëhiqte Mazar Sopoti. Ajo që bie në sy ishte organizimi i popullit, që ishte bërë falë angazhimit të anëtarëve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Dega e Prizrenit që njëri nga krerët ishte nga Xhemal Kabashi. Më 19 shtator në Prizren ishte atmosferë festive ku kishin kontribuar zyrtarë e tregtarë, të cilët në shenjë nderimi kishin mbyllur zyrat dhe dyqanet për t’u angazhuar në zbukurimin e qytetit me flamuj e në veçanti rruga që të shpinte nga shkolla “Bajram Curri” deri të ndërtesa e Lidhjes së Prizrenit, meqë nënshkrimi do të bëhej në këtë ndërtesë, që ishte shpresa dhe motivi edhe i këtij organizimi. “...brenda nji kohe të shkurtën, do të grumbullohej për të vulosun, me prani të vet, veprimtarinë e krejt kombit shqiptar. E, njimend, njiheri me ecjen e minutave, rendimi dhe zbukurimi, bashkimi dhe grumbullimi i popullit, shkojshin tue u bamë gjithënji ma të ngurtëshme, ma të shumta, ma të mëdhaja. Nisin të vijnë, në qendër të qytetit, grumuj grumuj, fëmija e shkollavet, djelm dhe vajza, Djelmnija, zejtarët, tregtarët,

[119] *Gazeta “Kosova” nr. 51,52,53, Tetuer 1943, f. 6.*

parija, të dërguemit e viseve të ndryshme, të gjithë të primë prej flamujsh madhështorë. Përbahet, kështu, korteu madhështuer që, i primë prej Parisë, n'orën 9 niset kah ndërtesa ku u ba gjashtëdhetë e pesë vjet përpara, Lidhja e Prizrendit."[120]

Nga turma e madhe, lëshohen, herë mbas here, britma brohoritëse si: "Rroftë Shqipnija e Lirë", "Rroftë Kosova Shqiptare", "Rroftë Besa e Burrave", "Rroftë Bashkimi Kombëtari". Në këtë atmosferë të zjarrtë atdhedashuria, korteu arrinë në n'oborrin e gjanë të ndërtesës së Lidhjes. Mbas korteut vjen krejt populli, burra e gra, që përshëndesin entusjastikisht Dërgatat e ndryshme, të cilat, t'udhëhequna nga Kryetarët e tyne, hyjnë, njana mbas tjetrës, në sallën e ndërtesës, ku nënshkruejnë procesverbalet e mbledhjeve të Kuvendit. Ndërsa vazhdon nënshkrimi i procesverbaleve, del në dritares të ndërtesës Z. Bedri Pejani, i cili mban nji fjalim tue i shpjegue popullit randësinë dhe kuptimin e vendimevet të marruna. Mbas Z. Pejani marrin fjalën, njani pas tjetrit, edhe Z. Tahir Zajmi e Z. Ibrahim Fehmiu, të cilët, shkurtas, deklarojnë se, mbas vendimevet të marruna, "*melhemi i plagëvet t'ona asht nji i vetëm - bashkimi*." Bashkim ndër mendje dhe ndër zemra të të gjithëve. Në mbarim, me Dërgatat në krye, korteu u bjen kryq e tërthuer rrugave kryesore, në mes të duartrokitjeve enthusjastike të popullit, tue u ndal para Përmendores së Abdyl Frashërit, ku betohen për t'i sigurue tanësisht idealet për të cilat luftoi Prisi i madh i Lidhjes.[121]

---

[120] *Gazeta "Kosova" nr. 51,52,53, Tetuer 1943, f. 9.*
[121] *Gazeta "Kosova" nr. 51,52,53, Tetuer 1943, f. 9.*



***Momenti i fjalimit përmbyllës i Bedri Pejanit në ndërtesën e Lidhjes së Prizrenit gjatë aktit të nënshkrimit të vendimeve, më 19 shtator 1943, foto e huazuar nga Sadedin Kazazi***

Kuvendi i Dytë i Lidhjes së Prizrenit, që i zhvilloi punimet nga 17 – 21 janar 1944, e miratoi Statutin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit më 21 janar 1944 dhe ia dërgoi qeverisë në Tiranë për miratim dhe ky status u dekretua më 14 mars 1944.[122]

Sipas statutit të Organizatës ‘Lidhja e II-të e Prizrenit’ në pikën IV ku përcaktohej “Organizimi, kompetenca dhe funksioni” Organizimi i Lidhjes së Prizrenit përfshin:

2) Kuvendi i Lidhjes, me qendër në Prizren, përbëhet prej anëtarëve nga një delegat për çdo rreth administrativ (Qendra e Prefekturave dhe N/Prefekturavet).

[122] *Jahja Drançolli, Lidhja e Dytë e Prizrenit dhe veprimtaria e saj (shtator 1943 – nëntor 1944), në E djathta shqiptare, 1, Prizren – Hamburg, 2005, f. 74.*



2) Komiteti Qendruer, me seli në Prizren, përbëhet prej katërmbëdhjetë (14) anëtaresh. Kryetari, dy N/Kryetarët dhe gjithë anëtarët tjerë të Komitetit Qendruer zgjidhen prej Kuvendit. Kryetari dekretohet prej Këshillit të Naltë mbi propozimin e Kryeministrisë.

3) Komiteti Qarkuer, me seli në kryevendin e çdo Prefekture, përbëhet prej shtatë (7) vetvet, të cilët zgjidhen si mbas procedurës së caktueme prej qarkores së Komitetit Ekzekutiv të Tiranës me datë 24- IX-1943 mbi rregullimin e zgjedhjes s’ Asemblistevet. Po kjo procedurë ndiqet edhe për zgjedhjen e antarve të Komitetit Rrethuer. Antarët e Komitetit Komunal zgjidhen prej Kryepleqsive të katundeve të Komunës me seli – qendra e Komunës; kurse Kryetari caktohet prej Komitetit Qendruer në mes t’antarve të zgjedhun si ma sipër.

4) Komiteti Rrethuer, me seli në kryevendin e çdo N/Prefekture, përbahet prej pesë (5) vetvet, të cilët

zgjidhen si ma sipër, kurse Kryetari caktohet prej Komitetit Qarkuer.

5) Komiteti Komunal, me seli në kryevendin e çdo Komune, përbëhet prej tre (3) vetvet, të cilët zgjidhen si ma sipër, kurse Kryetari caktohet prej Komitetit Rrethuer.

6) Komiteti Katunduer, me qendër katundin, përbëhet prej pleqësisë së katundit.[123] Ndërkaq në pikën XI të statusit, në mes tjerash theksohet se organizata e Lidhjes së II të Prizrenit ka tagër: Me organizue propagandë intenzive me qëllim të pëegatisë shpirtërisht, materialisht dhe fizikisht popullin shqiptar për mbrojtjen e tokës së vet.[124] Në vazhdim të kësaj pike janë edhe gjashtë nëpika tjera ku flitet rreth përgatitjeve për forcimin e aparatit administrativ në vend. Në Kuvendin e tretë të Lidhjes së ll-të të Prizrenit (26.07-17.11.1944) drejtimin e organizatës e merr Xhafer Deva, z. Musa Shehzade ishte anëtar i këtij Komiteti. Jo vetëm Kuvendi i Lidhjes por edhe Komiteti Qendror i saj gjatë gjithë Veprimtarisë së Lidhjes së II të Prizrenit qendrën e saj e kishte në Prizren. Ky nder i obligoi prizrenasit të jenë më të përkushtuar ndaj organizatës.[125] Së bashku me Musa Shehzade dhe veprimtarët tjerë edhe Xhemal Vehbi Kabashi u dëshmua në organizimin e jetës politike në Prizren. Aktiviteti i Xhemal Kabashit u bë edhe më i madh kur Bedri Pejani, në një mënyrë apo tjetër, u bë edhe pjesë e familjes Kabashi, pasi ai kishte njohje të mëhershme me Sokol Dobroshin, dhëndrin e Xhemalit dhe me Xhemalin, ngase të dytë kanë punuar në Shkup e Manastir. Në këtë mënyrë, paria e Prizrenit, e që në kuadër të kësaj parie hynte edhe Xhemal Kabashi, u angazhuan në mbledhjen e ndihmave materiale për

---

[123] *Fleta Zyrtare nr. 12, Tiranë, 17 Mars 1944, 3-5: Statuti i Organizatës "Lidhja e II e Prizrenit".*

[124] *Daut Bislimi, Formacionet politiko-ushtarake në Kosovë, 1941 – 1945, IAP, Prishtinë, 2020, f. 161.*

[125] *Parim Kosova, Shëmbëlltyra e nacionalistit Musa Shehzade (1870 - 1946), në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 3, Prizren – Shkodër, 2006, f. 505.*

pajisjen e Ushtrisë Shqiptare dhe vullnetarëve, që ishin në mbrojtje të kufijve të atdheut. Gjithashtu, duhet të potencohet edhe fakti se në këtë periudhë kohore një rol të madh në forcimin e ushtrisë kishin luajtur edhe tregtarët e Prizrenit, të cilët nuk kursenin asgjë për fuqizimin dhe forcimin e shtetit shqiptar. Kontribut të madh prizrenasit dhanë në betejat që kishin zhvilluar ata kundër forcave terrorizuese të armiqve. Në mesin e dëshmorëve të flijuar në fushëbeteja për mbrojtjen e kufijve të Shqipërisë etnike, dhe të viktimave të pushkatuar nga pushtimi sllavo-komunist janë edhe drejtuesit e organizatës Lidhja e Dytë e Prizrenit dhe atdhetari Musa Shehzade. [126]





Njerin i pa arsye, si miza pa krye.

Shka mundesh me ba sod, mos e len për nesër.

Kosova, jeta e Shqipnis

# Lidhja e Prizrenit

ORGAN I KOMITETIT INTELEKTUAL TË LIDHJES S' II-të TË PRIZRENIT

Ma mirë dekë m'u-shue nën hije të Flamurit t'onë në fushë t' mejdanit se me rrnue nji jetë robnije për nën sukuj t'huej t'Ballkanit.
*Fishta*

VJETI I. Nr. 1 | Prizren, E Hane Me 20 Mars 1944 | ÇMIMI: 2 Lek Copa

## Programi i jonë

**Komiteti „Grupi intelekt i Prizrenit,** tue i përgjegjë thirrjes së Komitetit Qendruer të Lidhjes së II të të Prizrenit, ka pasë ndër kto ditë nji levizje plotë gjallëni e dinamizem dhe, tue çmue misjonin e naltë dhe rolin e madhë qi mundë të lozi nji forcë intelekte e organizueme në fushën e qërpjekjeve për kon-solidimin dhe perparimin e nji kombi, ka marrë disa vendime me randësi, të cilat, pa tjetër do të siellin nji kontribut ...

## UJKU
### Në lekuren e kingjit

Ka ma se dy vjet që Serbo-malezezët' herë si çetnika e herë si komunista, na i kan sulmue Tokat t' ona e na kan shkaktue vrasje e djegje në nji shkallë shumë serioze.

Siç duket drejtuesit Serbo-Malazias nuk kan marë mendë as pak nga tragjedija e madhe ku asht dermue populli i tyne qysh në 1912 e këndej. Tito-ja kërkon m'u shtye këndej vijës demarkimit tuj na premtue liri, Drazha Mihaillovici tuj na thanë ...

... ushtrive të Romës. Natyrisht u smrapem, pse kishim kundre nesh nji Mal te Zi që ishte nën sherbimin e Italis fashiste, kur populli Shqiptar, me lulen e djelmënis së tij në ballë i kishte hye nji përpjekjes diçezive kunder kësaj Italije. Tash ka dy muej, pikë-risht kur shpetuem nga dominata e Romës e kur filluem me marë frymë lirisht, çetat e Tito-s filluen me na rá më qafë nder rrethet e Rozhajës e te Plavës, gjithnji na pikon ...

... formë i ka kalue koha ..... asht " démodé . . . „ Si i tillë, Z. Gjeneral Nediçi na i çfaqë të gjitha karakteristikat e nji typit paradoksal: *asht pacifist dhe perpiqet m'e shpetue tepricen e popullit tij te vogel prej permbysjes se plote. Ngà ana e tjeter punon diten e naten per ta mbyte ne gjak, nji dite, popullin Shqiptar, fqij dhe ma i vogel.*

* * *

Llogaria e dameve që kan shkaktue deri sot këta tre krenet e popullit Serbo-Malazias pertshinë, vetëm rreth e rrotoll vijes s'onë të demarkimit disa qindra katunde, me mija të vramë e me mija të sakatuem. Perveç grave fëmijve dhe pleqve që kan ngelë ne rrugë të madhe, në pikë të hallit.

Fitimi i auktorve: zero! ...

*Faksimile e nr. 1, të gazetës "Lidhja e Prizrenit"*

Nga 12 tetori i vitit 1943 - 26 korrik 1944 drejtimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit e mban Bedri Pejani, i cili angazhohet që me punë konkrete të realizohen të gjitha vendimet e marra. Pas marrjes së detyrës së kryesuesit Bedri Pejani, angazhohet pos organizmave tjerë, të

[126] *Parim Kosova, punim i cituar për Musa Shehzaden.*

themelojë organin e Lidhjes së Dytë, përkatësisht gazetën “Lidhja e Prizrenit”, e cila nisi të botohet më 20 mars 1944, përmes së cilës gazetë nisën të publikohen të arriturat dhe sukseset e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, por edhe mangësitë. Në këtë drejtim duhet theksuar se Komiteti i Prizrenit i Lidhjes së Dytë të Prizrenit luajti rol të rëndësishëm jo vetëm në botimin e kësaj gazete, e cila do të botohet një herë në javë, por do të angazhohet edhe në organizimin e ushtrisë për mbrojtjen e tërësisë së tokave shqiptare e në veçanti të atyre tokave që ishin shkëputur nga Shqipëria.

Lufta e Dytë Botërore për trojet shqiptare, siç dihet, përfundoi me fitoren e sistemit komunist dhe pa shteg për zgjidhjen e çështjes shqiptare. Kjo ishte në kundërshtim të thellë me aspiratat e organizatave dhe të lëvizjeve, të cilat në platformat e veta politike dhe luftarake qëllim kryesor dhe të vetëm patën çlirimin dhe ribashkimin me Shqipërinë Etnike.[127]

Në këtë mënyrë pakënaqësitë e popullit shqiptar në lidhje me rrjedhat politike dhe me fatin e Kosovës, pas ankesimit, ishin arsyet kryesore pse disa nga intelektualët nuk donin ta shihnin aneksimin e Kosovës, apo riokupimin nga Serbia si çështje të kryer, por i vazhduan përpjekjet që sa më shumë ta përhapnin pakënaqësinë dhe orvatjet përmes organizimeve të reja politike, që gjithsesi në qendër do ta kishin platformën politike të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit për bashkim kombëtar dhe organizimeve tjera pasardhëse të saj.

Me gjithë kontributin e dhënë dhe sakrificat e bëra në luftë, pas çlirimit çështja kombëtare e shqiptarëve në Jugosllavi nuk u zgjidh siç shpresonin ata.[128] Ngjarjet pas çlirimit u zhvilluan krejt ndryshe nga ç‘mendohej e nga sa u qe premtuar shqiptarëve në vitet e luftës. "Udhëheqja e PKJ-së dhe e shtetit jugosllav nuk tregoi kurrfarë gatishmërie për të zgjidhur çështjen kombëtare

---

[127] *Riza Sadiku, Lidhja Kosovare 1949 - 1999, Prishtinë, 2006, f. 16.*

[128] *Xhelal Gjeçovi, Kodova në relacionet shqiptaro-jugosllave në vitet e Luftës së Dytë Botërore, ASHSH, Tiranë, 2020, f. 215.*

të shqiptarëve, për t'u njohur atyre të drejtën legjitime të vetëvendosjes, të cilën ata e kishin fituar me kontributin e dhënë në luftën për shkatërrimin e fashizmit."[129] Mirëpo Jugosllavia u mbështet nga Fuqitë e Mëdha dhe në saje të kësaj mbështeje mori edhe më shumë fuqi, që t’i luftonte në forma më banale shqiptarët, të cilët ishin përcaktuar që të bashkoheshin me Shqipërinë.

Jo vetëm kaq, por ndaj tyre nisi të ushtrohej një gjenocid i paparë, i shoqëruar me ndjekjen, persekutimin dhe likuidimin fizik të shqiptarëve, si dhe me dëbimin e tyre në masë nga vendi. Prizreni e përjetoi më shumë se çdo pjesë tjetër e Kosovës këtë plagë të shoqërisë shqiptare. Kjo ka ndodhur, sepse Prizreni për qindra vite me parë ishte qendër administrative në njërën anë dhe në anën tjetër qendër kombëtare, ku skaliteshin burrështetasit për mobilizimin e popullit dhe përcaktimin e qartë për identitetin kombëtar.

[129] *Xhelal Gjeçovi, Kodova në relacionet shqiptaro-jugosllave në vitet e Luftës së Dytë Botërore, ASHSH, Tiranë, 2020, f. 215.*

## Komiteti i Prizrenit i Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe kontributi i familjes Kabashi

Kongresi aprovoi me aklamacion propozimin e kryesisë dhe miratoi propozimin e delegatit të Pejës Qerim Begollit, që prefekturat, nënprefekturat dhe komunat të përcaktoheshin vetë për kryetarët e Degëve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Kryesuesi i seancave, Dr. Rexhep Krasniqi, e shpalli të mbyllur Kuvendit Themelues të Lidhjes së Dytë të Prizrenit me këtë konstatim: "Gjatë këtyne bisedimeve janë hedhun themelet e nji organizimi që, dal nga dalë, do të jetë organizata drejtuese e gjithë mprojtës dhe e rregullimit t'onë ndër të gjitha fushat. Urojmë që, vepra e jonë, të ketë suksese të shkëlqyeshme".[130]

Veprimtarët e Lidhjes dolën në terren dhe deri nga fundi i tetorit 1943 formuan komitetet e qarqeve, të rretheve e të komunave në arealin e Kosovës sipas konceptit kombëtar të kohës – viset jashtë arealit të Shqipërisë londineze.[131] Këto komitete, u angazhuan në jetësimin e vendimeve të Komitetit Qendror të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Ndër komitetet më aktivi gjithsesi ishte ai i Prizrenit, ku duhet të veçohet kontributi i disa prej intelektualëve që kanë kontribuar në këtë komitet, përfshinë këtu edhe fshatrat e Suharekës. Në mesin e këtyre anëtarëve të Komitetit të Prizrenit, pos Musa Shehzades, Sheh Hasanit, Reshat Karjagdiut, Xhemal Kabashit ishin edhe Burhan Shporta, Shani Llausha, Qemal Karahoda, Reshit Rogova, Mehmet Aranliu, Avdyl Kazazi, Rifat Perolli, Qamil Jemini, Shaip Gega, Haxhi Mulla Nura, Sadik Fetiu, Ukë Sadiku etj. Duhet theksuar

---

[130] *"Kosova", nr.51-52-53, Tiranë, Tetor 1943, f.3, cituar nga Muhamet Pirraku, Lidhja e Dytë e Prizrenit sipas shkrimeve autentike të Pjesëmarrësve, në "Edukata Islame", Nr. 67, Prishtinë, 2002, f. 208.*

[131] *"Zëri" nr. 1434, 11 janar 1992, f. 51 cituar nga Muhamet Pirraku, Lidhja e Dytë e Prizrenit sipas shkrimeve autentike të pjesëmarrësve, në "Edukata Islame", Nr. 67, Prishtinë, 2002, f. 210-211.*

se Komiteti i Prizrenit i Lidhjes së Dytë të Prizrenit punonte për të qenë funksionale organizmat e Komitetit Qendror të Lidhjes e në veçanti Komiteti i Rinisë Intelektuale të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, kryetar i të cilit komitet ishte Kudret Kokoshi, ndërsa anëtarë të kryesisë së këtij komiteti ishin edhe Selman Riza, Ibrahim Fehmiu, Durmish Celina, Byrhan Shporta, Sylejman Drini – Aliu dhe Shefqet Veliu.[132] Siç shihet nga kjo listë, pjesa më e madhe ishin nga Prizreni, pavarësisht se kishte edhe anëtarë të Komitetit Qendror të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Ndërsa, në Komitetin e Mbrojtjes Kombëtare, ku në kryesi të komiteti ishte Xhemal Kabashi, si ushtarak, bënin pjesë edhe një numër i madh i intelektualëve nga Prizreni. Madje ky komitet ishte i vetmi që angazhohej për rekrutimin e ushtarëve në radhët e Ushtrisë Kombëtare për Mbrojtjen e Territoreve Shqiptare. Në mesin e shumë familjeve prizrenase që u angazhuan në këtë drejtim është edhe familja Kabashi, që i bashkonte qëllimi kombëtar dhe ideja e bashkimit të trojeve shqiptare të ndara dhe të copëtuara padrejtësisht. Afërsinë dhe qëllimin kryesisht programin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, e përkrahën shtresat intelektuale dhe të shkolluarit, të cilët në fakt e kuptonin rëndësinë e programit kombëtar.

Pas kapitullimit të Mbretërisë jugosllave dhe, siç dihet, bashkimin e pjesës më të madhe të tokave shqiptare me Shqipërinë, Mulla Nura do të jetë në krye të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare jo vetëm në rrethin e Suharekës, por në mbarë Qarkun e Prizrenit e më gjerë. Si i tillë, ai së bashku me Qazim Bllacën, Ibrahim Lutfiun, Ibrahim Fehmiun, Xhemail Kabashin, Sheh Hasanin, Qamil Mushtishtin, Sadik Peçanin, Nuhë Qerimin e shumë të tjerë, i priu procesit të formimit të administratës shqipe, si dhe procesit të hapjes së shkollave shqipe në këtë qark.[133] Pra, për figurën e Xhemal Kabashit edhe më

[132] *Gazeta "Lidhja e Prizrenit" Nr. 2, 26 mars 1944, f. 4.*

[133] *Qerim Lita, Mulla Nura, Veprimtar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare (1895 – 1954), "Fidani", Prizren, 2024, f. 10.*

shumë kuptojmë nga deklarimet e veprimtarëve të rretheve tjera, pasi ai ishte sa herë i gatshëm dhe në krye të detyrës në Prizren, qoftë si kryetar i Komitetit Qarkor të Prizrenit, apo edhe më vonë kur ati e gjejmë në krye të organizimeve ushtarake të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Proceset gjyqësore të veprimtarëve të lëvizjes kombëtare janë dëshmi të bollshme, që flasin për veprimtarinë e Xhemal Kabashit.

Meqenëse Xhemal Kabashi ishte i angazhuar edhe më herët në organizim, ai së bashku me Reshit Agën, me shtëpitë e tjera në Prizren dhe në rrethinë, arritën që t'i akomodojnë të gjithë delegatët e ardhur nga viset e ndryshme të hapësirës shqiptare. Bedri Pejani me këtë rast ishte mysafir nderi i familjes së tij dhe më pas ai do të qëndrojë edhe në shtëpinë e Xhemal Kabashit.

Me këtë rast po shkëpusim një pjesë të procesverbalit nga seanca publike gojore e mbajtur më 16 maj 1949 para Këshillit Penal të Gjyqit të Qarkut në Prizren për lëndën penale kundër të pandehurve: Nuredin Haxhi Haliti, bujk nga fshati Gjinoc; Beqir Sejdiu, bujk nga Suhareka dhe Xhemail Limani, ish tregtar nga Prizreni, për shkak veprës penale nga neni 3 dhe 4 të Ligjit për Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit, për veprën penale K. Nr. 38/48. Në këtë proceceverbal, sipas deklaratës së Xhemal Kabashit, është mbrojtur në mënyrë dinjitoze Xhemail Limani nga Prizreni, por edhe të tjerët.[134]

Gazeta "Kosova" nr. 51, 52, 53, që i dedikohet kësaj ngjarjeje historike në lidhje me përkrahjen e popullit dhe organizimin e mbajtjes së Lidhjes së Dytë të Prizrenit, në mes tjerash shkruan: "*Ndërsa afrohet ora e mbledhjes, djelmënija shkollore e veshun vetëm me ngjyrat e Simbolit të Kombit rendohet ndër të dy anët e rrugës kryesore qi çon në Shkollën e Bajram Curri në sallën e së cilës do të mblidhen krenët e popullit. Asht, kudo nji shtim i*

[134] *Më gjerësisht të shihet procesverbali nga seanca publike e mbajtur më 16 maj 1949 para Këshillit Gjyqësor të Gjyqit të Qarkut në Prizren kundër të pandehurve: Nuredin Haxhi Haliti, Beqir Sejdiu dhe Xhemail Limani, Prizren, 16 maj 1949.*

*vashdueshëm i grumbullimit të popullit nëpër sheshe dhe rruga, qi vrapon t'u japë përshëndetjen e hovshëme të mirë ardhjes dhe urimin ma enthuzisstik të suksesit ma të ndritshëm ndër punime qi do të përballojnë gjatë shqyrtimit të problemevet themelore të jetës së Kombit Dërgatavet të krahinavet të ndryshme. Turmat e popullit, të djelmënis shkollore dhe jashtë shkollore, intelektualët dhe katundarët e shumët qi kanë ardhun në qytet për të gëzue këto ditë vendimtare, janë të prime nga Flamuj madhështorë dhe, çdo turmë, drejtohet në vendin e saktuem tue këndue me pasjon kangët kombëtare, ato kangë që as otomanët as sërbët e malazezët nuk u kishin lejue të këndohen dhe qi, fort rrallë, kishin mundë të shijojshin në heshtje, n'intimitetin familjar. Në orën 8 e 35 fillon kalimi i dërgatavet të ndryshme në mes të duertrokitjevet të flakta të popullit të renduem giatë dy anëvet të rrugës, dhe të brohoritjevet të zjarrta: "Rroftë Shqipnija Ettnike", "Rroftë Bashkimi Kombëtar", "Rroftë Pamvarësija Shqiptare" dhe britmavet shprehëse të vullnetit të përbashkët si këto: "Duem përtrimin e Lidhjes së Prizrendit", "Duem Bashkimin e përjetshëm me vëllaznit e Shqipnis së Vjetëri", Duem Shqipninë Tanësore", "Shqipni Ethnike a Vdekjet*".[135]

Dhe, gjithsesi, kontributi i Prizrenit këtu është shumë i madh e në veçanti i personaliteteve, që kishin ndikim të madh në popullatë, në mesin e të cilëve ishte familja Kabashi, ku i pranishëm ishte një numër i madh i kësaj familjeje. Pos kabashasve të rritur, pjesë aktive e organizimit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit ka qenë edhe Zenel Kabashi, që ishte përzgjedhur nga mësuesi Sylejman Drini për të recituar një poezi para delegatëve të Lidhjes së Dytë, siç e thotë edhe vetë Zeneli në jetëshkrimin e tij.

Njëri ndër kabashasit, që ishte angazhuar për ruajtjen e rendit, ishte edhe Sadri Kabashi. "Deri sa mbahej Mbledhja e Dytë e Prizrenit në shkollën fillore "Bajram Curri", në katin e dytë, ku përveç të tjerave edhe ky (Sadriu) kishte qenë roje nderi, i veshur me rroba civile.... Kështu u hetua se gjatë mbajtjes së mbledhjes ishte infiltruar një spiun serb deri në katin e dytë afër sallës ku mbahej mbledhja. Roja

[135] *Gazeta "Kosova" nr. 51,52,53, Tetuer 1943, f. 3.*

ishte vigjilente, e hetoi, e kapi dhe e rrahën duke e rrokullisur shkallëve...”[136] Sipas Xhafer Kabashit, në Lidhjen e Prizrenit kishte shumë kabashas që kanë kontribuar: Xhemal Kabashi, Abdullah Sylejman Kabashi, Emin Kabashi (Emrush Aga), Brahim Uka etj.[137]

[136] *Xhafer Kabashi, Kujtime dhe shënime për Lidhjen e Dytë të Prizrenit më 1943, në Lidhja e Dytë e Prizrenit (kumtesa dhe komunikime) përgatitur nga Hazir Shala, Prishtinë, 2015, f. 112.*
[137] *Xhafer Kabashi, Po aty. f. 116-118.*

## Lëvizja NDSH –ja dhe inkuadrimi i Zenel Kabashit në rininë e këtij organizimi politik

Lidhja e Dytë e Prizrenit, pavarësisht përpjekjeve për konsolidimin e dikastereve për mbrojtjen e territoreve shqiptare, deri diku arriti t'i përmbushte kërkesat e popullit, andaj, në një mënyrë, apo tjetër, u desh që të ndërmerren masa më radikale për t'iu kundërvënë më fuqishëm ushtrisë barbare serbe, e cila edhe pse nën petkun e Ushtrisë Nacional Çlirimtare udhëhiqej nga forcat çetnike, apo thënë më mirë partizanët, përballë vrasjeve dhe masakrimeve që i bënin çetnikët serbë ndaj popullatës shqiptare nuk reagonin fare. Dhe, e vetmja mundësi për t'u mbrojtur nga këto sulme, duheshin aksione. Gjatë gjysmës së dytë të vitit 1943 në Kosovë u krijuan këto tri lëvizje të rëndësishme kombëtare, që duhet trajtuar në kontekst me njëra tjetrën: Lidhja e Dytë e Prizrenit (16-19 shtator 1943), Lëvizja Nacional Demokratike Shqiptare-"LNDSH"-ja (7 dhjetor 1943) dhe Konferenca e Bujanit (31 dhjetor 1943 - 1 janar 1944). Që të trija këto lëvizje pretendonin të arrinin të njëjtin cak, por në mënyra dhe aleanca të ndryshme.[138]

Realizimin e aspiratave për mbrojtje, LNDSH-ja e mbështeste në lidhjet e në bashkëpunimin me fuqitë e boshtit. Rrethanat e krijuara bënë që populli shqiptar t'i shfrytëzojë rrethanat e krijuara. Komanda ushtarake gjermane e kishte mbështetur propozimin e Bedri Pejanit për formimin e një force efektive ushtarake në Kosovë dhe i rekomandoi kreut të Rajhut që ta miratonte atë. Për këtë edhe Bedri Pejani kishte shkruar një letër për Hitlerin. Gjithsesi, sipas të dhënave, "deri më 25 shtator 1944 u rekrutuan 11398 vetë, ndër të cilët ishin të aftë

[138] *Dr. Nuri Bashota, Historia e panjohur e Lëvizjes Nacional Demokratike Shqiptare: https://264517.forumromanum.com/member/forum/forum.php?action=std_shoë&entryid=1085402066&USER=user_264517&threadid=2*

9275, kurse në ushtri hynë 6491 vetë. Ky aksion dështoi, sepse të rinjtë e këtyre trevave, nuk deshën të angazhohen në këto formacione.[139] Në këtë mënyrë dështimi i organizimit ushtarak nën ombrellën e Lidhjes së Dytë të Prizrenit kishte mbetur si opsion i vetëm që shqiptarët të bashkëpunonin me gjermanët. Në të njëjtën kohë, karshi gjermanëve, LNDSH-së i kishin premtuar mbështetje edhe Britania e Madhe. Fundi i vitit 1944 dhe fillimi i vitit 1945 ishin vite të një vale të re gjenocidale mbi popullin shqiptar në Kosovë dhe në trevat tjera shqiptare. Ishin njësitë ushtarake çetniko –komuniste ato të cilat, në emër të LNÇ-së dhe "bashkim – vllaznimit" bënë akte mizore të vrasjeve në masë të shqiptarëve.[140]

Njëherësh, nëpërmjet një deklarate të veçantë, ata kishin premtuar se Britania e Madhe do të angazhohet edhe për mbrojtjen e Kosovës brenda kufijve të Shqipërisë së ardhshme, me kusht që të organizohen çeta, të cilat do të luftonin më me vendosmëri kundër forcave gjermane. Në fund të kësaj mbledhjeje në Rogovë, majori Piter Kamp refuzoi ta nënshkruante Deklaratën me atë çka kishte premtuar.

Më 15, 16 e 17 mars 1944, në Rogovë, në ndërtesën e vjetër të Shkollës fillore të fshatit, afër Xhamisë, u mbajt edhe një takim tjetër shumë me rëndësi, që u quajt Konferenca e Rogovës e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, në të cilën morën pjesë 80 delegatë të të gjitha Trojeve Etnike Shqiptare. Konferencën e kryesoi atdhetari Bedri Pejani (Babushi), (1885-1946), që ishte firmëtar i Deklaratës së Pavarësisë së Shqipërisë më 28 Nëntor të vitit 1912 në Vlorë, kurse Rregulloren e organizimit të punës së mëtutjeshme të veprimtarisë së Lidhjes së Dytë të Prizrenit e ka lexuar Komandanti i Sektorit, Qazim

[139] *Jahja Drançolli, Lidhja e Dytë e Prizrenit dhe veprimtaria e saj (shtator 1943 – nëntor 1944), në E djathta shqiptare, 1, Prizren – Hamburg, 2005, f. 80.*

[140] *Tomë Mrijaj, Marie Shllaku- bijë e Shkodrës martire e Kosovës, New York, 2004, f. 109.*

Komoni. Delegatët që kanë marrë pjesë në diskutim, kanë theksuar[141] mbrojtjen e domosdoshme të trojeve etnike Shqiptare nga okupimi dhe masakrimi serbo-çetnik.[142] Konferenca e Rogovës është organizuar në fshehtësi dhe për tri ditë rresht, i zhvilloi normalisht punimet duke aprovuar një rezolutë rreth mbarëvajtjes së mbrojtjes së trojeve tona etnike nga okupimi dhe masakrimi serbo-çetnik. Për tri ditë rresht, 80 delegatët ishin mysafirë të rogovasve, duke u siguruar atyre jo vetëm ushqimin, por edhe fjetjen e pushimin e rehatshëm nëpër 15 odat dhe kullat e rogovasve bujarë. Organizatorë dhe koordinatorë të Konferencës së Rogovës kanë qenë: Sokol Dobroshi, Selman Riza, Halim Spahia, Hysni Rudi dhe Zenun Hysen Hoti nga Rogova.[143]

Formimi i Komitetit Qendror i NDSH-së ishte ndër organizimet më të rëndësishme të asaj kohe për mbrojtjen e të drejtave të shqiptarëve. Fillet e Komitetit Nacional Demokratik të Shqiptarëve i gjejmë në fund të vitit 1943, kurse aktivitetin dhe organizimin e mirëfilltë të kësaj Lëvizjeje e shohim menjëherë pas instalimit të të ashtuquajturit “pushtet popullor”, në fund të vitit 1944, ndoshta në fillim vitit 1945. Ajo lëvizje vepronte në mbarë Kosovën dhe në Maqedoninë Veriperëndimore. Lëvizja e NDSH-së u ngrit dha doli në skenën historike si front gjithëpopullor shqiptar. Pothuajse të gjithë pjesëtarët, që deri atëherë kishin luftuar me armë në dorë për çështjen e Kosovës dhe për atë shqiptare në përgjithësi, menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore u rreshtuan në radhët e LNDSH-së. Megjithatë, Lëvizja e NDSH-së kishte disa veçori që e dallonin nga Balli Kombëtar. Në radhët e kësaj lëvizjeje politiko-ushtarake u renditën edhe të gjithë ata intelektualë dhe të tjerë madje edhe shumë nga pjesëmarrësit aktivë të së ashtuquajturës

[141] *Shaqir Shala, Rogova e Hasit nëpër shekuj (fakte dhe dëshmi), “Pjetër Bogdani”, Prizren, 2015, f. 125.*

[142] *Shaqir Shala, Rogova e Hasit nëpër shekuj (fakte dhe dëshmi), “Pjetër Bogdani”, Prizren, 2015, f. 125.*

[143] *Shaqir Shala, Rogova e Hasit nëpër shekuj (fakte dhe dëshmi), “Pjetër Bogdani”, Prizren, 2015, f. 126.*

LNÇJ dhe njerëz me poste në pushtetin aktual komunist, por që u ndien të mashtruar, të fyer dhe të zhgënjyer nga barbaritë antishqiptare të atij regjimi pas Luftës së Dytë Botërore. Ushtria e saj kombëtare nga radhët e veta nxori trima të vërtetë. Pas tyre qëndronte 99 % e të gjitha shtresave të popullit shqiptar, edhe rinia, nxënësit e shkollave etj.[144]

Duke parë mobilizimin e popullit rreth NDSH-së, nuk kishte si të vepronte ndryshe edhe Zenel Kabashi, i cili pavarësisht se babai i tij po ndiqej së bashku me krerët e Lidhjes së Dytë, ai me vetëdije të plotë iu bashkua rinisë së NDSH-së, qysh kur ishte në Prizren, si nxënës i liceut. Angazhimi i Zenel Kabashit në radhët e NDSH-së ndodhi edhe për faktin se ai nuk mund të konceptonte ndryshe jetën, pos ta vazhdonte rrugën e familjarëve të tij që të angazhohet në jetën politike. Zeneli ishte i guximshëm dhe nuk hezitonte të bashkohej me të gjithë ata njerëz vullnetmirë, që angazhoheshin për kombin. Andaj, inkuadrimi i tij në rininë e NDSH-së ishte jo vetëm se i pritshëm, por i domosdoshëm, sepse pa kontributin e tij nuk mund të përhapej aktiviteti dhe veprimtaria e kësaj organizate politike.[145]

Kështu fillimisht Zenel Kabashi do të jetë i angazhuar në Rininë e Lëvizjes së NDSH-së, ku kontributi i tij do të jetë i madh në rritjen e numrit të të rinjve për ta përkrahur këtë lëvizje, pastaj u angazhua edhe në organizimin e formacioneve ushtarake. Ndikim të madh në formimin intelektual të Zenel Kabashit dhe të angazhimit të tij, pos babait të tij, Xhemalit, dha edhe kushëriri i tij, Rexhep Abdullah Kabashi,[146] të cilin e

---

[144] *Mehmet Gërguri, Ajet Gërguri dhe Lëvizja e NDSH-së (145 - 147), Prishtinë, 2007, f. 356.*

[145] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*

[146] *Gjykata e Qarkut në Prizren më 30 shtator 1945 dënoi: 1) Halim Spahiun me vdekje- pushkatim, 2) Kajtaz Ramadanin me vdekje/pushkatim, 3) Tahir Dedën me vdekje/pushkatim, 4) Rexhep Kabashi, me vdekje/pushkatim, 5) Rifat Krasniqin me vdekje/pushkatim, 6) Sabedin (Sefedin, M. G.) Ahmetin me vdekje/pushkatim, 7) Xhemil*

kishte takuar disa herë dhe kishte marrë shumë porosi për t'i përcjellë për te disa persona në Prizren, në mesin e gjimnazistëve. Falë Rexhepit, Zenelit inkuadrohet në Rininë e NDSH-së. Me Rexhepin Zeneli, takohet disaherë edhe pas arrestimit dhe mbajtjes shtatë mujore në Burgun e Prizrenit, që e kishte afër me shtëpi. Zeneli e kishte kuptuar saktësisht edhe natën kur do ta pushkatonin Rexhepin dhe kishte shkuar ta lajmëronte vëllanë e tij Nuhiun dhe nacionalistët tjerë të Korishës, që të ndërmerrnin masa për ta shpëtuar axhën Rexhep. "Disa herë na ka treguar baba im Nuhiu se kishin informacione të sakta se në çfarë ore do kalonte kolona e milicisë me të dënuarit që do të ekzekutoheshin. Banorët këmbëngulnin që të dilnin të organizuar ta sulmojnë kolonën, por babai im, Nuhiu, kishte kundërshtuar këtë iniciativë, sepse kishte frikë se regjimi do të hakmerrej ndaj banorëve të fshatit. Me këmbënguljen e gjyshit dhe babait tim nuk u lejuan të rinjtë e fshatit, të dalin për ta sulmuar autokolonën. Gjyshi ishte i bindur se do ta shpëtonte djalin dhe pesë shokët tjerë, por ishte i bindur se pastaj serbët do ta digjnin fshatin dhe do të bënin një masakër të paparë. Dhe, në mes kësaj dileme, kishte zgjedhur vdekjen heroike të djalit të tij e të mos

---

*Flukun me 20 vjet burgim të rëndë, Kadri Minushin me 20 vjet burgim të rëndë, 9) Ahmet Dërgutin me 20 vjet burgim të rëndë, 10) Maliq Baliun me 17 vjet burgim të rëndë, 11) Avdyl Rexhepin me 12 vjet burgim të rëndë, 12) Kadri Topallin me 10 vjet burgim të rëndë, 13) Fehmi Ibrahimin me 8 vjet burgim të rëndë, 14) Basri Sallkun me 7 vjet burgim të rëndë, 15) Vahit Mustafën me 4 vjet burgim të rëndë. Ndërsa Qemal Eminin, Sadik Mehmetin, Abdullah Hajrullahun, Abdullah Hamzën dhe Sheh Muhedinin me nga 1 vjet burg. Në të njëjtin gjykim u liruan: Hasan Rrustemi, Muhamet Veseli, Sinan Neziri, Ruzhdi Kabashi, italiania Laura Smani dhe Mrika Gjoka. Këta persona pushkatohen më 16 shkurt 1946, ndërsa ishin burgosur më 27 qershor 1945. (Nga këta, Sefedin Ahmeti kishte ikur nga burgu dhe është vrarë bashkë me nënën e tij gjatë luftimeve, rrethimit të shtëpisë së tij nga milicia. (Mehmet Gërguri, Ajet Gërguri dhe Lëvizja e NDSH-së (145 - 147), Prishtinë, 2007, f. 259.)*

përmendet emri i familjes si shkaktare e një tragjedie të mundshme."[147]

Një mbështetje të madhe Zeneli do ta ketë edhe nga kushëriri Vahid (Destan) Kabashi, i cili gjithashtu do ta ndihmojë Zenelin që të jetë aktiv dhe i suksesshëm në kryerjen e aksioneve dhe veprimeve, të ndërmerra.

Në janar të vitit 1945 në Prizren u formua Komiteti Qendror Nacional Demokratik Shqiptar me kryetar Halim Spahiun, por veprimtaria e tij, ndonëse e bujshme, qe jetëshkurtër. Udhëheqja e Lëvizjes së NDSH-së me Halim Spahiun, Ejup Binakun, Selman Rizën, Tahir Dedën, Shefqet Shkupin etj. në krye, vendosën për formimin e komiteteve nëpër qendrat shqiptare dhe të nënkomiteteve, me qëllim të përfshirjes së të gjitha tokave etnike shqiptare në Lëvizje.[148]

Zenel Kabashi, si bir i një familjeje të dëshmuar atdhetare në njërën anë, dhe në anën tjetër, si dhe përjetues i ngjarjeve të lëvizjes politiko – ushtarake të Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe duke i njohur nga afër krerët e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, nuk kishte se si të orientohej ndryshe, pos në frymën kombëtare për ta vazhduar rrugën e gjithë atyre veprimtarëve, të cilët i kishte njohur si fëmijë.

---

[147] *E dhënë gojore Sejdi Nuhi Kabashit, lindur më 1948 në Korishë.*

[148] *Mehmet Gërguri, Ajet Gërguri dhe Lëvizja e NDSH (145 - 147), Prishtinë, 2007, f. 356.*

# THEMELIMI I GRUPIT TË LIDHJES SË PRIZRENIT DHE KONTRIBUTI I ZENEL KABASHIT NË KËTË ORGANIZIM POLITIK

Pas aneksimit të Kosovës, për popullin shqiptar filloi një etapë e errët, një kalvar i vërtetë. Filluan përsëri masakrat masive mbi popullatën e pafajshme dhe likuidoheshin patriotët e intelektualët shqiptarë pa asnjë arsye, apo më mirë të themi vetëm pse ishin shqiptarë, pse flisnin shqip, pse vepronin shqip. Edhe pse ishte pushtuar, Kosova trajtohej vazhdimisht si zonë e rrezikshme dhe e pasigurt për shkak se banohej me një popullsi jo sllave.[149] Me këtë gjendje të imponuar, ku liria dhe barazia e popullit shqiptar, të trumbetuar aq shumë dhe me zhurmë nga udhëheqësit e LNÇ-së ishin shndërruar në robëri, sepse pakicat kombëtare, serbët dhe malazezë, vepronin siç ua donte qejfi e pa u penguar, ndërsa intelektualët shqiptarë, në veçanti ata që kishin qenë në një formë apo tjetër pjesëmarrës dhe kontribuues të themelimit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, të Lëvizjes së NDSH-së dhe përkrahës të programeve të tyre, u përpoqën që në forma të ndryshme të organizohen me besimin se do ta ndryshojnë gjendjen e robërisë kombëtare.

Arsye themelore e organizimit të grupeve politike ishte, në radhë të parë, dhuna që ushtrohej në popullsinë shqiptare. Kështu, nga viti 1945 e deri në vitin 1990, sipas hulumtimeve të bëra deri tash, regjimi komunist serb kundër shqiptarëve në Kosovë dhe në ish-Jugosllavi, shqiptoi hiç më pak se 666 shekuj e 72 vjet burg të rëndë kundër shqiptarëve dhe zhduku intelektualët më të mirë të kohës dhe qindra shqiptarë tjerë, të cilët kishin ndikim në mjediset ku jetonin.[150] Sipas të dhënave të ekspertëve

---

[149] *Sabile Keçmezi – Basha, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë 1945 – 1990, “Logos – a”, Shkup – Prishtinë- Tiranë, 2009, f. 17.*

[150] *Parathënia nga Bajram Mjeku e librit të Gjokë Spaçit “Testamanti i feshur”, “Meshari”, Prishtinë, 2018, f. 9.*

të drejtësisë, vetëm nga viti 1912 deri më 1995 kundër shqiptarëve janë shqiptuar hiç më pak se 500,000 vjet burg, ose 5000 shekuj.[151]

Për nacionalizmin si parim, njësia politike dhe njësia kombëtare duhet të përputhen,[152] e që në fakt kjo përputhje në Kosovën e pasluftës ishte shumë evidente, por më vonë, pas shumë presioneve të regjimit jugosllav, nacionalizmi shqiptar veproi më ndryshe deri në pranverën e vitit 1981.

Pas frakturës së madhe që gjymtoi tërësinë e trungut kombëtar, në Kosovë ndodhi edhe një shkretim demografik, për shkak të dëbimit të shqiptarëve nga shtëpitë e veta dhe një shkretim intelektual, për shkak të largimit nga Kosova të një numri dijetarësh fetarë e drejtuesish të ndryshëm administrativë.[153] Me këtë situatë të krijuar nuk u pajtuan në veçanti anëtarët e NDSH – së përfshi këtu edhe rininë e këtij organizimi politik, që kishte vazhduar në mënyrë të pandërprerë aktivitetin për të punuar me popullin, që të mos pranohet forma e regjimit të ri serb me objektiva të vjetra.

Ideja e bashkimit të Kosovës me Shqipërinë ishte një element i bartur nga projekti i nacionalizmit shqiptar, por ideologjia marksiste-leniniste pamundësonte që ajo ide të funksiononte si ideologji nacionaliste shqiptare.[154] Sipas burimeve historike, mendohet se Balli Kombëtar, nuk ka funksionuar apo nuk ka pasur shtrirje këndej Drinit, përkatësisht në Kosovë. "Po të ishte ashtu, ai do të kishte formacione ushtarake si në Shqipëri. Balli mund të kishte simpatizantë dhe ithtarë, por rolin e tij në Kosovë e luajti

[151] *Sabile Keçnezi Basha, Lëvizja ilegale patriotike shqiptare në Kodovë 1945-1947, Shkodër, 1999, f. 91.*
[152] *Erik Hobsmaum, Kombet dhe nacionalizmi që nga 1780, "Toena", Tiranë, 2012, f. 21.*
[153] *Milazim Krasniqi, Nacionalizmi shqiptar, "Logos – a", Shkup-Prishtinë – Tiranë, 2014, f. 67.*
[154] *Milazim Krasniqi, Nacionalizmi shqiptar, "Logos – a", Shkup-Prishtinë – Tiranë, 2014, f. 69.*

Lidhja e Dytë e Prizrenit, që i bashkoi dhe i përvijoi forcat nacionaliste."[155]

Andaj, mbështetur në programin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, vepruan edhe organizatat politike që u formuan pas saj, dhe gjithnjë patën për bazë programin e saj, që në fakt ishte vazhdimësi e LSHP –së së vitit 1878 për bashkimin e trojeve shqiptare në një shtet të vetëm. Ky program politiko – ushtarak i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, por edhe i Lidhjes së Dytë të Prizrenit, forcoi edhe më shumë idenë e nacionalistëve shqiptarë, që, pavarësisht rrethanave, do të vazhdojnë veprimtarinë e tyre edhe në grupime më të vogla politike, me kusht që të mos largohet nga programet politike opsioni i bashkimit kombëtar.

Në këtë mënyrë, menjëherë pas arrestimit të anëtarëve të organizatës së NDSH-së (1947), në Kosovë filloi të riorganizohej dhe të konsolidohej Lëvizja ilegale në terren. Por, ndodhte shpesh që organizatat e sapoformuara, edhe pse kishin vazhdimin e NDSH-së, filluan të quheshin me emra tjerë. Bile, për të qenë sa më besnike ndaj kërkesave të LSHP -së, në disa pjesë të Kosovës e Dukagjinit, organizatat politike u pagëzuan me emrin simbolik të LSHP-së, siç kishte ndodhur me një grup nacionalistësh, të cilët formacionin ilegal e pagëzuan me emrin "Grupi i Lidhjes së Prizrenit", e cila programin e vet e mbështeti në kërkesat e LSHP -së, që për bazë kishte të vërtetën historike, të drejtën për të jetuar të lirë në tokën e vet, dhe në parimet e demokracive perëndimore.[156]

Formimi i Grupit të Lidhjes së Prizrenit, që vepronte si degë e Partisë Nacional Demokrate Shqiptare në Prizren e rrethinë, është edhe një dëshmi më shumë se ndjenja e atdhedashurisë ndër shqiptarë jo vetëm që nuk u shua,

---

[155] *Zekria Cana, Besëlidhja Kombëtare e Demokratike Shqiptare 1945 – 1990, në E djathta shqiptare (2), Prizren, 2005, f.92.*

[156] *Sabile Keçmezi – Basha, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë 1945 – 1990, "Logos – a", Shkup – Prishtinë- Tiranë, 2009, f. 19.*

por ngadhënjeu mbi mbjellësit dhe zbatuesit e masave tmerruese ndaj shqiptarëve.

Një grup patriotësh nacionalistë vendosen për formimin e kësaj organizate nacionaliste, e cila kishte si mbështetje të vërtetën historike, të drejtën për te jetuar të lirë në tokën e vet.[157] Organizatën e pagëzuan me emrin "Grupi i Lidhjes së Prizrenit". Pagëzimi i organizatës me emrin "Grupi i Lidhjes Prizrenit" (GLP), që në fakt ishte vazhdimësi e grupimeve politike të NDSH-së, ndodhi për disa arsye:

- Së pari veprimtaria e kësaj organizate politike do të shtrihej në territorin e rrethit të Prizrenit, përfshirë këtu Suharekën dhe Rahovecin, që konsiderohet si vend i shenjtë për shqiptarët për shkak se këtu u vunë themelet e shtetit unik shqiptar më 1878 e pastaj edhe me Qeverinë e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit;
- Së dyti anëtarët e kësaj organizate kanë ndjekur strukturën organizative ngjashëm me të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, duke i kushtuar rëndësi sektorit ushtarak dhe atij financiar;
- Së treti ky grupim politik ka elemente të përbashkëta me NDSH-në, por ka edhe elemente dalluese, që e bën të veçantë këtë grupim politik.

Të gjithë këta anëtarë ishin nacionalistë demokratë; ideal të tyre kishin Kosovën e lirë dhe të bashkuar më nënën Shqipëri, pasi në këtë kohë kishte edhe grupe të ndryshme politike të shqiptarëve, që vepronin në Kosovë. Disa studiues kanë shtruar pyetjen se cili ishte dallimi që i veçonte këta nacionalistë nga nacionalistët tjerë, apo më vonë nga të burgosurit tjerë shqiptarë, që gjithashtu kërkonin bashkimin me Shqipërinë. E veçanta e këtyre nacionalistëve ishte kërkesa e tyre për një Shqipëri të lirë dhe demokratike pa diktaturë, me parime të shëndosha kombëtare dhe fetare, shkurtimisht me parime dhe sistem perëndimor dhe jo atë lindor.[158]

---

[157] *Besim Morina, Grupi i Lidhjes së Prizrenit, në E djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f. 588.*

Në literaturën për nacionalizmin shqiptar, Grupi i Lidhjes së Prizrenit pak përmendet si organizim në vete, përkundër faktit se kjo organizatë politike kishte programin e veçantë nga ai i NDSH-së dhe kishte struktura të pavarura nga subjektet tjera politike të kohës.

Ky grup do të shquhet më një organizim shumë të rëndësishëm në shërbim të çështjes kombëtare gjatë tërë veprimtarisë së tyre nacionaliste. Përderisa grupet komuniste thoshin se shpëtimi ynë do të vjen aga Rusia, këta nacionalistë do t'i tregonin popullit se nga Rusia ne kemi pasur vetëm të liga dhe as që mund të presim ndonjë mrekulli nga Rusia sllaviste dhe spiunëve të tyre apo si quheshin nga anëtarët e GLP-së, “këlyshët e sllavizmit”. Është shumë e rëndësishme të theksohet se këta nacionalistë kishin profetizuar se shpëtimi ynë është në përgatitjen e popullit për një rezistencë të armatosur në kohën kur do të vijë deri te intervenimi nga jashtë, konkretisht nga SHBA. Kështu kishin folur se në Kosovë për aq kohë sa zhvilluan aktivitetin e tyre në ilegalitet, gjithashtu edhe në burg kishin përsëritur të njëjtat fjalë, para të burgosurve dhe punëtorëve të UDB-së.[159]



***Pllaka, në vendin ku ka qenë shtëpia e Maksut Fetah Hotit në Krushë të Madhe***

Për vendin dhe shtëpinë se ku u themelua Grupi i Lidhjes së Prizrenit, dihet saktësisht, dhe se ky grup i formatizoi strukturat e veta, pra u themelua në Krushë të Madhe. Për

*...ë E djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f. 588.*

[159] *Besim Morina, Grupi i Lidhjes së Prizrenit, në E djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016, f. 589.*

vendin se ku u themelua ky grup, dihet se ky grup i ka strukturuar organet e saj në shtëpinë e Nezir Maksut Hotit, që në fakt ka qenë shtëpia e Maksut Fetah Hotit,[160] babai i Nezirit dhe xhaxhai i Rexhep Hotit, që ishin pjesëmarrës aktivë të këtij grupi. Mbledhja, në të cilën u themelua Grupi i Lidhjes së Prizrenit si degë e lëvizjes NDSH-së për Prizren dhe rrethinë, u mbajt në qendër të Krushës së Madhe shumë afër Stacionit Policor në Krushë. Familjarët e familjes, ku u mbajt kjo mbledhje, pas shumë vitesh kujtojnë dëshmitë e treguara nga Neziri dhe Rexhepi, se si në odën e tyre, janë mbledhur në stinën e verës me qëllim, që të mos ketë dyshime, sepse vera ishte e vrullshme dhe me shumë lëvizje në Krushë të Madhe. Shtëpia e Maksut Fetahit ishte dhjetë metra larg shtëpisë së Nazif Vesel Hotit, babait të Ukshin Hotit. Gjatë kohës sa po mbahej mbledhja themeluese, Jusuf Dellova roje kishte qenë, i punësuar si postier. Atë ditë, që u mbajt mbledhja për themelimin e këtij grupi, ishte e mbushur plotë me mysafirë të ardhur nga shumë vise të Kosovës, sepse, pos dy anëtarëve të familjes së Bajraktarit të Suharekës, kishin ardhur edhe 2 anëtarë nga Peja, një nga Podujeva, një nga Shala e Bajgores dhe disa nga Prizreni e Gjakova.[161] Sipas Zenunit, i cili kujton se çfarë i kishte thënë xhaxhai i tij Neziri, kryesues i

---

[160] *Pas arrestimit dhe burgosjes së anëtarëve të GLP-së në këtë shtëpi për gjashtë vjet me radhë u vendos të banonte polic Dragi së bashku me familjen e tij. Qëllimi i vendosjes së policit në këtë shtëpi, ku ishte dhoma, në të cilën u mbajt mbledhja themeluese e GLP-së, e cila kishte në katin e parë edhe dy dhoma banimi, u bë me qëllim që të ndërpriste të gjitha lidhjet familjare me miqësinë e gjerë. Në këtë mënyrë në shtëpinë e Maksut Fetahut, pothuajse për gjashtë vjet nuk kishte hyrë e as nuk kishte dalë asnjë mysafirë, sepse kishin frikë mos do t'i gjente fati i Nezirit. Ndërsa, pas daljes nga burgu, sa herë që kishte ndonjë ngjarje Neziri arrestohej, mbahej në burg disa ditë dhe lirohej, pasi të kalonin ngjarjet, apo vizitat e rëndësishme.*

[161] *E dhënë gojore e Zenun Harullah Hotit, lindur më 1948 në Krushë të Madhe. Zenuni, është djali i vëllait të madh të Nezirit. Nërsa djali i Nezirit Asllan Hoti së bashku me gjashtë meshkuj tjerë të kësaj familjeje janë vrarë në luftën e fundit të UÇK-së nga forcat serbe në vitin 1999.*

kësaj mbledhjeje ka qenë Shaban Mazreku nga Sopija e Suharekës. Nuk dihet data saktësisht për kohën e mbajtjes së mbledhjes themeluese të këtij grupi, , edhe pse disaherë theksohet në vendimet e gjykatave se organizata “Grupi i Lidhjes së Prizrenit”, ishte formuar diku në muajt e verës së vitit 1949 nga anëtarë të pjekur politikisht dhe që të gjithë ishin atdhetarë të shquar dhe që kishin eksperiencë të bollshme politike. Bile, disa nga anëtarët e organizatës qysh më herët kishin qenë anëtarë të një organizate ilegale që kishte vepruar më herët (1945-1947), në Prizren.[162] Veprimtaria e kësaj organizate atdhetare, kishte për qëllim mobilizimin e të rinjve, intelektualëve për ta kundërshtuar me forcë regjimin sllav të instaluar në Kosovë. Kjo organizatë, Degë e LNDSH-së, apo vazhdimësi e aktiviteteve politike dhe ushtarake e kësaj organizate nacionaliste, kishte mbajtur edhe disa takime tjera. Takimet mbaheshin gjatë verës në ambiente të hapura, e kishte raste kur takime mbaheshin edhe në ara të punës.

Për mbajtjen e këtij takimi në Krushë të Madhe, Gjokë Spaçi në ditarin e tij mes tjerash ka theksuar: ”Duke u shtuar numri, rritej edhe ideali dhe veprimtaria e guximshme. Kështu rriteshin edhe grupet në mbledhje rreth punëve organizative. Grupi i Lidhjes së Prizrenit u shtua mjaft, sa në mbledhjen kryesore, e cila u organizua në shtëpinë e nji anëtari, u pagëzua me emrin GLP. Arsyeja ishte pse mendonim se në rast se do të kapemi, ta ketë emrin GLP e jo Lidhja e Prizrenit, në mënyrë që të shpëtonim më lehtë prej OZNA.[163]

Ndërsa për kohën e saktë të themelimit të Grupit të Lidhjes së Prizrenit, ndonëse nuk kemi të dhëna të sakta, duhet t’i referohemi burimeve të Gjykatës së Qarkut të Prishtinës, pasi procesverbalet për këtë grup nuk ekzistojnë, sepse janë hequr nga dosjet në arkiv, ku gjendet aktvendimi i Gjykatës Supreme të Serbisë, si

[162] *Të shihet aktvendimi i Gjykatës së Qarkut Prishtinë, Nr. 116/50, të datës 28 gusht 1950.*
[163] *Gjokë Spaçi, vepra e cituar f. 36.*

gjykim i formës së prerë, ndërsa një aktgjykim i njërit grup që u mor më 27 korrik 1950 në Gjykatën Qarkut në Prishtinë gjendet vetëm në një familje të të dënuarve e jo në arkiv. Familjarët e të dënuarve të këtij grupi mendojnë se humbja e procesverbaleve ka ndodhur për faktin se njëri nga tre dëshmitarët e Prokurorisë së Qarkut të Prizrenit, në bazë të të cilëve dëshmitarë më pas është hartuar aktakuza dhe janë kryer hetimet, pasi ka përfunduar ky proces gjyqësor ka qenë në funksione të larta politike në Kosovë dhe qëllimisht i ka zhdukur gjurmët, që të mos përmendet emri i tij.

Në lidhje me kohën e mbajtjes së takimeve, apo datës së themelimit të kësaj organizate politike i njohur si Grupi i Lidhjes së Prizrenit, të dhënat e Aktgjykimit nr. K. br. 117/50 të datës 27 korrik 1950 nga Gjykata e Qarkut të Prishtinës thuhet: "Duke filluar nga vera e vitit 1949 dhe duke vazhduar, të gjithë të akuzuarit që më parë kanë qenë anëtarë të organizatës "Lidhja e Prizrenit", e cila është në Prizren dhe rrethinë dhe me qëllim ripërtëritjen e kësaj organizate, organizuan një organizatë të re revolucionare ilegale me emri "Nacional Demokrat Shqiptare", që kishte synim për të rrëzuar me dhunë pushtetin aktual."[164]

Siç e theksuam më sipër, për takimet dhe për veprimtarinë e këtij grupi më tepër mund t'i referohemi vendimit të gjykatës, sepse të dhënat që afrohen në ditarin e Gjokë Spaçit, siç e ka theksuar ai vetë, nuk përmbajnë data, emra e vende, me qëllim që të ruhen sekrete, apo siç thotë ai, "nëse u bie në dorë atyre që kanë vuajtur me mua e kuptojnë se për çfarë bëhet fjalë..." Në faqen tre të vendimit të datës 27 korrik 1950, në mes tjerash theksohet se ".. më 5 shtator 1949 në Krushë të Madhe zgjidhen udhëheqësit e komisioneve të këtij grupimi ilegal. Kështu Hafëz Jakup Muçeziu (Dukagjini) zgjidhet udhëheqës i sektorit ushtarak në

[164] *Pjesë e nxjerrë nga aktvendimi K.br. 117/50 të datës 27 korrik 19950 f. 1.*

shtëpinë e të akuzuarit Nezir Maksut Hoti."[165] Pra, nuk ka dilema se organizata Grupi i Lidhjes së Prizrenit ishte formua më 1949, ndërsa veprimtaria dhe anëtarët e kësaj organizate ishin të angazhuar në jetën politike edhe më herët. Sipas kujtimeve të anëtarëve të këtij grupi politik, për aq kohë sa ka funksionuar kjo organizatë, ka mbajtur shumë takime dhe ka zgjeruar veprimtarinë e saj pothuajse në gjithë Rrafshin e Dukagjinit si dhe ka shtuar radhët e veta kryesisht në Prizren, Suharekë dhe Rahovec, duke shtuar edhe shpresat e popullit shqiptar për një të ardhme më të mirë.

Kontributi i Zenel Kabashit në këtë organizatë ishte shumë i madh, meqë ai kishte marrë për sipër që në radhët e këtij grupi të anëtarësonte, në mes tjerash, edhe mësuesit e rinj, studentë dhe intelektualë, të cilët nuk pajtoheshin me regjimin e ri sllav dhe njëherësh nuk ishin të kompromentuar me komunistët. Zeneli veprimtarinë e tij e zhvillonte kryesisht në treshen Zenel - Bajram – Bitër. Por, kishte raste, përkatësisht aksione, që ai i kryente edhe me treshe tjera. Ndërsa, takimet në Prizren kryesisht i mbante në hapësirat e vreshtave të familjes së tij, meqë në këtë mënyrë mund të arsyetohej prania e shumë njerëzve, gjoja se janë mbledhur për të vjelë vreshtin etj. Mbledhje të tilla ishin mbajtur edhe në Randobravë dhe në fshatrat e Anadrinisë, ku kryesisht mbaheshin takimet në ambiente të hapura. Por, kishte raste që takimet të mbaheshin edhe në ambiente të mbyllura.

Sipas aktakuzës së Prokurorisë, që përmendet në vendimin e datës 27 korrik, thuhet se Grupi i Lidhjes së Prizrenit kishte 41 anëtarë aktivë dhe qindra anëtarë tjerë, që vepronin nëpër zonat e tyre. Disa nga anëtarët e saj u arrestuan dhe u dënuan në procesin gjyqësor të Gjykatës së Qarkut në Prishtinë më 1950.[166] Pushtetarët,

---

[165] *Pjesë e nxjerrë nga aktvendimi K.br. 117/50 të datës 27 korrik 19950 f. 3.*

[166] *Sabile Keçmezi – Basha, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë 1945 – 1990, "Logos – a", Shkup – Prishtinë- Tiranë, 2009, f. 19.*

duke e parë se situata politike në rrethin e Prizrenit në vitet e pasluftës e deri më 1950 po u ikte nga dora dhe veprimtaria atdhetare ilegale po shtohej dita më ditë, punëtorët e sigurimit filluan me të madhe të shtonin masat e sigurisë dhe të përcillnin çdo atdhetar se kah shkonte dhe se me çfarë po merrej. Përcjellja e nacionalistëve nga ana e punëtorëve të sigurimit ishte shumë e fshehtë, andaj nuk vonoi shumë dhe në muajt shkurt e mars 1950 shumë anëtarë të organizatës "Grupi Lidhja e Prizrenit" u arrestuan.

## Programi politik i Grupit të Lidhjes së Prizrenit

Siç theksuam më sipër, por edhe siç kujton në ditarin e tij Gjok Spaçi, mbledhja kryesore e mbajtur në Krushë të Madhe, pos ndarjeve të detyrave dhe zgjedhjes së udhëheqësve për sektorë te caktuar, ka rezultuar veç tjerash edhe me përpilimin dhe aprovimin e programit të GLP-së.

"Çka asht bë me popullin shqiptar të Kosovës mbas shkatërrimit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, nuk asht e nevojshme me përshkrue, sepse çdo shqiptar i ndershëm e ka përshkrue me gjakun e vet. Siç e dini edhe vet, mbaroi Lidhja e Dytë e Prizrenit e mbas saj edhe liria e shqiptarëve. Pastaj erdhi mjerimi, gjakderdhja, frika e të gjitha të zezat."[167] Pra, këto vuajtje dhe situata e re ndikuan në organizime të reja politike me grupe më të vogla, por të lidhura me njëra tjetrën.

Megjithëse regjimi i mallkuem i Beligradit ishte i tërbuem, u takuan njeni me tjetrin dhe me plot ideal e guximtari biseduen rreth nji grupi të Lidhjes së Prizrenit. U desht ashtu të formohet Grupi, për arsye se ne nuk e kishim fuqinë e atyne patriotëve të mëparshëm, sepse ishim të vorfun në çdo pikëpamje. Ideali i flakët, siç e di

[167] *Gjokë Spaçit "Testamanti i feshur", "Meshari", Prishtinë, 2018, f. 35.*

çdo idealist ka nji fuqi natyrore, që pa marrë parasysh rreziqet që do të vijnë, ai e fillon punën e vet.[168] Motivet dhe arsyet ishin të qarta dhe për këtë atdhetarët formimin e grupit e shihnin si domosdoshmëri.

Prandaj, siç thashë ma përpara, si ato lulet e dimnit, edhe ne u bamë nji nga nji 3-4 veta, duke u bazue në titullin e shenjtë të simbolit të Komitetit tonë, Flamurin kuqezi në Lidhjen e Prizrenit dhe ia filluem punës organizative. Filloi të shtohet numri i djelmoshave shqiptarë, si në qytet ku ishte selia e shejtit të madh kombëtar, Abdyl Frashëri ashtu edhe në katunde. Filluen mbledhjet e anëtarëve me numra të vogël për arsye, që të mos komprometohemi nëpër shtëpi të anëtarëve.[169]

Organizata "Grupi i Lidhjes së Prizrenit" programin e vet e kishte ndarë në disa pika, që shumë herë njihet edhe si "Dymbëdhjetë pikat e GLP-së", të cilat me pak fjalë janë këto:

- Të jetë i disiplinuar, i vendosur për marrjen dhe kryerjen detyrave që e ngarkon organizata.
- Duhet të jetë agjitator dhe propagandues, konspirativ dhe i përgatitur për çdo gjë deri në pikën e fundit.
- Duhet të jetë konsekuent në qëllimet e aspiratave të popullit shqiptar deri në vetësakrificë.

- Duhet të jetë i gatshëm që me pushkë në dorë të luftojë kundër të huajve që okupuan tokat shqiptare, duke bashkëpunuar me aleatet dhe duke i bashkuar të gjithë shqiptaret rreth flamurit kombëtar kuq e zi.[170] Ndërsa, Gjokë Spaçi ka treguar në ditarin e tij se çdo anëtar para se të pranohej në organizatë duhej t'i plotësonte këto kushte:

---

[168] *Gjokë Spaçit "Testamanti i feshur", "Meshari", Prishtinë, 2018, f. 36.*
[169] *Gjokë Spaçit "Testamanti i feshur", "Meshari", Prishtinë, 2018, f. 35.*
[170] *Sabile Keçmezi – Basha, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë 1945 – 1990, "Logos – a", Shkup – Prishtinë- Tiranë, 2009, f. 20.*



Kushtet pranuse ishin keto:

1/ mos te jen komunist.Mos te rrjedh prej familjes komuniste.Mos te jen shpiun o,e i familes qe merret me shpijunazh.

2/Te konstruisohet vula zyrtare me permbajtje GLP.

3/Te orvaten te gjith antart qe te gjindet nji maqin shkrimi.e katrat pik.

4/U caktue antarsija.

Per sa i perket letrave dhe deri sa te gjinden maqinat e shkrimit per shtypjen matrjaleve,e muren persiper do antar te cillt punojshin ne zyre,dhe nji herit per ket detyr u ngarkue dhe nji antar qe punonte ne libmri.

Nder te gjith antart ma aktiviste ne veprime ishte nji moter,idealiste e flakt inetelektuale e gjall,e paisun me te gjitha njisinat njerzore a dhe konzervativiste e rrjosun.Ajo mur persiper si organizimin e femnave ashtu dhe shtypjen e matrjalve per arsye qe ajo ishte daktilografiste e klasit te par.

***Faksimile të Ditarit të Gjokë Spaçit, rishkruar më 1973 me makinë shkrimi***

1. Të mos jetë komunist dhe të mos rrjedh prej familjes komuniste. Të mos jetë spiuna, ose të mos jetë ndonjë person i familjes së tij që merret me spiunazh;

2. Të konstituohet vula zyrtare me përmbajtjen GLP;

3. Të orvaten të gjithë anëtarët, që të gjendet nji makinë shkrimi, dhe

4. Të caktohet Kryesia.[171]

Sa i përket strukturës udhëheqëse të Grupit të Lidhjes së Prizrenit, në mënyrë më të qartësuar hasim në Aktvendimi i Gjykatës së Qarkut KAKM në Prishtinë K-117/50, të datës 27 korrik 1950, të kryetarit të Trupit gjykues Dushan Staniq, në të cilin aktvendim thuhet se në bazë të materialit të zënë gjatë bastisjeve të të akuzuarave është gjetur lista e udhëheqësve të kësaj organizate politike ushtarake si dhe mendohet se kjo organizatë është themeluar në shtëpinë e Nezir Maksut Hotit nga Krusha e Madhe. Për takimet e para nuk theksohet se ku e kur janë mbajtur.

Sipas dokumenteve të konfiskuara, takimi i parë më i kompletuar i kësaj organizate politiko – ushtarake konsiderohet mbledhja e 5 shtatorit të vitit 1949 ku është zgjedhur udhëheqësia e re me këtë përbërje: Kryesues i organizatës është emëruar Shaban Mazrreku, ndërsa deri atëherë organizatën e ka udhëhequr Mustafë Nixha nga Gjakova sipas këshillave dhe sugjerimeve të Shaban

[171] *Marrë nga ditari i Gjokë Spçaçit.*

Dërgutit nga Rahoveci.[172] Në të njëjtën mbledhje, sipas aktvendimit, thuhet se është zgjedhur sekretari i Grupit të Lidhjes së Prizrenit Tomë Mjeda, ndërsa arkëtar i organizatës është zgjedhur Biter Dehalla, udhëheqës të formacioneve ushtarake të organizatës është emëruar Jakup Muçeziu, ndërsa Bajram Dehiri emërohet si ndihmës organizativ i organizatës.[173]

Nga listat e udhëheqësve të Grupit të Lidhjes së Prizrenit rezulton se Zenel Kabashi kishte lidhje me të gjithë udhëheqësit; me Mustafë Ninxhën njihej gjatë kohës sa ishte në shkollim në Gjakovë, ndërsa Tomë Mjedën dhe Bitër Dehallën, pos që ishin fqinj të parë me banim ai i njihte edhe si tregtarë, që kishin bashkëpunuar me të babanë e tij Xhemalin, qysh në kohën e Mbretërisë Serbo – Kroato – Sllovene, kur mblidhnin ndihma për të rinjtë prizrenas për t'i vazhduar studimet jashtë vendit. Ndërsa me Jakup Hafëzin kishte njohje gjithashtu përmes babait të tij, ku shpeshherë në xhaminë ku ai punonte mbaheshin takime të rëndësishme të nacionalistëve shqiptarë e ku diskutoheshin shumë çështje e tema me rëndësi.

Duke qenë se kontributi i familjes Kabashi e në veçanti i Xhemal Kabashit ishte dëshmuar në organizimin dhe funksionimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, në njërën anë, dhe në anën tjetër, akti heroik i familjes Kabashi në pjesëmarrjen e varrimit të Bedri Pejanit, bëri që Zenel Kabashit t'i besohen detyra me rëndësi të organizatës e në veçanti atij iu besua përhapja e programit të organizatës politiko – ushtarake "Grupi i Lidhjes së Prizrenit" në mesin e të rinjve, që po përgatiteshin për mësues dhe me mësuesit e rinj shqiptarë nëpër shkollat e Prizrenit. Në këtë mënyrë, Zeneli në radhë të parë përmes Biter Dehallës njoftohej për çdo veprim që duhej të kryhej.[174] Pos takimeve të përditshme me Biter Dehallën dhe Tomë Mjedën, Zenel Kabashi merr pjesë

[172]*Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Aktvendimi i Gjykatës së Qarkut KAKM në Prishtinë K-117/50 të datës 27 korrik 1950, f. 3.*
[173]*Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Aktvendimi i cituar, f.3.*

aktive në takimet që mbaheshin në Krushë të Madhe. "Krusha e Madhe dhe fshatrat tjera të Anadrinisë ishin bërë shtëpi të dyta të Zenelit, i cili jo vetëm se shkonte shpesh për t'i vizituar, por edhe qëndronte me ditë të tëra andej, por që unë për arsyet e atyre lëvizjeve kam kuptuar vite më vonë pasi ka dalë nga Burgu i Nishit."[175]

Nga materiali i konfiskuar të cilin e kanë gjetur organet e sigurimit tek të akuzuarit gjatë bastisjeve e të cilin e kanë sjellë në seancat gjyqësore si prova materiale të veprimtarisë armiqësore të të akuzuarve, shihet se të akuzuarit kanë pasur simbolet, vulën e organizatës si dhe stemën e organizatës me të cilat janë shërbyer të gjithë në mënyrë që me deklaratat e tyre të lajmërohen të tjerë dhe të kenë sa më shumë autoritet ata si anëtarë dhe vetë organizata.[176] Programi i organizatës Grupi i Lidhjes së Prizrenit ishte i mbështetur në 12 pika, ku flitet për atë që secili anëtar, me rastin e pranimit në organizatë, duhet t'i përmbushë këto kushte:

- Të jetë idealist për krijimin e kombit shqiptar;
- Të jetë shumë i disiplinuar;
- Të jetë i vendosur në pranimin e detyrave dhe zbatimin e tyre të cilat ua ngarkon organizata;
- Të jetë agjitues dhe propagandues;
- Të jetë konspirativ dhe i gjindshëm;
- Të jetë i gatshëm që me armë në dorë të luftojë deri në pikën e fundit të gjakut kundër të huajve në territorin e KAKM-së;
- Secili i anëtarë i GLP do të bashkëpunojë me të jashtmit për bashkimin e shqiptarëve rreth flamurit të vjetër shqiptar kuq e zi.[177]

---

[174] *E dhënë gojore e Anton Franë Çuperianit, lindur më 1930 në Shën Mëri, ku punonte i ati i tij, ndërsa pas vitit 1941 ishte shok shkolle me Zenel Kabshin, meqë edhe ishin në një lagje.*

[175] *E dhënë gojore e Azmi Xhevdet Kabashit, lindur më 1941 në Prizren.*

[176] *Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Aktvendimi i Gjykatës së Qarkut KAKM në Prishtinë K-117/50 të datës 27 korrik 1950, f. 3.*

[177] *Zelije Shala, Lëvizja për çlirimin kombëtar në Komunën e Suharekës, Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Prishtinë, 2013, 96.*

## Anëtarët e Grupit të Lidhjes së Prizrenit të dënuar nga regjimi serb

Grupi i Lidhjes së Prizrenit, i cili në vitin 1950, permës tri aktakuzave të ndara në tri seanca gjyqësore të 22 anëtarët e këtij grupi, u dënua me dënimet drakonike me gjithsej 297 vjet burg, më saktë 3 shekuj burg të rëndë. Në mesin e të gjithë të dënuarve të Grupit të Lidhjes së Prizrenit Zenel Kabashi ishte i dënuara më i ri, përkatësisht ishte arrestuar ende pa i mbushur 18 vjet. Pastij tij vjen fqiu i parë ti tij, Bitër Dehalla 21 vjeç, kushërira Shehide Kabashi 22 vjeçe, ndërsa në mesin e të dënuarave më i moshuari ishte Gjokë Spaçi, i cili në vitin e dënimit ishte në moshën 36 vjeçare. Nëse llogaritet mesatarja e moshës së të dënuarve të Grupit të Prizrenit rezulton se mosha mesatare e të dënuarave ishte 26 vjeç e që i bie në moshën më të mirë të jetës së tyre.

*Faksimile nga vendimi i Gjykatës së Qarkut në Prishtinë*

– Në shkurt 1950 u burgos grupi i LNDSH-s “Lidhja e Prizrenit” i formuar në gjashtëmujorin e dytë të vitit 1949. Ky proces gjyqësor mbahet në Prishtinë nën kryesimin e gjyqtarit Shukri Begiq nga Pazari i Ri. Me këtë rast denohen: Shaban Derguti dhe Mustafë Nixha me nga 20 vjet burg të rëndë, Shaban Mazreku dhe Hafez Jakupi (Muqeziu) poashtu me nga 20 vjet burg të rëndë, Bitër Dehalla, Tomë Mjeda dhe Zekë Bajraktari me nga 17 vjet

burg të rëndë, Nezir Hoti me 15 vjet burg të rëndë dhe Ismet Dehiri me 3 vjet burg të rëndë.

– Në grupin e dytë të LNDSH-së ”Lidhja e Prizrenit” denohen: Arif Hoxha me 12 vjet burg të rëndë, ndërsa me nga 6 vjet burg të rëndë denohen: Zeki Ahmeti, Isuf Dellova, Islam Fishari, Zenel Kabashi, Gjokë Spaçi, Ibrahim Gashi, Ramiz Rexhepi, Shahide Kabashi, Shemsedin Gashi, Rexhep Hoti, Malush Duraku, Halim Voci, Bajram Dehiri, Mustafë Derguti, Maliq Gashi e shumë të tjerë.[178]

Lista e 22 të akuzuarve, sipas aktakuzës të dënuar pse rrezikuan rendin kushtetues të ish-Federatës jugosllave dhe u angazhuan për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë Etnike:

Shaban Dërguti, u lind në vitin 1924. Ishte student i Agronomisë nga Rahoveci dhe ishte kryetar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Ishte djali i Veselit dhe nënës Sanije me mbiemrin Sharku. U dënua me 20 vjet burg të rëndë.

Mustafë Nixha, u lind në vitin 1918 në Gjakovë. Ishte nënkryetar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe me profesion ishte nëpunës në Prizren. Ishte djali i Eminit dhe nënës Naxhije me mbiemrin Zërza. U dënua me 20 vjet burg të rëndë.

Shaban Mazreku, u lind në vitin 1919 në Sopijë të Suharekës. Ishte djali i Ibrahimit dhe nënës Ajshe. U dënua me burg të përjetshëm (101 vjet burg). Më vonë iu zvogëlua dënimi me 20 vjet burg të rëndë.

Halil Mazreku, u lind në Sopijë të Suharekës dhe u dënua me 4 vjet burg të rëndë.

Islam Fishari, u lind në vitin 1927 në Prizren. Me profesion ishte nëpunës dhe u dënua me 8 vjet burg të rëndë.

---

178 *9 kujtime të Sh. Mazrekut, botuar në revistën “Forumi”, Prishtinë 6 dhjetor 1993, f1.19.*

Zekë Bajraktari, u lind në vitin 1921 në Suharekë. Ishte djali i Ibrahimit dhe nënës Shahe me mbiemrin Idrizi. U dënua me 17 vjet burg të rëndë.

Sefë Bajraktari, u lind në vitin 1915 në Suharekë. Ishte djali i Ibrahimit dhe nënës Shahe me mbiemrin Idrizi dhe u dënua me 4 vjet burg të rëndë.

Jakup Muqeziu i njohur me emrin Hafëz Jakupi u lind në vitin 1919 në Prizren. Ishte djali i Veselit dhe nënës Zejnije dhe u dënua me 20 vjet burg të rëndë.

Arif Ramadani i njohur si Arif Hoxha u lind në vitin 1917 në Randobravë të Prizrenit. Me profesion ishte bujk dhe u dënua me 12 vjet burg.

Nezir Hoti, u lind në vitin 1921 në Krushë të Madhe të Rahovecit. Ishte djali i Maksutit dhe nënës Habibe. U dënua me 15 vjet burg të rëndë.

Gjokë Spaçi, u lind në vitin 1914 në Velezhë të Prizrenit. Ishte djali i Zefit dhe nënës Marije. Me profesion ishte nëpunës dhe u dënua me 6 vjet burg.

Bitër Dehalla, u lind në vitin 1929 në Zym të Prizrenit. Ishte djali i Tushit dhe nënës Mone. U dënua me 17 vjet burg të rëndë.

Tomë Mjeda, u lind në vitin 1923 në Prizren. Ishte djali i Kristës dhe nënës Cecile me mbiemrin Gjinaj. U dënua me 17 vjet burg të rëndë.

Zenel Kabashi, u lind në vitin 1932 në Prizren. Me profesion ishte mësues dhe u dënua me 6 vjet burg të rëndë.[179]

Shahide Kabashi, u lind në vitin 1928 në Prizren. Me profesion ishte nëpunëse në Gjykatën e Prizrenit dhe u dënua me 6 vjet burg të rëndë.

Isuf Dellova, u lind në Krushë të Madhe të Rahovecit. Me profesion ishte bujk dhe u dënua me 12 vjet burg të rëndë.

Rifat Saraçi, u lind në Prizren dhe u dënua me 4 vjet burg të rëndë.

[179] *Zeneli, siç e kemi theksuar në dokumentet e gjykatës, përmendet se është i lindur në vitin 1931, pasi ia kanë ndryshuar dokumentet për ta dënuar më lehtë.*

Zeqir Xhambazi, u lind në vitin 1920 në Prizren. Me profesion ishte nëpunës dhe u dënua me 6 vjet burg të rëndë.

Bajram Dehiri, u lind në vitin 1924 në Prizren. Ishte djali i Sulejmanit dhe nënës Ifete. U dënua me 3 vjet burg të rëndë.

Ibrahim Thaçi, u lind në vitin 1923 në Xërxë të Rahovecit. Me profesion ishte mësues dhe u dënua me 4 vjet burg.

Ramiz Mustafa, u lind në vitin 1915 në Studençan të Suharekës. Me profesion ishte bujk dhe u dënua me 2 vjet burg dhe

Shemë Gashi nga Peqani i Suharekës u dënua me 1 vit burg të rëndë.[180]

## Burgosja e parë e Zenel Kabashit

Aktiviteti i bujshëm në radhët e Komitetit të Rinisë së Lëvizjes NDSH prej themelimit të kësaj organizate, në njërën anë, dhe në anën tjetër, angazhimi si njëri ndër anëtarët më aktiv të Grupit të Lidhjes së Prizrenit dhe përcjellja e vazhdueshme e lëvizjeve të Zenelit, qysh në pranverën e vitit 1946, kur ai si nxënës i liceut, ishte marrë në pyetje shumë herë nga oficerët e OZN-ës, gjoja për ta pyetur rreth organizimit të demonstratave të organizuara nga rinia e Prizrenit, por në fakt ata e pyesnin për çështjen e varrimit të Bedri Pejanit, pasi drejtori i spitalit z. Ismet Mula, në raportin e tij për nxjerrjen nga spitali të trupit të pajetë të Bedri Pejanit e kishte shënuar emrin e tij, duke mos dashur ta shënonte emrin e xhaxhait të tij Xhevdetit, sepse ekzistonte rreziku që ate ta arrestonin, ndërsa Zenelin, për shkak të moshës së re, nuk mund ta arrestonin. Dhe falë largpamësisë së drejtorit të spitalit dhe axhës së Zenelit, varrimi i Bedri Pejanit u bë pa ndodhur asnjë ndjekje, apo arrestim, por nuk u harrua asnjëherë nga ana e OZN-ës. Në një nga

[180] *Parathënia nga Bajram Mjeku e librit të Gjokë Spaçit "Testamanti i fshehur", "Meshari", Prishtinë, 2018, f. 12-14.*

pjesët biografisë së shkruar të Zenelit, ai kujton momentet kur merrej në pyetje:

"- Pse keni shkuar ta kërkoni kufomën e Bedri Pejanit, pasi ai nuk ka të bëjë asgjë me familjen tuaj? – kishte qenë pyetja më e shpeshtë që i bëhej gjatë marrjes në pyetje, për të cilën Zeneli sa herë e kishte të njëjtën përgjigje:

- Unë e kam ditur se është i afërm joni, pasi ai gjatë kohës sa ishte në Prizren, rrinte në shtëpinë tonë dhe sillej si anëtar i shtëpisë sonë. Dhe për këtë arsye kam menduar se ishte njeri i joni, sepse prej se mbaj mend atë e kam parë në shtëpinë tonë.




***Disa nga anëtarët e Grupit të Lidhjes së Prizrenit, foto e huazuar nga Islam Flugu, nipi I Xhemil Flugut***

Në anën tjetër, veprimtaria e Zenelit në Rininë e NDSH-së dhe aktiviteti i tij në Grupin e Lidhjes së Prizrenit ishin argumente të mjaftueshme që të arrestohet ai. Pasi ishin arrestuar disa nga shokët me të cilët vepronte Zeneli, e gjithë familja ishte përgatitur për arrestimin edhe të tij. Andaj, për këtë arsye Zeneli, prej se e kuptoi se janë arrestuar disa anëtarë të grupit, nuk shkonte më në shtëpi. Por, në anën tjetër ai nuk ndalej për të shkuar në mësim. "...për këtë babai im e kishte

porositur Besimin (vëllanë tim, të cilit Zeneli i jepte mësim) që të lajmëronte menjëherë nëse ndodhte diçka. Në të vërtetë e gjithë familja kishin qenë të përgatitur se do të arrestohej, sepse gjatë ditëve qe përhapur fjala se po burgosen pjesëtarët e NDSH-së, ngase burgosja e personave politikë zakonisht bëhej në mënyrë spektakulare, me qëllim që të frikësohej masa sa më shumë e të rrinë larg politikës. Ato ditë Zeneli banonte në shtëpinë tonë. Regjimi në atë kohë bënte çdo gjë, me qëllim që të jepte mesazh tek të tjerët. Pra, arrestimi ishte bërë në shkollë, në fakt sapo kishte hyrë në klasë, që ta kuptonin të rinjtë si mesazh se do të përballen me drejtësinë, nëse merren me politikë.

Me dhjetëra herë e kam dëgjuar vëllanë tim duke e përshkruar arrestimin e mësuesit të tij, meqë Zeneli i jepte mësim atij dhe kushërirës sime."[181] Ky interesim i familjes dhe të afërmeve tjerë bëhej për faktin se duhej të dinin se pas arrestimit ku po e vendosnin, sepse pos arrestimit dhe burgosjeve, flitej se bëheshin edhe montime të shumta dhe pastaj vriteshin si gjoja janë zënë në flagrancë të kryerjes së veprave, duke tentuar të kalonin kufirin në Shqipëri. Me dhjetëra vrasje ishin bërë në mënyra tepër të fshehur, që kishin ndikuar në humbjen e besimit të popullatës te sistemi i drejtësisë dhe aparatit të dhunës, që quhej OZNA.

Grupi i Lidhjes së Prizrenit, përbëhej kryesisht nga anëtarët e NDSH-së nga Prizreni, Rahoveci, Suhareka dhe Gjakova. Por, anëtarët e grupit nga Prizreni njiheshin mirë mes vete dhe falë njohjeve të tyre, ata mundën të vepronin dhe të mbanin takime të fshehta, në kohën kur ishte më së vështiri, për intelektualët, që të kundërshtojnë regjimin. Pjesa më e madhe e anëtarëve të grupit ishin nga lagjet e vjetra të Prizrenit. "Bitër Dehalla, që me sa mbaj mend, ishte edhe shok i gjeneratës me Zenel Kabashin, pasi ata kishin qenë së bashku në shkollë fillore e pastaj në lice dhe kështu veprimtaria e tyre ishte e pashmangshme. Bitri me

[181] *E dhënë gojore e Et'hem Rogovës, lindur më 1946 në Prizren.*

Zenelin i kishin edhe shtëpitë shumë afër me një distancë prej 50 metrash dhe gjatë kohës takoheshin dhe kishin kontakte të përditshme."[182]

Për momentin e arrestimit kemi disa dëshmi nga ish - nxënësit e tij dhe të afërmit, të cilët e kujtojnë arrestimin e Zenel Kabashit, që kishte ndodhur në ambientet e shkollës kur ai po e zëvendësonte një mësues, meqë vetë punonte me klasë të parë në lagjen e Hoça Mahallës. Arrestimi ka ndodhur në ambientet e shkollës, që njihej si shkolla te Iliaz Kuka, të martën më 21 shkurt 1950:

"Mbaj mend si sot kur dy pjesëtarë të OZN-ës, një prej tyre shqiptar (M. Qavolli), të veshur me tesha të zeza korb, ashtu siç e kishin shpirtin, kanë hyrë në klasë dhe pa na përshëndetur ne fare e kanë arrestuar mësuesin Zenel. Mësuesi u kërkoi që të mos ia lidhnin duart para nesh, nisëm të qanim, sepse OZN-a silleshin shumë keq me mësuesin dhe kishim frikë se do të na ndodhte edhe neve diçka. Madje në mesin e atyre, që e arrestuan mësuesin, kishte edhe shqiptarë dhe i bërtiste me sa zë që kishte z. Rizvanolli që të mos fliste e të mos kundërshtonte. Por, ata nuk e dëgjuan mësuesin dhe para nesh ia lidhën duart dhe me dhunë e nxorën nga klasa."[183] Zonja Emel, më pas tregon se kishte qenë nxënëse e klasës së tretë në fillore, kur mësues Zeneli i ka dhënë mësim. Ditën e arrestimit të Zenelit ajo dhe nxënësit tjerë nuk e kishin harruar asnjëherë.

"Unë si fëmijë mbaj mend se në shkollën Iliaz Kuka si nxënës isha duke luajtur me nxënës, kur e kanë marrë oznashët Zenelin. Ishte arrestim në prani të dhjetëra nxënësve dhe atë moment nuk mund ta harroj kurrë, sepse ne fëmijët, që ishim duke luajtur e pamë se si po e largojnë nga shkolla mësuesin, që u jepte mësim klasës tjetër, por edhe ne e përjetuam keq atë mënyrë të arrestimit."[184]

---

[182] *E dhënë gojore e Anton Franë Çuperianit, lindur më 1930 në Shën Mëri – Shqipëri e nga viti 1941 vjen në Prizren.*

[183] *E dhënë gojore e Emel Nijazi Rogovës, lindur më 1940 në Prizren.*

[184] *E dhënë gojore e Azmi Xhevdet Kabashit, lindur më 1941 në Prizren.*

“Në ditët e para të gjysmëvjetorit të dytë, mësuesi ynë Zenel Kabashi më nuk erdhi në shkollë. Në fillim nuk e kemi kuptuar se çfarë ka ndodhur me te dhe komplet klasa kemi shkuar në shtëpinë e tij, që e kishte afër Sarajit - Farmakosit. Kur arritëm para shtëpisë së tij, trokitëm me një derë të vogël, që na thanë se është shtëpia e tij. Pasi trokitëm në derë, doli nana e tij dhe na pyeti se çfarë po kërkonim. Kur ne me lot në sy i thamë se po e kërkojmë mësuesin Zenel, ajo na përqafoi të gjithëve një nga një dhe na tha që të shkojmë në shkollë, se mësuesi do të vijë atje pas pak ditë. Ndoshta ajo e ka ditur se e kanë arrestuar, por nuk na tregoi dhe nuk dha asnjë shenjë se nuk do të na kthehet më mësuesi.”[185]

Edhe Musa Jorganxhiu, ish nxënës i Zenel Kabashit, kujton ditën kur mësuesin i tij Zenel Kabashi e kanë arrestuar. “Arrestimi i mësues Zenelit është bërë në mënyrë spektakolare, sepse është arrestuar në shkollë, në prani të nxënësve dhe kjo ka ndodhur për shkak që të përhapet dhuna e ushtruar nga regjimi dhe nxënësit ta përcjellin te prindërit e tyre mënyrën e tillë të arrestimit, që të mos merren me politikë të rinjtë e as të rriturit.”[186]

Menjëherë pas arrestimit, Zenelin e dërguan në paraburgim në Shatërvan, përballë Xhamisë së Sinan Pashës e pas marrjes në pyetje, ditën e parë e kanë dërguar në burg afër shtëpisë së tij. “Pasi Besimi, vëllai im, lajmëroi se punëtorët e sigurimit, njëri prej të cilëve ishte shqiptar, e kishin arrestuar, ka lajmëruar familjarët për të kuptuar se në cilin vend e kanë vendosur, sepse flitej se të burgosurit i mbanin në paraburgim në vende të ndryshme, që të mos takoheshin mes vete. Dhe, rastësisht motra ime, duke kaluar rrugës, Zeneli për dritare e sheh dhe e thërret në emër, duke i thënë se jam këtu. Pastaj motra ime, Esini, ka vrapuar dhe i ka treguar babait, që të merren masa, për të mos ndodhur diçka më

[185] *E dhënë gojore e Nijazi Nasufit, lindur më 19440 në Prizren.*
[186] *E dhënë gojore e Musa Nijazi Jorganxhiut, lindur më 1939 në Prizren.*

keq, siç flitej."[187] Se anëtarët e Grupit të Lidhjes së Prizrenit nuk i kanë arrestuar për një ditë dhe nuk i kanë mbajtur në të njëjtin vend, tregon edhe Kastriot Fishari, djali i Islam Fisharit, i cili në lidhje me arrestimin babait të tij ka shtuar se Islam Fisharin e ka arrestuar sigurimi disa ditë para shokëve të grupit të tij, sepse e kishte lajmëruar një fqinj i tij, i cili më pas është bërë funksionar i lartë në Prishtinë. Në ditën e arrestimit, babai ishte me babanë e tij Raifin në dyqanin e këpucëve. Meqë babai e kishte hetuar se fqinji i tij po e përcillte, nuk i linte dokumentet e rëndësishme në shtëpi, por i mbante me vete, me qëllim që nëse ndodhë diçka, t'i asgjësonte duke i djegur apo diçka të ngjashme që të mos u bënte keq shokëve. Sipas kujtimeve që i ka treguar babai i tij, Kastrioti tregon se "Ditën kur më kanë arrestuar, më kanë dërguar në Reçan, në Grykën e Sharrit. Meqë i kisha pothuajse shkresat kryesore të grupit, unë gjatë rrugës kam menduar se si t'i shpëtoj shokët dhe veten me burgim më të lehtë, kam planifikuar që të shtihem se gjoja kam barkqitje dhe kam nisur të lëshoj gazra disa herë dhe kam kërkuar që të dal për nevojë. Milicët, kur më shihnin në çfarë gjendje isha, më besuan dhe më nxorën me përcjellje deri në një vijë me ujë. Unë, kur jam ulur sërish, kam nxjerrë gazra dhe polici, që më përcillte u largua pak, ndërsa unë shpejt e shpejt i kam nxjerrë letrat, i kam vendosur në ujë dhe ia kam vendosur një gur sipër, që të mos duken sa janë aty dhe tek atëherë jam liruar."[188] Kastrioti tregon se letrën kryesore, që e ka pasur me vete, e ka ngrënë gjatë rrugëtimit për në Reçan, ndërsa letrat tjera i ka hedhur në ujë, siç u tha më sipër.

Pasi ka përfunduar procesi i marrjes në pyetje, të arrestuarit i kanë vendosur në Burgun e Prizrenit, në ambientet e ish Sarajit "Farmakosit", shumë afër shtëpisë së Zenel Kabashit. Me dhjetëra herë kam dëgjuar nga kushërira ime, përkatësisht nga motra e

[187] *E dhënë gojore e Ethem Reshyt Rogovës, lindur më 1946 në Prizren.*
[188] *E dhënë gojore e Kastriot Islam Fisharit, lindur më 1964 në Prizren.*

vogël e Zenelit, Nahire Kabashi – Surroi (1936), e cila ishte shumë e mençur, që ka treguar se kur ka shkuar ta vizitonte të vëllanë në burg, e shihte të përgjakur dhe të keqtrajtuar dhe i kishte thënë, a po e di kush po të keqtrajtonte që t'ia gjejmë një njeri, në mënyrë që të sillet më mirë me te e të mos e keqtrajtonte. Mirëpo, Zeneli i kishte treguar se si personi që po e keqtrajton, është i mbuluar dhe nuk mund ta njoh, por këpucët që i duken. Atëherë Nahirja i kishte thënë që t'ia shihte këpucët se çfarë ngjyra, apo si duken. Dhe kështu motra e tij e vogël qëndron përballë te dera e burgut krejt kohën deri sa të dalë nga burgu personi që i mbante këpucët siç ia kishte përshkruar i vëllai dhe e kupton se kush ishte. E ky ishte Ismail Zajmi.[189]

Ndërsa, pak ditë para se të mbahej seanca e fundit, gjithë grupin e transferojnë në Burgun e Prishtinës. Për qëndrimin që kanë mbajtur anëtarët e grupit, ka shkruar në ditarin e tij Gjokë Spaçi, por ka lënë në dorëshkrim, për jetëshkrimin e tij edhe Zenel Kabshi, i cili në mes tjerash ka theksuar: "Pas disa muajve që kalova në Burgun Hetues në Prizren, për gjykim na transferuan në Burgun e Prishtinës. Atëherë, që të mos duket burgimi masovik, ne na ndanë në grupe me gjithëse të gjithë shokët i takonim organizatës së njëjtë, e cila quhej Grupi i Lidhjes së Prizrenit.

Më 28 gusht 1950 u bë gjykimi im dhe këtyre shokëve: Arif Ramadan Hoxha, Ahmet Dervishi Zeqiri, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjok Spaçi, Shahide, Kabashi, Zenel Kabashi, Rem Ibraim Thaçi, Rrahman Shemsedini, Bajram Dehiri etj. Mua më dënuan me 6 vjet burg të rëndë, të cilin e mbajta në Burgun e Nishit, ku edhe atje më dënuan me dy vjet izolim të rreptë. Dënimi im me izolim ndodhi pasi unë isha përleshur me disa gardianë. Në Burgun e Nishit vitet tjera i kam kaluar duku punuar punë të ndryshme e të detyrueshme."[190]

---

[189] *E dhënë gojore në shkurt 2023 e Azmi Xhevdet Kabashit, lindur më 1941 në Prizren.*

Për kundër përpjekjeve të sigurimit që t'i përçanin anëtarët e Grupit të Lidhjes së Prizrenit gjatë fazës së hetuesisë, duke thënë se gjoja njëri - tjetrin e kanë lajmëruar dhe kanë dëshmuar për njëri tjetrin, por kjo nuk ka qenë realitet, sepse sipas kujtimeve të fëmijëve të të burgosurve të Grupit të Lidhjes së Prizrenit, shoqëria e tyre ka qenë shumë e madhe. "Asnjë herë nuk i kanë ndërprerë vizitat me njëri tjetrin dhe kanë qenë shumë ngushtë të lidhur me njëri tjetrin. Kjo dëshmon se ata mes veti e kanë respektuar njëri tjetrin."[191]

[190] *Pjesë nga jetshkrimi i Zenel Kabashit, që la në dorëshkrim, të cilin në kapitullin e gjashtë do ta lexoni njërin nga këto jetëshkrimi.*
[191] *E dhënë gojore e Kastriot Islam Fisharit, lindur më 1964 në Prizren.*

**AP — 917/50**

**NË EMËR TË POPULLIT**

Gjykata Supreme e Republikës Popullore të Serbisë në Beograd,[192] me trupin gjykues të përbërë nga gjyqtarët: Momçillo Qiriq, si kryetar i trupit, Rajko Domeje dhe Radomir Stankoviq, anëtarë të trupit gjykues, si dhe referentët juridikë, Radmilla Jevtiq si procesmbajtëse në lëndën penale kundër të akuzuarve: Arif Ramadan Hoxha, bujk nga Randobrava, Ahmet Dervish Zeqiri, nëpunës nga Prizreni, Jusuf Dellova, bujk nga Krusha e Madhe dhe të tjerët për shkak të veprave penale nga neni 3 pika 81 Ligjit për vepra penale kundër popullit dhe shtetit dhe i akuzuari Mustafë Rexhep Ramizi, bujk nga Studençani për shkak të veprës penale nga neni 3 dhe 9 alinea 1 të Ligjit për vepra penale kundër detyrës zyrtare, duke zgjidhur sipas ankesave të mbrojtësve të të gjithë të akuzuarve, të parashtruar kundër Aktgjykimit të Gjykatës së Qarkut të KAKM në Prishtinë K.nr. 116/50 të datës 28 gusht 1950 pas dëgjimit të referentit juridik të Prokurorisë Publike në RP të Serbisë Miroslav Nedakoviq, në seansën e mbajtur, më 11 tetor 1950 ka marrë këtë:



Kž-917/50

U IME NARODA

P R E S U D U

***Faksimile e Gjykatës Supreme të Serbisë, që vërteton vendimin e***

[192] *Ky aktgjykim është përkthyer në shqip (nga origjinali) serbokroatishtja nga Gëzim Ryzhdi Kabashi në prill të vitit 2008.*

**AKTGJYKIM**

I. Refuzohen si të pabazuara ankesat e mbrojtësve të të akuzuarve Ramadan Hoxha, Ahmet Dervish Zeqiri, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjokë Spaçi, Shahide Kabashi, Zenel Kabashi dhe Ibrahim Rem Thaçi, ndërsa Aktvendimi i Gjykatës së Qarkut të KAKM –së në Prishtinë K-116/50 të datës 28 gusht1950, ndaj këtyre të akuzuarve

VËRTETOHET

II. Pjesërisht pranohet ankesa e mbrojtësit të të akuzuarit Mustafa Rexhep Ramizi

NDËRROHET Aktgjykimi i Gjykatës së Qarkut për këtë të akuzuar në pjesën e dënimit në pikëpamje të kualifikimit të veprës dhe vendimit për dënim, kështu që në veprim të të akuzuarit Ramizi, që në rolin e anëtarit të Këshillit Ekzekutiv të Këshillit Popullor të Rrethit të Suharekës dhe komisar i të njëjtit për financa, në periudhën e grumbullimit të drithërave të bardha, fryt i vitit 1948/49, ka burgosur, rrahur dhe keqtrajtuar disa persona nga ky rreth me qëllim të nxitjes dhe shkaktimit të pakënaqësisë në popullatë ndaj regjimit dhe për komprometim të pushtetit popullor e, në anën tjetër, që veten në pushtetin popullor ta tregojë si anëtar të vyeshëm të Këshillit Ekzekutiv - kështu që rrahu, burgosi dhe keqtrajtoi: Ibrahim Bytyqin, Zeqir Kryeziun, Rrustem Bajramin dhe Fejzë Qazimin, të gjithë nga fshati Neprebisht, Shaban Rexhepin e Mahmut Kukurezin dhe të tjerët që të gjithë nga fshati Studençan etj., përfshin vepra penale nga neni 9 alinea 1 të Ligjit për Vepra Penale kundër detyrës zyrtare, kështu që Gjykata Supreme për këtë vepër E DËNON edhe me dënim të privimit nga liria në kohëzgjatje prej 10 — dhjetë muajsh, me atë që në këtë dënim llogaritet koha e kaluar në burgun hetues nga 24 shkurti i vitit 1950.

III. Aprovohet ankesa e mbrojtësit të të akuzuarit Veli Rahman Shemsedini — anulohet Aktgjykimi i Gjykatës së Qarkut ndaj këtij të akuzuari dhe lënda i kthehet po së njëjtës gjykatë për gjykim të serishëm për pjesën e anuluar.

IV. Ndaj të akuzuarit Ramiz Rexhep Mustafës Aktgjykimi i Gjykatës së Qarkut pjesa që liron në pjesën 2 të dispozitës mbetet e pandryshuar.

## ARSYETIM

Me Aktgjykimin e Gjykatës së KAKM –së në Prishtinë P — 116/50 të dt. 28.08.1950 shpallen fajtorë dhe atë: i akuzuari ***Arif Ramadan Hoxha, Zeqir Dervish Ahmeti, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjokë Spaçi, Shahide Kabashi, Zejnel Kabashi, Ibrahim Rem Thaçi dhe Veli Shemsedin Rrahman*** për vepër penale nga neni 3 pika 8 e Ligjit për Vepra Penale kundër popullit e shtetit, kurse i akuzuari Ramiz Rexhep Mustafa për Vepër Penale nga neni 3 të Ligjit për Vepra Penale kundër detyrës zyrtare në koincidencën ideale me veprën penale nga neni 9 alinea 1 të po të njëjtit ligj për vepra të kryera penale. Të gjithë të akuzuarit janë dënuar me dënim të heqjes së lirisë me punë të dhunshme në kohëzgjatje dhe atë: 1. akuzuari Arif Ramadan Hoxha me 12 vjet; i akuzuari Dervish Ahmet



***Faksimile e fl 2. të vendimit të Gjykatës Supreme të Serbisë***

Zeqiri, i akuzuari Islam Fishari, i akuzuari Gjokë Spaçi, e akuzuara Shahide Kabashi dhe i akuzuari Zejnel Kabashi në kohëzgjatje nga 6 vjet, i akuzuari Jusuf Dellova në kohëzgjatje prej 10 vjetësh, i akuzuari Ibrahim Rem Thaçi dhe i akuzuari Veli Shemsedin Rrahmani në kohëzgjatje nga 4 vjet dhe i akuzuari Mustafa Raxhep Ramizi në kohëzgjatje prej dy vjetësh.

I akuzuari Arif Ramadan Hoxha dhe Jusuf Dellova dënohen me dënim sekondar, me humbje të lirive qytetare të cekura veç e veç në dispozitat e aktgjykimit në kohëzgjatje nga 5 vjet kurse të akuzuarit Ahmet Dervish Zeqiri, Islam Fishari, Gjokë Spaçi, Shahide Kabashi, Zejnel Kabashi, Ibrahim Rem Thaçi dhe Veli Shemsedin Rrahmani në kohëzgjatje nga dy vjete.

Me të njëjtin aktgjykim në pikën 2 të dispozitës Ramiz Rexhep Mustafa lirohet nga akuza për vepër penale nga neni 3 pika 8 të Ligjit për Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit.

Kundër këtij Aktgjykimi të Gjykatës së Qarkut janë paralajmëruar ankesat. Mbrojtësi i të akuzuarve Arif Ramadan Hoxha, Zeqir Dervish Ahmeti, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Ibrahim Rem Thaçi dhe Ramiz Rexhep Mustafa, që e atakon aktgjykimin shkaku i lëndimit të Ligjit Penal për konstatim jo të plotë të lëndës faktike dhe të vendimit për dënim;

Mbrojtësi i të akuzuarit Gjokë Spaçi, që mohon aktgjykimin shkaku i lëndimit të Ligjit Penal, të konstatimit të gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike dhe vendimit për dënim;

Mbrojtësi i të akuzuarës Shahide Kabashi që atakon Aktgjykimin shkaku i vendimit për dënim;

Mbrojtësi i të akuzuarit Zejnel Kabashi që atakon aktgjykimin shkaku i lëndimit të Ligjit Penal, të konstatimit të gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike, duka marrë parasysh edhe moshën së tij dhe të vendimit për dënim.

Me ankesa propozohet që aktgjykimet e atakuara të ndërrohen apo të anulohen në pajtim me thëniet në ankesa.

Ankesa paralajmëruan të gjithë të akuzuarit përveç të akuzuarit Ramiz Rexhep Mustafa.

Gjykata Supreme shqyrtoi lëndët e fajësisë në fjalë me aktgjykim të atakuar, duke shqyrtuar në harmoni me nenin 260 të LVP, kështu që nga vlerësimet e cituara të ankesave gjeti:

Ad I

Sipas vlerësimit të drejtë të thënieve dhe të fakteve të nxjerra, Gjykata e Qarkut ndaj të akuzuarve Arif Ramadan Hoxha, Zeqir Dervish Ahmeti, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjokë Spaçi, Shahide Kabashi, Zejnel Kabashi e Ibrahim Rem Thaçi, ka konstatuar në mënyrë të drejtë gjendjen faktike, nga e cila qartë konkludon se të akuzuarit veç e veç kanë bërë veprime që në pjesën e shqiptimit të aktgjykimit të mohuar iu bashkëngjiten dhe këto vepra të të akuzuarve. Gjykata e Qarkut i kualifikoi në mënyrë të drejtë juridikisht si vepra penale nga neni 3 pika 8 të Ligjit mbi Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit.

Prandaj, me ankesat pa bazë atakohet aktgjykimi për shkak të konstatimit të gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike. Kështu, ankesat kryesisht shkojnë kah ajo se gjendja faktike është dashur të konstatohet në bazë të deklaratave që të akuzuarit paraqitën para gjykatës e jo në bazë të deklaratave të dhëna gjatë hetuesisë, pasi këto deklarata i dhanë nga frika. Ndërkaq, këtë pohim të ankesës me asgjë nuk e mbështesin apo me diçka ta argumentojnë me atë se të akuzuarve gjatë hetuesisë u janë marrë deklaratat me dhunë. Përkundrazi, deklaratat



***Faksimile e fl 3. të vendimit të Gjykatës Supreme të Serbisë***

që kanë dhënë të akuzuarit në procedurën paraprake, mes vete plotësohen e pajtohen, gjë që tregon se të akuzuarit i deklaruan sipas fakteve reale e që, përkundrazi, gjatë gjykimit të akuzuarit tentuan që me deklarata të ndryshuara të mos i përgjigjeshin gjendjes faktike e ta lehtësonin fajësinë personale.

Kështu, ankesa e mbrojtësit e të akuzuarve Arif Ramadan Hoxha, Zeqir Dervish Ahmeti, Jusuf Dellova dhe Islam Fishari pa bazë e atakon gjendjen faktike. Përkundrazi, gjendja faktike ndaj këtyre katër të akuzuarve është konstatuar në mënyrë të drejtë dhe në tërësi. I akuzuari i parë Arifi jo vetëm se gjatë hetimeve dhe në procesin gjyqësor pranoi angazhimin dhe përkatësinë Organizatës "Nacional Demokratike Shqiptarë", por, përveç kësaj, para gjykatës shprehu besnikërinë dhe përkatësinë kësaj organizate veçmas për kontribut prej 1.000 dinarësh.

Në ankesë pa bazë ceket se i akuzuari Arif Hoxha ka dhënë nga motivet shoqërore dhe se për punën e organizatës nuk është interesuar as që ka shkuar në mbledhje. Përkundrazi, nga pranimi i të akuzuarit para organit të hetuesisë shihet se i akuzuari ka marrë pjesë në mbledhje në shtëpinë e Tomë Mexhës, ku edhe premtoi se do t'i japë 1000 dinarë, gjë që edhe e bëri dhe se pas kësaj i vijonte mbledhjet. Pa bazë, megjithatë, vetën i akuzuari ka cekur se nuk kishte njohuri për veprimin e organizatës, ngase qëndrimi i tij para gjykatës dhe të arsyetuarit për ekzistim të kësaj organizate shpien nga e kundërta.

Edhe tek i akuzuari i dytë, Zeqir Dervish Ahmeti, Gjykata e Qarkut, me vlerësim të drejtë të fakteve konstatoi se i akuzuari ishte pjesëtar i organizatës e jo simpatizues i saj, sikurse i akuzuari mbrohej në seancë gjyqësore. Gjatë kësaj, Gjykata e Qarkut në mënyrë të drejtë refuzoi mbrojtjen e të akuzuarit si të pa bazë, kështu që pretendimet në ankesë, ku po ashtu tentohet që tëtregohet se i akuzuari qenka vetëm simpatizues, mbeten të pabazuara dhe të pavend. Aq më shumë, se

ankesa nuk përmend asgjë të re, që eventualisht do të jepte mundësi për ndërrim të gjendjes faktike nga e konstatuara.

Ndaj të akuzuarit të tretë Jusuf Dellova, ankesa pa bazë atakon gjendjen faktike, ngase i akuzuari para gjykatës ka mbrojtur përkatësinë e vetë organizatës në fjalë e në çështjen e vjedhjes së akteve dhe thyerjes së gjilpërave të pushkëve të MPP – së, Gjykata e Qarkut me të drejtë hodhi poshtë kundërshtimin e të akuzuarit gjatë seancës gjyqësore, në bazë të pranimit të tij në procedurën përgatitore dhe të deklaratës së dëshmitarit Nezir Maksut Hoti. Në ankesë pa bazë ndërrohet mbrojtja e të akuzuarit në atë mënyrë që tentohet të paraqitet se i akuzuari ka marrë aktet nga MPP duke mos ditur për rëndësinë e tyre, gjoja për t'u treguar se është dikush, se gjilpërat në pushkë ishin të thyera, se flamuri është hedhur si leckë e vjetër, kurse të gjitha këto thënie janë arbitrare dhe nuk janë të argumentuara me fakte, por përkundrazi përforcohet gjendja faktike siç edhe konstatoi Gjykata e Qarkut. Kështu që këto pohime nuk mund të pranohen. Veçmas, i akuzuari pa bazë thirret posaçërisht aty se pranimin e bëri nga frika para organeve të sigurimit, ngase nuk bën të pranohet se i akuzuari pranoi faktet të cilat sipas deklaratës së tij nuk qëndrojnë, ngase nuk shihet se përse kishte veten ta ngarkojë, e përveç kësaj nga faktet që i cek i akuzuari shihet se në tërësi përputhen me rrethanat e tjera të hetuesisë, kurse sa i përket marrjes së akteve, flamurit dhe thyerjes së gjilpërave të pushkëve, deklaratat e të akuzuarit pajtohen me deklaratën e dëshmitarit Nezir Maksut Hoti.

Në çështjen e të akuzuarit të katërt, Islam

Fishari, Gjykata e Qarkut ka vlerësuar drejt deklarimin e të akuzuarit që e dha para organeve të sigurimit të vërtetë, ndërsa deklaratën e tij para gjykatës e hodhi poshtë dhe e vlerësoi drejt edhe deklaratën e dëshmitarit Tomë Mexha. Prandaj, me ankesë tentohet pa bazë të paraqitet se i akuzuari nuk qenka pjesëtar i organizatës në fjalë, ngase, përkundrazi, nga deklarata e dëshmitarit Mexha përfundon se ky është anëtarësuar qysh në vitin 1948 e nuk bën të pranohet se i akuzuari nuk kishte njohuri për qëllimet e organizatës, ngase vetë para organeve të hetuesisë deklaroi se paska qenë në njohuri për programin e organizatës.

Pa bazë atakohet aktakuza për shkak të konstatimit të gabuar e jo të plotë të gjendjes faktike në ankesat e mbrojtësve të të akuzuarve me nr. rendor 5,6,7,e 8. Nuk bën të pranohet thënia nga ankesa e të akuzuarit të pestë Gjokë Spaçi se nuk qenka pjesëtar i organizatës dhe se nuk e ditka qëllimin dhe programin e saj. Kjo për shkak se nga gjendja faktike shihet, e këtë edhe vetë i akuzuari e pranon, se Tomë Mexha besoi formimin e grupeve me të cilat ai, pra, i akuzuari, do të punonte pa dyshim se nuk mund t'i besohet formimi i grupeve dhe puna me ata një personi që nuk është pjesëtar i organizatës dhe që panjohin punën e organizatës.

Për të akuzuarën e gjashtë Shahide Kabashi, Gjykata e Qarkut ka konstatuar drejt gjendjen faktike. Thënia në ankesë se e akuzuara ka refuzuar të anëtarësohet në organizatë dhe se materialin ilegal të cilin e përshkruante në makinë shkrimi e pranoi nga Bitri në baza shoqërore e jo edhe nga i akuzuari Zenel, është e pabazë, ngase veten e akuzuara gjatë hetuesisë ka pranuar në tërësi faktet që përputhen me gjendjen faktike, që ikonstatoi Gjykata e Qarkut. Faktikisht, në procesverbalin e datët 20 shkurt 1950 e akuzuara deklaroi se për përshkrime merrte materiale edhe nga i akuzuari Zenel, duke thënë se Zeneli së pari i dha për përshkrim një autorizim për

***Faksimile e fl 4. të vendimit të Gjykatës Supreme të Serbisë***

delegatin që duhej të merrte pjesë në mbledhjen e të gjithë udhëheqësve të grupeve dhe se pas një muaji i paska dhënë për të shtypur procesverbalin nga takimi i mbajtur i udhëheqësve të grupeve. Në këtë procesverbal e akuzuara ka deklaruar se paska ditur për ekzistimin e organizatës.

Në ankesën e të akuzuarit të shtatë Zenel (Zejnel) Kabashi pa bazë thuhet se i akuzuari nuk i paska dhënë të akuzuarës Shahide për përshkrim materialin ilegal, sepse nga deklarata e sipërcituar e të akuzuarës Shahide konstatohet e kundërta. Gjykata e Qarkut me të drejtë erdhi në përfundim edhe për anëtarësinë e të akuzuarit Zenel në organizatë ngase nuk qëndron se udhëheqësit e organizatës në fjalë i besojnë të akuzuarit materialin e veçmas vulat, nëse ai është vetëm simpatizues e jo edhe pjesëtar i organizatës.

Së fundmi edhe sa i përket të akuzuarit të tetë, Gjykata e Qarkut ka konstatuar drejt gjendjen faktike, kështu që kjo pa bazë atakohet me ankesë. I akuzuari Ibrahim Rem Thaçi përpiqet të shfaqet se pranimin para hetuesisë e ka dhënë nga frika, e nuk përmend asgjë që do të shpinte aty se i është bërë presion që detyron pranimin. Përveç asaj, pohimi i të akuzuarit, të cilën e dha gjatë hetuesisë, përputhet me rrethanat e tjera të hetimeve. Prandaj, mohimi i të akuzuarit para gjykatës nuk e ndërron gjendjen faktike sikurse e kishte gjetur edhe me të drejtë Gjykata e shkallës së parë.

Në çështjen e të akuzuarve të sipërcituar nga numri 1 — 8 Gjykata e Qarkut e dha edhe kualifikimin e drejtë juridik të veprave, duke gjetur se në çështjen e tyre gjendet veprimi nga neni 3 pika 8 të Ligjit për Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit ngase nga gjendja faktike konstatohet se të akuzuarit ishin pjesëtarë të Organizatës “Nacional Demokratik Shqiptar “ e që kishte për qëllim kryerje krimesh nga neni 2 i ligjit të cituar.

Thëniet nga ankesat se veprimet e të akuzuarit të shtatë Zejnel Kabashi, të akuzuarit të pestë Gjokë Spaçi dhe të akuzuarit të tetë Ibrahim Rem Thaçi i takojnë veprave penale nga neni 8 i Ligjit Penal kundër popullit dhe shtetit është e pabazë. Kjo për shkak se nga gjendja faktike vihet në përfundim se të gjithë të akuzuarit ishin pjesëtarë të organizatës dhe se nuk është në pyetje njohuria për ekzistim të organizatës dhe për mosparaqitje të saj.

Në ankesat e të akuzuarve me nr. rendor 1 — 8 hidhet poshtë pa bazë edhe vendimi për dënim. Gjatë përcaktimit të dënimit të çdonjërit veç e veç nga të akuzuarit, Gjykata e Qarkut ka vlerësuar rrezikun konkret të veprave ndaj shoqërisë dhe çdo të akuzuar si shkaktar, duke marrë si rrethana lehtësuese dhe ato rënduese, që ndikojnë në përcaktimin e dëmit. Përndryshe, ankesat nuk cekin asnjë rrethanë të re, që nuk e vlerësoi Gjykata e Qarkut e që do të ndikonte në caktim të dënimit. Dënimet e shqiptuara sipas mendimit të Gjykatës Supreme janë në proporcion me rrezikun shoqëror të veprave dhe për rrezikun shoqëror të të akuzuarve si faktorë dhe kështu ka mundësi të arrihet qëllimi i dënimit sipas nenit 2 të LPP- së.

***Faksimile e fl 5. të vendimit të Gjykatës Supreme të Serbisë***

Citatet nga ankesat e të akuzuarve me nr. rendor 1- 4 se nuk kishte pasoja të dëmshme dhe pohimi i mbrojtësve të të akuzuarve Gjokë Spaçi dhe Zejnel Kabashi se këta personalisht nuk kanë kryer veprimet nga neni 2 të Ligjit për vepra penale kundër popullit dhe shtetit, pastaj thënia e mbrojtësit të të akuzuarës Shahide se ajo politikisht ishte e paformuar dhe se është e lajthitur — është e pabazë, ngase për vepër të inkriminuar nga neni 3 pika 8 të Ligjit për Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit nuk kushtëzohet se nevojitet që pjesëtarët e organizatës personalisht të angazhohen për vepra nga neni 2 i ligjit të cekur, por kërkohet që këto veprime t'i vihen për qëllim vetë organizatës, siç është në rastin konkret. Me të njëjtën dispozitë nuk merret si kusht e as që është e nevojshme që nga ekzistimi i organizatës të paraqiten pasojat e dëmshme, sepse vetekzistimi i organizatës paraqet rrezik shoqëror. Veçmas, të akuzuarës Shahide. Gjykata e Qarkut pranoi mbrojtjen e saj se ishte e lajthitur dhe politikisht jo e formuar dhe gjatë këtij vlerësimi e dha argumentin e drejtë të cilin e aprovon edhe Gjykata Supreme.

Nga këto shkaqe ankesat e të akuzuarve Arif Ramadan Hoxha, Zeqir Dervish Ahmeti, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjokë Spaçi, Shahide Kabashi, Zejnel Kabashi e Ibrahim Rem Thaçi refuzohen si të pabazuara, kurse aktgjykimet e atakuara vërtetohen — sipas nenit 274 të LPFP -së.

**Ad ll**

Ndaj të akuzuarit të dhjetë, Ramiz Rexhep Mustafës, Gjykata e Qarkut, me vlerësim të drejtë të deklaratave të dëshmitarëve të pyetur, me të drejtë konstatoi gjendjen faktike nga e cila qartë vjen në përfundim se i akuzuari me mënyrën e cekur në dispozitën e aktgjykimit, publikisht gërmoi autoritetin dhe renomenë e pushtetit popullor. Pretendimi nga ankesa se dëshmitarëve të pyetur nuk është dashur t'u besohet, është e pabazë,

ngase përveç dëshmitarëve të cilët sipas gjendjes faktike të grumbulluara, i akuzuari ka rrahur dhe burgosur, është dëgjuar edhe dëshmitari Dushan Jankoviq, korrier i MMP-së, deklarata e të cilit pajtohet me deklaratat e dëshmitarëve të tjerë, ngase edhe ky dëshmitar dëshmoi se i akuzuari urdhëronte dëshmitarët e cekur t'i vinin natën dhe i shpinte në një lokacion të largët ku nxirrej guri dhe se disa prej tyre i ka lidhur dhe rrahur. Megjithatë, nga gjendja faktike e konstatuar, Gjykata e Qarkut gabimisht gjeti se në veprimet e të akuzuarit Mustafa gjendet vepra penale nga neni 3 i Ligjit mbi Veprat Penale kundër detyrës zyrtare në koincidencën ideale me vepra penale nga neni 9 alinea 1 i po të njëjtit Ligj. Sipas mendimit të Gjykatës Supreme, në veprimin e përshkruar të të akuzuarit qëndron vetëm vepra nga neni 9 alinea 1 i ligjit të përmendur, ngase i akuzuari në rolin e anëtarit të Këshillit Ekzekutiv në shërbim, publikisht bënte rrënimin e autoritetit e renomesë së pushtetit popullor. Ky rregull është special dhe ka të bëjë ekskluzivisht me pjesëtarët e organeve përfaqësuese të pushtetit shtetëror (deputetët popullor dhe këshilltarët popullor), ndërsa dispozita e nenit 3 të ligjit të cekur është e karakterit të përgjithësuar dhe i përket të gjithë personave zyrtarë.

Për këtë vepër Gjykata Supreme e dënoi të akuzuarin me dënim të privimit nga liria, në kohëzgjatje prej 10 muajsh dënim, të cilin për këtë veprim e vërtetoi edhe Gjykata e Qarkut. Sipas mendimit të Gjykatës Supreme, në rastin konkret, është dashur të caktohet lloji më i rëndë i

dënimit, ngase pesha e veprës së kryer në rastin konkret e kërkon atë.

Në kuptim të nenit 65 të LPP-së të akuzuarit në dënimin e shqiptuar i është llogaritur koha e kaluar në burgun hetimor. Për aplikim të nenit 62 të LPP –së ndaj të akuzuarit Ramiz, për çka thirret ankesa, nuk ka vend, ngase, sipas mendimit të Gjykatës Supreme, në rastin e tij nuk gjenden rrethanat që demonstrojnë për rrezik më të vogël shoqëror të veprës dhe kryesit. Prandaj, Gjykata Supreme ankesën e mbrojtësit të të akuzuarit e pranoi vetëm pjesërisht dhe në bazë të nenit 276 të LPP-së e ndërroi aktgjykimin e atakuar sikur në dispozitën nën pikën 2.

***Faksimile e fl 6. të vendimit të Gjykatës Supreme të Serbisë***

Ad llI

Ndaj të akuzuarit të nëntë, Veli Shemsedin Rrahmani është me bazë pretendimi në ankesë, se aktgjykimi i atakuar është bazuar në gjendjen faktike të gabuar dhe jo të plotë, e përveç asaj, nuk janë ndriçuar faktet relevante pa të cilat nuk është e mundur që të merret vendim valid — neni 264 alinea e fundit në lidhje me nenin 266 të LPP-së.


Записничар
Председник већа

***Faksimile e fl 7. të vendimit të***

Në të vërtetë, i akuzuari në procedurën paraprake dhe gjatë shqyrtimit mbrohet se nuk ishte pjesëtar i organizatës në fjalë, kështu që këtë mbrojtje të tij gjykata ishte e detyruar që të verifikonte. Në bazë të fakteve se i akuzuari Shemsedin ishte i shënuar në listën e pjesëtarëve të organizatës, gjykatës nuk i mjaftonte që të

vërtetonte për përkatësinë e tij të së njëjtës, aq më shumë se dëshmitari që përgjigjej nga lënda P — 117/50 para gjykatës gjatë shqyrtimit ku është marrë aktgjykimi i atakuar, ka deklaruar se të akuzuarin e shënoi në listë duke supozuar se më vonë do ta përvetësonte, por, kur diktoi se i akuzuari angazhohet mirë për të sotmen, nuk e përfitoi. Bazuar në refuzimin e të akuzuarit se i takonte organizatës dhe në bazë të deklaratës së sipërcituar të dëshmitarit Zeka, nevojitet që gjykata të bëjë gjykim të serishëm ndaj kësaj vepre dhe me dëgjimin e serishëm të dëshmitarit Zeka dhe me shikimin e serishëm të shkresave P — 117/50 të eliminojë kontradiktat në deklaratat e këtij dëshmitari që i dha gjatë dëgjimit të parë, kur e ngarkonte të akuzuarin se qenka pjesëtar i organizatës dhe deklaratave të dhëna si dëshmitar para gjykatës. sipas fajit, që është lëndë e këtij aktgjykimi, duke deklaruar se i akuzuari nuk qenka pjesëtar.

Prandaj, Gjykata Supreme në bazë të arsyeve të sipërcituara e pranon ankesën e mbrojtësit të të akuzuarit Shemsedin dhe vendosi si në diapozitivin nën pikën 3 — neni 275të LPP -së.

Pretendimet ankimore, të cilat kanë të bëjnë me vendimin për dënim aktualisht janë të pabaza.

Ad IV

Në pjesën liruese të aktgjykimit me të cilën i akuzuari i dhjetë Ramiz Rexhep Mustafa lirohet nga akuza për vepra nga neni 3 pika 8 të Ligjit për Vepra Penale kundër popullit dhe shtetit, nuk kishte ankesë, kështu që në këtë pjesë Aktgjykimi Gjykatës së Qarkut mbetet i pandryshuar.

Gjykuar në Gjykatën Supreme të Serbisë

Në Beograd, më 11 tetor 1950. AP-917/50

Kryetar i kolegjit: Momçillo Qiriq d.v.

Për saktësinë e shënimeve, drejtor i shkrimores së Gjykatës (Vera Dobanovaçki)

Nënshkrimi

## Përjetimet e Zenel Kabashit dhe grupit të tij në Burgun e Nishit

Vuajtjet e të burgosurve politikë shqiptarë fillonin që nga dita e parë e arrestimit të tyre e deri në ditën e fundit të vuajtjes së dënimit. Siç pamë më sipër, Zenelin e kishin keqtrajtuar shumë si pjesëtari më i ri i Grupit të Lidhjes së Prizrenit, edhe për faktin se ai kishte punuar mësues, mendonin se i kishte mbajtur shënimet e takimeve dhe e posedonte listën e anëtarëve të grupit. Por, Zeneli jo vetëm që nuk kishte qenë ai, por nuk u tregonte se cili nga shokët ishte i ngarkuar me ato detyra. Për këtë kërkesë, që e shprehnin hetuesit, pa pasur asnjë fakt, ai mbante qëndrim, sikur nuk dinte gjë as për grupin politik, për të cilin po e pyesnin. Disa herë kanë tentuar që të shkruanin në proces gjëra që s'i kishte thënë dhe për këtë ai nuk nënshkruante dhe nuk pajtohej me fjalët, që i trillonin. Dhe për këtë kundërshtim, ai keqtrajtohej.

Dhuna dhe keqtrajtimet, që ushtroheshin mbi të, kishin të bënin edhe për faktin se ai kishte marrë pjesë në varrimin e Bedri Pejanin, përkatësisht kishin të dhëna se ai e kishte marrë të vdekur Bedri Pejanit nga spitali, prandaj nga ai kërkonin t'u tregonte varrin, por ai nuk u tregonte, duke u arsyetuar se nuk kishte qenë në varreza, sepse ca burra, të cilët nuk i njihte nuk e kishin lejuar të merrte pjesë në varreza. Sipas deklaratave të tij në hetuesi, ai si i ri ishte frikësuar t'u afrohej varreve, ndërsa deri afër varreve, përkatësisht nga spitali e deri te varret, u kanë ndihmuar njerëzit kalimtarë të rastit, të cilëve u ka kërkuar ndihmë për ta ndihmuar, - bartur kufomën e "Babushit" (Bedri Pejanit). Mirëpo, hetuesi shqiptar Ismail Z. e keqtrajtonte Zenelin skajshmërisht, sepse e dinte ndryshe të vërtetën rreth varrosjes së Bedri Pejanit dhe kërkonte me çdo kusht emrat e njerëzve që kanë marrë pjesë në varrimin e "Babushit", me qëllim që

t'i arrestonte ata persona. Por, Zeneli në asnjë mënyrë nuk fliste dhe për këtë arsye ai keqtrajtohej më shumë se çdo i burgosur tjetër. Siç, ka rrëfyer vetë disa herë, kur e keqtrajtonin në qelitë e burgut, shumë afër shtëpisë së tij, dritaret i linin hapur, në mënyrë që të dëgjoheshin klithmat e tij, me qëllim që t'i dëgjonte e ëma e tij, me shpresën se mos po e bindte t'i pranonte gjërat që ia kërkonin.

Disa herë gjatë ditëve sa mbahej nën hetime, e kishin dërguar në varreza për t'u treguar varrin e Bedri Pejanit, por ai këmbëngulte në mendimin e

tij të parë se nuk e dinte varrin.

Një nga metodat e dhunës së hetuesve ka qenë edhe kërcënimi me vdekje. Shumë herë më ka treguar Zeneli se gjatë kohës sa ka qenë në Burgun e Prizrenit, hetuesit e kanë keqtrajtuar shumë dhe mes shumë keqtrajtimeve, kanë tentuar edhe ta vrasin. Por, për ta justifikuar vrasjen, e kanë trilluar ngjarjen se gjoja ai ka tentuar të ikte në Shqipëri. E kanë dërguar natën deri afër kufirit me kamion dhe, kur janë afruar në kufi, i kanë thënë që të zbres nga kamioni për të pirë ujë, me qëllim që ai të zbresë nga kamioni dhe ta vrasin e të thonë pastaj se e kanë vrarë në tentativë duke ikur për Shqipëri, përkatësisht për ta trilluar një rrëfim të rrejshëm se gjoja ai ka ikur nga burgu që të vazhdonte aktivitetin politik në Shqipëri. Mirëpo, Zeneli tregonte se ai nuk kishte pranuar të zbresë nga kamioni e as nuk kishte lëvizur fare, sepse ai pati dëgjuar sa ishte mësues se kështu i kanë vrarë disa të burgosur shqiptarë dhe është mbajtur për hekura të kamionit dhe nuk ka pranuar të zbresë. Dhe kështu, kur sigurimi janë bindur se ai nuk po mashtrohet të zbres; e kanë kthyer sërish në burg.[194]

[194] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

Tash ndodhemi ne Prishtin.

Po sa hime ne oborrin e Prishtins,na ndane neper qelija por ne nji numer ma te madh,se nuk u mjaftosjhim qelijat,se tash aty na kishin mledhe dhe prej tjerave gjytetve te kosovs.Fillune proqeset persriu te njatit sisitem ,por personeli ishte tjeter,si na murr mendja neve ma i ashper,por edhe neve i kishim dit se ku dhe pse po shkojm,prandaj e kishim shterngu lkuren ton,se aq sa ishin pytjet e ashperta aq ma teper ishin te ashperta dhe pergjegjet tona,mbas disa ditesh kur e pane vendosmenin ton i myllen proqeset dhe na futen ne gjygj.

Tu mendue neve se do te kemi popullin,si ndigjusa ne gjygj ishim pregatit me shprehje patriotike tu e besue se po ne sallen e gjygjit kemi per te pas dur trokitje,prej publikut se e dishim neve se kejo gja do te pregatitet prej jashtes,sikurse dhe ishte ken pregatit.

Mirpo udba tue e pa qendrimin ton,gjat hetimeve ajo e kishte pas dit se qdo te bahet,dhe ka vendos qe te denohemi me dyr te mylluna sikurse dhe u ba.

Kur u rreshtme ne bankat e zeza ,dhe trupi gjykus xuni vendet e veta.Salla u mush me udbasha e me milici te armatosun

***Faksimile nga ditari i Gjokë Spaçit, f.8, i rishkruar në mars të vitit 1973***

Kishte pasur edhe shumë përpjekje të hetuesve përmes dhunës barbare ta përçanin grupin, duke shtuar se si gjoja njëri për tjetrin kanë treguar çdo gjë për shokët dhe veprimet. Këtë formë hetuesit e OZNA-s e përdornin me qëllim që ta thyenin grupin, por secili nga anëtarët e GLP –së ishte përgatitur edhe për këto situata. Gjokë Spaçi në ditarin e tij në mes tjerash ka theksuar:

*"U munduan edhe të na përçajnë, por ishte e kotë, sepse ne nuk ndaheshim prej njëri-tjetrit dhe ishim të lidhur me njëri-tjetrin si mishi me thoshin. E bënim edhe të kundërtën. Secili prej nesh në procedim e sipër e ngarkonim veten e jo shokun. Dashnia jonë me njëri-tjetrin, udbashët i hante në shpirt. Kështu, pra, kalonin ditët tona, por çdo ditë e vuajtjes sonë ishte ditë forcimi. Ishte edhe një çudi e madhe. Nuk kishte gëzim ma të madh për një idealist sesa me qenë nacionalist i vendosur. Guxoj me thanë, kështu ishim ne. Por, si na merr mendja neve dhe mund të them se ashtu edhe ishte, neve na ndihmonte edhe Perëndia. Çdo ditë e çdo natë, Perëndia lëvdohej edhe nëpër qeli prej grupit tonë. UDB-ja e Prizrenit u mundua të na përvetësonte, duke i përdorur të gjitha mjetet që i kishte, por neve nuk mundi me na thye, ose me na lakue. Prishtina urdhëroi të na çojnë atje, që edhe ata t'i përdorin mjetet e veta kundër nesh. Banimi ynë disa javësh në Prizren kaloi. E lamë*

*Prizrenin, qendrën e shenjtë të kombit tonë dhe na dërguan në Prishtinë."*[195]

Kështu që maltretimet ndaj Zenelit dhe të tjerëve vazhdon deri në ditën e mbajtjes së gjykimit, më 28 gusht 1950, në Gjykatën e Qarkut në Prishtinë. Sipas ditarit të Gjokë Spaçit, në burgun e Prishtinës nuk ishte pritur mirë Grupi i Lidhjes së Prizrenit nga ana e stafit të burgut, për shkak të kompaktësisë që kishte grupi.

Anëtarët e GLP-së i kishin keqtrajtuar edhe në Prishtinë, duke shpresuar se do t'ua thyenin parimet, por siç ka shkruar Gjokë Spaçi "... e kishim shtrënguar lëkurën tonë. Aq sa ishin pyetjet e ashpra, aq më të ashpra ishin përgjigjet tona". Pra, dhuna nuk kishte pushuar as në Prishtinë gjatë gjithë atyre ditëve derisa nisi procesi gjyqësor. Pas shqiptimit të dënimit të anëtarëve të GLP-së, në seanca të ndara, të gjithë të dënuarit vazhduan vuajtjen e dënimit në burgun e Prishtinës deri më 5 dhjetor 1950. Ndërsa, më 6 dhjetor 1950 i kanë nisur për në Nish. Gjatë kësaj kohe, anëtarët e GLP -së në Burgun e Prishtinës e kishin organizuar shënimin e 28 Nëntorit. Ku kishin arritur që edhe flamurin shqiptar ta fusin brenda ambienteve të burgut ky organizim i kishte bërë edhe më agresiv organet e burgut dhe e kishin shpejtuar largimin e tyre nga Prishtina.

Siç ka rrëfyer Spaçi përmes ditarit të tij, pas përfundimit të shënimit të 28 Nëntorit në burg, i kishin ftuar dy prej tyre që të lajmërohen në drejtorinë e burgut, por grupi i të burgosurve ishin kërcënuar se do të rebelohen nëse u ndodhë diçka shokëve të tyre. Pasi zyrtarët e burgut u kishin premtuar se nuk do të ndodhë asgjë, dy nga shokët e grupit merren në pyetje dhe haptazi pranojnë se "Deri në vdekje do të veprojmë për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë."[196] Pas këtij organizimi të dënuarit u ndëshkuan përmes pakësimit të ushqimit, ndërsa në orët e mbrëmjes së 5 dhjetorit i

[195] *Gjokë Spaçi, Testamenti i fshehur, "Meshari", Prishtinë, 2018, f. 43.*
[196] *Të shihet më gjerësisht Gjokë Spaçi, vepra e cituar, f. 54.*

njoftuan që të bëhen gati anëtarët e GLP -së se do t'i nisin të nesërmen për në Nish. Provokimet nuk u ndalën as në momentin e nisjes për në Burgun e Nishit nga ana e punëtorëve serbë të sigurimit të burgut.

*"- Ti ..... (sepse ia dinte emrin). A e dini ku jeni duke shkuar? Asnjëri nga ju nuk keni për t'u kthye.*

*Njëri nga shokët tanë i tha:*

*- Nëse nuk kthehemi ne, mbesin edhe 1 milion shqiptarë. Ata e rregullojnë fatin e Atdheut edhe pa ne!*

*Si u hap porta e madhe, e pamë nji kolonë kamionësh, e cila ishte afruar afër portës plot me milicë. Neve na futën në nji kamion e mbas nesh vinin kamionët me milicë. Na urdhëruan që të mos e hapim as gojën, por nji gjë e këtillë ishte e kotë për neve. Atë çast nisi kënga e përgatituni më përpara dhe fjalët e para të asaj kënge ishin këto:*

*Lamtumirë Kosova jonë*
*Se prej teje sot po ndahemi,*
*Por në zemër t'kemi gjithmonë,*
*Për Ty në gjak do të lahemi.*

*Kënga filloi e slogan mbas slogani, megjithëse ishte gjysma e natës. Mendonim se mund të ketë ndonjë njeri, që do t'i dëgjojë këto këngë e slogane tonat. Ashtu edhe ndodhi. Kur mbërritëm te stacioni i trenit, pamë se si milicia po i shtynte njerëzit!*[197]

Nën përcjellje të rreptë pastaj të burgosurit janë përcjellë me kamionë deri në stacionin e trenit dhe me tren, po të shoqëruar me polici janë përcjellë në Burgun e Nishit ku i kanë pritur kushtet edhe më të këqija se në Prishtinë.

[197] *Gjokë Spaçi, vepra e cituar, f. 60.*

Keqtrajtimet e të burgosurve politikë shqiptarë kanë ndodhur edhe pasi u vendosën në Burgun e Nishit. Siç ka treguar me dhjetëra herë vetë Zeneli, por edhe shokët e burgut, ditët e para të vuajtjes së dënimit në Nish ishin ditët më të tmerrshme, nga se, përpos keqtrajtimeve psikike ata keqtrajtoheshin edhe fizikisht. Dhe pas keqtrajtimeve, të burgosurit në Burgun e Nishit vuanin shumë edhe për kafshatën e gojës. Për disa muajsh pasi kishin shkuar në Nish, ishin bërë asht e lëkurë, sepse vetëm një herë në ditë u jepnin bukë. “Kur e kemi parë në televizion në një emision, më 1980 që bënte fjalë për Etiopinë. Kur dolën fëmijët asht e lëkurë, babai na tha, ‘ja si këta fëmijë edhe ne kemi qenë në Burgun e Nishit, krejt derisa kemi hyrë në Konventën e Gjenevës, sepse për 24 orë na kanë dhënë vetëm nga pak bukë dhe ate jo të freskët, ndërsa në gjella, e më shumë në pasul i qitnin 2 kokrra pasul dhe në atë lëng qitnin ose bishtin e derrit ose veshin e derrit, me qëllim që ne si myslimanë të mos hanim gjellë. Vetëm pas nisjes së zbatimit të Konventës së Gjenevës, kur nisën të na japin nga 600 gr. bukë në ditë, e kemi marrë veten. Me qëllim lëngut të gjellës ose



***Zeneli me të motren Rahmijen, fotografuar në Prizren më 1958***

bukës i qitnim shumë kripë, që të paktën të pinim ujë. Kur nisëm të na japin bukë, në fillim trupi na u bë me të ajura si toptha me ujë, e më vonë na nisi të na bëhet mish dhe tek atëherë e ndiem veten se jemi gjallë.“[198]

Një përshkrim të tmerrshëm për mungesën e ushqimit në Burgun e Nishit e bën në ditarin e tij edhe Gjokë Spaçi, i cili në mes tjerash shkruan: “Tri apo katër ditë nuk kemi ngrënë bukë.”[199] Për mënyrën e keqe të ushqyerit edhe djali i motrës së Zenel Kabashit, (Rahmijes) Luan Dobroshi, ka treguar kujtime gjatë vizitave që ia kishte bërë ai me nënën e tij, dajës së tij Zeneli.

Motra e Zenelit Rahmija, çdo herë ka shkuar për vizitë në burg, sepse ka qenë më e përgatitur, më e lidhur me Zenelin, por në anën tjetër Zeneli e ka gëzuar përhrahjen e parezervë të familjes. Përkrahja e familjes nuk i ka munguar asnjëherë. Edhe me rastin e burgosjes së dytë, më 1995, përkrahja e motrave Vahide e Nahrije nuk ka munguar dhe janë angazhuar maksimalisht në lirimin e tij.

Gjatë gjashtë vitesh të vuajtjes së dënimit në Burgun e Nishit, Zeneli më tepër se gjysmën e dënimit e kishte kaluar i izoluar në qeli, sepse nuk kishte pranuar as në burg të bisedonte me njerëzit e burgut e as me edukatorët. “Unë isha fëmijë, por mbaj mend mirë kur me nënën shkoja për ta vizituar dajën Zenel në Nish. Dy vizita i mbaj mend dhe ashtu siç e kam parë dajën në burg, më mirë mos ta kisha parë, sepse ato dy vizita, që kam qenë unë, atë e kanë sjellë nga vetmia. Ishte shumë i dobët me shëndet, dhe i ngjante një skeleti. Mbaj mend se i ka thënë nënës sime se po flinte në dhomën e izolimit në tokë ku kishte të shtruara vetëm disa gazeta dhe nuk

[198] *E dhënë gojore e Kastriot Islam Fisharit, lindur më 1964, djali i Islam Fisharit, bashkëvajtës me Zenel Kabashin dhe i dënuar në të njëjtin grup me Zenelin, më 1950.*

[199] *Gjokë Spaçi, Testamenti i fshehur, “Meshari”, Prishtinë, 2018, f. 48.*

kishte fare shtrat. Ai ankohej edhe për mungesë të ushqimit."[200]

Kur e kam pyet babin se si keni fjetur, duke mos pasur mundësi që të hani bukë, ai na thoshte, "kemi fjetur me ëndrra, shihnim në ëndërr bukët e nxehta të furrave të Prizrenit dhe nën ngrohtësinë e atyre ëndrrave kemi fjetur shumë net!"[201]

Në Burgun e Nishit ishin dy lloj qelish. Disa sosh ishin ku mbaheshin të izoluar nga dy vetë, dhe disa të tjera vetëm nga një person. Për të dënuarit e GLP-së, dhe për të dënuarit tjerë shqiptarë përdoreshin rregulla të dyfishta. Në pikë të dimrit i detyronin që t'i hapnin dritaret e qelisë, edhe pse jashtë bënte ftohtë i madh. Pastaj, nuk u jepnin bukë sa duhet dhe, në anën tjetër të burgosurit i përdornin batanijet e veta për të fjetur dhe ato pas disa ditësh ua kishin marrë dhe i kanë lënë të flenë në tokë (në qelitë përdhese) apo në dysheme prej dërrasave për qelitë që gjendeshin në kate.

Siç na tregonte shpesh vjehrra, e cila sa ka qenë Zeneli në burg e kishte vizituar shpesh dhe ka qenë si rregull që në vizita të burgosurve t'i dërgonin edhe ushqime, por sa herë në vizita ua kanë kthyer ushqimet prapë, është kuptuar se Zeneli ka qenë në qeli, sepse ushqime nuk i kanë lejuar sa ka qenë në izolim dhe izolimi ka qenë forma më e egër e dënimit të burgosurve.[202]

Gjatë kohës sa ka vuajtur dënimin i izoluar në qeli, paska kaluar një kohë e gjatë dhe nuk e ka parë shiun se si ka rënë dhe ai zgjatet në dritare për ta përjetuar rënien e shiut, kur gardiani e kishte hetuar e lajmëron te Rojko Rakoçijeviq, i cili më vonë vjen në Prizren si drejtor i

---

[200] *E dhënë gojore në shkurt 2023 e Luan Dobroshit, lindur 1948. Luani është djali i motrës së madhe të Zenelit, përkatësisht djali i Sokol Dobroshit, njëri ndër figurat kryesore të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, ku si avokat i parë shqiptar, ai ka qenë organizator i takimeve të para të Lëvizjes së nacionalistëve, përkatësisht nën organizimin e tij u mbajt Kuvendi themelues i NDSH-së në Rogovë të Hasit.*

[201] *E dhënë gojore e Kastriot Islam Fisharit, lindur më 1964 në Prizren.*

[202] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

gjimnazit. Ai, pasi i afrohet qelisë, e akuzon Znelin se gjoja ka planifikuar të ikin nga burgu, pasi është dëgjuar zhurma e gazetave me të cilat është mbështjellë, që të mos ftohet, sepse qëllimisht dritaret i linin hapur që të mërdhinin të burgosurit.[203] Dhe për këtë sjellje ia zgjasnin izolimin edhe për dhjetë ditë. Në qeli zakonisht i kanë lënë në kushte të vështira, duke mos pasur ku të flenë dhe me ditë kanë qëndruar në këmbë dhe kanë fjetur në këmbë. "Gjatë asaj kohe është mbështjellë me gazeta e në veçanti në krah dhe në kuk që të mos ftohet."[204]

Gjokë Spaçi në librin e tij, përkatësisht në ditar, rreth veprimtarisë së anëtarëve të GLP-së gjatë vuajtjes së dënimit në burgun e Nishit, në mes tjerash ka thekuar se "...ne pa i marrë parasysh të gjitha pasojat e ardhshme, filluam punën ditën e parë dhe vendosëm:

- ta frymëzojnë masën shqiptare dhe me agjitim për të vërtetën e nacionalizmit shqiptar;
- T'ua mësojnë në tërësi historinë dhe qëllimet e Lidhjes së Prizrenit;
- Të demaskojnë Stalinin dhe veprimet e tij. Më demaskuar në pansllavizmin që nga periudha e Rusisë cariste e deri në këtë të fundit komuniste, duke ua shpjegua sa më shumë se si kanë projektua rusët dhe këlyshët e tyre të zbarkojnë në Ballkan dhe të shfarosin popullin tonë;
- Çdo të shtunë, secili anëtar yni u obligua për të referuar te udhëheqësi ynë mbi veprimtarinë e anëtarëve tonë gjatë javës;
- Si urdhër kryesor, secili anëtar mori përsipër që gjatë diskutimeve të merrte shembuj karakteristikë, që të bashkëpunojnë në burg dhe të gjithë atyre shqiptarëve të ndershëm, që nuk kishin mundësi t'u vinin paketat me

---

[203] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashi, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

[204] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashi, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

ushqime nga familjet e tyre, t'u ndihmohej me ushqime e duhan.

Punët filluan me shumë sukses. Sukseset brenda dy muajve shkuan deri në atë gjendje sa Krivokapiqi mbeti vetëm me dy shegerta shqiptarë. Mbetën aq të izoluar sa, sikur të mos e kishte shkrepësen e vet, për shqiptarët cigarja do t'i mbetej në gojë. Gjendja shkoi deri aty, sa edhe po të mbetej pa shkrepëse, Krivokapiqi nuk guxonte t'ua kërkonte shkrepësen shqiptarëve!

Zeneli më shumë kishte kaluar burgun në vetmi, pa pasur mundësi që të komunikonte me askë. Siç ka kujtuar Zenel Kabashi në një intervistë dhënë Faton Mehmetajt e ku flet për Sylë Mehmetin dhe Hasan Rremën, shprehet kështu: "S'kanë pasur të drejtë të flasin, vetëm janë parë kur i kanë nxjerrë në shëtitje."[205] Kjo deklaratë e tij, edhe pse për një shok të burgut, flet më së miri për të drejtat që i kishin ata në Burgun e Nishit. Në fakt punëtorët e burgut, të cilët ishin ekskluzivisht serbë, që i kishte amnistuar regjimi komunist i Jugosllavisë, të cilët vepronin sipas direktivave që vinin nga lart, shpeshherë i njoftonin familjarët e të burgosurve me anë të telegrameve se gjoja familjarët e tyre në Burgun e Nishit për arsye të mbajtjes së grevës së urisë apo gjërave tjera të trilluara nga ta kanë vdekur në burg me shpresën se më pas familjarët e tyre do t'u bënin presion për t'i zbatuar rregullat e burgut dhe vetë të mbesin gjallë.[206]

Për vuajtjet e Zenel Kabashit në Burgun e Nishit deklarohet edhe Hamdi Sokol Gruda, i cili më 2015 i ka deklaruar familjes se "Zeneli edhe pse ka qenë i burgosuri më i ri në burgun e Nishit, atë e kanë keqtrajtuar më së shumti, sepse ai jo vetëm që nuk pajtohej me rregullat e burgut, por edhe zihej me

[205] *Faton Mehmetaj, Sylë Mehmeti, Prishtinë, 2015, f. 195.*

[206] *Shih më gjerësisht Faton Mehmetaj, Sylë Mehmeti, Prishtinë, 2015, f. 195*

gardianë, që më vonë edhe nisën t'i frikësoheshin e të mos i afroheshin afër."[207]

Burgu i Nishit, siç kanë treguar të burgosurit në këtë burg, pos keqtrajtimeve, kishte edhe disa, gjëra, që i paralizonte të dënuarit shqiptarë. "Rregullisht naçallnikët e OZN-ës (UDB-së) e hetuesit e tjerë "i vizitonin" të burgosurit në Burgun e Nishit. Aty ushtrojnë tortura aq të tmerrshme ndaj Sylë Mehmetit, saqë pas dy muajsh e sjellin në gjendje tepër të rëndë shëndetësore, deri në humbje të vetëdijes dhe me peshë të përgjithshme trupore 35 kilogramë."[208] Fatin e Sylë Mehmetit e kishin edhe shumë të burgosur tjerë shqiptarë, sikurse edhe Zenel Kabashi. Për shkak të sjelljeve arrogante siç i quanin përgjegjësit e Burgut të Nishit të Zenel Kabashit, ate e privonin nga të gjitha të drejtat e të burgosurve.

Kështu sipas referatit K.p. Br. 125/52, të lëshuar nga Gjykata e Qarkut të Prishtinës, të cilën e kishte kërkuar Këshilli Ekzekutiv i Federatës së Jugosllavisë për të verifikuar shëmbëlltyrën e tij si person i dënuar, por edhe si person që e vuan dënimin se çfarë sjellje ka, në mënyrë që të merret ndonjë vendim për kërkesën e parashtruar nga e ëma e tij Sadife Kabashi në nëntor të vitit 1952, për lirim, gjë që i kundërshtohet dhe i rëndohet dënimi.[209] Në këtë referat, në vend të përgjigjes, Gjykata e Qarkut në Prishtinë vetëm sa shton gjëra të tjera rënduese edhe më shumë seç i ka pasur në aktakuzë, madje duke theksuar për veprimtarinë e tij kundër Jugosllavisë që nga viti 1946 e deri në ditën e arrestimit. Dhe në këtë mënyrë, në këtë referat, nuk jepet asnjë arsyetim, për t'ia falë ndonjë muaj apo vit të burgosurit më të ri në Burgun e Nishit.

---

[207] *E dhënë më 2015 e Hamdi Sokol Grudi, lindur më 1920 në Komaran.*

[208] *Faton Mehmetaj, Sylë Mehmeti, Prishtinë, 2015, f. 195.*

[209] *Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, dokumenti K.p. br. 125/52.*



Кр.бр.125-52

РЕФЕРАТ

Крив је

ОСУЂУЈЕ

Смрт фашизму = слобода народу !

***Faksimile e referatit të Gjykatës së Qarkut në Prishtinë***

Në mbështetje të Kushtetutës, avokati mbrojtës i Zenel Kabashit dhe Gjokë Spaçit, ka kërkuar nga Këshilli Ekzekutiv i Federatës Jugosllave që të amnistohen nga burgu, por kërkesa e këtyre dy të dënuarve shqiptarë më 30 qershor 1953 nga ana e nënkryetari i Këshillit Ekzekutiv Federativ Aleksandër Rankoviqit u refuzohet dhe ata vazhdojnë vuajtjen e dënimit në Burgun e Nishit. Sipas dokumenteve, përgjigjja ka qenë se të dënuarit mund ta ripërsërisin kërkesën e tyre, pa dhënë asnjë sqarim tjetër në lidhje me kërkesën e palës mbrojtëse dhe të vetë të dënuarve.

Zenel Kabashi gjatë vuajtjes së dënimit, pos që ishte më i riu, ai ishte edhe ndër të burgosurit më të fuqishëm në Burgun e Nishit. Parim Kosova në një intervistë të zhvilluar me Hafiz Jakup Muçeziun, në mes tjerash, kujton respektin për Zenel Kabashin dhe shton: “Zenel Kabashit ia kam borxh jetën, sepse më ka shpëtuar nga duart e xhelatëve serbë në Burgun e Nishit. Një ditë, deri sa po ktheheshim nga shëtitja e rëndomtë ditore, kur na nxirrnin në shëtitje, disa serbë të burgosur, me siguri kishin dhe lejen e përgjegjësve të burgut, m’i kanë shtrënguar duart e kambët e njëri me tërë fuqinë ka tentuar të ma zërë frymën e të më mbysë. Nga britmat,

ФЕДЕРАТИВНА НАРОДНА РЕПУБЛИКА ЈУГОСЛАВИЈА
САВЕЗНА НАРОДНА СКУПШТИНА



САВЕЗНО ИЗВРШНО ВЕЋЕ
Пов. бр. 1938/53
30 јуна 1953 год.
Београд





На основу члана 1 Закона о давању амнестије и помиловања, тачке 11 члана 79 Уставног закона о основама друштвеног и политичког уређења Федеративне Народне Републике Југославије и савезним органима власти и члана 11 Закона о спровођењу Уставног закона о основама друштвеног и политичког уређења Федеративне Народне Републике Југославије и савезним органима власти — Савезно извршно веће донело је

РЕШЕЊЕ

Да се поновне молбе за помиловање КАБАШИ ЗЕЈНЕЛА и ЂОК СПАЋАЈА, осуђених правоснажном пресудом Окружног суда АКМО у Приштини, К.бр.116/5о од 28 августа 195о године, – ОДБИЈУ.

Смрт фашизму – Слобода народу!



ПОТПРЕТСЕДНИК
САВЕЗНОГ ИЗВРШНОГ ВЕЋА,
(А.Ранковић)

***Faksimile e vendimit të Aleksander Rankoviqit, për mofaljen e***

*E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur me 1962, Përgjegjës i Kompleksit Monumental të Lidhjes së Prizrenit.*

shfrytëzuar për punë fizikë, për rregullimin e rrugëve, kanalizimeve, prerjen e qerpiqëve, tullave e punëve tjera të rënda. Ka bartur thëngjill për ngrohtoren e qytetit. Masar Shportën, kur e kanë burgosur dhe e kanë dërguar në burg, e kanë nxjerrë për ta parë se me çfarë veprimtarie apo pune merren të burgosurit politikë. Kur Masari e ka parë duke bartur qymyr, e thërret dhe, kur ia kthen Zeneli dhe e kupton se është ai vetë, Masarit i bie të fikët. Dhe, pas ca kohe e largojnë dhe e dërgojnë në Goli Otok, për ta vuajtur dënimin."[211]

Siç më ka treguar Zeneli, vite më pas në Burgun e Nishit kanë bërë punë nga më të ndryshmet. Dhe, siç shprehej Zeneli se puna i kishte shpëtuar të burgosurit pa bërë skandale të rënda, që do të kishin përfunduar me fatalitet.[212]Atij i kishte mbetur edhe një bisedë e paharruar prej disa minutash me një shqiptar nga Nishi, gjatë kohës kur kishin qenë të burgosurit duke punuar në një rrugë të Nishit, i cili me një shqipe jo të plotë e një turqishte të zbehtë, i kishte deklaruar se familja e tyre kishte shpëtuar pa u larguar në vitin 1878 nga ky qytet falë asaj se gjyshi i tij kishte blerë një shtëpi në një lagje varfanjake dhe nuk ishin deklaruar se janë shqiptarë, gjithnjë duke shpresuar se do të vijë dita e do t'i marrin sërish pasuritë e tyre.[213] Zenel Kabashi në burgun e Nishit shihej ndryshe nga të burgosurit tjerë dhe shumë pak e linin të kishte kontaktet me grupin e tij. Por, as këto vuajtje nuk ia ndryshuan mendimet dhe pikëpamjet e tij atdhetare, sepse ai i tillë ishte brumosur dhe ishte betuar para atdhetarëve se do të jetë në shërbim të bashkimit kombëtar deri në frymën e fundit.

Zenel Kabashi gjatë gjithë qëndrimit në Burgun e Nishit mbajti qëndrim, duke mos pranuar në asnjë moment të binte nën provokimet e gardianëve, por as të

---

[211] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati – Kabashit, lindur më 1944 në Prizren.*

[212] *E dhënë gojore e Ethem Rogovës, lindur më 1946 në Prizren.*

[213] *E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur më 1962, përgjegjës i Kompleksit Monumental të Lidhjes së Prizrenit.*

të burgosurve, që ishin aty edhe për të përçarë grupet shqiptare. Zeneli mbante qëndrim edhe gjatë vizitave kur i vinin familjarët. Ai këmbëngulte që me familjarët të fliste vetëm në gjuhën shqipe dhe nuk pranonte të fliste me familjarët e tij në gjuhën serbokroate. Një moment, që e ka treguar disa herë vëllai i tij Refeti dhe që e mbajnë mend e gjithë familja Kabashi, ka të bëjë, pikërisht me vizitën e vëllait Refetit në Burgun e Nishit. "Kur kishte shkuar Refeti për ta vizituar në Nish, Zeneli ka nisë të bisedojë me vëllanë e tij në gjuhën shqipe. Kur i ka dëgjuar polici përcjellës, iu ka drejtuar se duhet të flasë Zeneli me vizitorin në gjuhën serbe. Ndërsa ai ia kthen policit se nuk di serbisht dhe se me vëllanë mund të flasë vetëm në atë gjuhë që e di. Dhe kështu i ka detyruar që policët e burgut ta sjellin një person që kuptonte shqip dhe t'ua përkthente bisedën në shqip në mes të vëllezërve. Por, përkthyesi fliste një shqipe jo të qartë dhe nuk ka mundur ta përkthejë siç duhet, pasi gjuhën e trupit, lëvizjet e buzëve nuk ka mundur t'i kuptojë. Zeneli me të vëllanë, por edhe me të tjerët që e vizitonin në burgje, më shumë komunikonte me gjuhën e trupit dhe të shenjave sesa me fjalë."[214]

[214] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati – Kabashi, lindur më 1944 në Prizren.*

## JETA PAS LIRIMIT NGA BURGU - LUFTA PËR EKZISTENCË

Pavarësisht se Zenel Kabashi ishte më i riu në mesin e të dënuarve nga Grupi i Lidhjes së Prizrenit, por edhe në përgjithësi nga të gjithë të dënuarit në Burgun e Nishit, për te nuk pati falje siç pati për disa nga të burgosurit. Dhe për këtë arsye, Zeneli qe i detyruar sikurse shumë të





***Faksimili i shënimit të Zenelit në fotografinë e realizuar më 22 shkurt 1956 në Prishtinë***

dënuar tjerë ta vuajë dënimin deri në ditën e paraparë.

Pra, ai qëndroi në burg deri më 21 shkurt 1956, kur Zenel Kabashi lirohet. Ndërsa, më 22 shkurt, në mëngjes, pas një udhëtimi të lodhshëm, por edhe të gëzuar me tren arrin në Prishtinë. Në mëngjesin e 22 shkurtit të vitit 1956 Zenelin e pret në Prishtinë motra e madhe Rahmija me vëllain e tij Refetin dhe me nipat Agronin dhe Luanin të cilët dalin në stacion të trenave ta presin Zenelin me Pajtan.[215]

Atë ditë e kalon në Prishtinë, me ç’rast e bën një fotografi me të vëllanë dhe në shpinë të kësaj fotografie e lë shënimin përmes të cilit tregon datën e daljes nga burgu, datën e arritjes në Prishtinë dhe datën e arritjes

[215] *E dhënë gojore e Luan Sokol Dobroshit, lindur më 1948 në Prishtinë.*

në Prizren ku kishte lindur siç thotë ai 25 vjet më parë. Koha kur Zeneli me shokë ishte liruar nga burgu, ishte keqësuar edhe më shumë seç kishte qenë në kohën kur ishte arrestuar. Gjendja politike ishte keqësuar edhe më shumë, e në veçanti pas vitit 1952, kur, pos presionit për shpërngulje, kishte filluar edhe presioni për turqizimin e dhunshëm të shqiptarëve në Prizren dhe Kosovë.

Në Burgun e Nishit, gjatë 6 viteve 1950/1956, ishte më i riu në mesin e 3200 të burgosurve shqiptarë. Për t'u mbajtur mend, kur në burg vinin britma torturash që ua bënin shqiptarëve, ishte bërë zakon që në shenjë hakmarrjeje të burgosurit shqiptarë të këndonin këngën e Sali Shaban Kabashit *(...” Ndigjoni mor popull, o milet/ Spiro Dollovcin e kam vra vetë/ E kam vra vetë at kapidan, se shumë vrasje n' Kabash ka bamë.*” Ushtonin korridoret e burgut nga ajo këngë patriotike sa rojet serbe tërboheshin me britma e sharje ndaj të burgosurve shqiptarë. Por kënga nuk ndalej. Ndërkaq, më vonë, në vuajtjen e dënimit të dytë në burgun e Dubravës, ishte i dënuari më i moshuar në mesin 400 të burgosurve shqiptarë.[216]

Në këtë mënyrë koha e daljes nga burgu për të burgosurit ishte shumë e vështirë, meqë sigurimi i OZNA-s e më vonë UDB-ja bënte çmos që të dënuarit të prezantohen para masës në formën më të keqe të mundshme. Përkatësisht ata nuk kishin të drejta

u ndame. Si thash ma nalt mbrrime ne Prizren dhe perpara se me u nda me at shoqin e caktuem vendin e takimit me shokt ton dhe diten,u perqafuem ne bazhderhane e u ndame.
Aj u fillue per ne shpi te vet ne gjytet e une per ne katund.Gzimet kur te sulmojn vin njena mas tjetres e trakllojn ne der por njashtu dhe mjerimet.
Por sa dola prej bazhderhanes ashtu i than lagjes ja po e shof nji djal pre prej katundit tim qe vjen me vrap drejt meje dhe po quditem se ftyra e tij nuk me pritk me gzim por me nji tronditje e met murrun me gjith se ndishem se asht miku i im.
Shtrini doren e ne vend qe te pershnetet me mue me tha si met tremun------- neve e kemi dit se vjen sod mue me kam dergue ------ishte vllau i im,met lajmrue qe mos gabo me ardh ne shpi por qaj kah syt kambet se udbashat jan ne katund dhe i plasi vaj tu than se jan tu na myt,dy tuet vllaun dhe djalin i kan rreh dhe 31 te tjer vetem p-rej katundit ton,jan pshtjell njerzit ne lkura delesh,e mue me dergun me te than mos gabo me ardh se ty te mysin krejt,se jantu u than njerzve se gjaja jeni antart e NDSH.
Ne aso rastesh nuk due qe te iau pershkruej se qfar tronditje shpirtnore do te ken njeri qdo lezues mund ta dim,u mendova----si vetima,fuqija HYNDORE dhe idhnim i terbuem qe kishim ndaj tyne me egersoj dhe thash me vedi ata jan tu rrah permue e

21[illegible] *shqiptare, gazeta Veterani, Tiranë prill, 2023, f. 7.*

elementare, me qëllim që të kuptonte populli se çfarë rruge e vështirë do t'i prerë ata që merren me politikë.

Gjokë Spaçi në ditarin e tij të përgatitur nga Bajram Mjeku ka përshkruar kështu daljen nga burgu në dimrin e vitit 1956: " *- Njerëzit janë mbështjellë në lëkura të deleve e mua më dërguan me të thanë mos gabo me ardhë se ty të mbysin krejt, sepse UDB -ët janë duke u thanë njerëzve se gjoja jeni anëtar i NDSH-së, - tha djaloshi i tronditur....*

*Ashtu edhe ndodhi. Siç thashë ma nalt, në mënyrë të organizuar më dolën përpara. Kur hyra në odën time të mysafirëve, ishte mbushur me fqinj. U përshëndeta me të gjithë dhe si me tallje i pyeta:*

***Faksimile e ditarit të Gjokë Spaçit, huazuar nga z. M. Mjeku, redactor i librit***

*- Si i keni brinjët, a po ju dhembin?!*

*Ata të gjithë mu përgjigjën se ne e kryem sëmundjen, por ty çka të pruni dhe shtuen:*

*- Qe besa edhe ti ke për t'ia filluar edhe një herë!*

*U përshëndeta me vëllanë, nënën e të gjithë anëtarët e familjes. Në vend që me u gëzu, ata rrinin të dëshpëruar, nana më tha:*

*- Bir s'ka pas vyet me ardhë se u ba nam. I mbytën njerëzit duke i keqtrajtuar e ty kanë me të mbytë krejt*[217]*...*

---

[217] *Një situatë të ngjashme e përshkruan Dr. Lirim Ukimeraj për babanë e tij Ukë Ibrahim Kabashin, i cili njihet si Ukë Ukimeraj nga Korisha e Prizrenit. Ukë Ukimeraj ishte anëtar i LNDSH-së dhe në vitin 1952 u dënua me 9 vjet burg, katër nga të cilat i vuajti në burgun famëkeq në Goli Otoku të Kroacisë.*

*Kur u lirua nga burgu në vitin 1956, ndodhte terrori në Kosovë përmes të ashtuquajturit Aksion i Armëve. Ditën kur u kthye nga burgu, në vend që babai i tij Ibrahim Uka të uronte djalin e tij për lirimin nga burgu, i tha:*

*- Çka lype bre djalë që u ktheve në këtë kohë?!*

*Kjo është dëshmia më e mirë se ç'terror përjetonin shqiptarët në këtë kohë nga regjimi jugosllav.*

*Megjithëse në gjendje të rëndë shëndetësore dhe në moshën 83 vjeçare, Ukë Kabashi ende është gjallë. Në grupin në të cilën bënte pjesë Ukë Kabashi u dënuan edhe Rifat Kabashi me 14 vjet burg të*

Ky përshkrim më së miri e përshkruan gjendjen dhe të drejtat e të burgosurve shqiptarë që liroheshin nga burgu. Në fakt ata ishin liruar nga Burgu i Nishit, por ishin kthyer në burgun me emrin "Kosova dhe Metohija", ku të burgosurit politikë edhe pas vuajtjes së dënimit edhe për një vit nuk ishin të barabartë me qytetarët tjerë. Pothuajse asnjë të drejtë civile nuk e gëzonin të burgosurit politikë dhe, në anën tjetër, sa herë dyshonin se ndonjëri prej tyre i ka thyer rregullat e izolimit, thirrej në milici dhe merrej në pyetje. Gjithashtu, ata ishin të obliguar që rregullisht nga një herë në javë të lajmërohen në milici. Kurse, në prag të festave kombëtare, ata merreshin nga shtëpitë e tyre dhe dërgoheshin në mbajtje, ashtu siç ndodhte edhe në rastet kur Prizrenin e vizitonte ndonjë delegacion i shtetit.

Në këtë mënyrë, në vitin e parë të daljes nga burgu, Zeneli, por edhe të burgosurit tjerë, i kanë pasur të drejtat e kufizuara, thjeshtëkanë qenë të burgosur shtëpiakë, sepse, sikur të kishte vdekur në atë kohë, brenda vitit pas daljes nga burgu, nuk ka pasur të drejtë të varroset në varrezat e qytetit e lere më të inkuadrohet në ndonjë punë, apo të jenë të lirë për të vepruar diçka.[218] Pas disa ditësh, sa përfunduan vizitat e pakta të familjarëve, Zeneli mbajti qëndrim të detyrueshëm, duke i respektuar të drejtat e kufizuara. Fillimisht, Zeneli i ka ndihmuar të babait që të merret me vreshtari. "Në ditët e para të lirimit nga burgu, qëndroi disa ditë në shtëpi, ndërsa më pas dilte shpesh me motrën time të madhe Esinen në korzo që ta shihnin kundërshtarët. Shëtitjen ai e shfrytëzonte për ta sfiduar pushtetin, dhe lakejtë për të

*rëndë, Mustafë Shehu me 8 vjet burg të rëndë, Rifat Kuçi me 6 vjet burg të rëndë, Nezir Gashi me 6 vjet burg të rëndë, Osman Ramiz Hasani me 7 vjet burg të rëndë, Gani Memaj me 7 vjet burg të rëndë, Muharrem Kabashi me 6 vjet burg të rëndë, Jashar Muharremaj me 5 vjet burg të rëndë, Gani Behluli me 6 vjet burg të rëndë, Nuhi Veselaj me 2 vjet burg të rëndë dhe Ramiz Krasniqi me 1.5 vjet burg të rëndë. Këta 12 aktivistë u dënuan me 77.5 vjet burg të rëndë.*

[218] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, e lindur më 1944 në Prizren.*

treguar se ishte i pamposhtur, pasi në atë kohë nuk i lejohej të takohej me shokët e tij të shkollës, apo edhe me shokë të rinisë. Madje, disa nuk e përshëndesnin, sepse kishin frikë se mos po e përjetonin fatin e tij."[219] As shëtitjet nuk i ndihmonin Zenelit që ta merrte veten, përkatësisht për t'u rehabilituar. Për tre muaj sa i kaloi në Prizren, nuk mundi ta takojë asnjë shok shkolle. Nuk e takonin as nxënësit e tij, jo pse nuk donin, por pse kishin frikë se do t'i ftonin milicia për t'i marrë në pyetje, apo prindërit e tyre, meqë ata ende ishin fëmijë: "Unë disa herë e kam parë mësues Zenelin nga larg, por asnjëherë nuk kam guxuar që t'i afrohem e ta përshëndes. Por, me zemër e kam përshëndetur me dhjetëra herë, sepse ende ne e donim dhe e respektonim mësuesin tonë të parë. Një herë mbaj mend se si atij i qeshën sytë kur na pa ne, por ai vetëm na pa dhe, kur u kthyem ta shohim atë, sytë iu kishin mbushur me lot. Kush e di sa ka pasur dëshirë të na përqafonte, siç bënte kur na përcillte për në shtëpi, apo kur vinim në shkollë pas ndonjë ditë pushimi, që nuk na shihte!"[220]

Kjo situatë e mërziti edhe më shumë dhe izolimi iu bë më i rëndë se burgu, kur ai kishte të drejtë të punonte. Pra, i dukej vetja si i burgosur i izoluar që kishte vuajtur dy vjet, sepse as këtu në Prizren nuk kishte asnjë të drejtë, pos të shëtiste vetëm me familjarë. Disa herë kishte kërkuar që të shkonte në fshat, por as atje nuk mund të shkonte se kishte frikë se mos po u shkaktonte probleme kushërinjve të largët. Rënd e përjetoi edhe festën e Shën Gjergjit, kur më 5 maj, organizohet për çdo vit kjo festë. Por, edhe këtu ai ishte nën përcjellje. Pavarësisht kësaj, ai i kishte parë me dhjetëra shokë shkolle, nxënës të tij dhe dy nga bashkëvuajtësit e dënimit, e të cilët nuk pati mundësi as t'i pyeste se si i kanë gjetur familjet e tyre. U prek shumë kur u takua me shokë dhe me ta komunikoi vetëm me sy, pa pasur të drejtë ta ndërrojnë as edhe një fjalë. Sakaq e solli

[219] *E dhënë gojore e Et'hem Rogovës, lindur më 1946 në Prizren.*
[220] *E dhënë gojore e Nijazi Nasufit, lindur më 1939 në Prizren.*

ndërmend kohën kur ishte në vuajtje të dënimit kur në shëtitje, sa herë takohej me shokë, bisedonin mes vete, madje kishin edhe mundësi të organizimeve të ndryshme fshehtas siç ishin festat kombëtare dhe ditëlindjet e shokëve.

Festa e Shën Gjergjit, më 5 maj 1956, për Zenelin, ishte ditë kthese, sepse me të ardhur motra e tij Rahmija për ta vizituar, ai u konsultua se çfarë mund të bënte e si të sillej, në mënyrë që ta tejkalonte këtë kohë të izolimit total nga jeta. Gjithashtu duhet theksuar se motër Rahmijes Zeneli i besonte më shumë se çdo anëtari tjetër të familjes, prandaj me te, para se të ndërmerrte ndonjë veprim, konsultohej dhe vepronte vetëm pasi ajo e miratonte atë veprim.

Për ta thyer këtë heshtje të hekurt të pushtetit okupues, pas konsultimeve, për disa ditë e përhapi fjalën se kishte vendosur të shpërngulej për në Turqi, gjoja se do ta merrte në zotërim trashëgiminë e gjyshit të tij Vehbi Kabashit, i cili kishte vdekur në Turqi. Kështu, një ditë ai vendosi që të lajmërohet në organet e sigurimit për të kërkuar lejen e qarkullimit për ta kompletuar dokumentacionin për shpërngulje në Turqi. "Pa një leje të tillë asnjë i burgosur politik nuk mund të lëvizte jashtë Prizrenit. Në atë kohë lejet e qarkullimit për nevoja tjera nuk lëshoheshin, por për kompletimin e dokumentacionit për të shkuar në Turqi. Largimi i tij nga Prizreni pas marrjes së lejes së lëvizjes, u kuptua nga shumëkush se ai po shpërngulej. Por, këtë gjë nuk e mendonin kështu familjarët e tij, të cilët e dinin arsyen e vërtetë të largimit të tij nga Prizreni. "Regjimi sllav në Shkup ato ditë të dhembjeve të mëdha shqiptare e kishte lënë një kanal të hapur për shpërnguljen e të gjithë atyre nacionalistëve që nuk pajtoheshin me regjimin sllav. Unë as që kisha ndërmend e as që doja ta bëja një akt të tillë, por isha i shtrënguar ta merrja lejen e qarkullimit në emër të këtij marifeti sllav."[221] Kështu Zeneli në verën e vitit 1956 nga

[221] *Pjesë e shkëputur nga autobiografia e shkruar nga vet Zenel Kabashi, dorëshkrimi f. 4.*

Prizreni niset për në Shkup, me arsyetimin se gjoja po shkon për t'i rregulluar dokumentet për t'u shpërngulur në Turqi.

Në fakt, të burgosurit politikë shqiptarë vetëm nëse donin të shpërnguleshin për në Turqi mund të liroheshin nga "Burgu shtëpiak" dhe të kishin të drejtë të lëviznin lirshëm; në të kundërtën, ata do të mbaheshin nën kontroll të rreptë dhe do të përballeshin me pasoja të rënda.

Këtë veprim, siç ka rrëfyer vetë Zenel Kabashi disa herë para autorit të kësaj monografie dhe para shokëve të tjerë të tij, madje edhe e ka lënë me shkrim në një autobiografi të shkurtër, që kishte nisur ta shkruante, por që për X arsye nuk e ka përfunduar kurrë. Kështu, përmes iniciativës së motrës së madhe të tij Rahmije Kabashi – Dobroshi,[222] Zeneli regjistrohet në Fakultetin e Shkencave të Biologjisë në Shkup dhe fillon

**Fakksimile e indeksit të regjistrimit të studimeve në Shkup, në vjeshtën e [illegible]**

*[222] [illegible] Dobroshi u lind në vitin 1922 në Prizren. [illegible] mal e Sadif Kabashi, e cila shkollën fillore [illegible] ren në gjuhën serbe. Në vitin 1940 e ka [illegible] dhe në vitin 1941 ka shkuar në Itali për të [illegible] itullimit të Italisë, në vitin 1943, pa e përfunduar Fakultetin e Farmacisë, kthehet në Prizren dhe si ekonomiste punësohet në Bankën e Halim Spahisë në Prizren. Gjatë kohës sa ka qenë studente në Itali, njihet me Sokol Dobroshin, ku ishte në atë kohë student në Itali edhe Shemsedin Kirajtanin. Ndërsa, Sokol Dobroshi, pasi kishte kryer Fakultetin Juridik në Zagreb më 1939, në vitin 1941 e merr lejen, përkatësisht jep provimin për avokat në Tiranë dhe kthehet në Prizren për të punuar. Gjatë kësaj kohe Sokoli banonte në Shtëpinë e babait të Shemsedin Kirajtanit dhe më 1943 Rahmija martohet me avokatin e parë shqiptarë nga Kosova Sokol Rexhep Dobroshin. Më pas Ramhije për një kohë do të punon në Prishtinë si përgjegjëse për investimet në Kosovë dhe në disa punë me rëndësi ekonomike për vendin.*

ndjekjen e mësimeve në shtator të vitit 1956, pa ardhur për një kohë fare në Prizren. Kështu, sipas të dhënave që figurojnë në indeksin e Zenel Kabashit, rezulton se ai në vitin shkollor 1956/57 në Shkup është regjistruar në Fakultetin e Biologjisë me ndihmën e shokëve të babës.

Në këtë mënyrë Zeneli bëhet student, falë gjeturisë së tij. Por, pas një viti, përkatësisht pasi kalon viti, që nuk ka pasur të drejtë të lëvizë lirshëm, ai kthehet në Prizren, në familje. Tanimë ai kishte regjistrua vitin e dytë të studimeve. Por, sapo kthehet në Prizren, njerëzit e sigurimit e kuptojnë dredhinë që ua kishte bërë dhe e thërrasin në bisedë informative. “Unë me Zenel Kabashin jam njohur qysh kur ai ishte nxënës i Normales së Gjakovës, sepse unë në atë kohë banoja në konvikt në Gjakovë si nxënës ende i shkollës së mesme të ulët dhe kur e takova në korridor më tregoi se pse e kishin ftuar. Meqë kisha shoqëri me te, pra e njihja pak a shumë, pranoi të bisedonte me mua dhe më tregoi se i kishin propozuar që të shkonte ushtar. Mendimi i tij ishte të mos shkojë, ndërsa unë i thashë se kundërshtimi i tij për të shkuar ushtar përbën vepër penale dhe mund ta rikthejnë në burg. Në bisedë e sipër i tregova se si shumë të rinj kanë gjetur mundësi, të largohen nga ushtria, duke u shtirë se janë të sëmurë psikikë e variante të tjera. Por, ai me gjasë i rrinte qëndrimit të tij që të mos shkonte fare në shërbim ushtarak dhe, nuk di se kush e ka bindur më vonë, por e kam takuar edhe pas kthimit nga ushtria."[223]

Kështu, menjëherë pas përfundimit të vitit të dytë të studimeve, atë do ta ftojnë në shërbimin ushtarak. Në verën e vitit 1958 e caktojnë që ta kryejë shërbimin ushtarak në Lubljanë të Sllovenisë në Postën Ushtarake 2574.

Duhet theksuar se regjimi jugosllav (për ta


Бр. 29932

ФНРЈ

УВЕРЕЊЕ О ДРЖАВЉАНСТВУ

Кабаши Зенељ Зејнелабидин

рођен-а 1932 год. у Призрену срез-град

Призрен заведен у књигу држављана Народне

Републике Србије месног-градског-рејонског-

народног одбора Општине Призрен

***Faksimile e vërtetimit të shtetësisë së Zenel Kabashit***

*...itit 2022 e Dinë Hajdar Tërpuni,*

zënë afatin për të shkuar ushtar Zeneli) përsëri ia rregullojnë dokumentet se gjoja Zeneli (Zenelabedini) është i lindur në vitin 1932, sepse po të mbetej data si e kishin regjistruar me rastin e dënimit, tre muaj kishin kaluar nga afati i rregullt shkuarjes në shërbim ushtarak. Dhe në këtë mënyrë sërish do të vijë në shprehje loja e ndyrë e tyre me dokumente.

Gjatë qëndrimit në shërbim ushtarak, muajin e parë atë do ta trajtojnë si çdo ushtar tjetër. Ndërsa pas dhënies së betimit, pra nga shtatori për te do të nisin keqtrajtimet, duke e marrë në pyetje pothuajse çdo ditë. Shërbimi i sigurimit ushtarak bënte përpjekje që ta përvetësonte dhe ta bënte për vete e të bëhej vegël e tyre, por Zeneli nuk do të pranojë në asnjë mënyrë, ndërsa ai, duke mos mundur t'i përballonte këto keqtrajtime, vendos të paraqitet se gjoja është çmendur, përkatësisht është me të meta.

Pas çlirimit të Kosovës, Zenel Kabashi disa herë u kishte treguar familjarëve, por edhe miqve dhe shokëve se në çfarë mënyre ka kamufluar për t'u liruar nga ushtria, duke u shtirë se gjoja nuk është në rregull, përkatësisht është çmendur për shkak të përjetimeve e vuajtjeve që ka pësuar gjatë kryerjes së dënimit në Burgun e Nishit. "Me sa mbaj mend janë dy raste të aktrimit të babait, që i kanë dhënë vulën e lirimit nga shërbimi ushtarak. Momenti i parë është veprimi që e trillon, duke u kthyer nga ushtrimet ushtarake dhe në kthim e gjuan pushkën me të cilën ka qenë në ushtrime. Dhe, kur e sheh oficeri pa armë, i drejtohet: " – Ku e ke pushkën?" Ndërsa babai ia kthen "pushkën a?!" dhe aktron sikur po habitet se për çfarë po e pyet. Edhe disa herë e pyet dhe pastaj oficeri e lajmëron për kontroll mjekësor, sepse, siç ishte shprehur ai, kishte frikë se mos babai, nëse i bie në dorë pushka, do t'i vrasë kolegët e tij. Pas këtij incidenti të trilluar babanë e shtrojnë në një

spital, në të cilin e kontrollojnë, por edhe i bëjnë presion."[224]



***Zenel Kabashi me Adnan R. Vilën, në spitalin ushtarak***

Për ta përforcuar mendimin tek mjekët se vërtetë gjoja është i paaftë, na tregonte se si e ka shfrytëzuar edhe mënyrën e gjumit. Kur e linin roje..., ai kur ka dashur të shtihet se edhe për atë punë nuk është i aftë, pasi gjumi e ka marrë shpejt, çka edhe e ka pasur dobësi. I mblidhte gazetat pas dere në mënyrë që, kur vinin për kontroll, sapo lëvize gazeta, i dilte gjumi dhe një herë e kishte kapur për qafe një oficer gjoja se po tenton ta vrasë dhe kështu e ka luajtur rolin e të çmendurit.[225] Në këtë mënyrë Zeneli lirohet nga Shërbimi ushtarak me arsyetimin se nuk është sëmurë gjatë shërbimit ushtarak, por më herët, duke aluduar në pasojat që ka lënë burgu, pasi kishin të dhëna se ka vuajtur dënimin në Nish.

Pas shumë maltretimeve që i bëjnë, disa herë sëmuret dhe shtrohet në spital, sepse maltretimet ishin nga më të ndryshmet. Kur i vjen për vizitë e motra, i tregon se çfarë kishte vendosur të bënte, ndërsa ajo e këshillon që të jetë shumë i kujdesshëm dhe asnjë përgjigje të mos e japë të saktë, por të bëhet sikurse është çmendur si pasojë e maltretimeve. Zeneli në fakt kishte biseduar edhe me një shok tjetër të tij, të cilin gjithashtu e keqtrajtonin. Pas bisedës me Adnan Rasim Vilën nga Prizreni, ata vendosin

---

[224] *E dhënë gojore e Xhemal Zenel Kabashit, lindur më 1975 në Prizren.*
[225] *E dhënë gojore e Xhemal Zenel Kabashitt, lindur më 1975 në Prizren.*

që të sillen si të çmendur, në mënyrë që t'u shpëtojnë maltretimeve të mëtejme. "Siç më ka treguar djali i axhës, profesor Adnani, po të mos ishim paraqitur si të çmendur, me siguri do të kishim përfunduar në burg të përjetshëm apo edhe në arkivol, sepse maltretimet ishin aq të mëdha sa nuk do t'i kishim përballuar. Zenelin e kanë keqtrajtuar më shumë, më thoshte ai, ndërsa mua më pak edhe pse mua më keqtrajtonin pse e përkrahja Zenelin dhe nuk e lija vetëm! – më tregonte Adnani."[226]

(Naziv prethodne ili redovne regrutne komisije ili komande)

Spisak prethodnog regrutovanja vojni otsek red. br. 67

Del. broj 1664

Datum 18.XI. 58

UVERENJE

KABAŠI /Djemala/ ZEINELJ, vojnik
(Ime: porodično — očevo rođeno i rođeno)

V.P.2574 Ljubljana – 1931 u mestu
(čin, V. pošta) (datum rođenja)

Prizren, srez Prizren, mesto stalnog boravka Prizren, nadležni voj. okrug Prizren

pregledan je 18.XI.1958 g. od vojno-lekarske komisije
(datum)

SUPERREVIZIONA VOJNO-LJEKARSKA KOMISIJA

na osnovu čijeg se izveštaja br. 1664 od 18.XI.1958 g.

oglašava za vojnu službu STALNO NESPOSOBNIM po tač. A.6a/I »Spiska bolesti« zbog Psychopathia schizoides gravis. Psychoneurosis partim reactiva. Bolest je postala manifestnom za vrijeme službe u JNA, ali nije posljedica tog služenja. Nije obolio u JNA.
(tačan naziv mane-bolesti na narodnom i latinskom jeziku)

Okrugli pečat

Potpis komandanta odnosno pretsednika prethodne ili redovne regrutne komisije

sanitet.ppukovnik:
(ispod potpisa mašinom ispisati puno ime i prezime)

/Vilhelm Dr. Ivan/

UPUTSTVO

1) Uverenje brižljivo čuvati.

2) Na zahtev narodnih vlasti i vojnih organa uverenje se mora pokazati.

3) U svako doba nadležni vojno-teritorijalni organi mogu narediti da stalno nesposobni budu ponovo pregledani kod nadležne komisije.

4) Lice koje uverenje izgubi, dužno je da se obrati taksiranom molbom vojnom otseku sreza (reona) gde stalno stanuje. Novo uverenje izdaće mu se po ceni koštanja.

Me vendim të Komisionit Mjekësor Ushtarak të nënshkruar nga mjeku ushtarak nënkolonel Vilhelm Dr. Ivan, nga data 18 nëntor 1958, Zenelin e shpallin të paafate për ta vazhduar shërbimin ushtarak me diagnozën: ***Psychopathia schizoides*** (Çrregullimi i personalitetit skizoid është një gjendje e pazakontë në të cilën njerëzit shmangin aktivitetet shoqërore dhe vazhdimisht largohen nga ndërveprimi me të tjerët).

[226] *E dhënë gojore e Enver Jusuf Vilës, lindur më 1945 në Prizren, djali i axhës së profesorit Adnan Rasim Vilës, që ishte në shërbim ushtarak me Zenelin në vitin 1958.*

Gjithashtu në vendimin për lirimin si i paaftë për shërbim ushtarak thuhet: “Sëmundja u manifestua gjatë shërbimit ushtarak në APJ (JNA), por nuk ishte pasojë e atij shërbimi, ai nuk u sëmur në APJ (JNA).[227]

Me këtë gjeturi dhe maturi të Zenelit ka përfunduar odisejada e keqtrajtimeve të tij pa pasoja më të mëdha dhe në këtë mënyrë ai kthehet në Prizren, ku qëndron për një kohë të shkurtër, sa për ta marrë pak veten. Sipas dokumentacionit përcjellës të mjekëve ushtarakë, Zeneli për një kohë duhej ta vazhdonte trajtimin mjekësor në Prizren.

Mjekët i sugjerojnë që ai ta vazhdojë rehabilitimin në Shkup, gjë që edhe i konvenon dhe gjen mundësinë për t’i vazhduar studimet në Fakultetin e Shkencave Natyrore, në drejtimin e Biologjisë (ngase fakulteti nuk kishte të bënte me politikë). Pas dhënies së të gjitha provimeve me kohë dhe me sukses të mirë, Zeneli arriti, që në fillim të nëntorit të vitit 1961 të diplomojë në Fakultetin e Shkencave Matematiko Natyrore në Universitetin e Shkupit në grupin e Biologjisë. Ndërsa, më 31 dhjetor 1961 pajiset me diplomën me nr.327.


ФЕДЕРАТИВНА НАРОДНА РЕПУБЛИКА ЈУГОСЛАВИЈА
НАРОДНА РЕПУБЛИКА МАКЕДОНИЈА

УНИВЕРЗИТЕТ ВО СКОПЈЕ

ДИПЛОМА

Ректорот на Универзитетот во Скопје и Деканот на Природно-математичкиот факултет со своите потписи и со печатот на Универзитетот потврдуваат дека кандидатот-ката КАБАШИ ЏЕМАЛ ЗЕЈНЕЛ, роден-а во Призрен, на 15.IV.1931 година, на ден 4.XI.1961 година со успех го заврши полагањето на испитите пропишани за здобивање со диплома за завршен Природно-математички факултет, група БИОЛОШКА

Врз основа на тоа Универзитетот во Скопје му-и издава диплома за завршен Факултет, со која кандидатот-ката ги стекнува сите права што му-и припагаат по законите на ФНРЈ.

Во Скопје 31.XII.1961 Бр. 327

ДЕКАН
на Природно-математичкиот факултет,

РЕКТОР
на Универзитетот,
К. [illegible]

***Faksimile e diplomës së Zenel Kabashit, mbi kryerjen efakultetit në Shkup***

Në fakt Zeneli sapo i kishte kryer provimet, ende pa diplomuar, ai punësohet në Normalen e Prizrenit si profesor i Biologjisë, por do të japë edhe Kimi dhe lëndën e Edukatës Teknike

[227] *Të shihet më gjerësisht në Uverenje o stalnoj nesposobnosti za vojnu službu u JNA, nr. 1664 të datës 18. XI. 1958 sipas rekomandimit nr. 67 të komisionit të mjekëve ushtarakë.*

(Lëndën e Edukatës Teknike e ka zgjedhur, sepse gjatë vuajtjes së dënimit në Burgun e Nishit, ai kishte ndjekur një kurs dhe kishte fituar aftësi për punë dore, përkatësisht ishte aftësuar për punë). Sipas dëshmive që ruhen në ditarët e shkollës, për vitin shkollor 1961/62, rezulton se Zeneli ka filluar mësimin nga muaji nëntor, pra pas fillimit të vitit shkollor. Fillimisht ai punoi vetëm si profesor, ndërsa nga 20 nëntori i vitit 1961 i jepet një klasë, që të jetë kujdestar, ndërkohë deri atë ditë ka qenë Hysni Gashi.


ДНЕВНИК

II РАЗРЕДА ОДЕЉЕЊА
Shkolla Normale

ЗА ШКОЛСКУ 1961/62 ГОДИНУ

**Faksimile e marrjes së kujdestarisë nga Zenel**

Po në nëntor e mban mbledhjen e parë të klasës dhe, sipas procesverbalit të klasës $II_2$, kujdestar i së cilës ishte, figuron se ai ishte kujdestar i asaj klase dhe se ende nuk ishte njohur me gjendjen ekonomike të të gjithë nxënësve dhe nuk pajtohej me propozimin e disa profesorëve, që të përjashtohen nga procesi mësimor disa nxënës, në mesin e të cilëve Nuri Pervizaj dhe Azem Morina, për shkak të mungesave.[228]

"Zenel Kabashi sa kishte ardhur prej studimeve dhe ndjenjat e tij si nacionalist, sado që mundohej të mos i tregonte përshkoheshin shumë qartë dhe ne nxënësit e kuptonim menjëherë se ai ishte i burgosur politik."[229]Fadil Cukaj, e kujton profesorin si një ndër profesorët më të mirë të Normales së Prizrenit, i cili vuri rregull në klasën e tyre dhe për këtë nxënësit e donin dhe e respektonin shumë.[230]

Sipas të dhënave që afrohen në ditarët e këtij viti shkollor rezulton se Zenel Kabashi u ka dhënë mësim

[228] *Arkivi Historik Ndërkomunal në Prizren, Fondi Shkolla Normale, viti shkollor1961/62, ditari i klasës $II_2$.*
[229] *Gjokë Dabaj & Fadil Cukaj, Në rrugë rreziqesh, Tiranë, 2012, f. 41.*
[230] *E dhënë gojore e Fadil Ali Cukajt, lindur më 1943 në Ostros – Krajë.*

nxënësve të viteve të dyta dhe të treta në gjuhën shqipe, serbokroate dhe në gjuhën turke në lëndët: Biologji, Kimi dhe Edukatë teknike.

Sipas të dhënave të ditarit, nxënësit e klasës ku ai ishte kujdestar, ishin: Azem Morina, Fadil Cukaj, Frrok Kristaj, Gjokë Ivezaj, Imri Badallaj, Idriz Ulaj, Kasem Sadikaj, Hazer Ramadani, Haki Baraliu, Muhamet Kadolli, Nuri Pervizaj, Rrahman Zeqiraj, Sami Qafleshi, Sadik Neziraj, Veli Sahitaj, Xhemali Abazi, Ymer Shala, Zija Ramadani, Zymber Buçaj dhe Zef Prenkpalaj. Por, meqë Zenel Kabashi i jepte mësim nxënësve të klasave të dyta dhe të treta, ai kishte nxënës edhe disa nga nxënësit, që më pas me aktivitetin e tyre bënë bujë në jetën politike, përkatësisht e themeluan organizatën "Liria", kryetar i së cilës organizatë ilegale ishte nxënësi i Zenel Kabashit, Bedrush Çollaku. Pos Bedrushit, nxënësit tjerë të Zenel Kabashit ishin edhe: Haxhi Zyba, Jakup Feriqi, Ymer Arifi, Salajdin Braha, Gjokë Daba, Hilmie Hoxha, Gjyljane Daka, Mifail Ajvazaj. Në vitin e katërt ishte edhe Ukshin Hoti, me të cilin profesor Zeneli kishte komunikime të rregullta.[231]

Puna e tij si profesor Zenelin e gëzoi shumë, sepse ai e donte shumë profesionin dhe kishte shumë dëshirë që të punonte me nxënës. Në anën tjetër, ai kishte qëndrim dinjitoz si mësimdhënës, por edhe kishte aftësi që nxënësit t'i përvetësonte, ta donin e ta dëgjonin me shumë vëmendje e respekt.

Kështu për një kohë shumë të shkurtër, Zeneli arriti që t'i përvetësojë nxënësit dhe ta duan e ta respektojnë më shumë se mësimdhënësit tjerë. Në Normalen e Prizrenit, Zeneli punoi me Ali Didën, që ishte drejtor në atë

*lindur më 1943 në Ostros – Krajë.*

kohë me Rifat Kuqin, Gani Muçën, Hysni Gashin, Enver Dukagjinin, Ismet Dehirin, Albina Bashotën, Fahri Krasniqin, Zeqirija Sopin, Naim Palloshkën dhe me të tjerë. Në të vërtetë Zeneli kishte marrëdhënie të mira kolegiale edhe me mësimdhënësit e komuniteteve, sepse ai jepte mësim edhe në paralelet e gjuhës serbishte dhe turke, meqë ishte njohës i mirë i të dy gjuhëve. Nxënësit e tij, sot pas shumë vite, e vlerësojnë për punën e tij dhe për rreptësinë e tij.

Sipas dëshmive në ditarët e punës, Zenel Kabashi e kishte përfunduar vitin shkollor 1961/62 dhe pak ditë pasi përfundoi mësimi, pasi iu komunikua suksesi nxënësve, atë e përjashtojnë nga puna si person i papërshtatshëm për edukimin e brezit të ri, duke i dëshiruar si indoktrinues i nacionalizmit shqiptar. Por, para se t'i jepej vendimi për largimin e tij nga puna, në shkollë organizohet një mbledhje, ku kolegët e tij duhej të distancoheshin prej Zenelit si person i rrezikshëm dhe i dëmshëm për kolektivin dhe për nxënësit.



***Zenel Kabashi me nxënës të klasëssë tij, maj 1962***

Organet e sigurimit e detyrojnë njërin nga kolegët tij, profesorin e matematikës, që jepte mësim në klasën e gjuhës turke, të flasë se si gjoja Zeneli është person i padëshiruar për shkollën, sepse po i edukon nxënësit në frymën e përçarjes dhe të urrejtjes ndaj komuniteteve joshqiptare. Ky konstatim në fakt nuk ishte i vërtetë, dëshmohet që ai kishte biseduar shpeshë me një grup të nxënësve që shkolloheshin në gjuhën turke se prindërit dhe gjyshërit e tyre ishin shqiptarë dhe se disa anëtarë të familjeve të tyre ishin vrarë nga ushtria serbe, duke mbrojtur atdheun, pasi Zenel Kabashi kishte dëshmuar se ishte profesor që i afronte të rinjtë. Pos tjerash kishte ndikuar që të ndriçohej fusha sportive, ku të rinjtë e Prizrenit do të luajnë edhe pas procesit mësimor dhe do të angazhohen me aktivitete tjera. Mbase ky interesim i Zenel Kabashit për të bashkëpunuar dhe për t'i aktivizuar nxënësit normalistë – mësues të ardhshëm në aktivitete të lira, i ka penguar regjimit serb, sepse mësuesit e ardhshëm, që përgatiteshin nga shkolla Normale e Prizrenit, preferohej të ishin të dëgjueshëm e jo aktiv në jetën kulturor – sportive, siç planifikonte dhe angazhohej Zeneli.[232]

Se e ka përfunduar vitin shkollor, flet statistika e klasës, që e ka realizuar Zeneli si kujdestar i klasës dhe procesverbalet e klasës, që janë mbajtur më 14 janar 1962, 18 mars 1962, 20 prill 1962, tabelave e statistikave të nënshkruara nga ai në qershor 1962.[233] Me nxënësit e viteve të dyta, në gjuhën shqipe, ku jepte edhe lëndën e Edukatës Teknike, Zeneli bënte lloj – lloj pune me nxënës, që admirohej nga të gjithë, edhe nga nxënësit e klasave të tjera që nuk u jepte mësim Zeneli dhe në këtë mënyrë me përkrahjen edhe të drejtorit të Normales së Prizreni, në pranverën e vitit 1962 u rregulla dhe u bë ndriçimi i fushës sportive në ambientet e shkollës. Ky

---

[232] *E dhënë gojore e ethëm Reshyt Rogovës, lindur më 1946 në Prizren.*

[233] *Më gjerësisht të shihet Arkivi historik Ndërkomunal në Prizren, Fondi Shkolla Normale, viti shkollor1961/62, ditart e klasave të II dhe III, suksesi përfundimtar për vitin shkollor 1961/62.*

angazhim dhe përkrahja e madhe e nxënësve të normales ndikuan shumë që Zeneli të largohet nga puna, sepse i gjithë angazhimi i tij u pa si angazhim për prishjen e “bashkim – vllaznimit”, që ishte e kundërta, sepse ai me punën e tij i bashkoi nxënësit e të gjitha komuniteteve të kësaj shkolle. Me një numër të madh të nxënësve të Normales së Prizrenit, Zeneli pastaj do të bëhet shok, pasi një pjesë e tyre edhe nuk kishin dallime të mëdha në moshë, meqë në normale regjistroheshin nxënës të moshave të ndryshme.

Profesor Zeneli, por edhe profesorët tjerë që ishin në shënjestër si nacionalistë e në veçanti ata që kishin kaluar nëpër burgje, sikur e dinin se përfundimi i vitit shkollor 1961/1962 do të ishte i fundit, që po punonin me ne, sepse në njëfarë mënyre na e bëri me dije se vitin tjetër nuk do të punonte me ne. Këtë e them, sepse kur na u komunikua suksesi, ai na përshëndeti në atë mënyrë sikur nuk do ta shihnim më dhe vërtetë ashtu ndodhi. Profesor Zeneli vitin tjetër nuk erdhi në shkollë, por pas një viti në verën e vitit 1963, e takova në Ulqin dhe me te bisedova gjerë e gjatë, për burgosjen e tij, për arsyet e largimit të tij nga shkolla si profesor dhe për familjen e tij.[234] Fadili në vazhdim tregon se si në Ulqin kishte shkuar si i ngarkuar nga organizata e rinisë “Liria”, por nuk kishte biseduar për këtë çështje me profesor Zenelin.

Largimi nga procesi mësimor e demoralizoi shumë Zenelin, sepse i vinte keq pse ai po ndahej nga puna fisnike e mësimdhënësit, përmes të cilit profesion kishte planifikuar që të ndihmonte brezin e ri për ta kuptuar drejt historinë kombëtare, rolin e nacionalistëve dhe arsyet e kundërshtimit të tyre të regjimit komunist. Në këtë mënyrë u detyrua që për një kohë të mbetet i papunë. Për një të diplomuar të jesh i pa punë në kohën, kur shkollat kishin nevojë për profesorë të diplomuar, ishte shumë absurde. Por, politika e asaj kohe të burgosurit politikë i shihte si rrezikues potenciali të sistemit komunist në Jugosllavi, në njërën anë dhe, në anën tjetër, ata donte t'i mbante sa më

[234] *E dhënë gojore e Fadil Ali Cukajt, lindur më 1943 në Ostros – Krajë.*

larg nga rinia shqiptare, me arsyetim se gjoja nuk donte që shteti ta helmonte, indoktrinonte rininë me idenë e urrejtjes së Jugosllavisë, përkatësisht me idenë e nacionalistëve shqiptarë për çlirim e bashkim kombëtar.

- Sipas vendimit u emërova si profesor i biologjisë në
shkollën normale të Prizrenit por puna ime nuk
zgjati shumë mbas 6 muajsh u përjashtova nga pun
si person me ndjekje politike. Administrativisht më
emnum si laborant në therrtoren e Fushë-Kosovës
aty qëndrova 5 vite.
Në korrik të vitit 1966 kur u mbajt plenumi i IV
i brijonave u ktheva në vendëlindjen time në Prizr
në fabrikën e konzervave si shef i laboratoriumit të
fabrikës aty qëndrova deri në vitin 1977 ~~në shu~~
në shumë vende pune si udhëheqës i higjienitetit,
i therrtores, një kohë e organizova edhe tregëtim
e prognosit nga Prognosi konkurova në hotelerin dh
ku u emërova si drejtor i hotelerisë së Prizrenit
ku gravitoheshin hotelet e ~~da~~ Dragashit, Rahovecit,
të shkurte edhe të Suharekë
Gjakovës, për një kohë deri më 1987 kur edhe më përj
këtu vazhdova punën deri në 1987 kur edhe më përj
-ashtuan nga puna. Një kohë isha në dispozicion de
~~në~~ kur dola edhe në pension të pleqërisë. deri më
1995 veprova në regjim time individuale private.
- Më 1995 përsëri u burgosa me 15 tjerë si nacionali
-list. Ta atë vitë dënimi ishte dy vite një pjesë të
burgut e mbajta në Prizren dhe pjesën tjetër në Dubrav
Pas një viti gjysmë suprem i jugosllavisë më liroi.
dhe u ktheva përsëri në Prizren. Jetëm e vazhdov
këtu në Prizren e punova në shumë punë private p
ta mbajtur egzistencën familjare. Gjatë luftës e vitit
1997 - 1999 pasi që u okupua shtëpia nga forcat
e ushtrisë dhe policisë serbe pasi që edhe nuk u
gjindesha në anatisa jasht vendit për 40 ditë
bredha nëpër vreshtat e Prizrenit si vetmum dhe po
40 ditë mbrita me hik për Shqipëri pas luftës

***Faksimil të njërit nga përpjekjet për jetshkrimin e tij personal***

Para se të arrestohej grupi i Bedrush Çollakut, Besës, Eshtrefit, Fadilit e kanë larguar edhe Zenelin nga puna, i cili kishte punuar vetëm një vit shkollor profesor i biologjisë, tregon bashkëshortja e tij. Zeneli shpesh e ka diskutuar me mua ato ditë, kur edhe ishim njohur, largimin e tij nga puna dhe nuk e hiqte nga mendja qëndrimin e profesorit të matematikës, të cilin e kishin detyruar që të shprehej para kolektivit: “Në shkollën tonë nacionalistët nuk kanë vend, sepse ata brezin e ri mund ta helmojnë!“ Pas këtij diskutimi Zeneli e kishte marrë fjalën dhe i ishte drejtuar profesorit të matematikës, duke shtuar: ”Deri tash jam mburrur me ju si profesor i aftë i matematikës, por nga

sot do më vije turp për ty dhe po më vjen keq që po e thithim të njëjtin ajër të Prizrenit."[235]

Në kohën kur u largua Zeneli nga puna, në fund të qershorit, përkatësisht në fillim të korrikut të vitit 1962, ende politikën antishqiptare e udhëhiqte Aleksandër Rankoviqi, i cili siç dihet do të bjerë nga pushteti pas katër viteve. Kështu që me rastin e largimit nga skena politike e Aleksandër Rankoviqit në Plenumin e Brioneve (1 korrik 1966), do të krijohet një klimë e re në përgjithësi për shqiptarët, por në veçanti për të dënuarit politikë, të cilët në një mënyrë do të jenë të barabartë me qytetarët tjerë, e drejtë kjo që u kishte munguar deri më 1966. Pra, deri në këtë kohë, Zeneli dhe të gjithë të dënuarit politikë shqiptarë konsideroheshin armiq të Jugosllavisë, të cilët edhe pas vuajtjes së dënimit nuk kishin të drejtën e punësimit të përhershëm në organizatat prodhuese e as që bëhej fjalë për ta që të punësoheshin në institucionet publike ku kishin punë me palë. Andaj e vetmja mundësi për ta ishte që të punësoheshin në punë të rënda prodhuese, ku nuk kishin kontakte me qytetarë e as me punëtorë.

Në këtë kohë Zeneli qe i detyruar të punonte punë nga më të ndryshmet, sepse duhej ta mbante familjen. Pas disa muajsh, sa punoi privatisht ndonjë punë ku mund të gjente herë si mjeshtër, herë si argat krahu nëpër bahçe, më në fund, në përputhje me përgatitjen shkollore u punësua si laborant në Fushë Kosovë. Në fushë Kosovë si laborant ka punuar deri pas korrikut të vitit 1966. Gjatë katër viteve sa punoi në Fushë Kosovë, Zeneli ishte i përcjellë nga organet e sigurimit hap pas hapi. Zeneli, duke qenë i punësuar në prodhim, pak apo fare nuk kishte kontakte me veprimtarë të çështjes kombëtare dhe këto vite do të mbesin vitet më të zbrazëta dhe më të rënda të jetës së tij pas daljes nga burgu, ose siç do të shprehet në një shkrim të tij Zeneli, "... ku nuk më dilte kohë të mendoja për asnjë veprimtari atdhetare dhe nuk mund ta takoja e ta vizitoja asnjë shok të veprimtarisë." Ky mosangazhim i tij nuk nënkupton faktin se ai gjatë këtyre viteve, sa punoi në Fushë Kosovë, nuk

[235] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, e lindur më 1944 në Prizren.*

pati provokime nga më të ndryshmet nga punëtorët serbë, të cilët ia dininë veprimtarinë atdhetare, që ata i quanin antishtetërore qëllimet e Zenel Kabashit. Por e dinin se Zeneli ishte guximtar dhe i fuqishëm e nuk e acaronin fortë fjalët e tyre dhe nuk binte viktimë e provokimeve.

Derisa punonte në thertoren e Fushë Kosovës, Zeneli vetëm ditëve të vikendeve vinte në Prizren. Në Prizren ai vinte edhe për festa, sepse në Prizren i kishte prindërit dhe kishte vajzën me të cilën ishte dashuruar dhe pas gati katër viteve sa po njiheshin në verën e vitit 1965 e kurorëzuan dashurinë e tyre mwe martesë. Pasi u martua në Fushë Kosovë e mori me vete edhe gruan. Gjatë vitit 1965-66 në Prishtinë i ka punuar edhe e shoqja në shkollën e avancimit të kuadrove dhe pas një viti, ku nuk është pritur mirë si bashkëshorte e një të dënuari politik. “Në kohën kur jam martuar ka qenë Zeneli duke punuar në Fushë Kosovë dhe në atë kohë jam punësuar në Prishtinë në shkollën e avancimit të kuadrove. Gjatë gjithë kohës sa kam punuar kam qenë e provokuar nga serbët, duke më quar grua të ballistit dhe kundërshtarit të socializmit. Kishte ditë që pendohesha pse kisha pranuar të punoj me ata njerëz, të cilët vazhdimisht vetëm më provokonin. Por, Zeneli më thoshte se në këtë situatë dhe me këtë pushtet duhet të punosh dhe të shtiresh se je i shurdhër, që të mos dëgjosh e të mos shohësh asgjë nga


„PROGRES“
POLJOPRIVREDNO-PREHRAMBENI KOMBINAT
6022
15-VII-1966 god.
PRIZREN

O B A V E Z A

Poljoprivredno industriski kombinat "Progres-Export" iz Prizrena, koga zastupa zamenik Generalnog Direktora, Bećiri Aćif, se OBAVEZUJE da će KABAŠI ZEJNELJA, šefa laboratorije klanice sa hladnjačom "Kosovo Polje", Kombinata "Kosmet-export" iz Prištine, primiti na radu i rasporediti ga na odgovarajuće radno mesto u fabrici konzervi sa klanicom i hladnjačom u Prizrenu, sa istim primanjima ličnog dohotka, kao i u pomenutom Kombinatu.

Isto tako se ovaj Kombinat obavezuje, da će njegovu drugaricu zaposliti na odgovarajućem radnom mestu u okviru direkcije ili fabrike ovog Kombinata.

Takodje, ovaj Kombinat se obavezuje da će imenovanom obezbetiti jednosoban stan u Prizrenu i to odmah po dolasku na posao.

Kabaši Zejnula, se obavezuje da na posao stupi odmah.

DALI OBAVEZE:

Kabaši Zejnelj, DIREKTOR

PRIZREN

***Faksimile e vendimit të trannsferimit nga“Kosmet – Exporti” në “Progres – Export” në Prizren***

bishat serbe barbare, sepse të vetmin qëllim e kanë që ne të largohemi me dëshirë nga puna. Dhe kështu unë i përballova kësaj dhune psikike, derisa iu mundësua Zenelit të kthehet në Prizren me punë.”[236]

Duhet theksuar një detaj, ndonëse i vogël, por shumë i rëndësishëm për veprimtarët, atdhetarët dhe të dënuarit politikë shqiptarë. Në ditët, kur po mbahej Plenumi i Brioneve, përkatësisht dy muaj më parë me sugjerime të miqve Zeneli ishte larguar nga Fushë Kosova dhe kishte ardhur në Prizren, sepse duhej të qëndronte larg syve të milicisë dhe njerëzve të pushtetit. Siç shprehet vetë Zeneli në jetëshkrimin e tij, pas Plenumit të Brioneve, në të cilin takim shkarkohet nga të gjitha detyrat Aleksandër Rankoviqi, Zenelit i mundësohet që të kthehet në Prizren, përkatësisht të punësohet në “Progres -Export”. Sipas urdhëresës nr. 6022 të datës 15.VII. 1966, ku caktohet në vendin e punës si laborant në laboratorin e ndërmarrjes, pastaj në konservim, thertore dhe frigoriferin e kësaj ndërmarrje.



agrokosova

KOMBINATI BUJQËSOR INDUSTRIAL
POLJOPRIVREDNO-INDUSTRIJSKI KOMBINAT
PRIZREN

PËRFAQËSIA — PREDSTAVNIŠTVO BEOGRAD TELEFON 449-604
CABLES: PROGRES-EXPORT

Telefonat: — Telefoni:
Centrali — Centrala 22-322
Drejtori kom. — Kom. direktor 22-166
Drejtori gjen. — Gen. direktor 22-438
22-432
TELEX:
Llog. rrjedhëse: — Tek. račun: 68500-601-154
PRIZREN 15.o9.1987.god.

OTHPB
OOUR Radna zajednica

SHENJA JUAJ
VAŠ ZNAK

SHENJA JONË
NAŠ ZNAK 27/1

RO "DUŠANOV GRAD"
Prizren

Stručni kolegijum PIK "Progres-Export" na svojoj sednici održanog dana 14.o9.1987.godine, nakon ponovnog razmatranja zaključka Koordinacionog odbora za kadrovska pitanja pri Opštinskoj Konferenciji SSRN-Prizren, br. o2-57 od 14.ol. 1987.godine, jednoglasno je doneo ZAKLJUČAK da se drug ZEJNEL KABAŠI, direktor RO "Dušanov grad" Prizren, preuzme iz RO "Dušanov grad" u PIK "Progres-Export", te imenovani može odmah da prelazi u PIK "Progres-Export" Prizren.

O rasporedu imenovanog na konkretne poslove unutar Kombinata biće naknadno odlučeno.

S drugarskim pozdravom

za Direktor,

**_Njëri nga vendimet e ndërrimittë punëssë Zenel Kabashit nga pushteti i instaluar_**

Për kthimin e Zenel Kabashit në Prizren, ka ndikuar mjaftë Aqif Beqiri, i cili ka kërkuar për shef të laboratorit të

[236] *E dhënë gojore e Nybevete Kobati – Kabashit, e lindur më 1944 në Prizren.*

“Progres – Exprortit” të caktohet një i diplomuar, përkatësisht ka kërkuar me emër që Zenel Kabashin nga Thertorja e Fushë Kosovës, të transferohet në Prizren. Por, pavarësisht ndryshimeve që u bënë në sistemin jugosllav, kishte ende përkrahës të Rankoviqit që shpresonin në fuqizimin e sërishëm të tij Zenelin, nuk do ta lënë të punojë i qetë në vendin e punës. Atij do t’ia ndryshojnë disa herë vendin e punës, duke mos e lënë në një vend të punës, sepse e konsideronin ende si njeri të rrezikshëm dhe kundërshtar të pushtetit, përkatësisht të Jugosllavisë.

Në vendin e punës, ku punonte Zeneli, pothuajse ai vazhdimisht përcillej nga serbët shovinistë, që ishin shumicë në ndërmarrjet shtetërore. Për këtë arsye ata mundoheshin të gjenin qoftë edhe një dobësi, apo gabim, sa për ta larguar ate nga puna. Arsyeja kryesore e përpjekjeve të serbëve për ta larguar Zenel Kabashin nga puna ishte se ata donin t’i punësonin në punë shtetërore serbët dhe shqiptarët lojalë dhe jo guximtarë. Kështu, siç shprehet Zeneli në jetëshkrimin e tij, pas Plenumit të Brioneve, përkatësisht pas rënies nga pozitat udhëheqëse e Aleksandër Rankoviqit, ndryshoi sadopak jeta edhe për të burgosurit që kanë vuajtur dënime edhe për burgun e quajtur Kosovë: *”Pas plenumit të Brioneve u punësova në industrinë e ushqimit të Progresit, ku isha edhe i favorizuar dhe bëra disa vendime të punësimit, përpos laboratorit punova në frigorifer, pastaj në thertore dhe në fund u detyrova të largohem prej thertores pasi patëm antagonizma mes udhëheqësish serbë të cilët dominonin në kryesi të kombinatit. Me pretekst se gjoja kam ndaluar në thertore përpunimin e mishit të derrit, në atë mënyrë paskam krijuar bazën që të largohen punëtorët serbë nga thertorja.”*[237]

Kur ka ardhur Zeneli për të punuar në “Prizren Comerc”, ku ka qenë Xhemal Gjibo drejtor dhe më kujtohet një rast, kur i njëjti person që në burg e ka keqtrajtuar, pati ardhur në tregti për të kërkuar një makinë, ndërsa Zeneli u përshëndet me te thua se nuk e dinte se çfarë i kishte bërë ai sa ka qenë në burg. Pasi

[237] *Pjesë nga jetëshkrimi i Zenel Kabashit.*

shkoi Ismaili, i thashë Zenelit: Baci Zenel, si po përshëndetesh kaq miqësisht me një njeri që ka ngritur dorë mbi ty me aq fuqi sa ka pasë? Ndërsa ai ma ktheu: Pasi nuk kam mundësi se çfarë t'i bëj, duhet t'i flas kinse nuk e di se çfarë ka bërë. E ai nëse ka ndërgjegje le të mendojë për veprën e vet se çfarë ka bërë. Pra, Zenel Kabashi ishte një njeri që mendonte për të gjithë e jo vetëm për vete. Gjatë gjithë kohës sa ka punuar ka qenë zëri i punëtorëve.[238]

"Kur ka filluar punën në Progres, një kontribut të madh ka dhënë Aqif Beqiri dhe Ymer Çipa. Ka punuar shumë Zeneli, sepse vetëm me punë mund të dëshmonte se është punëtor. Më pas ka punuar në konzervim. Pastaj prej andej ka dalë në frigorifer dhe më pas në thertore, më pas në "Pojatë" si pronë e Progresit dhe më pas në Tregti, në kuadër të Progresit dhe ka qenë shef i furnizimit, përkatësisht për hapjen e rrjetit të shitoreve dhe së fundmi në "Therandë". Nga Theranda është përjashtuar para kohe dhe për një kohë ka mbetur pa punë."[239]

Gjatë punës në Thertore e në frigorifer, që ishin në kuadër të Kombinatit Bujqësor Industrial "Agrokosova" në Prizren, Zenel Kabashi do të përballet me shumë probleme, përkatësisht me një makineri të tërë serbe, që kishin marrë forcë për t'i sfiduar shqiptarët në çdo vend të punës. Ndërmarrja "Progres", në vitet e shtatëdhjeta ishte çerdhe e nacionalistëve serbë më në në krye me Arso Mijatoviqin, i cili u kishte shpallur luftë të hapur shqiptarëve, me qëllim që t'i largonte nga vendet e punës dhe në vend të tyre t'i punësojë serbët. Siç i ka deklaruar Parim Kosovës, Avdullah Sallauka, njëri ndër punëtorët e "Progresit" në Prizren, ka theksuar se: "Gjatë kohës sa kam punuar në Progres ka qenë një luftë e madhe mes shqiptarëve dhe serbëve. Në taborin e shqiptarëve, që kanë bërë sakrifica të mëdha për punëtorët shqiptarë kanë qenë Vahid Destan Kabashi, Zenel Kabashi dhe Islam Fishari, që të tre të burgosur politikë. Kanë rënë këta tre burra dhe shumë prizrenas i kanë

[238] *E dhënë gojore e Azmi Xhevdet Kabashi, lindur më 1941 në Prizren.*

[239] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

shpëtuar familjet e tyre dhe nuk janë nëpërkëmbur nga serbët e nuk janë bërë vegla të serbëve. Falë këtyre tre ish të burgosurve, "Progresi" ka frymuar shqip."[240] Po e përmend këtë rrëfim të Avdullah Sallaukës, sepse si Avdullahu ka pasur edhe shumë të tjerë, të cilët kanë arritur ose të punësohen, ose të mbesin në punë falë këmbëngulësisë të tyre.

Fadil Cukaj në lidhje me këtë çështje mes tjerash, duke kujtuar figurën e profesorit të tij Zenel Kabashi, ka theksuar se ai ka qenë personi, i cili më ka afruar që të punësohem pas daljes nga burgu më 1968. "Në ditët kur dola nga burgu, mendoja që të gjeja një punë sa për ta marrë veten. Duke kërkuar punë në zonën industriale e takoj profesor Zenel Kabashin, i cili më përshëndeti me përzemërsi, duke më uruar daljen nga burgu. Pasi më pyeti për shëndetin, më sugjeroi që t'i vazhdoja mësimet e ta përfundoja Normalen, ndërsa në ndarje më tha: 'Sa i përket punës, eja nga ne se ka vend punë si mirëmbajtës i ashensorit në frigorifer, pasi në burg e paske kryer kursin e elektros'. Dhe unë pastaj edhe me ndihmën e Vahid Kabashit u punësova, që ishte një lehtësim i madh për mua."[241] Fadil Cukaj as që mendonte të kthehej në vendlindje të jetonte e të punësohej, ngase shqiptarët atje ishin edhe më të diskriminuar se në Kosovë.

Pas daljes nga burgu i Nishit, kuptohet pasi i kishte nisur të punonte në Prizren, patëm shkuar te shumë familje të të burgosurve me Zenelin, me të cilët e ka mbajtur burgun në Nish. Më së tepërmi kemi shkuar te Niman Podrimja nga Ceralluka e Istogut, i cili merrej me dyer e dritare. Pas luftës na ka ndihmuar që të merremi me tregti me dyer e dritare. Për t'i vizituar kemi shkuar edhe te familjet tjera të të burgosurve politikë, por mbi të gjitha kemi pasur hyrje dalje me Hafiz Jakupin.[242]

---

[240] *E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur më 1962 në Prizren.*

[241] *E dhënë gojore e Fadil Ali Cukajt, lindur më 1943 në Ostros të Krajës.*

[242] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

Gjatë kohës sa ka punuar në Progres, ku ishte kryesor për mbledhjen e qengjave, ai u ka dalë në ndihmë çdo herë blegtorëve e në veçanti atyre familjeve që kanë pasur tradicionalisht njerëz të përndjekur. Gjithashtu e ka shfrytëzuar mundësinë më të vogël të mundshme dhe u ka ndihmuar të burgosurve politikë. Ta përmend një rast, Shefqet Kabashi ka qenë i burgosur me 101 vjet burg, por më vonë i falet dënimi dhe, kur del nga burgu pas 12 viteve, e merr në punë. Ismet Kabashi ka dalë nga burgu dhe e ka punësuar dhe me sa kam dëgjuar e kam njohuri edhe dhjetëra raste të tilla ka bërë, për t'u ndihmuar atyre familjeve të burgosurve që kanë pasur nevojë. Me një fjalë Zenel Kabashi karshi kujdesit në punë ka qenë shumë edhe i përkushtuar për shokët e burgut dhe shokët e idealit. Thjeshtë, ka qenë një njeri që më shumë ka menduar për shokët e tij të idealit sesa për familjen e vet. Mund të them se në çdo fshat ku ka hapur shitore i ka punësuar anëtarët e atyre familjeve.[243] Zeneli ka qenë human me të gjitha familjet e të burgosurve politik, sepse nuk donte që asnjëra prej atyre familjeve përjetësisht ta vuante dënimin, dhe pas vuajtjes së dënimit të ndiheshin si të gjithë të tjerët. "Zenel Kabashi familjen tonë çdo herë e ka nderuar dhe respektuar dhe sa herë që i është dhënë mundësia ai ka bërë për ne. Mbaj mend se kur bëhej grumbullimi i qengjave, Zeneli na ndihmonte shumë dhe ishte shumë real. Po kështu na ka ndihmuar me sigurimin e kashtës dhe të barit edhe Islam Fishari, sepse të dy punonin në Progres."[244] Zenel Kabashi në "Progres" ka qenë minë me sahat për serbët e në veçanti për Dragosllav Markoviqin, që ishte koka e nacionalistëve serbë në Prizren. Punëtorët shqiptarë u mbrojtën që të mos bien viktima të serbëve për t'u shndërruar në vegla serbe. Dhe kjo ka ndodhur falë

[243] *E dhënë gojore në mars 2023 e Sejdi Nuhi Kabashit, lindur më 1948 në Korishë.*
[244] *E dhënë gojore në mars 2023 e Zenun Hajrullah Hotit, lindur më 1948 në Krushë të Madhe.*

guximit dhe gjeturisë së Zenel Kabashit, që ishte shpirti i punëtorëve shqiptarë.[245]

"Me bacin Zenel jam njohur që nga momenti kur jam bërë për të ditur, pasi ai kishte shumë shoqëri me babanë tim Feratin. Sa herë vinte në Korishë, së pari vinte te babai im. Por, në veçanti nisi komunikimi dhe veprimtaria ime me te pas viteve nëntëdhjeta, pasi ai me babanë kishte shumë miqësi, sepse në vitin 1974 ia pat bërë të mundur që të punësohet dhe falë tij familja të mbijetojë."[246]

Gjithsesi, Zeneli ka punuar shumë kudo ku e kanë caktuar, sepse ai e dinte se vetëm me përkushtim në punë do të mund të mbetej në punë, në të kundërtën do ta largonin. Në Progres Zeneli për një kohë do të bartet në disa vende të punës, madje duke e caktuar edhe përgjegjës për pikat shitjes. Por, ajo çka i ka lënë përshtypje të tjerëve ka qenë fakti se Zeneli kudo ku ka punuar u ka ndihmuar në radhë të parë familjeve të të burgosurve dhe të përndjekurve politikë. Prej vitit1963 ederi në vitin 1987, kur Zenel Kabashi do të pensionohet parakohshëm, ka ndërruar disa vende të punës. Siç kujtojnë bashkë të punësuarit në "Progres", Zeneli ka qenë shumëherë në disa punë ku ka pasur pozita udhëheqëse, por asnjëherë nuk e ka shfrytëzuar atë pozitë për interesa personale, por gjithnjë ka qenë në të mirë të punëtorëve. Gjatë 25 vjetëve sa ka punuar ka qenë zëri i punëtorëve e në veçanti zëri i të punësuarve të atyre njerëzve që kanë qenë të përndjekur apo të dënuar politikisht. Në lidhje me arsyetimet pse ia kanë ndryshuar shumë herë vendin e punës, ai në një shkrim të tij thekson: " *Pos laboratorit punova në frigorifer, pastaj në thertore dhe në fund u detyrova të largohem prej thertores pasi patëm antagonizma mes udhëheqësisë serbe të cilët dominonin në kryesi të kombinatit. Me pretekst se gjoja kam ndaluar në thertore përpunimin e mishit të derrit në atë mënyrë paskam*

[245] *E dhënë gojore e Esmer Alijajt, lindur më 1952 në Prizren.*
[246] *E dhënë gojore e Bekir Ferat Kabashit, lindur më 1960 në Korishë.*

*krijuar bazën që të largohen punëtorët serbë nga thertorja."*[247]

Siç tregojnë kolegët e punës, Zenel Kabashi, pasi largohet nga sektori i tregtisë, angazhohet për rregullimin e restorant "Pojatës" në Landovicë. Falë angazhimit të palodhshëm të Zenel Kabashit, restorant "Pojata" në Landovicë u bë gjigant që shumë herë i mbulonte shpenzimet e ndërmarrjes. Edhe pse Zenelin e kishin dërguar aty për të dështuar, ai tregoi sukses dhe kështu bëri emër në fushën e menaxhimit të hotelerisë. Si rezultat i këtij suksesi që tregoi ai në menaxhim të hotelerisë, më vonë e caktuan udhëheqës të hotelerisë në Prizren, ku punoi deri në pensionim të parakoshëm. Zenel Kabashi ishte në shpirt human dhe mbrojtës i punëtorëve shqiptarë pavarësisht pasojave që mund t'i kishte. Në "Therandë" të gjithë punëtorët shqiptarë e respektonin më shumë si familjar të tyre sesa si drejtor, sepse ai për secilin nga ne ishte familjar, që na ndihmonte t'i zgjidhim të gjithë problemet tona.[248]

[247] *Pjesë e shkëputur nga jetëshkrimi i tij.*
[248] *E dhënë gojore në shtator 2023 e Asim Bibës nga Prizreni.*

## VEPRIMTARIA ATDHETARE PREJ 1990 DERI TE ARRESTIMI I DYTË MË 1995

Njëmbëdhjetë vjet pas aprovimit të Kushtetutës së Kosovës (1974), kur shqiptarëve iu krijuan kushtet më të mira, Akademia Serbe e Shkencave që nga viti 1985 do të nisë me hartimin e një memorandumi për të kritikuar Jugosllavinë e Titos dhe politikat e tij. Sipas Akademisë së Shkencave të Serbisë për 30 vjet të komunizmit në Jugosllavi, Serbia ka mbetur më e varfër sesa veriu i Jugosllavisë si dhe do të ndodhë politikë "gjenocidale" ndaj serbëve duke thënë se shumica e shqiptarëve "e shtypin" minoritetin serb në Kosovë. Akademia do të mbështesë idenë e një shteti serb dhe kjo ide do të mbështetet fuqimisht nga Sllobodan Milloseviç, një produkt i sistemit komunist jugosllav.[249]

Në këtë mënyrë rritja e nacionalizmit në Serbi, si dhe zgjedhja e Sllobodan Milloseviqit me udhëheqësit lokalë të komunistëve, provokuan një reagim të ushtrisë jugosllave, e cila ende besonte në vllaznim-bashkimin. Me këtë rast u bënë një varg përpjekjesh për të ndaluar marrjen hov të nacionalizmit serb, e që do të linte pasoja në gjithë Jugosllavinë, por më së shumti në Kosovë. Pas shkarkimit të Branko Mamullës ministër i Mbrojtjes dhe emërimit të Veljko Kadijeviçit në vend të tij më 15 maj 1988, përpjekja e fundit për të ndaluar Milloseviqin dhe makinerinë luftënxitëse, kur Stipe Shuvar, përfaqësuesi kroat në komisionin qendror të Jugosllavisë, kërkon shkarkimin e Milloseviqit, megjithatë, ai nuk i mori votat e mjaftueshme për propozimin e tij.[250] Në shkurt të vitit 1989 lëkundjen më të fortë të shkatërrimit të Federatës Jugosllave do t'ia japë greva e minatorëve të Trepça, në mbrojtje të pozitës kushtetuese të Kosovës,

---

[249] *Ramë Buja, Çështja e Kosovës dhe shkatërrimi i Jugosllavisë, Prishtinë, 2007, f. 70.*

[250] *Blerim Shala, Vitet e Kosovës 1998 – 1999, Prishtinë, 2001,f. 43.*

një njërën anë dhe, në anën tjetër, mobilizimi i qytetarëve të Kosovës për të qenë më unikë se kurrë më parë. Pas grevës së minatorëve, protestave të studentëve të Universitetit të Prishtinës, pasoi suprimimi i autonomisë, që ndodhi më 23 mars të vitit 1989, kur në Kuvendin e Kosovës, në kundërshtim me vullnetin e qytetarëve, u ndryshua Kushtetuta e vitit 1974, dhe në këtë mënyrë do të pasonte pushtimi i Kosovës. Me këtë rast me mijëra policë e ushtarë serbë, duke e vënë popullatën shumicë shqiptare nën masa represive dhe aparteidi, nisën ta zbatojnë planin famëkeq për shfarosjen e popullit shqiptar.

Largimi i punëtorëve nga puna, mbyllja e shkollave, mbyllja e mediave, sado që e dëmtuan rrugën e zhvillimit ekonomik të Kosovës, këto masa të rrepta antishqiptare popullin shqiptar e çelikosën edhe më shumë dhe e afruan më tepër drejt realizimit të aspiratave kombëtare. Me pak fjalë, situata politike e krijuar, e në veçanti pas fillimit të vrasjeve të ushtarëve shqiptarë në radhët e JNA-së, popullin e bënë më unikë se kurrë që prej pas Luftës së Dytë Botërore dhe bëri që përmes humanizmit për njëri tjetrin të rritet e të forcohet uniteti i popullit shqiptar.

Si të gjithë intelektualët shqiptarë edhe profesor Zenel Kabashi menjëherë pas largimit të punëtorëve nga puna do të angazhohet në mbledhjen e ndihmave për minatorët e larguar nga puna, por edhe aktivitete tjera humane e politike. Ishte shumë aktiv gjatë vitit 1990, ku i inkurajonte studentët më në krye Anton Çettën, për faljen e Gjaqeve. Në këtë mënyrë ai disa herë mori pjesë në takime për pajtimin e gjaqeve dhe ngatërresave jo vetëm në territorin e Prizrenit, por edhe me gjerë, sepse ai, si nacionalist, ishte i njohur gjithandej. Në veçanti mori pjesë në pajtimin e disa familjeve në fshatrat e Pejës së bashku me shokun e burgut Niman Podrimja. Fjala e të burgosurve politikë në periudhën e pajtimit të gjaqeve ishte fjalë me peshë, sepse vuajtjet dhe sakrificat e të burgosurve politikë, kishin nxjerrë si ide për faljen e

gjaqeve dhe ngatërresave. Gjatë kësaj periudhe Zenel Kabashi nisi të merrej me tregti, duke shitur hekuirishta. Këtë lloj tregtie e preferonte, sepse gjatë vuajtjes së dënimit në Nish, e kishte kryer kursin e ndërtimtarisë dhe ishte e vetmja mundësi, që të merrej me këtë veprimtari, për të mbijetuar: të mbajë familjen e t'i shkollojë fëmijët e tij. Në anën tjetër, hapja e dyqanit i mundësoi atij të takohej me shumë njerëz të vullnetit të mirë dhe të bindjeve nacionaliste për zgjidhjen e kauzës kombëtare. Pra, kjo ishte edhe arsyeja kryesore, që Zenel Kabashin në këto vite do ta gjejmë në gjithë hapësirën e Kosovës, herë në një qytet e herë në një qytet tjetër. Me hapjen e dyqanit, ai do t'u ndihmojë shumë herë edhe mësuesve, që punonin pa pagesë, siç do ta kemi një rrëfim nga Asim Biba në pjesën e shtatë të kësaj monografie. Gjithashtu, në këtë periudhë kohore shtëpia e tij u shndërrua në zyra të partisë, ku u mbajtën me dhjetëra takime me veprimtarët e çështjes shqiptare.

Meqenëse nuk ishte në një vijë dhe me një mendim me qëndrimet e Lidhjes Demokratike të Kosovës, pasi vizioni i tij nuk përputhej me vizionin e LDK-së, ai nisi të kontaktojë me disa nga ish të burgosurit politikë, për të ndërmarrë një nismë për themelimin e një subjekti politik, që do ta bënte atë krenar dhe të gjithë nacionalistët tjerë, të cilët ideal të përbashkët kishin realizimin e aspiratave shekullore, bashkimin kombëtar. Në këtë mënyrë mori pjesë aktive në Këshillin nismëtar për themelimin e NDSH-së në Kosovë. Pas një pune të gjatë dhe pas shumë takimeve anekënd Kosovës, më në fund pas shumë përpjekjesh e sakrificash, më 3 maj të vitit 1992, u rithemelua Partia Nacional Demokratike Shqiptare. Themelimi i kësaj partie u bë në Prishtinë, në ambientet e Medresesë "Alaudin", ndërsa Kuvendi i Parë i PNDSH-së u mbajt më 24 tetor 1993 në Prizren.[251]

---

[251] *Lëvizja Nacional Demokratike Shqiptare, në Prizren u themelua në nëntor të vitit 1943 dhe u organizua nga Ibrahim Fehmiu, Selman Riza, Halim Spahiu, Sokol Dobroshi, Ibrahim Lutfiu etj., shumë prej të cilëve Zenel Kabashi i njihte si fëmijë. Pastaj duke qenë nxënës i liceut "Gjon*

Në këtë mënyrë Zeneli nisi ta zgjerojë rrethin e tij shoqëror, duke mobilizuar shokët e burgut në radhë të parë, pastaj edhe familjet nacionaliste, të cilat kishin kontribuar në vite. Njëri ndër shokët me të cilët gjithmonë ka bashkëpunuar dhe e ka respektuar edhe pas viteve nëntëdhjeta ishte Mulla Jakupi, me të cilin pothuajse çdo ditë takoheshin dhe bisedonin për kauzën shqiptare. Në këtë periudhë së bashku me Hafëz Jakupin shkonte për ta vizituar shpesh Arif Ramadanin nga Randobrava, por i vizitonte edhe shokët tjerë. Një bashkëpunim të mirë e kishte edhe me Hasan Rremën e Xhemal Aranliun, me të cilët bënin plane se si mund ta aktivizonin vrullin e nacionalizmit shqiptar. “Zenel Kabashi pas viteve ’90 ka qenë shpirtërisht i angazhuar që ta nxjerrë në shesh pastërtinë e nacionalistëve shqiptarë, pavarësisht se Balli Kombëtar nuk ka qenë i pranishëm në Kosovë, ideja e Ballit ka qenë udhërrëfyes i veprimtarive atdhetare. Për këtë arsye Zeneli e ka quajtur veten ballist dhe ka këmbëngulur në këtë gjë. Zeneli ka qenë i angazhuar që ta paraqesë Ballin Kombëtar si subjekt politik me vizion dhe qëllim të qartë kombëtar e jo ashtu siç e kanë paraqitur të komprometuar në çdo aspekt. Zeneli përpiqej ta paraqiste pastërtinë e Ballit.”[252]

Vazhdimisht me grupin e intelektualëve dhe të burgosurve politikë, takoheshin nëpër lagje të qytetit, për ta mobilizuar popullin dhe për ta ngritur vetëdijen kombëtare, që të jenë sa më humanë për njëri tjetrin dhe bashkërisht t’i tejkalojnë të gjitha sfidat. “Mbaj mend se me dhjetëra herë jam takuar në lokalin tim, në lokalin e Bacës Zenel dhe kemi biseduar për shumë probleme aktuale ku, mbi të gjitha, ka dominuar humanizmi dhe mbledhja e të dhënave për dhunën e ushtruar nga regjimi

*Buzuku” ai do të bëhet anëtar i Rinisë së NDSH-së dhe si aktivist i kësaj lëvizje, më vonë do të bëhet pjesë e Grupit të Lidhjes së Prizrenit, si pjesë e këtij subjekti politik.*

[252] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*

ndaj shqiptarëve. Neve të rinjve na inkurajonte që sa më shumë të merremi me kauzën kombëtare, sepse është e vetmja mundësi e realizimit të aspiratave kombëtare - bashkimi!”[253]

Pavarësisht se pas viteve nëntëdhjeta u riinstalua pushteti okupues, për nacionalistët dhe për atdhetarët u krijua një frymë më e mirë e veprimtarisë, sepse njerëzit më lirshëm se më parë mund të komunikonin. Një ndër vendtakimet, ku bisedohej për çështjen kombëtare, ishte edhe Xhamia e Emin Pashës, në të cilën shërbente hoxhë Jakup Muçeziu, njëri ndër nacionalistët më të njohur të Prizrenit dhe regjionit. Në këtë vendtakim takoheshin pothuajse për çdo ditë jo vetëm shokët e burgut, por edhe intelektualët tjerë, sepse kjo xhami, ku ka shërbyer Jakup Muçeziu, ka qenë edhe shkollë, edhe çerdhe e veprimtarive atdhetare, në të cilat mendohej për zgjidhjen e kauzës jo vetëm me paqe, por duke u angazhuar edhe për opsionin e luftës. Në anën tjetër, kjo xhami ishte afër shtëpisë së Zenelit, që ishte shndërruar në ambinete të takimeve.

Zenel Kabashi ka qenë shtyllë e nacionalistëve në Prizren dhe më gjerë, i cili ka pasur aftësi për njohjen e drejtë të historisë dhe këtë e ka shfrytëzuar të jetë në nivel të duhur. Zeneli mbante lidhje me të gjithë nacionalistët prizrenas, pavarësisht se ku ishin rreshtuar ata. Ai këto lidhje i mbante me qëllim që të mos harrohen gjurmët e vjetra të veprimtarisë atdhetare. Dhe këto lidhje i mbante, duke mos u mburrur, por të dëshmohej me punë për te nuk kishte çështje, që nuk i gjendej zgjidhja, por kërkonte durim dhe maturi për kryerjen e asaj pune. ”Kontributi i Zenel Kabashit ka qenë i madh në njoftimin e njerëzve, aktivistëve me historinë e Ballit Kombëtar dhe për këtë jam i bindur se asnjëri nga ne e as në qendër nuk ka qenë njohës më i mirë, e as më bindës. Ai sa herë ka marrë fjalën të flas para njerëzve me të cilët takohej i bindte, sepse dinte pothuaj historinë e çdo familje në Prizren. Kishte aftësi të hatashme për

[253] *E dhënë gojore e Parim Aqif Kosovës, lindur më 1962 në Prizren.*

këtë çështje. Ishte në gjendje që me njerëz të bisedonte me orë të tëra dhe ta bindet secilin se kush është dhe pse duhet të jetë aty. Ai e dinte veprimtarinë e nacionalistëve gjatë Luftës së Dytë, por edhe pas luftës."[254] "Me Zenel Kabashin mburrej i gjithë qyteti, jo vetëm unë që e kisha dhëndër. Ai ishte person i dashur dhe i respektuar për të gjithë e në veçanti me njerëzit që kishin kontribuar për kauzën shqiptare. Unë përmes tij, duke i njohur shumë veprimtarë të çështjes shqiptare, e kam njohur shpirtin liridashës të prizrenasve."[255]

Pas themelimit të PNDSH-së në Prishtinë, Zeneli me shokë e themelon degën edhe në Prizren. Fillimisht takimet i mbajnë nëpër shtëpi private, por edhe në objekte të xhamive. Grupi nismëtar për Prizrenin ka qenë nga tetë deri në dhjetë veta, ku në mesin e tyre kanë qenë kryesisht shokët e tij të veprimtarisë së mëhershme, ndërsa më vonë radhët e kësaj partie nacionaliste sa vijnë dhe shtohen.

Zenel Kabashi, pasi e themeloi dhe e zgjidhi kryesinë e NDSH-në në Prizren, planifikonte që këtë subjekt politik ta shtrinte edhe në fshatrat e Prizrenit. Në radhë të parë shkoi në Korishë e pastaj edhe në Velezhë, në fshatrat e Hasit e kudo ku kishte nacionalistë të dëshmuar. "Fillimi i veprimtarisë sime me Zenel Kabashin ishte kur u themelua NDSH-ja dhe kur ai erdhi në Korishë me shokët e tij: Hafiz Jakup Muçeziu, Daver Haskukën, Kujtim Çarkaxhiun, Ibish Gashin, Bajram Dehirin, Xhemajl Aranliun. Qëllimi i vizitës ishte themelimi i PNDSH-së edhe në Korishë, sepse, siç thoshte ai, Korisha ishte çerdhja e kësaj partie në fillet e para të saja pas Luftës së Dytë Botërore. Kështu, në vitin 1992 më kanë çuar fjalë për themelimin e PNDSH -sënë Korishë. Dhe nga kjo kohë kemi qenë vazhdimisht në bashkëpunim rreth angazhimit në PNDSH-së".[256] Më pas Bekir Kabashi

[254] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*
[255] *E dhënë gojore e Orhan Iliaz Kubatit, lindur më 1937 në Prizren.*
[256] *E dhënë gojore e Bekir Ferat Kabashit, lindur më 1960 në Korishë.*

tregon se takimi për themelimin e PNDSH-së, në Korishë është mbajtur në odën e Ferat Kabashit, e më pas takime kanë pasuar në Prizren, ku i kemi mbajtur mbledhjet në Tusus nëpër xhamia etj. Zeneli ka qenë njeri që i ka afruar njerëzit dhe nuk ka qenë përçarës e as nuk i ka dashur ata që kanë qenë mendjemëdhenj.

Në fakt, Zeneli, pos angazhimit të tij që t'i mblidhte rreth PNDSH-në të burgosurit politik dhe familjet e tyre, ishte angazhuar që këtë subjekt politik ta përkrahnin edhe të rinjtë. Kështu, duke punuar në dyqanin e tij, shumë herë u sugjeronte të rinjve që të rreshtohen në vijën e drejtë kombëtare, sepse shansi historik nuk duhet refuzuar, se nuk i kthehet më kjo mundësi e organizimit të mirë të rinisë.

Në vitin 1992, siç e kemi theksuar më sipër, Zenel Kabashi del publikisht në shtypin e kohës për të treguar se si ai me vëllanë, xhaxhain e tij dhe disa të tjerë e kishin varrosur Bedri Pejanin si dhe familja e tij ishte angazhuar gjatë gjithë kohës sa ka qenë në paraburgim në Prizren. Bërja publike e kësaj veprimtarie të panjohur për një pjesë të opinionit prizrenas nuk kaloi në heshtje, sepse nisën të shtohen zërat që "Zenel Ballisti" po angazhohet që të mbledhë rreth vetes njerëz që kanë histori të bujshme kombëtare. Avokati Ethem Rogova mendon se njëra prej arsyeve kryesore pse më 1995 arrestohet Zenel Kabashi ishte pikërisht çështja e varrit të Bedri Pejanit. Përndryshe, pse të arrestohej e të dënohej dikush që ka përkrahur një parti politike, që ka qenë legale dhe që është themeluar në prani të forcave policore serbe. Gjithsesi, aktiviteti i Zenel Kabashit nuk shihej mirë edhe nga një grup i njerëzve, që kishin nisur të miqësoheshin me regjimin e kohës.

Deklarimet publike të Zenel Kabashit me këdo që takohej se ardhja dhe strehimi i refugjatëve serbë nga Kroacia nëpër institucione e në veçanti në Kompleksin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit paraqesin një rrezik të madh për kombin, ndikuan që arrestimi i tij të bëhet realitet në shkurtin e vitit 1995.

Në ditën kur u arrestua Zenel Kabashi, i pranishëm me te ishte Dr. Orhan Kubati, i cili atë moment e përshkruan kështu: "Ishte ditë e shtunë, ditë pushimi. Siç vepronim për çdo vikend, edhe këtë të shtunë planifikonim të dilnim për t'u takuar me shokë. Por, në stinën e dimrit, takimet i linim kryesisht në mesditë, sepse më herët ishte ende ftohtë. Kur shkova para dyqanit të tij, e pashë Zenelin pak si të habitur për dallim nga herë tjera. I tregova se jam nisur për të shkuar te Shemsedin Kirajtani dhe insistova që edhe ai të vinte me mua. Pranoi, edhe pse donte që të rrinte afër shtëpisë. Gjatë rrugës më tregoi se si ia kanë arrestuar dje një shok dhe mund të ndodhte që ta arrestonin edhe atë. Ai në fakt i kishte marrë masat dhe i kishte larguar të gjitha gjërat, që mund ta penalizonin ose ta bënin të dyshimtë për diçka. Dhe sapo kemi hipur në urë (Ura e Naletit) afër shtëpisë së Shuaip Spahisë, nga makina e policës kanë dalë me shpejtësi tre policë dhe e kanë kapur Zenelin. Duke e kapur për krahësh, milicia më tha ti vazhdo. Pa i dhënë asnjë sqarim, e kanë futur në makinë dhe u nisën me te."[257] Në të vërtetë arrestimet e nacionalistëve bëheshin në publik me qëllim që të fusnin frikë në popull dhe nuk e aplikonte regjimi serb arrestimin nëpër shtëpia, por në ambiente të hapura në sheshe e në qytet. Dhe kështu pasi e arrestojnë, e fusin në makinë dhe e dërgojnë në shtëpi për ta bastitur.

"Isha duke i hekurosur rrobat, kur hynë policët brenda në shtëpi. Me ta ishte edhe Zeneli, pasi e kishin arrestuar në qytet, gjatë kohës sa ka qenë me vëllain tim Orhanin. Pastaj e kanë bastisur shtëpinë dhe më janë drejtuar mua, duke ma përplasur ditarin e klasës, që e mbaja në shtëpi 'Do ta marrim me vete këtë rrebel'. Gjatë bastisjes, me sa mbaj mend, e kanë gjetur vetëm statusin e partisë dhe asgjë tjetër, sepse Zeneli ka qenë shumë i kujdesshëm dhe gjërat me vlerë ose ato që konsideroheshin të ndaluara i fshihte e nuk i mbante në shtëpi. Aq më tepër, kur kishte kuptuar se

---

[257] *E dhënë gojore e Orhan Iliaz Kubatit, lindur më 1937 në Prizren.*

një ditë më parë e kishin arrestuar Kujtim Qarkaxhiun."[258] Siç kujton bashkëshortja, policët që e kishin arrestuar Zenelin, ishin serbë prizrenas, djali i Miles dhe Ratko, të cilëtdikur kishte punuar në gjimnaz si profesor.

Pra, Zenel Kabashi, edhe sipas kujtimeve edhe sipas dëshmive, arrestohet më 13 shkurt 1995 në orët e mesditës, pasi ishte arrestuar njëri prej bashkëpunëtorëve të tij më 12 shkurt 1995. Familjarët dhe miqtë e Zenelit prisnin që pas marrjes në pyetje ta lironin, sepse nuk ishin në dijeni se kishte bërë ndonjë vepër për ta mbajtur në paraburgim. Në ditën e arrestimit, pra më 13 shkurt 1995, organet e sigurimit në Prizren marrin vendim që të mbahet në paraburgim për tri ditë, përkatësisht nga 13 shkurti deri më 16 shkurt 1995. Ky vendim mbase është marrë për mbajtje në bazë të provave, që, siç theksuam, janë gjetur gjatë bastisjes së njërit prej anëtarëve të grupit.

Familja me të kuptuar se për 72 orë ose për tri ditë ishte ndalur në paraburgim, angazhohen për të gjetur mundësi, që ai të lirohet sa më parë, pasi ishte me diabet dhe kishte probleme shëndetësore me prostatë.

Gjatë bastisjes së shtëpisë, policia nuk kishte gjetur e nuk kishte marrë gjë veç statusit të PNDSH-së. Ai në hetuesi të nesërmen u mor në pyetje edhe për gjërat që i ishin gjetur Kujtim Qarkaxhiut, të cilat po i japim më poshtë, për të kuptuar më lehtë ngritjen e aktakuzës e më vonë edhe aktvendimin. Sipas vërtetimit rreth sendeve të sekuestruara më 12 shkurt 1995, në shtëpinë e Kujtim Qarkaxhiut thuhet se janë marrë për prova 12 gjëra me vlerë. Sipas kësaj liste janë sekuestruar:

1. Programi i partisë ilegale "PNDSH" i vitit 1991,
2. Qëllimet aktuale politike të "PNDSH-së",
3. Raporti i shkurtër i punës së "PNDSH-së" nga mbledhja II deri më 11. 02. 1995,

[258] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

Me rastin e shqiptimit të dënimit, gjykata e shkallës së parë nuk ka marrë parasysh sëmundjen e të akuzuarit dhe rrethanat e tjera lehtësuese, siç është qëndrimi i tij, se ai i ka shprehur publikisht pikëpamjet e tij politike, përkatësisht në një forum të organizuar nga SPS-ja, se ato pikëpamje ishin jo ekstreme dhe se nuk është e vërtetë se veprimtaria e të akuzuarit ka qenë e paligjshme. Gjykata e shkallës së parë gabimisht konsideron se një parti e paregjistruar është e paligjshme. Ngjyra e paligjshmërisë përjashton çdo veprim publik, sepse veprimi i kundërligjshëm është veprim i fshehtë, konspirativ dhe kundër ligjit. Në këtë rast gjithçka ishte publike, gjithçka u botua në shtypin e përditshëm dhe punimet e kuvendit themelues u zhvilluan në praninë e punonjësve të Shërbimit të Sigurimit, ndërsa ambientet ku u mbajt kuvendi themelues ishin nën mbikëqyrje të drejtpërdrejtë nga milicia.

Më, 5 qershor 1995, mbrojtësi i të akuzuarit

**Kzh. I 914/95**

**NË EMËR TË POPULLIT**

Gjykata Supreme e Serbisë në Beograd, me trupin gjykues të përbërë nga gjyqtarët: Mr. Ljubinka Sretenoviq, në cilësinë e kryetarit të trupit gjykues, Dushan Mariçiq, Tomica Šekularac, Aleksandar Rankociq dhe Dragoslav Bogiçeviq, si anëtarë të trupit gjykues dhe bashkëpunëtores së pavarur profesionale Natasha Banjac, si procesmbajtëse në rastin penal



Кж.I 914/95

У ИМЕ НАРОДА

Врховни суд Србије у Београду, у већу састављеном од судија: мр Љубинка Сретеновића, као председника већа, Душана Маричића, Томице Шекуларца, Александра Ранковића и Драгослава Богићевића, као чланова већа и самосталног стручног сарадника Наташе Бањац, као записничара, у кривичном предмету оптужених Кабаши Зејнелабедина, Гаши Ибиша и Чакарђију Кујтима, због кривичног дела из члана 116.став 1. у вези члана 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, одлучујући о жалбама браниоца отпужених Кабаши Зејнелабедина, Гаши Ибиша и Чакарђију Кујтима, изјављеним против пресуде Окружног суда у Призрену К.14/95 од 18.4.1995.године, после седнице већа, одржане у смислу члана 371.Закона о кривичном поступку у присуству бранилаца оптужених, дана 12.10.1995.године, донео је

П Р Е С У Д У

УВАЖАВАЈУ СЕ жалбе бранилаца оптужених Кабаши Зејнелабедина, Гаши Ибиша и Чакарђију Кујтима и ПРЕИНАЧУЈЕ пресуда Окружног суда Призрену К.14/95 од 18.4.1995.године, у погледу правне квалификације дела и одлуке о казни, тако што Врховни суд налази да се у радњама оптужених Кабаши Зејнелабедина, Гаши Ибиша и Чакарђију Кујтима, описаним у изреци наведене првостепене пресуде, стичу сва законска обележја припремања кривичног дела угрожавање територијалне целине из члана 116.став 1. у вези члана 18.став 3. а кажњиво по члану 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, за које оптужене Кабаши Зејнелабедина, Гаши Ибиша и Чакарђију Кујтима осуђује на казну затвора у трајању од по 1(једне) године, у коју им се урачунава време проведено у притвору од 13.2.1995.године па надаље, у односу на оптужене Кабаши Зејнелабедина и Гаши Ибиша, а од 12.2.1995.године па надаље у односу на оптуженог Чакарђију Кујтима.

О б р а з л о ж е њ е

Првостепеном пресудом Окружног суда у Призрену оптужени Кабаши Зејнелабедин, Гаши Ибиш и Чакарђију Кујтим оглашени су кривим као саизвршиоци за кривично дело угрожавање територијалне целине из члана 116.став 1.Кривичног закона Савезне Републике Југославије кажњиво по члану 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије и осуђени на казну затвора у трајању од по 2 године, у коју им се урачунава и време

***Faksimile e aktgjykimit të Gjykatës Supreme të Serbisë, fl. 1***

të të akuzuarve Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi, Kujtim Qarkaxhiu, për veprën penale nga neni 116 paragrafi 1. në lidhje me nenin 138 të Kodit Penal të Republikës Federale të Jugosllavisë, duke vendosur mbi ankesën e mbrojtësve të të akuzuarve Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi dhe Kujtim Qarkaxhiu, i shpallur kundër aktgjykimit të Gjykatës së Qarkut në Prizren K.14/95 të datës 18.04.1995, pas seancës së trupit gjykues, të mbajtur në kuptim të nenit 371 të Kodit Penal, në prani të mbrojtësit të të akuzuarit, më 12.10.1995, ka miratuar:

## AKGJYKIM

RESPEKOHEN ankesat e mbrojtësve të të akuzuarve Zejnelabedin Kabashit, Ibish Gashit dhe Kujtim Qarkaxhiut dhe aktgjykimi i Gjykatës së Qarkut në Prizren K.14/95 i datës 18.04.1995 lidhur me kualifikimin juridik të veprës dhe vendimin për dënimin.

MODIFIKOHET pasi Gjykata Supreme konstaton se në veprimet e të akuzuarve Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi dhe Kujtim Qarkaxhiu, të përshkruara në aktgjykimin e lartpërmendur të shkallës së parë, të gjitha tiparet juridike të përgatitjes së veprës penale të rrezikimit e integritetit territorial nga neni 116 paragrafi 1 lidhur me nenin 18 paragrafi 3 dhe dënueshëm sipas nenit 138 të Kodit Penal të Republikës Federale të Jugosllavisë, për të cilin të pandehurit Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi dhe Kujtim Qarkaxhiu dënohen me burgim prej 1 (një) viti, në të cilin dënim është marrë parasysh koha e kaluar në paraburgim nga 13. 02.1995 e tutje, në lidhje me të akuzuarit Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi dhe nga 12 shkurt 1995 për të akuzuarin Kujtim Qarkaxhiu.

## ARSYETIM

Me aktgjykim të shkallës së parë të Gjykatës së Qarkut në Prizren, të akuzuarit Zejnelabedin Kabashi, Ibish Gashi dhe Kujtim Qarkaxhiu janë shpallur fajtorë si bashkëkryes për veprën penale të rrezikimit të tërësisë territoriale nga neni 116 paragrafi 1 të Kodit Penal të Republikës Federale të Jugosllavisë, e dënueshme sipas nenit 138 të Kodit Penal të Republikës Federale të Jugosllavisë dhe dënohet me nga 2 vjet burg secili, duke përfshirë kohën e kaluar në paraburgim. Nga data 13.02.1995 në lidhje me të akuzuarit Zejnelabedin Kabashi dhe Ibish Gashi dhe të datës 12.02.1995, në lidhje me të akuzuarin Kujtim Qarkaxhiun.

Të akuzuarit janë të obliguar t'i paguajnë bashkërisht të gjitha shpenzimet e procedurës penale, aq sa do të arrijnë sipas llogarisë dhe në emër të një shume prej 500 dinarësh nga të akuzuarit.

Kundër aktgjykimit të lartpërmendur, ankesë kanë paraqitur mbrojtësit e të pandehurit Znelabedin Kabashit, avokatët Muharem Skenderi dhe Ethem Rogova nga Prizreni dhe avokati Orhan Nevzati nga Prizreni, avokatët e të akuzuarit Kujtim Qarkaxhiut, avokati Vehap Hashani dhe Hashim Çollaku nga Prizreni si dhe mbrojtësi i të akuzuarit Ibish Gashit, avokati Engjëll Çetta nga Prizreni, për të gjitha arsyet mbi të cilat ankesa mund të kundërshtohet me propozimin për anulimin ose ndryshimin e aktgjykimit të kontestuar në pajtim me propozimet e paraqitura në ankesë, të anulohet paraburgimi sipas akuzës dhe me kërkesë që të akuzuarit dhe mbrojtësit e tyre të njoftohen për seancën e kolegjit të Gjykatës Supreme.

Prokurori Publik i Republikës, në parashtresën AP. nr.959/95 të datës 24.7.1995, ka sugjeruar që argumentet e mbrojtësve të të akuzuarve të refuzohen si të pabazuara dhe të vërtetohet aktgjykimi i kontestuar.

Gjykata e Lartë njoftoi të gjithë ata që kërkuan për mbajtjen e seancës së trupit gjykues, shqyrtoi aktgjykimin e kundërshtuar së bashku me të gjitha

shkresat e kësaj çështjeje penale, të gjitha ankesat e lartpërmendura, qëndrimin dhe propozimin e Prokurorit Publik të Republikës, sqarimet e mbrojtësve të të akuzuarve të pranishëm në seancën e kolegjit të kësaj gjykate dhe, pas vlerësimit të pretendimeve dhe propozimeve ankimore, konstatoi:

-3- Кж.I 914/95

извршења дела од стране овог оптуженог и као недостатак описа припремних радњи и неопредељивање облика истих, у смислу члана 18.став 3. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, те и као недостатак описа радњи за сваког од оптужених понаособ.

Непостојање разлога о одлучним чињеницама , према жалби браниаца оптуженог Кабаши Зејнелабедина, односе се на пропуст првостепеног суда да конкретизује припремне радње које је овај оптужени предузео да употребом силе угрози уставно уређење Савезне Републике Југославије и отцепи део територије Савезне Републике Југославије и Републике Србије, а на исти пропуст у односу на оптуженог Чаракђију Кујтима указује и жалба његових бранилаца. У овој жалби указује се и на недостатак разлога о временском деловању овог оптуженог, о ставу суда да се ради о саизвршилаштву, о облику виности о садржини доказног материјала и о одлуци о казни.

Међутим, по оцени Врховног суда, сви предњи жалбени наводи нису основани. Из изреке побијане пресуде произилази да је заштићено добро предметног кривичног дела територијална целокупност Савезне Републике Југославије, јер је назначено да су радње оптужених предузете у циљу припремања отцепљења дела територије Савезне Републике Југославије и стварања засебне државе , на начин (употребом силе) који није у складу са уставним принципима. Надаље, употреба, у образложењу побијане пресуде , назива "партије" за организацију чији су оптужени чланови , што иначе првостепени суд чини у контексту интерпретације доказа, не представља битну повреду одредаба кривичног поступка јер се и не односи на одлучну чињеницу. Такође, првостепени суд је у изреци пресуде описао за које појединачне радње извршења је сваког од оптужених огласио кривим, а за оптуженог Чакарђију Кујтима и у ком времену су предузете (од средине 1993.године када постаје члан илегалне организације "ПНДШ") , што је наведено и у разлозима побијане пресуде (страна 3 став трећи), па не стоји ни навод жалбе бранилаца овог оптуженог о недостатку разлога за ову чињеницу.

По налажењу овог суда , образложење дато у побијаној пресуди , није у супротности са изреком пресуде и дати су разлози за све одлучне чињенице, па и оне истакнуте у жалбама , првенствено које се односе на радње припремање извршења дела , које је првостепени суд утврдио на основу доказа, чија је садржина и оцена изнета у образложењу побијане пресуде.

Обзиром да бранилац оптуженог Кабаши Зејнелабедина , адвокат Орхан Невзети у својој жалби, као и бранилац оптуженог Гаши Ибиша, битне повреде одредаба кривичног поступка истичу само као основ побијања пресуде: без навођења разлога односно без конкретизовања у чему се те

***Faksimile e aktgjykimit të Gjykatës Supreme të***

Shkelje esenciale të dispozitave të procedurës së përgjithshme, siç rrjedhin nga ankesat e mbrojtësve të të akuzuarit Zejnelabedin Kabashi, mbrojtësve të të akuzuarit Ibish Gashi dhe mbrojtësit të të akuzuarit Kujtim Qarkaxhiut janë se dënimi i aktgjykimit është i pakuptueshëm, vetë kontradiktor si dhe arsyet e dhëna në aktgjykim nuk janë të mbështetura në fakte vendimtare dhe, sipas ankesës së mbrojtësit të të akuzuarit Ibish Gashi, arsyet e dhëna janë të paqarta dhe kontradiktore dhe se ekziston kontradiktë ndërmjet asaj që thuhet në aktgjykim për përmbajtjen e provave dhe përmbajtjes faktike të provave të paraqitura dhe gjendjes faktike të vërtetuar.

Mbrojtësit e të akuzuarit Zenelabedin Kabashi e shohin paarsyeshmërinë dhe kontradiktën e formulimit të aktgjykimit të kundërshtuar në etiketimin e gabuar të rendit kushtetues të Republikës Federale të Jugosllavisë si objekt i kërcënuar, në vend të integritetit territorial, dhe në emërtimin e ndryshëm, në formulimin dhe shpjegimin e aktgjykimit, në organizatën në të cilën janë anëtarë të akuzuarit.

Ankesa, nga ana tjetër, e mbrojtësve të të akuzuarit Kujtim Qarkaxhiut, e saktëson këtë shkelje si mungesë të

konkluzionit të diferencuar nga gjykata e shkallës së parë, lidhur me kohën e ekzekutimit të aktit nga ana e këtij të pandehuri dhe si mungesë përshkrimi, në kuptim të nenit 18 të pikës 3 të Kodit Penal të RFJ-së dhe mospërshkrimit të rreshtave nga secili prej të pandehurve veç e veç.

Mosekzistenca e arsyeve për faktet vendimtare, sipas ankesës së mbrojtësve të të paditurit Zenelabedin Kabashi, i referohet dështimit të gjykatës së shkallës së parë për të specifikuar veprimet përgatitore, që ky i akuzuar ka ndërmarrë për të përdorur armën për të sulmuar rendin kushtetues të Republikës Federale të Jugosllavisë dhe shkëputjen e një pjese të territorit të Jugosllavisë dhe Republikës së Serbisë, dhe i njëjti lëshim në lidhje me të akuzuarin Kujtim Qarkaxhiun i atribuohet edhe ankesës së mbrojtësve të tij. Në këtë ankesë theksohet edhe mungesa e arsyetimit të kohës pas veprimeve të këtij të akuzuari dhe se qëndrimi i gjykatës të merret pasi të analizohen rrethanat, forma e fajësisë, përmbajtja e lëndës dëshmuese dhe në fund vendimi dënues.

Megjithatë, sipas mendimit të Gjykatës Supreme, të gjitha pretendimet e mëparshme nuk ishin të bazuara. Nga formulimi i aktgjykimit të kundërshtuar rezulton se objekt i veprës penale në fjalë është integriteti territorial i Republikës Federale të Jugosllavisë, sepse tregohet se veprimet e të pandehurve janë ndërmarrë me qëllim të përgatitjes së shkëputjes së pjesës së territorit të Republikës Federale të Jugosllavisë dhe krijimit të një shteti të veçantë, që nuk është në përputhje me parimet kushtetuese. Më tutje, përdorimi, në shpjegimin e vendimit të kontestuar, i thirrjes "parti" me organizatën, të pandehurit e së cilës janë akuzuar, gjë që gjykata e shkallës së parë e bën normalisht në kontekstin e interpretimit të provave, nuk përfaqëson një shkelje esenciale të dispozitave të procedurës penale, sepse nuk i referohet faktit vendimtar.

Gjithashtu, gjykata e shkallës së parë në vendim ka theksuar se për cilat akte individuale të ekzekutimit është fajtor secili nga të pandehurit dhe për të akuzuarin Kujtim Qarkaxhiun dhe në çfarë kohe janë kryer ato (nga mesi i vitit 1993, kur është bërë anëtar i organizatës ilegale “PNDSH”), gjë që ishte edhe në aktgjykimin e kontestuar (faqe 3, paragrafi 3), dhe kështu që nuk e konteston as ankesa e mbrojtësve të të pandehurit për mungesën e arsyetimit për këtë fakt.

Sipas urdhrit të kësaj gjykate, arsyetimi i dhënë në aktgjykimin e kontestuar nuk është në kundërshtim me dënimin e aktgjykimit dhe është dhënë për të gjitha faktet vendimtare, përfshirë ato të theksuara në ankesa, para së gjithash për ato që kanë të bëjnë me veprimet e përgatitjes për kryerjen e veprës penale, të cilën Gjykata e Shkallës së Parë i ka cilësuar si të bazuara në prova. Provat dhe vlerësimi janë paraqitur në shpjegimin e aktgjykimit të kontestuar.

Duke pasur parasysh se mbrojtësi i të akuzuarit Zenelabedin Kabashi, avokat Orhan Nevzati në ankesën e tij, si dhe mbrojtësi i të akuzuarit Ibish Gashi kërkojnë për të hedhur aktgjykimin, pa deklaruar arsyet, gjegjësisht pa specifikuar se në çfarë konsistojnë këto shkelje, andaj në këtë pjesë vlerësohet si e pabazuar ankesa.

Prandaj, nuk ka shkelje të theksuara të dispozitave të procedurës penale dhe nenit 364 paragrafi 1 pika 11 të ligjit për procedurë penale për të cilat theksohen në ankesa, si dhe të tjera që kjo gjykatë i

-5- Кж.I 914/95

Испитујући правилност побијане пресуде у вези правне оцене дела. Врховни суд налази да по правилној примени Кривичног закона, радње оптужених треба квалификовати као припремање кривичног дела угрожавања територијалне целине из члана 116.ств 1. у вези члана 18.став 3., а кажњиво по члану 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије. Наиме, у конкретном случају, стварање организације, чији је циљ , поред осталих , отцепљење дела територије Савезне Републике Југославије, употребом силе или другим поротивуставним путем, и предузимање активности усмерених на остваривање постављених циљева (омасовљавање организације, оснивање огранака, одржавање састанака на којима се заговара остваривање циљева, уз прихватање, статутом и програмом организације предвиђене и ратне опције као начина остваривања тих циљева), што је све правилно утврдио првостепени суд , као радње оптужених, по налажењу Врховног суда, супротно тврдњама у жалбама бранилаца оптужених, представљају припремне радње за извршење кривичног дела угрожавање територијалне целине из члана 116. став 1. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, које радње, обзиром на њихову изразиту друштвену опасност и значај заштићеног добра - територијалне целокупности Савезне Републике Југославије, има у виду одредба члана 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, а не чине и сам покушај отцепљења дела територије, као радњу извршења кривичног дела из члана 116.став 1. Кривичног закона Савезне Републике Југославије, како то произилази из правне оцене дела дате у изреци побијане пресуде ("чиме су ... починили кривично дело угрожавања територијалне целине..."), без обзира што се првостепени суд позива на члан 138. Кривичног закона Савезне Републике Југославије. Стога је било неопходно преиначење побијане пресуде у погледу правне оцене, као у изреци ове пресуде.

Испитујући побијану пресуду у делу одлуке о казни . Врховни суд налази да су основани жалбени предлози за блаже кажњавање свих оптужених. Имајући у виду , у првостепеној пресуди утврђене отежавајуће и олакшавајуће околности , као и олакшавајуће околности истакнуте у жалбама бранилаца оптуженог Кабаши Зејнелабедина, а које првостепени суд није узео у обзир (здравствено стање и године живота) а за које у списима постоје докази, Врховни суд налази да је првостепени суд недовољно ценио значај олакшавајућих околности на страни оптужених . па је имајући у виду и измењену правну квалификацију дела, те дајући одговарајући значај утврђеним отежавајућим и олакшавајућим околностима , оптужене осудио на казну затвора у трајању од по 1(једне) године, ценећи да има места изрицању блаже казне оптуженима и да је овако одмерена казна сразмерна друштвеној опасности извршеног дела и степену кривичне одговорности сваког од оптужених, и закључивши да се истом може постићи законом предвиђена сврха кажњавања из члана 33. Кривичног закона Савезне Републике Југославије.

referohet në kuptim të nenit 376, paragrafi 1, pika 1 të ligjit për procedurë penale, sipas detyrës zyrtare.

Prandaj, konsiderohet e pabazuar ankesa e mbrojtësve të të akuzuarve, që nuk e ndryshojnë e as kontestojnë gjendjen faktike të aktgjykimit të kontestuar, për të cilin gjykata e shkallës së parë ka konstatuar se të gjithë të akuzuarit janë anëtarë të Lëvizjes Nacional Demokratike të Shqiptarëve, organizatë kjo që nuk është e regjistruar në përputhje me dispozitat e Ligjit për Organizatat Politike, i cili nuk është kontestuar në procedurën e shkallës së parë, kështu që pretendimet e paraqitura në ankesa se Gjykata e Shkallës së Parë me të drejtë ka konstatuar se është organizatë ilegale dhe se është palë, puna e së cilës është e ligjshme dhe publiku nuk mund të pranohet, dhe në lidhje me këtë ankesat e mbrojtësve të të akuzuarit Zenelabedin Kabashi dhe të akuzuarit Ibish Gashi, se aktivitetet e të akuzuarve janë në domenin e politikës dhe se ato nuk janë të grumbulluara në kuptimin penal.

***Faksimile e aktgjykimit të Gjykatës Supreme të Serbisë, fl. 5***

.........

Duke shqyrtuar aktgjykimin e kundërshtuar në pjesën e vendimit për dënim, Gjykata Supreme konstaton se propozimet ankimore me dënim më të lehtë për të gjithë të akuzuarit janë të bazuara. Duke pasur parasysh rrethanat rënduese dhe lehtësuese të vërtetuara në aktgjykimin e shkallës së parë, si dhe rrethanat lehtësuese të theksuara në ankesat e mbrojtësve të akuzuarit Zenelabedin Kabashi, të cilat Gjykata e Shkallës së Parë nuk i ka marrë parasysh (shëndetin dhe moshën) dhe për të cilat ka prova në dosje. Gjykata e Lartë vlerëson se Gjykata e Shkallës së Parë e ka vlerësuar në mënyrë të pamjaftueshme rëndësinë e rrethanave lehtësuese nga ana e të akuzuarit, duke marrë parasysh ndryshimin e kualifikimit ligjor të veprës, dhe duke u dhënë rëndësinë e duhur rrethanave të përcaktuara rënduese dhe lehtësuese, i ka dënuar të akuzuarit me burgim nga 1 (një) vit, duke vlerësuar se ndaj të akuzuarit

ka vend për shqiptimin e një dënimi më të lehtë dhe se dënimi i matur në këtë mënyrë është proporcional me rrezikshmërinë shoqërore të veprës së kryer dhe shkallën e përgjegjësisë penale të secilit prej të akuzuarve dhe konstatimin se mund të arrihet qëllimi i dënimit, i paraparë me ligj nga neni 33 i Kodit Penal të Republikës Federale të Jugosllavisë.

Për arsyet e paraqitura dhe në bazë të nenit 387 paragrafi 1 të Ligjit të Procedurës Penale, Gjykata Supreme, si në diapozitiv të këtij aktgjykimi ka vendosur.

Procesmbajtëse, Për Kryetarin e Turpit Gjykues

Natasha Banjac s.r Dushan Mariçiq, s.r.

Për saktësinë ligjore,

Shef i shkrimores, Rada Mitroviq

-6- К I 914/95

Са изнетих разлога, а на основу члана 387.став 1. Закона о кривичном поступку, Врховни суд је одлучио као у изреци ове пресуде.

Записничар,
Наташа Бањац,с.р.

За Председника већа
судија,
Душан Маричић,с.р.

За тачност отправка
Шеф Писарнице
Ката Митровић

ср




***Faksimili i aktgjykimit të Gjykatës Supreme të Serbisë, fl. 6***

## Vuajtja e dënimit në Burgun e Prizrenit dhe Dubravës

Zenel Kabashi, që nga data 13 shkurt 1995, kur u arrestua, e deri më 13 shkurt 1996 ishte i burgosur. Fillimisht disa muaj i kaloi në paraburgim, përkatësisht ishte në Burgun e Prizrenit. Gjatë qëndrimit në Burgun e Prizrenit, pasi disa herë e kishin refuzuar mbrojtjen e tij në liri deri në plotfuqishmërinë e vendimit, ky rast në fakt bënte shkelje, sepse sipas procedurave, të akuzuarit, por edhe të dënuarit deri në dy, tri e katër vjet mbroheshin në liri, deri te marrja e vendimit të plotfuqishëm. Por, në rastin e Zenel Kabashit nuk aplikohej i njëjti rregull, apo procedurë. Në këtë çështje kishte vetëm një çështje, rasti i tij konsiderohej si rast që e rrezikonte sistemin, qëndrimi i tij në liri. "Është rast për t'u habitur, sepse Zenel Kabashi po mbahej në burg pa e marrë vendimin e plotfuqishëm, Jam interesuar gjithkund dhe gjithandej e kam marrë të njëjtën përgjigje se vazhdimi i veprimtarisë politike të tij në liri paraqiste

rrezik. Me këtë konstatim as unë, dhe askush nuk pajtohej, por nuk kishim mundësi se si t'i ndihmonim, veç të interesoheshim përmes rrugës ligjore."[269]

Gjatë kohës sa ka qenë në burg në Prizren, pavarësisht se nuk e keqtrajtonin fizikisht, Zenelit iu keqësua shëndetit dhe kërkonim që ta operonim, mirëpo përgjegjësit e paraburgimit e më pas edhe të burgut nuk lejonin, duke thënë që ta dërgojnë në Beograd në spitalin e të burgosurve për ta operuar, por Orhan Nevzati, avokati i Zenelit, na këshilloi që të mos pranojmë për ta lejuar për të shkuar në Beograd, sepse nuk i dihet çfarë mund të ndodhë me te. Dhe kështu ka shpëtuar, sepse ndoshta kanë pasur në plan që ta mbysin gjoja se ka vdekur gjatë operacionit, për çka edhe nuk e kanë lejuar që të shtrohet në Spitalin e Prizrenit dhe as kund në Kosovë.[270]

Zeneli ashtu i sëmurë ka duruar edhe pse disa herë ka qenë i detyruar t'i nënshtrohej vizitave mjekësore. Gjithashtu gjatë qëndrimit në Burgun e Prizrenit, disa herë u vizitua nga familjarët, por pati raste që u vizitua edhe nga miqtë e shokët bashkëveprimtarë, kur u lejohej. Kishte raste kur nuk lejoeshin vizita dhe këto ditë ishin më të vështira për familjen, sepse kuptohej se familjari i tyre po keqtrajtohej nga policët dhe gardianët e burgut, të cilët në përgjithësi nuk silleshin mirë me të burgosurit.

"Derisa Zeneli ka qenë në paraburgim në Prizren, pothuajse çdo ditët shkonim për ta vizituar. Me mua vinin vazhdimisht kunatat Nahirja dhe Vahidja, e nga një herë vinin edhe vajzat. Nahirja na ka ndihmuar edhe materialisht në atë kohë për t'i mbuluar shpenzimet që kërkoheshin. Nahirja disa herë me mua ka ardhur edhe në Dubravë për ta vizituar Zenelin. Motrat e Zeneleit ndiheshin keq kur e shihnin vëllanë e tyre në gjendje jo të mirë shëndetësore. Në momentet kur Zeneli nuk ishte mirë me shëndet nuk na linin ta shihnim dhe e kuptonim se ai ishte keq me shëndet. Më kujtohet një moment, kur

---

[269] *E dhënë gojore e Orhan Iliaz Kubatit, lindur më 1937 në Prizren.*

[270] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

isha për vizitë me vajzën Teutën dhe garidanët e pyetën se kë po duan ta vizitojnë dhe ajo u tha se dëshiron ta takojë babanë e saj. Ata e pyetën se ku ka punuar dhe ajo u tregoi se ka qenë punëtor i "Dushanov Gradit", pastaj lejuan vetëm ate që ta shihte. Por, kur ajo kishte hyrë brenda dhe e kishte parë Zenelin se në çfarë gjendje të rëndë ishte, u ndie shumë keq, sepse në burg në atë kohë i linin pa ujë e pa bukë me qëllim që t'i mundonin sa më shumë."[271]

Ai asnjëherë nuk tregoi shenja dobësie, përkatësisht shenja të dorëzimit nga rruga, të cilën e kishte nisur qysh kur ishte fëmijë. Me të gjithë që bisedonte, u thoshte se arrestimi i tij nuk ka lidhje me programin politik të Ballit Kombëtar, sepse programet politike ishin pothuajse të gjitha të njëjta, madje kishte edhe programe më radikale, por pushtetit i pengonte qëndrimi i tij, që ishte i moshuar dhe kishte aftësi që gjeneratën e re ta binte për të mbajtur qëndrim kombëtar për zgjidhjen e kauzës së Kosovës.

Kështu, një pjesë të madhe të burgut e kaloi në Prizren, ndërsa nga fundi i muajit korrik 1995 do ta transferojnë në Burgun e Dubravës. Ndonëse kushtet për të burgosur ishin më të mira në burgun e Dubravës, atij i mungonin vizitat dhe i mungonte ajri i Prizrenit. Kështu përmes një shkrese, që lidhet me autorizimin e bashkëshortes Nybyvet Kabashit, i cili autorizim i jepet për të drejtën e përdorimit të makinës me regjistrim Pz 627 – 04. Sipas këtij dokumenti, që mban datën 10. 08. 1995, thuhet se Zenel Kabashi mbahet në Burgun e Dubravës sipas aktgjykimit K. br. 14/95 të datës 18. 04.



1995. Pra diçka më shumë se dy muaj para se të merret vendimi përfundimtar për te nga Gjykata e Lartë e Serbisë , më 12. 10. 1995,

2 … *Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në*
*… bashit).*

kur dënimi i shkallës së parë prej dy vjetësh i zbritet në 1(një) vjet. Dhe kështu edhe pjesën tjetër të dënimit ai vazhdon ta vuante në Burgun e Dubravës në Istog.

Në burgun e Dubravës në atë kohë kur Zenel Kabashi shkoi, ishte edhe Ukshin Hoti. Zeneli siç i ka deklaruar vajzës së tij Dardanës, në Burgun e Dubravës po kalonte më mirë dhe i janë shtuar shpresat se një ditë do t'i realizohen ëndrrat e tij dhe të shumë atdhetarëve, që janë angazhuar dhe kanë vuajtur për kauzën e Kosovës. Po sipas vajzës, Zeneli disa muaj i kishte kaluar në burg me ideologun dhe filozofin më të madh të të gjitha kohërave në Kosovë Dr. Ukshin Hotin. "Mbaj mend një moment, kur e vizitova babin në Dubravë dhe ai më tha se këtu (për Dubravë e kishte fjalën) po ka me kë të bisedojë. Shpesh po takohet me Ukshin Hotin dhe kështu ai po më jep energji të pashtershme."[272] Se në Burgun e Dubravës një pjesë të kohës gjatë shëtitjeve, apo edhe në raste tjera e ka takuar Ukshin Hotin, e pohon edhe bashkëshortja e Zenelit, e cila shton "Prej se e ka takuar Ukshinin në burg, Zeneli ndihej më mirë dhe më nuk e kam dëgjuar të jetë ankuar për sëmundjet. 'E kam melhemin e zemrës këtu me mua' dhe nuk po ankohem, më thoshte gjatë vizitave që ia bëja."[273]

***Dr. Ukshin Hoti, me të cilin Zeneli u njoh qysh kur ishte nxënës dhe në burg të Dubravës***

Gjatë kohës së vuajtjes së dënimit në Dubravë, por edhe sa ishte në Burgun e Prizrenit, njerëzit që interesoheshin më së shumti për Zenelin kanë qenë Nuhi Kabashi dhe Hafëz Jakupi. Bashkëshortja e tij, duke i kujtuar ata thotë: "Zeneli vazhdimisht ka mbajtur lidhje me Korishën, por më shumë ka pasë lidhje me Bacën Nuhë dhe Bacën Ferhat. Madje, kur është burgosur Zeneli për herë të dytë, vajzat i kisha të martuara dhe Xhemali ishte në fakultet në Prishtinë. Këtu vinin pothuajse çdo ditë për të më pyetur se për çfarë kam nevojë Jakup Hafëzi dhe Baca Nuhë, të cilët i

[272] *E dhënë gojore e Dardane Kabashi – Vezgishi (vajza e Zenelit).*
[273] *E dhënë gojore e Nybyvete Kabashi – Kubati, lindur më 1944 në Prizren.*

kam konsideruar si prindërit e mi. Por, kanë ardhur edhe nga fshatrat tjera, sepse të gjithë ata që janë burgosur me te na kanë nderuar si nga Randobrava, nga Krusha e Madhe, nga Suhareka e në veçanti djali i njërit prej Bajraktarëve Haxhi Bajraktari."[274]

## Veprimtaria e Zenel Kabashit deri në prill 1999

Pas daljes nga burgu, Zeneli sërish e ka vazhduar punën e tij atdhetare, duke mbajtur takime të vazhdueshme me bashkëveprimtarët. Gjithsesi Zeneli kishte dalë nga burgu më optimist seç kishte qenë para arrestimit dhe këtë optimizëm, ai e kishte marrë nga Dr. Ukshin Hoti, i cili e kishte inkurajuar Zenelin, t'u qëndrojë afër djemve, që kanë opsion ndryshe nga rezistenca pasive. Dhe këto porosi Zeneli në çdo takim ua tregonte shokëve. "Unë habitesha me energjinë, që e kishte akumuluar Zeneli në burg dhe, po ta kisha ditur se ai atje është duke menduar për kanalizimin e qëndrimeve tona, nuk do të mërzitesha për te, jo pse nuk më dhimbsej, por e paramendoja se është duke vuajtur shumë në burg edhe nga sëmundja e sheqerit dhe prostata."[275]

Veprimtaria kryesore e Zenelit kryesisht lidhej me takimet me shokë dhe ka mobilizuar nacionalistët, për ta përkrahur e ndihmuar luftën, përkatësisht Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës, që ishte e vetmja mundësi e çlirimit të vendit. Për mobilizimin e të rinjve ka ndikuar shumë edhe Adem Demaçi, i cili disa herë ka ardhur për t'u takuar me Zenelin në Prizren. "Adem Demaçi tri – katër herë ka ardhur në shtëpinë tonë dhe është takuar me Zenelin sy më sy. Nuk di saktësisht se për çka kanë biseduar, por, kam kuptuar nga Zeneli, se kanë

[274] *E dhënë gojore e Nybyvete Kabashi – Kubatit, lindur më 1944 në Prizren.*

[275] *E dhënë gojore e Xhemajl Mehmet Aranaliut, lindur më 1934 në Prizren.*

mobilizuar për luftën."[276] Në shtëpinë e Zenelit, pas daljes nga burgu, nuk vinin vetëm shokët e tij, por vinin edhe njerëz nga anekënd Kosovës, sepse ai me qëndrimin e tij ishte shndërruar në simbol të mbrojtjes së pluralizmit në Kosovë. Në këtë mënyrë shtëpia e Zenel Kabashit ishte shndërruar në "zyre" për konsultime politike. Nga Prizreni në ditët e para të vitit 1999 e kishte vizituar Zenelin edhe Salajdin Braha, me të cilin bisedonin dhe shumë veprimtarë të tjerë, të gjithë ata që vinin, bisedonin për aspektin e luftës dhe përgatitjet që duhej bërë.

Në ditët e luftës, kur si në gjithë Kosovën po ndiqeshin intelektualët që të vriteshin, në Prizren po ndiqej edhe Zenel Kabashi. Për këtë arsye ai në ditët e fundit të marsit të vitit 1999 pothuajse nuk kishte qëndruar fare në shtëpinë e tij, por herë në një derë e herë në një derë, nëpër farefis. Në anën tjetër vdekja e kunatës disa ditë para fillimit të bombardimeve të NATO-s, bëri që ai të qëndrojë për disa ditë në shtëpinë e vëllait – Refeti. Të shtatën e ditës së kunatës, i vjen lajmi se shtëpinë e tij e kanë rrethuar policia dhe kështu atij, bashkëshortes dhe djalit i pamundësohet që të kthehen më në shtëpi.

Kështu pas përfundimit të pamjes së kunatës, Zeneli me bashkëshorten, që të mos rrezikohej askush, për disa ditë qëndruam në shtëpinë e vjetër, pastaj tri – katër ditë në Bylbyldere. "Pasi u larguam nga shtëpitë e të afërmeve, ne shkuam në shtëpinë e vjetër, pastaj te Azmiu dhe kishim planifikuar të qëndronim atje në lagjen ku kemi banuar më herët. Mirëpo, një ditë kur kam dalë për të blerë bukë, më ka parë, një serb me të cilin ka punuar Zeneli dhe kanë pasur vazhdimisht fërkime me te. Kur e pashë se ai më njohu, dhe e dija se në shtëpinë e tij rrinte një oficer i ushtrisë serbe, që njihej për të keq dhe quhej Rajko Raçijeviq, unë i kam treguar Zenelit që të largohet. Atëherë Zeneli është larguar nga lagjja, por edhe nga shtëpia e Enesit, i cili për shumë vite kishte njohje me

[276] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren.*

Zenelin dhe kishte bashkëpunuar me Zenelin. Enesin, siç kemi kuptuar pas luftës, dy ditë pasi largohet Zeneli nga shtëpia e tij e zënë dhe e vrasin serbët me familjarë tjerë të tij."[277] Në shtëpinë e pabanuar, sipër shtëpisë së Enesit, ku ai i kishte propozuar të strehohej, ka qëndruar dy tri ditë, sepse ajo shtëpi ka qenë e parregulluar dhe në shtëpi hynin edhe qentë për t'u strehuar. Kështu, që nuk kishte mbetur tjetër mundësi, pos të largohej Zeneli nga Prizreni, pasi nuk kishte rrugë tjetër.

Qëndrimi i babait, siç na thoshte, tregon i biri Xhemali, ishte se nëse rrezikohet jeta edhe aty të ngjitej maleve e të shkonte për t'u bashkuar me UÇK-në, por kur ka parë se po zbresin nga malet serbët, ai detyrohet të largohet nga aty dhe planifikon se si të shkojë në Shqipëri. Ndërsa, unë me nënën kemi vazhduar të qëndrojmë në Prizren herë në një shtëpi e herë diku tjetër, sepse në shtëpinë tonë kishin hyrë forcat serbe dhe kanë demoluar çdo gjë.[278] Për të shkuar në Shqipëri, Zenelin e ndihmuan Kolë Delhysa, Shaip Shaipi dhe Besim Rugova, të cilët ia kanë bërë të mundur që të hipte në autobus deri në kufi. Mirëpo, autobusi nuk shkoi deri në kufi dhe ndalet në Zhur dhe prej aty ai niset këmbë së bashku me turmën tjetër, që po largoheshin dhunshëm nga Prizreni. Ende pa kaluar Zhurin, Zeneli i rraskapitur hip në një traktor, që shoferi e kishte njohur, por, kur afrohen afër kufirit, i thotë të zbresë, që të mos i keqtrajtojnë anëtarët e familjes. Dhe Zeneli ashtu vepron. Duke kaluar kufirin, një polic i thotë, të ndalet, ndërsa Zeneli nuk e dëgjon fare dhe merr forcë e vazhdon dhe e kalon kufirin. "Më ka treguar me dhjetëra herë se si polici, që e kishte thirrur, i kishte kërkuar që të kthehet për ta verifikuar se kush ishte dhe nuk ishte ndalë, sepse kishte frikë se mos po e vrasin, pasi kishte dëgjuar se ishin bastisur shtëpitë e vajzave të tija të martuara, në mos po e gjejnë diku."[279]

---

[277] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

[278] *E dhënë gojore e Xhemal Zenel Kabashit, lindur më 1975 në Prizren.*




***Bllok i shënimeve të policëve serbë, me të dhënat e vajzave të Zenel Kabashit, për ta kërkuar se mos po***

Siç shihet edhe nga një dokument i gjetur pas luftës, në bllokun e një polici serb kishin qenë emrat e tri vajzave të martuara të Zenelit, që për fat policia, gjatë kohës sa Zeneli ende nuk kishte dalë për Shqipëri, ia kishte bastisur shtëpitë e tyre. Kështu në lagjen e Terzi Mëhallës e kanë bastisur shtëpinë e Dardanes, madje kanë kontrolluar edhe nëpër dollapë se mos është i fshehur Zeneli. Pasi nuk e kanë gjetur Zenelin aty, kanë shkuar policia në shtëpinë Teutës në Bazhdarhane dhe, pasi nuk e kanë gjetur as aty, kanë shkuar edhe në shtëpinë e Elitës në Marash. Vajzave u kanë bërë presion policia, që të tregojnë se ku është fshehur dhe ku gjendet Zeneli, por vajzat nuk kanë treguar asgjë.

Gjatë kalimit në Shqipëri, Zeneli për të mos e njohur serbët kishte vendosur një kapelë ndryshe nga ajo që e mbante rëndom, dhe ka hipur në një traktor me të dëbuarit. Kur ka dalë Zeneli në Shqipëri, është takuar me Memhet Doklen, që para luftës sillte mallra për të shitur

---

[279] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashi, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

dhe ato që nuk i shiteshin i linte në dyqanin tonë. Ai sapo e sheh, e merr dhe e dërgon në shtëpi, sepse Zeneli kishte qëndruar disa ditë pothuajse jashtë dhe ishte me rroba të papastra prandaj gruaja e tij ia ka pastruar e ka larë dhe tek pastaj ka dalë në qytet. Gruaja e Mehmetit ishte kujdesur shumë për Zenelin, ia kishte larë e tharë rrobat dhe e kishte ndihmuar që ta merrte veten, duke u kujdesur edhe për shëndetin e tij. Më pas Mehmeti e ndihmon Zenelin, që të shkonte për Tiranë, por vetëm pasi ishte siguruar se e kishte marrë veten, sepse ka qenë i rraskapitur ato ditë.[280]

"Unë kam dalë në Shqipëri më 24 prill 1999, ndërsa Zeneli ka ardhur në Tiranë pas shtatë ditësh, por kam kuptuar se ai ka qëndruar edhe në Kukës për pak ditë e që në fakt i bie se kemi dalë pothuaj në të njëjtën kohë, por jo bashkë. Siç më pat treguar, gjatë kohës sa ishim në Tiranë se si ai i ishte ngjitur një traktori që po shkonte për Shqipëri dhe kështu ka kaluar i veshur keq dhe i zhytur në llaç."[281] Gjatë kohës sa ka qëndruar në Tiranë, Zeneli për aq kohë sa ka qëndruar në Tiranë, ka takuar me dhjetëra miq e dashamirë, veprimtarë e atdhetarë nga të gjitha anët e Shqipërisë. Ka takuar edhe udhëheqës të Ballit Kombëtar, me të cilët i ka vazhduar takimet pas çlirimit, ku pjesën më të madhe të takimeve i ka mbajtur në Prizren, në shtëpinë e tij. Dhe kështu menjëherë pas çlirimit të Kosovës, Zeneli, si edhe mijëra qytetarë tjerë të Kosovës, kthehet në shtëpinë e demoluar për ta vazhduar jetën dhe veprimtarinë e tij deri në vdekje.

Zeneli në Shqipëri ka qenë i detyruar të dilte i vetëm, ndërsa anëtarët tjerë të familjes kanë qëndruar në Prizren. Djali Xhemali ka qëndruar në shtëpinë e axhës së bashku me dy djemtë e axhës së tij Dritonin dhe Shpendin, ndërsa bashkëshortja Nybyvetja ka qëndruar herë te vajzat e herë tek të afërmit tjerë. "Gëzimi më i

[280] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubati - Kabashit, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

[281] *E dhënë gojore e Orhan Iliaz Kubatit, lindur më 1937 në Prizren.*

madh yni në ditët e luftës ishte kur Kolë Delhysa më informoi se e kishte dëgjuar në televizion se Zeneli kishte kaluar në Shqipëri. Unë nga gëzimi, pa humbur kohë i kam njoftuar vajzat dhe djalin dhe disi kemi qenë më pas më të qetë, sepse për disa ditë nuk kishim asnjë njoftim se ku gjendet e si është me shëndet." [282]

[282] *E dhënë gojore e Nybyvete Kubatit - Kabashi, lindur më 1944 në Prizren (bashkëshortja e Zenel Kabashit).*

## VEPRIMTARIA E ZENEL KABASHIT PAS ÇLIRIMIT TË KOSOVËS DHE ANGAZHIMI I TIJ NË NDSH-NË E BALLIN KOMBËTAR

Përfundimi i luftës së UÇK-së, si çdo shqiptar tjetër, do ta gëzojë pa masë edhe Zenel Kabashin, i cili ishte larguar me dhunë nga shtëpia e tij për të shkuar në Shqipëri vetëm, ndërsa bashkëshortja dhe djali mbetën në Prizren tek të afërmit. Pas largimit nga shtëpia e Zenelit me familje, në shtëpinë e tij vendosen forcat serbe, të cilat pas fillimi të bombardimeve, ishin vendosur në shumë shtëpi private. Për të mos rënë në sy forcat serbe nga NATO-ja, meqenëse shtëpia e tij ishte në qendër të Prizrenit dhe fare afër monumenteve kulturo historike, policët serbë për një kohë ishin vendosur në shtëpinë e tij, me qëllim që të jenë më të sigurt nga





bombardimet. Gjatë qëndrimit të policisë dhe paramilitarëve në shtëpinë e tij, ata kanë kërkuar në çdo cep të shtëpisë për të gjetur gjëra me vlerë.

Kësisoj ata gjejnë mbi pragun e shtëpisë vetëm një "Parabell" me dy fishekë. "Revolen e gjyshit fillimisht babai e ka pasur të fshehur në shtëpinë e vjetër, më pas, kur u keqësua situata, e solli në shtëpi. Atë "Paraball" e kemi pastruar në dhjetor të vitit 1998 si dhe një revole "Bereta", që ishte e tij, sepse në atë kohë nuk rrinte babai pa armë në shtëpi. Mirëpo, pasi ndodhi vdekja e



***Demobilimi i shtëpisë së Zenelit nga policia serbe***

gruas së axhës, saktësisht në kohën kur nisën bombardimet, kështu që mbeti në shtëpi, mbi pragun e shtëpisë, dhe atë e kanë gjetur ushtria e policia serbe të vendosur në shtëpinë tonë. Ishte kujtimi i vetëm i gjyshit Xhemal, që e kishte marrë si trofe, pas zmbrapsjes së forcave bullgare në Bjeshkët e Pashës."[283]



***Policia dhe paramilitarët serbë, pasi u larguan nga shtëpia e Zenelit, shkatërruan edhe pianon, violinën dhe çdo gjë që kishte në shtëpi***

Demolimi dhe shkatërrimi i shtëpisë së Zenel Kabashit është shembulli më tipik i barbarisë serbe mbi shqiptarët dhe pasurinë e tyre të paluajtshme. Në këtë mënyrë policia dhe paramilitarët, pasi kishin qëndruar me javë të tëra në këtë shtëpi, ata në fund nuk kanë lënë asnjë mobilie të shtëpisë pa e shkatërruar, duke shkruar edhe në muret e shtëpisë lloj – lloj grafitesh, që dëshmon për dhunën dhe reprezaljet që kanë bërë forcat serbe nëpër

[283] *E dhënë gojore e Xhemal Zenel Kabashit, lindur më 1975 në Prizren .*

shtëpitë e shqiptarëve. Në mesin e parullave të shumta të policisë serbe, ishte edhe parulla "Do të kthehemi dhe do t'ju vrasim të gjithëve". Në fakt këto parulla, Zeneli nuk i pa, sepse para tij në shtëpi kishin arritur bashkëshortja dhe djali i tij, të cilët sadopak e kishin rregulluar shtëpinë, edhe pse i kishin të thyera e të shkatërruara mobiliet.

Pas përfundimit të luftës, Zeneli fillimisht angazhohet që të takohet me shokët, të cilët kishin qenë në Prizren dhe kryesisht takimet mbaheshin në shtëpinë e tij, siç kujtojnë shokët dhe bashkëveprimtarët si Xhemal Aranliu, Masar Kukësi etj. Shtëpia e Zenelit Kabashit paralufte dhe pas lufte, ka qenë vendi ku kanë marrë zemër e krah të gjitha aktivitetet partiake e patriotike.[284] Jo vetëm për ne që ishim nga Shqipëria, por kam dëgjuar se edhe për veprimtarët tjerë të Prizrenit e të Kosovës shtëpinë e Zenel Kabashit e kishin adresë për gjithçka: për takime, për mbledhje, për konsultime, për hartime të planeve e për marrje të vendimeve. Andaj, me gojën plot mund të them se shtëpia e Zenel Kabashit ishte një model i kuvendit të vendimeve dhe veprimeve të mëdha për Prizrenin dhe për gjithë shqiptarinë.[285]

---

[284] *E dhënë gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*

[285] *E dhënë gojore e Basri Elezi, lindur më 1954 në Kukës.*



***Zenel Kabashi me shokë, duke i gostitur punëtorët që po e rindërtojnë Lidhjen e Prizrenit***

Ndër aktivitetet e para të tij me shokë ishte vizita e Shtëpisë së Lidhjes së Prizrenit, e cila ishte shkatërruar ku ishte mbjellë ferra e lule. Atë ditë, që shkuan ai së bashku me Hafëz Jakupin dhe me shokët, lulet i kishin prishur disa të rinj në shenjë rebelimi për veprën makabre që kishin bërë forcat serbe ndaj "Qabesë" së shqiptarëve. Gjatë ndërtimit të Shtëpisë së Lidhjes nga Qeveria e Përkohshme, Zeneli me shokët kishin blerë një dash për ta therur për këtë ndërtim.

"Unë si udhëheqës i shoqatës së bizneseve në Prizren, me Zenel Kabashin kishte kohë që bashkëpunoja, duke filluar nga mbledhja e ndihmave për punëtorët e larguar nga puna në vitet e nëntëdhjeta dhe tash pas çlirimit. Një angazhim të madh tek ai kam parë te shënimi i 28 Nëntorit në vitin 1999 kur ishte kryetar i këshillit organizativ, me ç'rast ka bërë të pamundur që ky 28 Nëntor të jetë ndër kremtimet më të mira. Takimi u mbajt në Therandë ku të ftuar ishin personalitet më të rëndësishme të vendit."[286] Kontributi i Zenel Kabashit

[286] *E dhënë gojore e Masar Nijazi Kukësit, lindur më 1952 në Prizren.*

ishte shumë i madh të shënimit të kësaj date historike dhe mund të thuhet se idetaor i këtij përvjetori për herë të parë në liri ishte Zenel Kabashi, i cili bëri bashkë të gjithë në këtë festë.



***Zenel Kabashi, duke puthur flmurin, për të cilin u angazhua gjithë jetën***

Shënimi i 28 Nëntorit të vitit 1999, në organizim të Zenel Kabashit, ishte një ngjarje madhështore. Të gjithë të pranishmit e konsideronin veten pjesë të atij organizimi, sepse i tillë ishte Zeneli. Zeneli në këtë përvjetor pati mbajtur një fjalë përmbajtjesore dhe kisht bërë thirrje tek të gjithë shqiptarët ta vazhdojnë ëndrrën e atdhetarëve ndër breza, ta qojnë në vend amanetin e dëshmorëve që ranë dëshmorë, pra ta vazhdojnë aktivitetin deri në bashkimin kombëtar. “28 Nëntori është festa e vetme që i bashkon shqiptarët, sepse flamuri kuq e zi është i të gjithëve dhe të gjithë atdhetarët, që u sakrifikuan për këtë ditë, ranë me këtë flamur e për këtë flamur. Andaj, nuk kemi asnjë arsye pse të heqim dorë nga idealet e të gjithë dëshmorëve të luftës së lavdishme të UÇK-së, por edhe të atyre që u sakrifikuan që nga dita kur u ngrit ky flamur në Vlorë e

deri më 12 qershor të këtij viti. UÇK-ja pati mbështetje popullin, sepse populli nxori nga gjiri i saj shumë trima në çdo etapë dhe secila etapë e lavdishme historike këtë flamur kishte”[287] Takimi u mbajt në një atmosferë festive, pasi u arrit që të përfundojnë edhe punimet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që ishte djegur nga forcat barbare serbe.



***Zeneli me disa bashkëveprimtarë, 28 nëntor 1999***

Në shënimin e 28 Nëntorit në vitin 1999 kishte mysafirë nga gjithë hapësira shqiptare dhe ishte ndër organizimet më të mëdha në hapësirën shqiptare. Në këtë përvjetor kontribut të madh kishte dhënë Zenel Kabashi dhe anëtarët tjerë të këshillit organizativ.

Nuk kishte ditë që nuk shkonte për t’i parë punimet se si po shkojnë në ndërtimin e Shtëpisë së Lidhjes. Në këtë ndërtesë ishin firmosur vendime të rëndësishme për kombin shqiptar dhe këtu donte të firmosej edhe mëvetësia e Kosovës. Ai për këtë të arritur i tejkalonte inatet dhe pranonte të bashkëpunonte me të gjithë ata që kishin punuar për lirinë e Kosovës, por edhe për ata që e

[287] *Pjesë nga fjala e Zenel Kabashit me rastin e shënimit të 28 Nëntorit 1999 në Prizren.*

kishin penguar e më pas ishin penduar për veprat që kishin bërë.

Në ditët e para të çlirimit të Kosovës Zeneli, duke u mbështetur në bisedat që kishte pasur në Tiranë me përfaqësues të Ballit Kombëtar, planifikonte t'i bashkonte të gjitha forcat nacionaliste në një subjekt të vetëm politik përmes të cilit do ta mbronin më lehtë idenë e bashkimit kombëtar. "Në javët e para të çlirimit të Kosovës më kanë angazhuar nga Balli Kombëtar të shkoj në Prizren dhe ta takoj Zenel Kabashin, të cilin nuk e kam njohur e as që kisha dëgjuar më parë për te, por kryesia qendrore dinin për të. Sipas porosisë, që më dha qendra, unë duhej ta takoja ate dhe së bashku me te të shkonim në Gjakovë dhe në Pejë për të bërë përpjekje për funksionalizimin e Ballit Kombëtar edhe në Kosovë."[288] Në këtë mënyrë, siç e ka theksuar edhe ai vet në njërin nga shënimet për jetëshkrimin e tij, pos tjerash ka veçuar angazhimin e tij që nga ditët e para të çlirimit për bashkimin e subjekteve politike me bindje nacionaliste në një subjekt të vetëm:

*"Aktiviteti im vazhdoi në këtë parti deri me 1999, pasi u çliruam. Atëherë në Kosovë vepronin dy drejtime PNDSH dhe LNDSH edhe BK. Gjithashtu edhe në Shqipëri eksistonin dy degë të Ballit Kombëtar: Balli Kombëtar agrar më në krye me Abaz Ermenin, i cili jetonte në Paris dhe nëpërmjet telefonit e udhëhiqte Ballin Kombëtar agrar, kurse në Shqipëri e zëvendësonte Shpejtim Roqi. Prandaj, me iniciativën e Ballit Kombëtar Amerikan dhe të kryetarit te Lidhjes III të Prizrenit, i kryesuar nga Jusuf Azemi, gjithashtu edhe Basri Elezi, i cili erdh këtu në Prizren, shkoi në Gjakovë dhe në Pejë me propozim, që duhet të shkojmë në Tiranë dhe të konsolidohemi në një parti të përbashkët. Bisedimet vazhduan një kohë të gjatë mes PNDSH-së, LNDSH-së dhe BK-së në Gjakovë, Pejë e Prishtinë, që të shkrihemi*

[288] *E dhënë gojore e Basri Elezit, lindur më 1954 në Kukës.*

*të gjithë në një Ball edhe pastaj ta bëjmë Ballin e Kosovës dhe të Shqipërisë një."*[289]

Zeneli Kabashi, ashtu siç ka vepruar pas viteve të 90 – ta, kur ka qenë shpirtërisht i angazhuar që ta nxjerrë në shesh pastërtinë e nacionalistëve shqiptarë, pavarësisht se Balli Kombëtar nuk ka qenë i pranishëm në Kosovë, këtë betejë e ka vazhduar edhe pas çlirimit të Kosovës. Duke qenë se pas çlirimit u krijuan kushtet më të përshtatshme për veprimtari politike, Zeneli menjëherë në muajt e vjeshtës së vitit 1999 u angazhua që ta paraqesë Ballin Kombëtar si subjekt politik me vizion dhe qëllim të qartë kombëtar, e jo ashtu siç e kanë paraqitur të komprometuar në çdo aspekt. Zeneli me punën e tij ka bërë që t'i afronte të gjithë dhe t'i bindtet ata të cilët nuk e kishin të njëjtin mendim.[290]



***Xhemal Aranliu me Hafëz Jakupin, Zenel Kabashin e me disa nga veprimtarët të tjerë, duke biseduar me mysafirët nga Kukësi në shtëpinë e Zenel Kabashi. Kjo ku shtëpi vazhdoi të jetë vendtakimi dhe vendi ku mbaheshin shumë mbledhje të Ballit Kombëtar, por edhe shumë takime të tjera për çështje kombëtare***

[illegible] *Dhënie gojore e Xhemal Mehmet Aranliut, lindur më 1934 në Prizren.*

Xhemali, në mesin e shumë kujtimeve, ruan si shembull për një aktivist të devotshëm edhe entuziazmin dhe vrullin e Zenel Kabashit, që konsiderohet si shtylla kryesore e Ballit Kombëtar jo vetëm në Prizren e Kosovë, por në gjithë hapësirat shqiptare, që sot po i mungon vendit me vizionin dhe qëndrimin e palëkundur të tij. Për realizimin e aspiratave dhe për përkrahje në organizimin e jetës politike, Zeneli e ka pasur krah të fortë dhe të pandarë, që e ka shoqëruar gjithkund, edhe djalin e vëllait Driton Refet Kabashin, i cili në një mënyrë ishte edhe frymëzim për angazhim për Zenelin, sepse për çdo gjë konsultohej me të.

Zenel Kabashi ka pasur një marrëdhënie të mirë miqësore e në pikëpamje organizative me një numër të madh të veprimtarëve të Ballit Kombëtar në Shqipëri dhe në emigracion. Mbaj mend se një lidhje të fortë kishte me të gjithë veteranët e Ballit në Shqipëri, ndërsa pak më të veçantë e kishte bashkëpunimin me Mentor Çukun nga Shkodra. Me pak fjalë, Zenel Kabashi ishte i pranueshëm për të gjithë dhe fjala e tij ishte me peshë dhe respektohej nga të gjithë. Ai edhe kur kritikonte, ishte i arsyeshëm dhe fliste me fakte, sepse atë që e ndiente, e fliste dhe e mbronte me çdo kusht.[291]

Në të vërtetë nga qendra e Ballit Kombëtar në Tiranë më kanë dhënë udhëzime që të bie në kontakt me Zenel Kabashin në Prizren dhe Ilir Kelmendin në Pejë. Ilir Kelmendi në fakt kishte marrë pjesë në Kongresin e Ballit Kombëtar më 1993 në Tiranë. Si orientim nga Tirana, ishte që Ilir Kelmendi ta merrte përsipër drejtimin e Ballit Kombëtar në Kosovë dhe unë me atë qëllim e porosi isha nisur për Kosovë, në ditën, që siç thashë, u takova me Zenel Kabashin.[292]

Zenelin e kam njohur përmes Basri Elezit dhe më pas kam pasur disa takime me te dhe më ka lënë përshtypje të mëdha. Zeneli ishte personi i vetëm që nuk pranonte të

[291] *E dhënë gojore në dhjetor 2022 e Adriatik Alimadhit, lindur më 1963 në Tiranë (Kryetar i Ballit Kombëtar në Shqipëri)*
[292] *E dhënë gojor e Basri Shani Elezit, lindur më 1956 në Kukës.*

bënte pazar me nacionalizmin. Nuk lejonte askë ta kalonte vijën e kuqe dhe nuk bënte kompromis për asgjë. Kur e kam takuar Zenelin, kam parë qëndrimin, njohuritë, kapacitetin e tij të njohjes të të gjithë njerëzve nacionalistë edhe në zonat tona, sa që deri më atëherë kurrë nuk kisha arritur të njihja dike as në Kosovë e as në Shqipëri. Pas vdekjes së Zenel Kabashit, ne që ishim më afër me Prizrenin, i ndaluam takimet.[293]



***Zenel Kabashi me bashkëshorten, në një nga aktivitetet e Ballit Kombëtar***

Zenel Kabashi ka qenë person që ka afruar njerëz dhe ka pranuar bashkëpunim me të gjithë ata që kanë shpresuar se në Kosovë do të kuptohet drejt fryma e nacionalizmit. Kështu, unë që e kam njohur mirë Zenel Kabashin, kam qenë pjesë e shumë aktiviteteve me te, sepse tek ai kam gjetur përkrahjen dhe mirëkuptimin. Sa herë fliste Zeneli për rrugëtimin politik të Ballit dhe të NDSH-së, ishte më shumë se bindës dhe na nxiste edhe

[293] *E dhënë gojore e Ramadan Remzi Malës, lindur më 1941 në Korçë.*

ne që të jemi pjesë e veprimtarisë së tij.[294] Masar Kukësi në vazhdim tregon se si Zeneli shkonte shtëpi më shtëpi të qytetarëve të vjetër, të cilët dikur kishin qenë familje nacionaliste dhe nga ta kërkonte që t'i bashkohen mendimit politik të familjarëve të tyre. Pra, ishte njeri i palodhur dhe këmbëngulës në qëndrime dhe në kërkesa.

Në këtë mënyrë ambientet e shtëpisë së tij ishin shndërruar në zyra të trajtimit dhe shqyrtimit të temave për atdhedashuri. Nuk kishte ditë kur nuk i vinin vizitorët nga Shqipëria e nga mbarë hapësirat shqiptare. "Te Zenel Kabashi, kur isha në tetor të viti 1999, pra menjëherë pas luftës së Kosovës, pashë se ai njeri ishte arkiv më vete, i cili kërkonte hulumtues e studiues të mirëfilltë që ta zbërthenin e ta deshifronin. Për te nuk kishte asnjë temë e asnjë pyetje pa përgjigje."[295] Pos shumë personaliteteve me të cilët bashkëpunoi Zenel Kabashi, ishte edhe Mentor Quku,[296] i cili ka qenë aktivist

---

[294] *E dhënë gojore e Masar Nijazi Kukësit, lindur më 1952 në Prizren.*

[295] *E dhënë gojore e Petrit Palushit, lindur më 1959 në Kukës.*

[296]*Mentor Quku, lindi në Bilisht të Korçës më 20 Janar 1939. Fëmijërinë dhe rininë i kaloi në qytetin e Shkodrës ku përfundoi me rezultate te shkëlqyera studimet në Shkollën Pedagogjike "Shejnaze Juka" (1951-1954). Në vijim ndoqi studimet në Tiranë, në Institutin e Lartë Pedagogjik (1955-1957) dhe më pas në Universitetin e Tiranës, Fakulteti i Shkencave të Natyrës (1960-1963).*

*Ushtroi profesionin e mësuesit në shkollat e Shtiqënit, Brutit dhe Kukësit (1954-1957) në shkollën e mesme "Xheladin Fishta" në Shkodër (1961-1963), në shkollën e Barbullushit (1965-1991), në shkollën e Bahçallëkut (1991-1992). Për tetë vjet punoi si drejtor i Muzeut Historik Shkodër (1992-2000). Ka qenë drejtor i revistës "Kumtari" dhe i gjashtë vëllimeve "Seminari Ndërkombëtar, "Shkodra në shekuj". Ka drejtuar projekte dhe ka organizuar katër seminare ndërkombëtare "Shkodra në shekuj".*

*Mentor Quku ka qenë autor i disa studimeve e botimeve në fusha të ndryshme të dijes si metodikë e dhënies së mësimit, pedagogji familjare, pedagogji shkollore, pedagogji sportive, tekstologji, psikologji të arteve figurative, psikologji sportive, psikologji të moshave, histori, histori arti, letërsi biografike, letërsi për fëmijë, letërsi politike, histori e letërsisë për fëmijë, mitologji, folklor, frazeologji, toponomastikë. Tema qendrore e botimeve të tij mbetet ajo e Ndre Mjedës për të cilin ka organizuar kërkime në Shqipëri, Kosovë dhe në shumë vende jashtë shtetit.*

i Ballit Kombëtar në Shkodër dhe në territorin e Shqipërisë. Mentor Quku kishte ardhur shumë herë në Prizren për ta takuar dhe për t'u konsultuar me të, me qëllim të përafrimit të njerëzve dhe rreshtimit të drejtë politik në Ballin Kombëtar.

Pjesë e pandashme e Zenelit në aktivitetet atdhetare ishte edhe bashkëshortja e tij, e cila e ka përkrahur dhe e ka mbështetur në të gjithë rrugëtimin politik e atdhetar, duke i qëndruar në krah jo vetëm si bashkëshorte, por edhe si bashkëveprimtare në shumë aktivitete politik.

Zenel Kabashi kishte aftësi, zotësi dhe guxim, që nuk e kishin të tjerët, andaj ai ishte një uragan që i bashkonte njerëzit dhe i bashkoheshin në rrugën e ndritur të Ballit Kombëtar. Kur e dëgjoja ate dhe Hafëz Jakupin duke biseduar për Ballin, më bëhej zemra mal, sepse fjalët e tyre ishin shumë të sakta, shumë bindëse dhe shumë inkurajuese jo vetëm për mua, por për të gjithë veprimtarët e atyre viteve[297].

Çlirimi i Kosovës bëri të mundur lëvizjen më të lehtë të njerëzve, që ishin ndarë padrejtësisht në dy shtete. Tani ishin krijuar kushtet e mira edhe për shkrimtarë e për studiues që veprat e tyre t'i sillnin në Prizren, përkatësisht në librarinë ku punonte Zeneli pas çlirimit të Kosovës. "Një radhë më ftoi në shtëpi që të kalojmë një natë në Prizren. Sa u ula, m'u drejtua: "Mos harro, biro, se je ulur në vendin e heroit Musa Shehzade, kryetar i Bashkisë së Prizrenit dhe anëtar i Kryesisë së Komitetit të Lidhjes. Ai sa herë vinte në shtëpinë tonë, ulej po në atë vend, ku je ulur ti." Me ide të tilla u edukua dhe u rrit

Z. ZENEL!
ME DATË 24 Prill pasdite në orën
10[00] në [illegible] zhvillohet Konferenca
e Ballit. [illegible] pjese edhe [illegible]
TIRANA. MERR ME VETE
BALLISTA TË KOSOVES DHE
KRYETARIN E PRIZERENIT.
MERNI ME VETE KAPUÇAT
E BARDHE. BASRIU.

... disa vite me radhë anëtar i ... Shkodër dhe disa herë ka ... edhe në Kosovë dhe ka pasur

... e" (2008) dhe "Ndre Mjeda" ... rituar" (1991), "Mirenjohje e

... ë 1952 në Prizren.

Zenel Kabashi."[298] Edhe Dr. Shefqet Hoxha në kujtimet e tij të paharruara e konsideron Zenel Kabashin një thesar të kombit ku takoheshin dhe shkëmbenin informacione për historinë e vërtetë të shqiptarëve. "Nuk kisha pasur mundësi më herët ta takoja ndonjë person erudit të nacionalizmit shqiptar si Zenel Kabashi, i cili e njihte historinë kombëtare me themel e në veçanti periudhën e veprimit të nacionalistëve 1943 e deri në çlirimin e Kosovës."[299]

Gjithsesi njeriu që më së shumti kishte bashkëpunuar me Zenelin nga Kukësi ishte Basri Elezi dhe Ramadan Mala, të cilët merreshin me organizimin e Ballit Kombëtar në Kukës. Basri Elezi, duke folur për bashkëpunimin me Zenelin në mes tjerash ka theksuar se Zenel Kabashi me qëndrimin e tij ishte kudo i mirëpritur dhe asnjë tubim nuk kishte kuptim pa praninë e tij. Andaj, sa herë që kishim ne takime me struktura apo me elektorat, ishte i pranishëm edhe Zenel Kabashi me ekipin e tij. Zeneli ishte i papritueshëm dhe shumë dashamirës i çështjes kombëtare. "Me Zenel Kabashin, pos takimeve të shumta në gjithë Kosovën, kam pasur edhe takime që i kemi mbajtur në Kukës dhe në Tiranë. Zeneli ishte propozuar që të ishte anëtar nderi i kryesisë qendrore të Ballit Kombëtar në gjithë Shqipërinë, sepse ishte shumë afrues dhe shumë i pranueshëm nga të gjithë pa përjashtim."[300] Ndërsa, Ramadan Mala, duke kujtuar kontributin Zenel Kabashit, thekson: "Zenel Kabashi ishte pjesë e çdo cepi të Shqipërisë dhe kudo konsiderohej si në shtëpi të vet. Për Zenelin nuk kishte rëndësi se nga është një nacionalist, me rëndësi që ai mendonte për trojet shqiptare; ai e përkrahte dhe e ndihmonte në çdo aspekt.[301]

***Faksimile e correspondences së Basri Elezit me Zenel Kabashin***

[298] *Xhemal Meçi, punim i cituar në gazetën "Veterani"...f.6.*
[299] *E dhënë gojore e Shefqet Hoxhës, lindur më 1934 në Bicaj- Kukës.*
[300] *E dhënë gojore e Basri Shani Elezit nga Kukësi.*

## Kontributi i Zenel Kabashit në zgjedhjet e para vendore parlamentare

Në zgjedhjet Komunale, të cilat u mbajtën më 28 tetor 2000, Zenel Kabashi si bartës i listës së PNDSH-së gjatë fushatës zgjedhore u drejtohej qytetarëve me moton "***Partia që ka histori garanton ardhmëri!***"

Në hapjen e fushatës elektorale, në mes të shtatorit të vitit 2000, Zeneli si bartës i listës para qindra të pranishmëve e lexoi programin e PNDSH-së, të cilin e kishte përgatitur vetë me një grup të ngushtë shokësh, veprimtarë të këtij subjekti politik. Duke qenë se për këtë program pjesa më e madhe e shënimeve ishin nga ai, ne po e japim në tersi për të parë orientimin e tij politik dhe qëndrimin që kishte Zenel Kabashi në rrethanat e reja të Kosovës së çliruar:

PROGRAMI i P N D SH — së

Të nderuar zonja dhe zotërinj

Mysafirë, miq dhe të ftuar, të nderuar veteranë, simpatizantë, ish luftëtarë të UÇK dhe familje të dëshmorëve.

Kam nder të veçantë të përshëndes të gjithë të pranishmit në këtë promovim madhështor të Partisë Nacionale Demokratike Shqiptare, njëherësh përshëndes




kryesinë e Degës që ma dha rastin ta shpalos programin e Partisë Nacionale Demokratike Shqiptare Dega në Prizren para këtij elektorati.

***Siguria:*** Një ndër prioritetet politike të PNDSH-së është siguria e qytetarëve të Prizrenit.

…Malës, lindur më 1941 në Korçë,

Dihet se shoqëria kosovare është e ballafaquar me krime të ndryshme, si për shembull krimi politik, përdorimi i drogës, prostitucioni etj. Pa krijuar siguri të plotë për të [illegible] ërkatësisht të Prizrenit, nuk [illegible] domosdoshme për investime [illegible] inimin e këtyre të këqijave [illegible] projekte afatgjata. Rritja e numrit të policëve vendorë, zëvendësimi gradual i policisë ndërkombëtare me ata vendorë është domosdoshmëri. Aftësimi dhe profesionalizimi i policisë vendore në qendra të ndryshme ndërkombëtare dhe pajisja e tyre me mjete më moderne janë obligim i shoqërisë sonë. Këto janë prioriteti i PNDSH.

***Arsimi:*** PNDSH-ja konsideron se për shkak të dhunës që është ushtruar nga sundimi i egër okupues ndaj arsimit shqiptar një kohë të gjatë e sidomos në dhjetëvjeçarin e fundit, si dhe për shkak të kushteve të vështira në të cilat është zhvilluar procesi edukativo — arsimor, kjo lëmi tejet e rëndësishme kërkon projekte inovatore, reforma bashkëkohore dhe ndryshime cilësore. Modernizimi dhe reformimi i arsimit duhet të bëhet duke i shfrytëzuar përvojat e vendeve të zhvilluara dhe të civilizuara. Por, në Rend të parë, kur është fjala për arsimin, duhet bashkëpunuar me arsimin shqip të Shqipërisë dhe atë të pjesës shqiptare të Maqedonisë dhe mendojmë se duhet bërë arsimimi gjithëkombëtar, arsimim ky që do të fillonte nga nivelet komunale deri në hapësirën mbarëshqiptare. Ky bashkëpunim duhet të jetë i pandalshëm duke u begatuar vazhdimisht.

***Shëndetësia:*** Përveç arsimit, PNDSH-ja mendon se edhe shëndetësia gjendet në situatë të mjerueshme sidomos për shkak të mungesës së mjeteve dhe instrumenteve të ndryshme të nevojshme për ushtrimin e kësaj veprimtarie. Edhe pse në këtë drejtim kontribut të madh janë duke dhënë organizatat e ndryshme humanitare nga jashtë, por ajo nuk është e mjaftueshme. Prandaj, në këtë drejtim duhet një angazhim më i madh i faktorit vendor, sidomos në sigurimin e mjeteve

financiare për blerjen e këtyre mjeteve dhe instrumenteve.

Përveç kësaj, PNDSH-ja mendon se shëndetësia duhet të zhvillohet nëpër të gjitha komunat e Kosovës, e jo vetëm në Prishtinë apo në ndonjë qendër tjetër. E drejta për t'u kuruar pa pritje të gjata dhe pa shpenzime të mëdha janë të drejta që mund dhe duhen t'u garantohen qytetarëve të Kosovës e në veçanti tek ne në Prizren.

***Çështja sociale:*** PNDSH-ja do të angazhohet për zgjidhjen e statusit të familjeve të dëshmorëve, invalidëve të luftës, fëmijëve dhe personave të traumartirizuar nga lufta. Ne do të angazhohemi që të gjitha këto kategori të rregullohen në mënyrë institucionale sociale. Nëse këto nuk bëhen në nivel qendrore, PNDSH-ja do të angazhohet për modelin e ligjit komunal të mbrojtës sociale të këtyre kategorive, nga fondi social i komunës i krijuar nga tatimet dhe taksat komunale.

***Ekonomia:*** Sa i përket kalimit në një ekonomi tregu, kjo duhet të bëhet nëpërmjet privatizimit të ndërmarrjeve të vogla dhe të mesme, për arsye se ky proces është më i shpejtë. Nevojitet një kapital më i vogël dhe mundësia e rritjes së punësimit është më e madhe.

PNDSH-ja kërkon që në mënyrë të ngutshme të bëhet privatizimi i industrisë, sepse privatizimi është bazament paralel me revalorizimin dhe me revitalizimin e industrisë, e sidomos këtu në Komunën e Prizrenit ku fabrika të tëra ende janë të mbyllura. Për një numër të konsiderueshëm të punëtorëve që kanë punuar në ato fabrika, PNDSH-ja do të angazhohet që ata të kthehen në vendet e punës.

PNDSH – ja do të angazhohet për rritjen e numrit të të punësuarve në të gjithë sektorët:

- Për mbrojtjen e prodhimit të vendit dhe të stimulimit të tiij;
- Për stimulimin e investimeve të huaja në të gjitha sektorët e ekonomisë;
- Investimet e huaja të jenë të mbrojtura dhe të garantuara;

- Që investimet e huaja të jenë mbi bazën e interesit reciprok me partnerët e jashtëm.

PNDSH pronën private dhe e konsideron të shenjtë.

***Rindërtimi:*** PNDSH — ja vëmendje të posaçme i kushton rindërtimit. Pasojat ekonomike të luftës së fundit ishin shumë të rënda. Infrastruktura e dëmtuar, industria e shkatërruar dhe në shumicën e fabrikave makinat dhe pajisjet u vodhën nga okupatori, prandaj PNDSH - ja mendon që rindërtimi i fshatrave dhe qytetetit të bëhet edhe përmes organizatave të ndryshme ndërkombëtare humanitare, sepse Kosova ende është nën protektoratin e Kombeve të Bashkuara në bazë të Rezolutës 1244 të Këshillit të Sigurimit. Prandaj, mendojmë se Kosova ende nuk e ka një buxhet të mirëfilltë që vetë të orientohet në rindërtimin e Kosovës. Por megjithatë, Kosovën do ta rindërtojnë kosovarët.

***Bujqësia:*** PNDSH -ja vëmendje të posaçme do t'i kushtojë zhvillimit të bujqësisë. E themi këtë ngase në luftën e fundit bujqësia është paralizuar tërësisht nga dëmtimet që i ka bërë armiku, sidomos në tokat më pjellore.

PNDSH -ja kërkon që të ngritet niveli i bagëtisë dhe kualiteti i kullosave. Dihet se fondi i kafshëve ka rënë nën 60 %, ndërsa mekanizmi bujqësor ka rënë nën 70 %. Këtë shkatërrim e ka bërë regjimi kriminal i Serbisë, duke i demoluar apo vjedhur makinat më vitale të prodhimit.

PNDSH - ja e sheh të udhës që të bëhet privatizimi i pronave bujqësore. Kjo do të thotë që të lirohen tokat e uzurpuara dhe ato t'u kthehen pronarëve të tyre.



PNDSH — ja do të angazhohet për një bujqësi moderne dhe për prodhime të shëndosha bujqësore: Për sigurimin e kredive për bujq, ndihmë në teknikë, në plehra dhe farëra cilësore. Për mbrojtje të prodhimeve bujqësore të vendit.

PNDSH — ja do të angazhohet që t'i aktivizojë sistemet ekzistuese ujitëse dhe krijimin e sistemeve të reja në mënyrë që të mundësohet një prodhim më i shtuar dhe më cilësor i prodhimeve bujqësore.

***Turizmi dhe hoteleria:*** Për sa i përket turizmit në komunën e Prizrenit, PNDSH — ja mendon që ky sektor ta ketë një tretman të veçantë, sepse mendojmë se Prizreni me një bukuri të rrallë që e posedon, me një arkitekturë të lashtë dhe me një natyrë piktoreske e bën këtë qytet mjaft tërheqës si për vizitorët vendas, ashtu edhe për vizitorët e huaj.

PNDSH — ja mendon se me një angazhim më të madh të qytetarëve të Prizrenit duhet, t'i kthehet imazhi këtij qyteti, të cilin e ka pasur para okupimit dhjetëvjeçar serb.

PNDSH — ja mendon që në Prizren dhe rrethinë të bëhen investime të veçanta në sektorin e turizmit, e veçanërisht në restaurimin, ndërtimin dhe rindërtimin e objekteve ekzistuese, siç janë kalaja, Marashi, hotel Prizreni e shumë hotele e motele në këtë qytet. Pastaj të bëhet vazhdimi i projektit për rregullimin e Lumbardhit e mjaft objekteve të tjera vitale për zhvillimin e turizmit në këtë qytet.

PNDSH -ja mendon që Prizreni ta ketë një tretman të veçantë. Edhe për sa i përket buxhetit komunal, ku mjete të konsiderueshme do të investoheshin në këtë sektor, ku mendojmë që një numër i konsiderueshëm do të punësoheshin.

***Infrastruktura:*** PNDSH - ja vëmendjeje të posaçme do t'i kushtojë infrastrukturës: - ndërtimit të rrugëve të qytetit dhe të rrugëve që lidhin qytetin me fshatin dhe anasjelltas. Konsiderojmë se është domosdoshmëri vënia e shenjave të trafikut, sidomos shenjat sinjalizuese në

rrugët më kryesore të qytetit dhe në qendër. Pra, e themi këtë ngase mendojmë ta evitojmë më të keqen duke e ruajtur në rend të parë jetën e njeriut.

Vëmendje të posaçme PNDSH-ja do t'i kushtojë sigurimit të ujit të pijshëm si dhe rrjetit të kanalizimit në Prizren dhe rrethinë. Dihet se qyteti i Prizrenit ka burime dhe sasi të mjaftueshme të ujit të pijshëm, mirëpo mosshfrytëzimi racional i burimeve dhe keqpërdorimi nga faktori njeri bën që ky qytet karakteristik në gjithë Kosovën të vuajë nga kjo e keqe.

PNDSH — ja do të angazhohet që qytetit të Prizrenit t'ia kthej brezin e gjelbër me ndërtimin e parqeve të reja në rrethinë të qytetit, duke ia kthyer imazhin e një qyteti rekreativ reflektues dhe të çlodhjes.

***Familja:*** PNDSH -ja vend e prioritet i jep emancipimit të femrës. Konsiderojmë se është me rëndësi të madhe arsimimi i femrës shqiptare, inkuadrimi i saj dhe veprimtaria e saj në të gjitha fushat e jetës; e themi këtë nga se roli i femrës ka qenë është dhe do të jetë me rëndësi vitale për prosperitet dhe të mirën tonë mbarëkombëtare. Nuk hamendemi kur themi se femra ka luajtur rol të shumëfishtë në jetën shoqërore. Se ajo, pos kryerjes së punëve në amvisëri, pos kujdesit për rritjen dhe edukimin e fëmijëve, ka marrë pjesë krah për krah edhe në luftë, sidomos në këtë të fundit.

PNDSH - ja familjen e konsideron të shenjtë.

***Drejtësia:*** PNDSH -ja angazhohet për një drejtësi të bazuar në ligje për të gjithë qytetarët e Kosovës.

Për organe të pavarura gjyqësore;

Për administratë efikase dhe të pakorruptuar;

Për një sistem demokratik, ku garantohen të drejtat e njeriut të njohura me konventa ndërkombëtare.

PNDSH - ja parasheh që në bashkëpunim me administratorët ndërkombëtarë ta realizojë atë çfarë është më vitale për këtë qytet dhe për rrethinën e tij.

Prizrenit, ashtu dhe gjithë Kosovës, i mungon ligji të cilin e nxjerr Parlamenti. Andaj, PNDSH -ja kërkon që të bëhet institucionalizimi i organit në fjalë, sepse në

mungesë të tij vështirësohen aktivitetet dhe puna në shërbimet komunale.

E bëmë këtë kërkesë duke e dhënë edhe kontributin tonë. Kështu do të frymonte më lirshëm çdo aktivitet shoqëror-ekonomik.

Nëpërmjet ligjit do të rregulloheshin të gjitha çështjet më vitale për Prizrenin, për rrethinën e tij si dhe për mbarë Kosovën. Ligji do ta pengonte çdo krim të organizuar në shoqërinë tonë.

PNDSH —ja e sheh të udhës që të formohet Sistemi Bankar e Finansiar, sistem ky që do ta mundësonte funksionimin e të gjitha drejtorive të shërbimeve komunale.

PNDSH -ja mendon që TMK —ja të shndërrohet në një ushtri të rregullt. Në këtë mënyrë do të sigurohej integriteti territorial i Kosovës.

VOTONI PËR PNDSH nr. 31[302]

Ndërsa, para qytetarëve, pasi fliste për historinë e bujshme të këtij subjekti politik, ai fliste edhe për synimet e PNDSH-së për zgjidhjen e problemeve me të cilat ballafaqohej qyteti. Në vazhdim po e japim fjalimin e tij në një tubim tjetër me elektoratin e këtij subjekti, ku kryesisht ishin veprimtarët e çështjes kombëtare dhe shumë të rinj, ku ai shtonte se:

"Brengë e madhe e PNDSH –së është fati i të zhdukurve si dhe të burgosurit të cilët ende po keqtrajtohen nëpër burgjet serbe, prandaj çdo iniciativë e zotit Kushner për lirimin e të burgosurve është e mirëseardhur si dhe do të jetë e mbështetur nga ana jonë.

Të nderuar vëllezër e motra, e shoh të nevojshme ta përmend veprimtarinë dhe sakrificat e PNDSH-së që nga Lufta e Dytë Botërore e deri më sot.

Shumë djem e vajza tona ishin të torturuar, të burgosur, të pushkatuar e të masakruar nga regjimi serbosllav. Po këta djem të këtyre familjeve patriotike, atdhetare, u bashkuan në radhët e UÇK-së ku një numër i

302 *Nga arkivi personal i familjes së Zenel Kabashit.*

tyre ranë dëshmorë për t'u bërë të pavdekshëm. Të tillë ishin djemtë e Vërrinit, Korishës e Kabashit, ata të Dukagjinit e të Drenicës e deri tek të tjerët që ende e vazhdojnë luftën me pushkë në dorë në Preshevë, Medvegjë e Bujanoc me të vetmin qëllim: Për çlirimin dhe bashkimin kombëtar dhe të trojeve tona shqiptare.

PNDSH-ja 57 vite me radhë ishte pranë popullit dhe me popullin, dhe garantojmë që edhe në të ardhmen me ndër do t'i mbrojë interesat e kombit shqiptar.


Apeloj të gjitha partitë kosovare që
të votojnë për partinë tonë se na kanë borxh,
nuk u janë përmbajtë rezolutës së Mukjes dhe Buja
por kanë anashkalu plebishitin që është dashur të
bëhet më 1945 sipas rezolutës, dhe është aktuale,
dhe e vetmja e drejtë e popullit,
por e drejtë e popullit që të vetëvendosin
sipas rezolutës së Bujanit dhe Mukjes
PNDSH-ja punoi, veproi dhe luftoi në bazë të
programit të saj për çlirim dhe bashkim kombëtar
duke e ruajtur tërësinë kombëtare, duke i bërë sfidë
pushtetit të tërbuar hegjemonist.
Votoni për PNDSH-në
PARTIA QË KA HISTORI
GARANTON ARDHMËRI

***Faksimile të fjalimeve të Zenel Kabashit nëpër tubime me elektorat, tetor 2000***

Votoni për PNDSH –në numër 31

"Partia që ka histori garanton ardhmëri!"

Rroftë kombi shqiptar!

Rroftë rinia shqiptare![303]

Ndërkaq, në tubimet tjera në prani edhe të simpatizantëve të subjekteve tjera politike, Zenel Kabashi kërkonte që ta përkrahin PNDSH-në, duke shtuar: "Apeloj tek të gjitha partitë kosovare të votojnë për partinë tonë se na kanë borxh, pasi nuk u janë përmbajtur rezolutës së Mukjes dhe të Bujanit, por kanë anashkaluar plebishitin që është dashur të bëhej më 1945 sipas rezolutës dhe është aktuale edhe sot si e vetmja e drejtë e popullit që të vetëvendosin sipas rezolutës së Bujanit dhe Mukjes.

[303] *Nga arkivi personal i familjes së Zenel Kabashit.*

PNDSH-ja punoi, veproi dhe luftoi në bazë të programit të saj për çlirim dhe bashkim kombëtar, duke e ruajtur tërësinë kombëtare, duke i bërë sfidë pushtetit të tërbuar hegjemonist.

Dhe kështu, pas certifikimit të zgjedhjeve, në mesin e 41 të zgjedhurve të popullit, do të zgjidhet Zenel Kabashi përfaqësues i PNDSH-së. Në këto zgjedhje Asambleja e parë Komunale e Prizrenit u përfaqësua nga LDK, PDK, AAK, BSDAK, DRSM, PSHDK dhe PNDSH.[304]

Në këto zgjedhje nga radhët e AAK-së kishte fituar edhe ish nxënësi i tij e pastaj njëri ndër bashkëpunëtorët më aktiv për çështjen kombëtare Bedrush Çollaku, me të cilin bashkëpunonte më së shumti dhe vazhdimisht rrinin bashkë, njëri i majtë e tjetri i djathë, të dy atdhetarë të dëshmuar.

E SHTUNE

URIME KONSTITUIMIN E PARLAMENTIT LOKAL PRAN KUVENDIT KOMUNAL NË PRIZREN SI DHE NË MBARË KOSOVËN, QË NJIHEKIT POPULLI DËSHMOI QË DINË TË BËJË PUSHTET LOKAL E QË SHPRESOJMË QË NË TË ARDHMEN DO TË DIJË TË FORMOJË DHE PUSHTET QËNDROR E QË DO TË THOTË SHTETË TË PAVARUR QË KA QENË DHE ËSHTË SYNIM POPULLOR NDËR SHEKUJ QË POPULLIT SHQIPTAR GJITHMONË I KA MUNGUAR DHE GJITHNJË KA QENË I PUSHTUAR NGA TË HUAJT! ANDAJ JU FTOJ QË TË JENI DINJITOZ DHE PËRÇARJET T'I LENI ANASH SEPSE KENI BORGJ NDAJ GJENERATAVE TË SË ARDHMES QË T'JUA LËMË TRASHIGIMI ATDHEUN E LIRË E TË PAVARUR SI QË NJIKOHSISHT NA LANË POROSINË DËSHMORËT E KOMBIT GJATË SHEKUJVE ...

***Fjalë e mbajtur me rastin e konstituimit të asamblesë së Prizrenit, 11.11. 2000***

Me rastin e kompletimit të Asamblesë Komunale të Prizrenit, Zenel Kabashi si përfaqësues i PNDSH-së dhe Ballit Kombëtar ka mbajtur këtë fjalë rasti:

"....Populli dëshmoi që di të bëjë pushtet lokal e që shpresojmë që në të ardhmen do të dijë të formojë edhe pushtet qendror e që do të thotë shtet të pavarur, që ka

[304] *https://kqz-ks.org/wp-content/uploads/2013/04/2.-Kandidat%C3%ABt- ...pdf*

qenë dhe është synim popullor ndër shekuj. Popullit shqiptar gjithmonë i ka munguar dhe gjithnjë ka qenë i pushtuar nga të huajt.

Andaj, ju ftoj të jeni me dinjitet dhe përçarjet t'i lini anash, sepse keni borxh ndaj gjeneratave që t'ua limi trashëgim atdheun e lirë e të pavarur siç na lanë porosi dëshmorët gjatë shekujve...”

E shtunë, 11. 11. 2000

Znel Kabashi më 28 Nëntor 2000 zgjidhet kryetari i parë i Ballit Kombëtar në Prizren.[305]

## Kontributi i Zenel Kabashit në bashkimin e subjekteve politike me program nacionalist në Ballin Kombëtar

Karshi shumë aktiviteteve të tjera politike, Zenel Kabashi pas shumë takimeve do të arrijë që t'i bindë subjektet djathtiste nacionaliste të bashkohen në një parti të vetme, sepse vetëm të bashkuar do të mund të arrijnë më shumë rezultate dhe do të gëzojnë më shumë përkrahje. Pra, bashkimi i këtyre tri subjekteve në një subjekt dhe të quhet Balli Kombëtar pa prefikse e sufikse, por pastër Balli Kombëtar, ishte mision i Zenel Ballistit, siç e quanin një pjesë e madhe e aktivistëve të Ballit Kombëtar nga e gjithë hapësira shqiptare. Prizrenasit kur theksonin thëniet e tij (Zenelit) për politikën serbe para luftës, thonin se kështu më ka thënë Bajram Curri, ngase edhe Zeneli ishte shtatlart, muskulor e kishte një qëndrim krenar...[306] Për t'u arritur bashkimi i disa subjekteve, u desh një punë dhe angazhim i madh jo vetëm i Zenel Kabashit, por edhe i shumë aktivistëve tjerë. Që nga paslufta, kur erdhi iniciativa së pari nga Shqipëria, pastaj nga diaspora për një bashkim të subjekteve politike nacionaliste, Zenel Kabashi ishte

[305] *E dhënë gojore e Bedri Çejkut, i lindur më 1960 në Prizren.*
[306] *E dhënë gojore e Parim Kosovës.*

s ë me Bacën Zenel kemi shkuar te Rexhep Abdullahu, i cili në mënyrë kategorike ishte kundër ndryshimit të emrit, sepse edhe ai nuk ishte kundër bashkimit. Por, ai nuk pajtohej që të quhej ky bashkim i subjekteve politike me emrin Ball Kombëtar, sepse, siç thoshte, në Kosovë nuk ka ekzistuar Balli, por nacionalistët...”[307] Rexhepi ishte për dialog rreth këtij bashkimi, por kërkonte që të shoshiteshin gjërat dhe në fund të dilnin me një qëndrim e të mos ndikohen shumë subjektet nga kërkesat e Ballit nga Shqipëria. Në anën tjetër, nga Shqipëria dhe diaspora ishin shtuar presionet për bashkimin e subjekteve. “Zenel Kabashi ka pasur marrëdhënie të mira miqësore në pikëpamje organizative me një numër të madh të veprimtarëve të Ballit Kombëtar në Shqipëri dhe në emigracion. Andaj ndikimi i tij ishte shumë i madh gjithkund. Fjala e tij kishte peshë dhe ishte pothuajse vendim. Kur ai thoshte për diçka, po ajo punë do të bëhej se nuk bën, sepse ishte këmbëngulës. Edhe çështja e bashkimit të subjekteve politike nacionaliste në Kosovë në Ballin Kombëtar ishte vepër kryekëput e Zenel Kabashit, që vështirë se do ta kishte bërë dikush tjetër realitet një përpjekje të tillë.”[308] Basri Elezi, në mes tjerash, për këtë çështje shton: Me Zenelin dhe shokët

**DEKLARATË**
**E PËRBASHKËT E LNDSH-së, PNDSH-së DHE BALLIT KOMBËTAR (BK-së)**

- Duke u bazuar në gjendjen politike, ekonomike, sociale, kulturore e arsimore të Kosovës,
- duke u bazuar në kërkesat politike imediate të popullit shqiptar të Kosovës,
- duke pasë parasyshë aspiratat shekullore të shqiptarëve të Ballkanit për bashkim, unitet dhe demokraci europerendimore,
- duke pasë parasyshë të drejtën historike të çdo populli për zhvillim dhe për të jetuar i lirë dhe i bashkuar,

Partia do të veprojë me emërin Balli Kombëtar deri në mbajtjen e Kongresit, ku do të vendoset për emrtimin definitive të partiesë, ku do të zgjidhen organet e reja udhëheqëse dhe ku do të aprovohen aktet tjera të partisë.

Partia Balli Kombëtar lejon mundësinë për bashkangjitje apo bashkim edhe të subjekteve tjera politike me orientim të djathtë.

Partia Balli Kombëtar merr qëndrim për formimin e degëve të saj edhe në diasporë.

Udhëheqja e partiesë deri në Kongres është kolektive.

Kryetari i [illegible] Kryetari i PNDSH-së Kryetari Ballit Kombëtar
Dr.in.agr. Kajta[illegible] Zenel Kabashi

Prishtinë, më 9.03.2001

[307] *E dhënë gojore e Masar Nijazi Kuksit, lindur më 1952 në Prizren.*
[308] *E dhënë gojore e Adriatik Alimadhit, lindur më 1963 në Tiranë.*

tjerë nga Kosova kemi punuar në krijimin e bazave sa më të forta të Partisë së Ballit Kombëtar, sepse deri më tash kryesisht nacionalistët në Kosovë njiheshin si anëtar të NDSH-së, ngase Balli Kombëtar ka qenë halë në sy e regjimit jugosllav dhe i ka dënuar më shumë apo i ka quajtur ballistë vetëm atëherë kur ka dashur t'u shqiptojë dënime kapitale. Prandaj, kisha porosi që me aktivistë nga Kosova më në krye me Zenel Kabashin ta bënim një Ball Kombëtar unik në gjithë hapësirën shqiptare. Që në gjysmën e dytë të vitit 1999 kishim edhe propozime konkrete se kush do të mund ta udhëhiqte Ballin Kombëtar në Kosovë si subjekt të vetëm politik të nacionalistëve, por kjo çështje nuk shkoi siç duhet derisa u arrit bashkimi në prill të vitit 2001."[309]

Në vazhdim po e japim një pjesë të tekstit të deklaratës së përbashkët të LNDSH-së, PNDSh-së dhe Ballit Kombëtar, të nënshkruar më 9 prill 2001, ku, në mes tjerash, thuhet:.

- Duke u bazuar në gjendjen politike, ekonomike, sociale, kulturore e arsimore të Kosovës;
- Duke u bazuar në kërkesat politike imediate të popullit shqiptar të Kosovës;
- Duke pasur parasysh aspiratat shekullore të shqiptarëve të Ballkanit për bashkim, unitet dhe demokraci europerendimore;
- Duke pasur parasysh të drejtën historike të çdo populli për zhvillim dhe për të jetuar i lirë dhe i bashkuar;
- Duke parë dobësimin organizativ të lëvizjes nacionale në Kosovë;
- Duke pasur parasysh traditën historike dhe të kaluarën e lavdishme të këtyre partive;
- Duke parë nevojën emergjente për hapa më të avancuara politike të lëvizjes nacionale.

[309] *E dhënë gojore e Basri Shani Elezit, nga Kukësi.*



Subjektet politike: Lëvizja Nacional Demokratike

***Hamazhe himnit kombëtar në fillim të punimeve të Kongresit të Jashtëzakonshëm të Ballit Kombëtar***

Shqiptare (LNDSH), Partia Nacional Demokratike Shqiptare (PNDSH) dhe Balli Kombëtar (BK) u pajtuam që sot, më 9.03.2001 të nënshkruajnë deklaratën e përbashkët për bashkim në një subjekt të vetëm politik me emër Balli Kombëtar. Bashkimi i këtyre partive bëhet pa kurrfarë kushtëzimi.

- Partia do të veprojë me emrin Balli Kombëtar deri në mbajtjen e Kongresit, ku do të vendoset për emërtimin definitiv të partisë, ku do të zgjidhen organet e reja udhëheqëse dhe ku do të aprovohen aktet tjera të partisë.
- Partia Balli Kombëtar lejon mundësinë për bashkëngjitje apo bashkim edhe të subjekteve të tjera politike me orientim të djathtë.
- Partia Balli Kombëtar merr qëndrim për formimin e degëve të saj edhe në diasporë.

Udhëheqja e partisë, deri në Kongres, është kolektive.

Kryetari LNDSH-së (Kajtaz Fazlia), Kryetari PNDSH-së (Zenel Kabashi), kryetari Ballit Kombëtar (Daut Bislimi).

Prishtinë, 9 prill 2001.

Një aktivitet po kaq i rëndësishëm i Zenel Kabashit, sa edhe vet akti i nënshkrimit të bashkimit të tri subjekteve politike, është edhe organizimi i Kongresit të Jashtëzakonshëm i Ballit Kombëtar, të mbajtur më 07.07.2001 në Prizren. Punimet e këtij kongresi i shpalli të hapura Zenel Kabashi, njëri ndër iniciatorët dhe këmbëngulësit e bashkimit të partive nacionaliste në një subjekt të vetëm politik. Në këtë kongres roli i Zenel Kabashit ishte i madh, jo vetëm për përgatitjet, por edhe për fjalën e tij, e cila ishte fjalë që shkonte në vijën e kongresit, përkatësisht në përputhje me qëndrimin e kongresit. Në vazhdim po e shkëpusim një pjesë të këtij fjalimi:

"Zonja dhe zotërinj, delegatë dhe mysafirë të dashur, mirë se keni ardhur në këtë kongres të jashtëzakonshëm më 7 korrik 2001 dhe, në emrin tuaj, më lejoni që ta shpall të hapur Kongresin e jashtëzakonshëm të Ballit Kombëtar!



***Zenel Kabashi, duke mbajtur fjalën në Kongresin e Jashtëzakonshëm***

Delegatë dhe mysafirë të dashur, siç e përmenda edhe në hyrje, ky është kongres i jashtëzakonshëm i Ballit Kombëtar, por është një kongresi i një rëndësie të veçantë, sepse është kongres i

bashkimit të disa subjekteve politike, siç janë: PNDSH-ja nga regjioni i Prizrenit, LNDSH-ja nga Prishtina, si dhe Balli Kombëtar nga Gjakova, Prishtina dhe Dragashi. Është një koincidencë e këndshme, pasi ky bashkim po bëhet në 128 - vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, sepse bazamenti i të gjitha programeve është Lidhja e Prizrenit. Periudha e viteve 1943, kur u themelua organizata ushtarako – politike "Lidhja e Dytë e Prizrenit", pastaj viti 1981 me demonstratat e studentëve e deri më 1992, periudhë kjo kur u rrit dhe u mobilizua vetëdija kombëtare përmes pajtimit të gjaqeve, të prira nga Anton Çetta dhe ndihmuan që shqiptarët të arrijnë në një pikë të përbashkët me një mendje e me një zemër. Por, mjerisht armiku serb, duke e parë këtë rrezik, nisi t'i financojë edhe partitë shqiptare. Si e tillë ishte edhe PNDSH-ja, sepse, duke u legalizuar partitë politike në sistemin serb, ato ishin të kontrolluara nga ana e UDB-së.



***Zenel Kabashi me Hasan***

Historianët tanë mund ta pasqyrojnë këtë periudhë të mallkuar. Dhashtë Zoti që të mos vijë Malkomi për të na pasqyruar këtë periudhë. Mungesa e një koncenzuesi për bashkim të këtyre subjekteve në një parti të vetme tregoi rezultatet e veta, kur në Prishtinë dhe në vende të tjera dolën veçmas në zgjedhjet komunale PNDSH, LNDSH dhe Balli Kombëtar dhe nuk fituan asgjë, ndërsa në Prizren u bashkuan PNDSH dhe Balli Kombëtar dhe pati sukses. Pos Prizrenit, të unifikuar ishin edhe Dragashi, Suhareka dhe Rahoveci.

Këtë mungesë të bashkimit e hetoi edhe populli, por edhe udhëheqësit e subjekteve politike, që u orvatën të ndërmjetësojnë në përafrimin dhe bashkimin e këtyre subjekteve, siç ishte Hysen Sefo, kryetar i Ballit Kombëtar në Shqipëri, Isuf Azemi etj, por vendimtar ishte angazhimi i luftëtarit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, Luan Ahmet Gashi. Porosia e të gjithëve ishte që të bashkohemi në një subjekt e ta marrim emrin rrënjësor Balli Kombëtar i Mithat Frashërit. Më 9 prill të këtij viti u mbajt kuvendi i tri subjekteve politike, që e pranuan emrin rrënjësor të Ballit Kombëtar. U nënshkrua deklarata e përbashkët mes PNDSH-së, LNDSH-së dhe Ballit Kombëtar.

Delegatë të nderuar, deklarata është nënshkruar, por verifikimin e kësaj deklarate mund ta bëjë vetëm Kongresi, për çka edhe jemi mbledhur këtu, andaj i lus delegatët, që me ngritje të dorës ta aprovojnë këtë bashkim...”[310]

Mbështetur në raportin e hartuar më 11 korrik 2001, në lidhje me ecurinë e Kongresit të Jashtëzakonshëm, ku mes tjerash theksohet se ...” Kongresi u mbajt në Shtëpinë e Kulturës “Xhemajli Berisha” në Prizren në prani të 500 delegatëve dhe rreth 200 të interesuarve, që i ndoqën punimet jashtë sallës, për shkak të kapacitetit të vogël të sallës. Hapjen e Kongresit e bëri Zenel Kabashi, veteran i Ballit Kombëtar dhe njëri ndër organizatorët kryesorë të kongresit, ndërsa punimet i udhëhoqi Riza Sadiku, anëtar i kryesisë.

Kongresin e përshëndetën edhe Isuf Azemi, veteran i Ballit nga Çikago, Ajet Rushiti, delegati nga Brukseli Ramiz Zekolli, Eshref Eshrefi, delegat nga Danimarka, Talat Pllana - delegat nga Londra, Hysen Selfo, kryetar i Ballit Kombëtar Demokratik në Shqipëri, Mentor Quku, kryetar i Ballit Kombëtar nga Shkodra, Simon Kuzhnini – president i Lidhjes Shqiptare në botë, Shpend Vehapi nga

[310] *Pjesë nga fjalimi i Zenel Kabashit në Kongresin e Jashtëzakonshëm të Ballit Kombëtar më 7 korrik 2001 në Prizren.*

Tetova, Milaim Fejziu e Ali Vezaj nga Bashkësia Islame, etj.



***Zenel Kabashi me Hafëz Jakupin***

Të pranishëm në këtë Kongres ishin edhe përfaqësues të subjekteve politike që vepronin në Prizren. Gjatë punimeve të këtij kongresi u zgjodh kryesia dhe kryetari me vota të fshehura. Që të realizohet bashkimi i këtyre subjekteve, Prizreni nuk e paraqiti kandidatin e vet, mjerisht as Gjakova nuk u paraqit në këtë kongres, megjithëqë kishte nënshkruar deklaratën e përbashkët. Nga Prishtina ishin kandidatë prof. Kajtaz Fazlia, prof. Daut Bislimi nga BK, ku me vota të fshehta prof. Kajtaz Fazlia fitoi shumicën. Pas Kongresit, Balli Kombëtar e mori për detyrë që në të gjitha vendet kryesore të organizojë komitetet dhe të aktivizohen anëtarët e ballit për masivizimin e Ballit Kombëtar në Kosovës. Në këtë fushatë, pa marrë parasysh që ishim të aktivizuar për masivizimin, nuk kishim qëndrime të përbashkëta për zgjedhje qoftë kombëtare, qoftë lokale, nuk kemi pasur ndonjë rezultat me përjashtim të Besianës, që ka siguruar një vend për këshilltar edhe Drenasi gjithashtu një këshilltar, megjithëqë Prizreni e ka pasur një këshilltar edhe atë e ka humbur.

Në lidhje me aktivitetin e mëtejmë të Zenel Kabashit në Ballin Kombëtar, më shumë mund të kuptojmë nëse i shfletojmë dorëshkrimet e tij ku flet për aktivitetin e tij në këtë subjekt politik. “Balli Kombëtar duhet ta gjejë mënyrën për ta afruar komitetin e Gjakovës edhe të Pejës në gjirin e vet dhe më tutje në çdo komunë patjetër të

formohen komitetet aktive të Ballit Kombëtar. Për avancimin e Ballit Kombëtar duhet të riorganizohet kryesia, por ky organizim të bëhet në përputhje me statutin e partisë. Avancimi i BK –së nuk mund të bëhet pa qëndrime të përbashkëta brenda në Kosovë dhe në Shqipëri njëkohësisht. Mbështetëse më e madhe do të jetë gazeta “Flamuri”, e cila duhet të rritet e të jetë organ serioz i partisë. Natyrisht se gazeta “Flamuri” nuk do të ketë sukses, në qoftë se nuk e ka mbështetjen prej kryesisë qendrore të Ballit Kombëtar dhe të të gjitha komiteteve të Ballit Kombëtar brenda në Kosovë. Rolin kryesor për qenien e partisë së BK-në është gazeta “Flamuri” dhe tash për tash e ka primatin për propagandimin e programit politik të BK-së.”[311]




Balli Kombëtar, duke e ditur programin e saj mbarëkombëtar qoftë në Kosovë e Shqipëri edhe në diasporë, në një të ardhme të shkurtër duhet të shkrihet në një parti të përbashkët. Se ku do ta ketë selinë, nuk asht relevante. Prandaj, kontaktet tona të vazhdueshme janë me Ballin Kombëtar të Shqipërisë nëpërmjet një komisioni që është formuar para disa ditësh i përbërë nga; Besim Dumnica, Agron Lajqi e i kryesuar nga Zenel Kabashi, i cili vazhdimisht është në kontakt me BK Demokratik të Shqipërisë, i kryesuar nga prof. Hysen Selfo, i cili organizoi një tubim të përbashkët me BK-në, me anëtarët e shumicës së partisë BK Demokratik dhe të Ballit Agrar, ku mori pjesë edhe kryetari i komisionit ndërmjetësues prof. Zenel Kabashi. Pas shumë

[311] *Pjesë nga jetëshkrimi i Zenel Kabashit.*

diskutimeve që u bënë në atë mbledhje e arsyetuan bashkimin dhe u deklaruan për të njëjtën gjë se pa bashkim nuk ka perspektivë BK as në Shqipëri as në Kosovë apo në diasporë. Andaj, po atë ditë me një zë të përbashkët u pajtuan dhe nënshkruan deklaratën e përbashkët.

Deklaratën e nënshkruan kryetari i BK Demokratik Hysen Selfo me krah të majtë, Alfred Cako me plot vullnet e dëshirë për këtë bashkim, ndërsa Zenel Kabashi e përshëndeti këtë mbledhje me bashkimin e ballit, me dëshirën që sa më shpejt të realizohet në Shqipëri sepse kjo përçarje brenda partive në Shqipëri shumë po e dëmton BK-në në Kosovë.

Deklarata me sa vijon:

Ne, shumica e anëtarëve të kryesisë së partisë së BK-së dhe shumica e degëve të kësaj partie, së bashku me partinë e Ballit Kombëtar Demokrat përfaqësuar nga kryetari i saj z. Hysen Selfo dhe të gjitha strukturat drejtuese, shprehim vullnetin e bashkimit të qëndrimeve tona politike. Me këtë akt politik shprehim bindjen se po realizojmë edhe një kërkesë të kahershme të qindra e mijëra ballistëve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi dhe të personaliteteve të shquara të diasporës.


"BALLI KOMBËTAR"-KOMITETI I PRIZRENIT

-ME VENDIMIN UNANIM TË KRYESISË TË "BALLIT KOMBËTAR"-KOMITETI I PRIZRENIT, SHPALLIM "KRYETAR NDERI"
zotni:Prof. **ZENELABEDIN KABASHI**
-INICUES DHE ORGANIZATOR I "BALLIT KOMBËTAR"

KRYESIA E B.K. KOMITETI I PRIZRENIT
Kryetar: Prof.Feim Ukimeri

22. Maj 2004.

***Vendimi i titullit Kryetar Nderi i BK***

Mesazhi i dalë nga ky aktbashkimi do të përcillet në mbarë Shqipërinë dhe do të ndikojë direkt në fuqizimin e aktivitetit tonë politik deri në realizimin e konferencave në degë dhe njëkohësisht

mbajtjen e një kongresi modern brenda një periudhe të shkurtër.

Me këtë akt shprehim bindjen se do të ngjallim shpresën e nacionalistëve shqiptarë për një të ardhmen ndryshe të Shqipërisë.

Ne si parti Nacional Demokrate do të japim kontributin tonë maksimal në bashkimin dhe konsolidimin e së djathtës shqiptare për të tejkaluar krizën totale, që ka përfshi krizën në Shqipëri.

Kjo deklaratë u nënshkrua në Tiranë më 12.04, 2003 nga deputeti i PBK Alfred Cako dhe kryetari i PBKD



Hysen Selfo.

Edhe pas zgjedhjes së strukturave të reja të Ballit në Kosovë, kontributi i Zenel Kabashit ishte i madh, e në veçanti në ruajtjen e frymës kombëtare. Dhe për kontributin e tij të madh, më 22 maj 2004, me vendim unanim të Kryesisë së Ballit Kombëtar – Komiteti i Prizrenit shpallin, "Kryetar Nderi" prof. Zenel Kabashin, ndërsa më 12 korrik 2004 Balli Kombëtar i Kosovës Zenel Kabashin e zgjodhi anëtar nderi të përjetshëm të Ballit Kombëtar.

***Momente nga pranimi i mirënjohjeve për kontributin e dhënë***

## Aktivitetet tjera të Zenel Kabashit në frymën e Ballit Kombëtar

Zenel Kabashi do të jetë mysafir nderi i Konferencës Shkencore për Lidhjen e Dytë të Prizrenit, e cila u mbajt më 21 e 22 shtator 2001, organizuar nga Lëvizja Kombëtare Shqiptare në Prizren, me ç'rast në fjalën e tij ai do të flasë për përjetimet e tij si nxënës pjesëmarrës në hapjen e punimeve të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Në fjalën përshëndetëse, ai ndalet kryesisht te kontributi i zejtarëve prizrenas, të cilët i mbuluan shpenzimet dhe në veçanti flet për kontributin e Asllan Boletinit, prefektit të Prizrenit. Zeneli me këtë rast ka cituar fjalët e Asllan Boletinit në Vushtrri: *"Vllazën të nderuem. Kosova po mbetet nën komunizëm e ju për* komunizmin *dini pak. Mbasi nuk patëm fat të jemi me Evropën. Komunistët në fillim kanë me na ledhatue si foshnjën në djep e, kur të marrin fuqi, do të shndërrohen në gjarpinj e do t'na helmojnë!"*

Zeneli ka shtuar se janë të rralla figurat si Asllan Boletini, që kanë dhënë gjithçka nga vetja për kombin.[312] Në përmbyllje të fjalës së tij, Zenel Kabashi para studiuesve ka apeluar te studiuesit e në veçanti te historianët që të shkruajnë të vërtetën dhe vetëm të vërtetën, sepse e



***Pamje nga punimet e Kuvendit të Ballit Kombëtar në Prizren***

vërteta mund të na shpjerë te bashkimi kombëtar.

[312] *Fjalë e cituar nga Zenel Kabashi, më 21 shtator 2001.*

Zenel Kabashi, me autoritetin që kishte në Prizren dhe regjion, ishte i pranishëm kudo që organizohej diçka në interes të kombit, sepse ai gjithë veprimtarinë e tij e kishte përqendruar në çështjen e kauzës kombëtare. “Zeneli kudo që shkonte e merrte fjalën dhe fliste me kompetencë, sepse ishte i përgatitur për çdo situatë, për çdo rast, pasi kishte një bagazh të madh të njohurive për historinë e vërtetë të kombit shqiptar. Pra, ai kurrë nuk zihej i papërgatitur, sepse shpirti i tij liridashës ishte gatuar për kauzën kombëtare.”[313]

Në tribunën shkencore me rastin e përvjetorit të Ballit Kombëtar, të mbajtur më 24. 04. 2005 në Prizren, në fjalën përshëndetëse Zenel Kabashi, mes tjerash, ka theksuar: “Edhe në kohën kur u bashkuan subjektet nacionaliste në një subjekt politik, por edhe sot, për shkak të bajraktarizmit, ende po vazhdon dilema se çka është NDSH-ja dhe çka është Balli Kombëtar. Edhe pse shumë mirë i sqaroi Dr. Daut Bislimi, unë do t’i përmend edhe disa fakte dhe disa data. Pas kapitullimit të Italisë, Balli Kombëtar është iniciuar më 1943 në Rogovë, që atë kohë Rogova ishte pjesë e Prefekturës së Prizrenit, ku kanë marrë pjesë Selman Riza, Sokol Dobroshi, Ibrahim Fehmiu, Halim Spahiu. Në këtë mbledhje ka marrë pjesë edhe një misionar anglez dhe që nga ajo datë Balli Kombëtar ka marrë emrin NDSH, por ama nisi si Ball Kombëtar. Ndërsa celula e parë e Ballit Kombëtar në Prizren është takuar në shtëpinë e Sali Zhurit, ku të pranishëm ishin: Hamdi Çesko, Sali Zhuri, Nesibe Zhuri, Xhemali Shehu dhe Durmish Rizvanolli. Të gjithë këta atdhetarë janë betuar nën siglën e Ballit Kombëtar, ndërsa janë dënuar si nacionalistë. Pastaj edhe në vitin 1995 unë me shokë jam dënuar si NDSH-istë, edhe pse ishim ballistë.

Për shkak të bajraktarizmave, Ballit Kombëtar i janë ngjitur disa herë shumë sufiksa ose prefiksa. Unë kam shkuar disa herë në Shqipëri për pajtim të Ballit Kombëtar Agrar



***Zenel Kabashi, duke i përshëndetur punimet e trubunës shkencore për Ballin Kombëtar***

*ranliut, lindur më 1934 në*

dhe Ballit Kombëtar Demokratik. Ju lutem pse t'i shtohen këto sufiksa, kur dihet orientimi i Ballit Kombëtar dhe nuk ka nevojë për këto shtesa. Andaj, apeloj prej Prizrenit historik, që njëherë e përgjithmonë të jetë një Ball Kombëtar pa asnjë shtesë dhe të bëhet një Ball Kombëtar në trojet tona.[314]

# PJESA E GJASHTË

[314] *Fjala e Zenel Kabashit e transkriptuar nga fjalimi integral në këtë tribunë, Xhirimi i kësaj konference ruhet te familja e Zenel Kabashit.*

## Shkrime personale dhe për shtypin e kohës nga Zenel Kabashi

### Portret veterani të “Ballit Kombëtar” të Kosovës[315]

# ZENEL KABASHI – SHEMBULL PËR BREZAT E ARDHSHËM

*Shkruan: Jetish* ***Kadishani***



BALLI KOMBËTAR 3 FLAMURI, Viti II, nr. 4-5, 2003

PORTRET VETERANI TË "BALLIT KOMBËTAR" TË KOSOVËS

ZENEL KABASHI - SHEMBULL PËR BREZAT E ARDHSHËM

Shkruan: Jetish KADISHANI

Zenel Kabashi është njëri ndër veteranët e Partisë “Balli Kombëtar” në Kosovë, i cili rrjedh nga një familje e madhe atdhetare, të Rrustë Kabashit nga Korisha e Prizrenit.

Zenel Kabashi, biri i Xhemail dhe Sadife Kabashit, lindi në Prizren më 15.04.1931, në një familje intelektuale. Tri klasat e para të fillores i kreu në gjuhën serbishte, ndërsa të katërtën dhe të pestën në gjuhën shqipe. Mësues kishte patriotin Sylejman Aliun-Drinin.

Si nxënës, Zeneli mori pjesë në demonstratat e para anti krajlit serb Karagjorgjeviqit më 9 prill 1941. Aty u hoq flamuri serb dhe u ngrit ai shqiptar nga rinia shqiptare prizrenase. Demonstratat i shoi ushtria serbe e ardhur nga Peja në krye me kolonel Novakoviqin, me ç’rast plagosën dhe vranë demonstrues

***Faksimile nga artikulli i gazetës "Flamuri" Nr. 4-5,***

[315] *Ky shkrim i Jetish Kadishanit është nxjerrë nga një shënim autobiografik më i gjatë.*

si: Hadi Katanxhiun, Fevzi Shalqinin, u plagos rëndë Bajram Dehiri dhe shumë të tjerë...

Aktiviteti i tij gjithmonë ishte në sferën e patriotizmit shqiptar, sepse një edukatë të tillë e kishte nga familja e tij brez pas brezi. Më pastaj Zeneli vazhdoi vitin e parë të gjimnazit i udhëhequr nga drejtori (i ndjeri) Kolë Markgjini (të cilin komunistët e Shqipërisë e kishin dorëzuar organeve të OZN-ës jugosllave në Prizren, e burgosën dhe pas dënimit e internuan në Mitrovicë të Sremit, ku edhe vdiq). Profesor të tjerë ishin: Luk Çuni, i cili pastaj emigroi në Australi, profesori i historisë Lazër Berisha (i pushkatuar në Prizren nga partizanët në vitin 1944), Hajrullah Morina (i vrarë nga aeroplanët), Lorenc Antoni dhe Nuri Sherifi, udhëheqësit e korit të shkollës, etj.

Në vitin 1943, udhëhequr nga Sylejman Drini, shkolla organizoi program koral dhe artistik për nder të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Me këtë rast mori pjesë edhe Zenel Kabashi më recitalin “Shqiptari” bashkë me Serije Shedulen.

Më 15 shtator 1944, pasi babai i tij ishte pjesëmarrës në Lidhjen e Dytë të Prizrenit (kryetar i një komisioni) e plagosin dhe pastaj këtë detyrë e merr Reshat Karjagdiu. Pasi i ati ishte në shënjestër të partizanëve për likuidim, u detyrua të arratiset, të cilën Zeneli e përcolli deri në Kabash (te shtëpia e Sahit Ukëve). Shpesh i dërgoja barëra dhe rroba babait që rrinte i fshehur nga organet.




Në vitin 1945 Zenel Kabashi vazhdoi vitin e dytë të gjimnazit në Prizren, por shpejt e përjashtojnë një grup nxënësish për aktivitetin e tyre në frymën e Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Rinia shkollore ishte e ndarë në dy grupe: nacionalistët dhe komunistët, kështu që kundërthëniet ishin të mëdha. Shqiptarët që

kundërshtuan bashkëngjitjen e Kosovës Serbisë u morën në shënjestër nga pushteti komunist dhe filluan likuidimet fizike. Ndër ta pësuan: Halim Ali Spahiu, Rexhep Kabashi, Tahir Deda, Kajtaz Ramadani, e shumë të tjerë u dënuan më shumë vite burgim.

Në vitin 1946 u burgos edhe grupi tjetër prej 27 atdhetarësh, që kishin në mesin e tyre edhe katër shkodranë: Atë Bernard Llupin, Marie Shllakun, Kolë Parubin dhe Gjergj Martinin. Gjyqi ushtarak i Prizrenit katër shkodranët i dënoi me vdekje, ndërsa 23 të tjerët me burgim deri në 20 vjet.

Në pranverë të vitit 1946 vdiq në burg patrioti Bedri Pejani, i cili kishte banuar te familja Kabashi në Prizren.

Pas përfundimit të semimaturës, me insistimin e Ibrahim Femiut, Zeneli me disa shokë shkuan në Gjakovë, ku kryen shkollën Normale (gjenerata e dytë e saj). Pas kryerjes së Shkollës Normale në Gjakovë, Zeneli u emrua mësues në Prizren, por pas një viti, më 1950, Zenel Kabashi u burgos me shumë shokë nga OZN-a jugosllave, si anëtar i ONDSH-së, pas disa muajve i dërguan në burgun hetimor të Prishtinës dhe në gusht organizuan seancat gjyqësore ndaj: Zenel Kabashit, Arif Ramadan Hoxhës, Ahmet Dervish Zeqirit, Jusuf Dellovës, Islam Fisharit, Gjokë Spaçit, Shehide Kabashit, Ibrahim Rremë Thaçit, Ramadan Shemsedinit dhe Bajram Dehirit. Zenel Kabashi u dënua me 6 vjet burgim dhe u dërgua në vuajtje në Nish. Edhe atje e dënuan me dy vjet izolim në qeli. Në vitin 1956 u kthye në Prizren dhe u punësua, pastaj iku në Maqedoni, kinse dëshironte të shpërngulej në Turqi, por Zeneli u regjistrua në Fakultetin e Shkencave Matematikore në Shkup, të cilin e kreu në vitin 1961 dhe u kthye në Prizren ku u punësua si profesor i biologjisë në Normalen e Prizrenit, por pas 6 muajsh e largua nga mësimi si person i padëshirueshëm për pushtetin dhe ai u punësua pastaj si laborant në thertoren e mishit në Fushë Kosovë. Pas Plenumit të Brioneve u kthye në punë në fabrikën “Progres” të

Prizrenit, pastaj punoi në hoteleri deri në pensionim të dhunshëm nga Partia Komuniste në vitin 1987.

Në vitin 1992 Zenel Kabashi formoi në Prishtinë NDSH-në për Kosovë; u zgjodh në kryesinë e saj, por në vitin 1995, organet policore serbe e burgosën dhe e dënojnë me dy vjet burg dhe burgun e mbajti në Dubravë.

Pas daljes nga burgu vazhdoi aktivitetin e tij patriotik deri në fillim të luftës. Pas luftës u interesua për bashkimin e tre krahëve politikë të PNDSH-së, LNDSH-së dhe BK të Kosovës. Me punën e tij të vazhdueshme Zenel Kabashi arriti të organizojë Kongresin e Jashtëzakonshëm të "Ballit Kombëtar" në Kosovë, në Prizren më 7 korrik 2001 ku u bashkuan edhe: PNDSH-ja në krye me Kajtaz Fazlinë, kryetar, LMDSH-ja, Balli Kombëtar i Gjakovës me kryetar Durmish Rizvanolli, dhe PNDSH-ja në Prizren me kryetar Zenel Kabashin. Aty u nënshkrua deklarata e përbashkët dhe me vota të fshehta për kryer të "Ballit Kombëtar" në Kosovë, u zgjodh Kajtaz Fazlia; u zgjodhën edhe dy nënkryetarë: Zenel Kabashi dhe Dr. Daut Bislimi.

## VEPRIMTARIA IME ATDHETARE NË PAK RRESHTA[316]

*Linda më 15.4.1931 në Prizren në një familje intelektuale, nga babai Xhemal Kabashi dhe nëna Sadife Kabashi. Shkollën fillore (tri klasat e para) i kreva në ish-Mbretërinë Jugosllave në gjuhën serbishte, e pas kapitullimit të kësaj mbretërie, vazhdova klasën e katërt dhe të pestë në gjuhën shqipe ku isha nxënës i të ndjerit patriotit z. Sylejman Aliu-Drini. Por, para se të fillojnë*

[316] *Ky shkrim është njëri ndër autobiografitë e Zenel Kabashit, i cili ka shkruar për jetën e vet. Ne po e bpotojmë të tërë, pasi në shënimin e botuar në gazetën e Ballit Kombëtar "Flamuri" është botuar pjesërisht nga kjo biografi. Andaj, e shoh të udhës që ta prezentojmë të plotë, sepse kjo biografi e Zenel Kabashit, një kopje e së cilit i dorëzohet Hysen Selfos dhe Alfred Cakos në Tiranë më 12 prill 2003. Ne po e prezantojmë të plotë këtë autobiografi, dhe vetëm titullin dhe gabimet gjuhësore i kemi evituar.*

*shkollat e rregullta në Prizren në gjuhën shqipe, menjëherë pas demonstratave proserbe, të cilat i organizoi Qeveria Serbe më 27. 3.1941, ne ishim manipuluar nga mësuesit serbë dhe pa vetëdijen tonë të marrim pjesë në atë demonstratë. Të gjithë nxënësit shqiptarë që morëm pjesë dhunshëm në ato demonstrata me moton: "Rrnoftë Krali dhe duam luftë e nuk duam pakt!", i nxirrnim nga goja jonë, sepse kishim frikë se mos na vrisnin, sepse ato ditë kishte nisur të flitej shumë për vrasjet e shqiptarëve nga ana e xhandarëve serbë. Pastaj ne ishim nxënës dhe ishim të detyruar që të vepronim siç na thoshte mësuesi, sepse ishim nxënës të klasës së tretë apo fëmijë dhjetë vjeçar.*

*Kjo gjendje e ngjalli kundërthënien te rinia shqiptare e Prizrenit dhe e organizuar nga organizata "Besa", e cila ishte e shtrirë në tërë Kosovën, e sidomos në Prizren dhe në të gjitha shtresat e popullit. Prandaj, më 9 prill 1941, të prirë nga rinia e vetëdijshme shqiptare, u bënë demonstrata anti Karagjorgjeviqëve dhe marshuta vazhdoi derisa u përqendrua në Tabahane rreth ndërtesës së Komunës së Prizrenit (Beledie), ku u hodh poshtë flamuri serb dhe u ngrit flamuri i bardhë nga rinia shqiptare e Prizrenit.*

*Kjo demonstratë ishte nxitur pak edhe me lajmërimin e disa gjermanëve të armatosur në Prizren. Ardhja e tyre ngjalli shpresat edhe te rinia. Edhe pse gjermanët u dukën nëpër qytet, forcat serbe nuk ishin larguar nga vendi dhe rinia për këtë arsye organizoi demonstrata që ata sa më parë ta lëshonin vendin e të çlirohej populli. Derisa vazhdonin demonstratat, mbërriti ushtria serbe nga Peja dhe nga pjesët e tjera. Në krye të ushtrisë serbe ishte kolonel Novakoviqi, një gjakpirës i shqiptarëve të pafajshëm.Ushtria serbe u vërsul ndaj demonstruesve dhe filloi masakra ndaj rinisë, ku i vranë Hadi Ado Kantaxhiun, Fevzi Shalqinin, ndërsa u plagos rëndë Bajram Dehiri dhe shumë e shumë të tjerë. Demonstratat u shpërndanë me dhunë.*

z. Zenel Kabashi ne menyre te shkurter ne qoftese eshte e mundur te prezentoheni.
Linda me 15.04.1931 ne Prizren ne nje familje intelektual. Nga babai Xhemal Kabashi dhe nana Sadife Kabashi. Shkollen fillore tri klaset e para I kreva ne ish mbretnin Jugosllave ne gjuhen serbishte e pas kapitullimit mbretnis Jugosllave vazhdova klasen e katert dhe te peste ne gjuhen shqipe ku isha nxenes I te ndjerit patriotit z. Sylejman Aliu-Drini.
Por para se te fillojn shkollat e rregullta ne Prizren ne ghuhen shqipe menjeher mas demostratave proserbe te cilat I organizoj qeveria serbe me 27.03.1941 ku ishim te manipuluar nga mesuset serb pa vetedijen tone mendoj per nxenesit shqiptar qe morem pjes ne ato demostrata me moton rnoft Krali dhe duam lufte e nuk duam pakt. Kjo gjendje e ngjalli kunderthenien te rinia shqiptare e Prizrenit dhe e organizuar nga organizata Besa e cila ishte e shtrire ne tere Kosoven e sidomos ne Prizren ne te gjitha shtresat e popullit. Prandaj me 09 prill te avansuar nga rinia e vetedishme shqiptare u banen demostratat anti karagjorgjeviqve dhe marshuta vazhdoj dhe u perqendru ne Tabahane rreth nderteses se Komunes se Prizrenit ku u gjujt posht flamuri serb dhe u ngrit flamuri I bardh nga rinia shqiptare e Prizrenit. Derisa vazhdojshin demostratat mrini ushtria serbe nga Peja dhe nga pjesa e Shqiperis e okupume serbe, ku ne krye te ushtris serbe ishte kolonel Novakoviqi, ushtria serbe u versul ndaj demostrusve dhe filloji masakra ndaj rinise ku I vriten Ado Kantaxhiu, Fevzi Shalqini, u plagos rand Bajram Dehiri dhe shum e shum te tjer u vran dhe u plagosen. Demostratat u shperndan me dhune. Dhuna vazhdoj dhe ushtria u drejtu ne ne pjesen e Prizrenit e quajtur Kurill, ku populli ishte etnikisht I paster shqiptare por ushtria serbe hasi ne rezistenc te madhe ku ne krye te luftarve ishte Regjep Karaqi dhe vellezerit Alishan, andaj u detyru ushtria serbe te terhiqet. Nji pjes e ushtris vazhdoj rugen e masakrimit ka rrethi I Prizrenit sidomos ne Korish. Ushtria ishte e komandume ne ket pjes bash prej kolonel Novakoviqit ku ka hasur ne rezistenc te ashper prej katundarve luftarak te korishit ku nga te dy palet pat te vrare edhe vet Novakoviqi I plagosur, prandaj u detyrua

***Pjesë nga dorëshkrimi autobiografik i Zenel Kabashit***

*Dhuna vazhdoi dhe ushtria u drejtua për në pjesën e Prizrenit e quajtur "Kurillë", ku popullsia ishte etnikisht e pastër shqiptare. Edhe aty ushtria serbe hasi në rezistencë të madhe, ku në krye të luftarëve ishte Rexhep Karaqi dhe vëllezërit Alishani. Pas rezistencës, që hasën forcat serbe nga shqiptarët e Prizrenit, ushtria serbe u detyrua të tërhiqej. Por, gjatë tërheqjes, një pjesë e ushtrisë vazhdoi të bënte masakra në Rrethin e Prizrenit, sidomos në Korishë. Ushtria serbe ishte e komanduar në këtë pjesë nga kolonel Novakoviqi, ndërkohë ka hasur në rezistencë të ashpër prej banorëve luftarakë të Korishës. Pas përleshjeve që ndodhën, nga të dyja palët pati të vrarë. Ndërsa, vetë Novakoviqi u plagos, prandaj ushtria serbe u detyrua të tërhiqej edhe nga Korisha, duke lënë pas veti një kapiten dhe një ushtar të vrarë, kurse nga ana e shqiptarëve u vra Liman Kabashi (Man Hajrushi) dhe luftëtari Berat. Ushtria serbe ka hasur ne rezistencë edhe në Gjinoc të Suharekës.*

*Fill pas kapitullimit të Mbretërisë Jugosllave, ende pa i mbledhur kufomat e ushtrisë serbe në Prizren, është hapur shkolla e parë shqipe në kishën e katolikëve, ku isha edhe unë nxënës i asaj shkolle. Në kishë u mbajt mësimi për aq kohë sa të mos na humbej viti shkollor, që e kishim nisur. Shkolla udhëhiqej nga mësuesi Nok Tupeci, ndërsa më vonë në muajin qershor erdhën shumë mësues dhe arsimtarë nga Shqipëria për të organizuar shkollat e rregullta në Prizren dhe gjetiu. Në shtator të*

*vitit 1941 u regjistrova në klasën e 4-të të fillores, ku vazhdova edhe klasën e 5-të me mësues Sylejman Aliu-Drini, i cili më vonë u angazhua në organizimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe ishte sekretar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit.*

*Para se të fillonin shkollat e rregullta në Prizren, nga Shqipëria mbërriti mësues Emin Abazi, i cili organizoi rininë dhe na ushtronte gjimnastikë, sport, atletikë për ta përparuar rininë në aspektin fizik. Lirisht mund të them se volejbollin e avancoi dhe ishte pionier i parë volejbollit dhe basketbollit në Kosovë.*

*Aktiviteti im gjithmonë ka qenë i kyçur në sferën patriotike, sepse jo vetëm edukata familjare, por edhe kjo edukatë më shtohej gjithmonë nga mësuesit patriotë, të cilët vazhduan edhe në klasën e parë të gjimnazit, që ishte i udhëhequr nga drejtori Kolë Markgjini, i dorëzuar nga komunistët e Shqipërisë dhe është gjykuar në Prizren, pastaj i internuar në Mitrovicë të Sremit ku edhe vdiq. Profesorë tjerë të gjimnazit ishin Lukë Çuni (i cili emigroi në Australi), profesori i historisë Lazër Berisha (i pushkatuar nga partizanët në vitin 1944), Hajrulla Morina (i vrarë nga aeroplanët), Lorenc Antoni dhe Nuri Sherifi (organizatorët e korit të gjimnazit), Hajdar Planeja (një nacionalist, i vrarë pabesisht nga njerëzit e regjimit).*

*Në vitin 1943, i udhëhequr nga Sylejman Drini, u organizua kori dhe shfaqja "Kosovarja" për nder të organizimit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, ku unë si anëtar i këtij kori mora pjesë në hapjen e Lidhjes së Dytë të Prizrenit bashkë me Serije Shehdulen me recitalin "Shqiptar". Gjithashtu isha pjesëmarrës në shfaqjen që u dha në shkollën "Bajram Curri" për nder të Lidhjes së Dytë të Prizrenit.*

*Në vitin 1944, më 15 shtator, pasi babai im ishte veprimtar i Lidhjes së Dyte të Prizrenit, gjegjësisht deri në plagosjen e tij ishte kryetar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit për Prizren, detyrë të cilën më vonë, pas plagosjes së babait tim, e mori Reshat Karjagdiu dhe u*

*detyruan të dy të arratisen, pasi nga partizanët ishin në shënjestër.*

*Gjatë arratisjes babanë e shoqërova deri në Kabash te shtëpitë e Sahit Ukve dhe vetë u ktheva përsëri në Prizren. Shpeshherë detyrohesha të dërgoja barëra dhe tesha të pastra në vende ku gjendej babai, pa ndërmjetëses. Në atë kohë edhe shumë atdhetarë të tjerë ishin në arrati dhe kjo më bënte shumë përshtypje se si populli dinte t'i vlerësonte atdhetarët dhe të mos i respektonte tradhtarët.*

*Më 1945 vazhdova kl.e dytë të gjimnazit, ku përsëri një grup nxënësish na përjashtuan nga organizata rinore të asaj kohe. Në mesin e të përjashtuarve ishim unë dhe Gjon Tupeci, i cili ishte i biri i Nok Tupecit, edhe ai ishte i arratisur, të cilin e kisha pasur mësues.*

*Natyrisht, nuk më linin të qetë as udhëheqësit rinorë të shkollës, sepse atëherë ishin kundërthëniet e mëdha mes nacionalistëve dhe komunistëve.*

3

mesuesi im. Natyrisht nuk me lejshin te qet as udheheqsija rinore sepse atehere ishin kunderthanjet e medhaja mes nacionalisteve dhe komunisteve, mjerisht mas kuvendit te Prizrenit u desht mu deklaru a jane kosovart te bashkohen me serbi ose me Shqiperi. Prandaj kundershtart te opcionit bashkimit me serbi filloj burgosja dhe likuidimi fizik I tyre andaj u bonen burgosjet e mdhaja dhe ne mes tyre organizata e pare u burgos ne krye me Ali Spahiun, Rexhep Kabashin, Tahir Deden, dhe Kajtaz Ramadanin te cilet ma vone u pushkatun dhe shume tjer u burgosen dhe u denun me burgosje afatgjat. Mes tyne edhe Xhemil Fluku I cili nji kohe e zavendesoj Halim Spahiun dhe isht kryetar I komitetit te Prizrenit, ndersa antari I kryesis Sewfidi Lajqi meini te hike prej burgut.

Nuk shkoj as dy vjet perseri u burgosen nji shumice qe I perkitshin organizates ilegale te NDSH-se, ne krye te kesaj organizate ishin dom Bernand Llupi, Maria Shllaku, Gjergj Martini, Kol Parubi, Hajdar Planeja, professor Kol Parubi dhe Hajdar Planeja kan qene profesoret e mi dhe Mark Markut te cilit ishin te kyqyr ne ket organizat. Ma vone mas gjykimit te katert u pushkatun kurse Hajdar Planeja dhe vellau I tij Asllsn Planeja u aratisen, Asllani ka qen nxanesi I klases se tret te kesaj organizate I cili udheheqte grupin e te rinjeve. Ne vitin 1946 ne pranveren e saj vdiq Bedri Pejani ne burg I cili ishte ne kujdesin e familjes Xhemal Kabashit e sidomos mortes vogel e cila e sherbente dhe I qonte ushqim ne burg gjdo dite. Masi qe baba dhe motra e vogel at dite nuk qelloj ne Prizren nana me dha urdher mu te shkoj ta mari kufomen edhe ta varos me nderime fetare dhe kombetare, por sa u paraqita ne spital-bureg ku ishte drejtor Ismet Mula kerkeses teme nuk u pergjegj menjeher por me tha eja mas dy oreve. Une ate pune e bera me lejoj drejtori Ismet Mula nen drejtimin e hoxhes soz I xhamis e lajti dhe une vllau im Refet Kabashi djemt e halles Ahmet Mullafaziu dhe Mahmet Mullafazliu ne krye me Regjep Kasemin I cili ishte ne moshen 40 vjeqare, kurse na ishim gjimnazista te klaseve te ulta edhe e qum kufomen deri ne terzimahall mas faljes namazit te gjenazes deri ne vore ne percjellje erdhen vllaznit shandangji Aziz Pllava edhe disa te tjer. Natyrisht kemi qen gjithashtu te percjellun nga dy oficeret e OZD-se (UDB). Vazhdimisht kom pas peripeti e provokime nga udheheqesit rinor sa do qi u mundojshin profesorat e vetedishem me na mbrojt,si p.sh. profesori Xhemil Doda, Hasan Shala,besa edhe drejtori Ali Regja. Mas semi matures te cilen e kryva ne Prizren me insistimin I Ibrahim Femihut une dhe shumica e shokeve ku ishte edhe rsim Femiu edhe Mark Nu Marku u regjistrum ne shkollen normalete Gjakoves ku isha

***Faksimile të njërit nga dorëshkrimet për autobiografinë e Zenel Kabashi***

*Mjerisht, pas Kuvendit të Prizrenit u desh të deklarohen nëse janë kosovarët për t'u bashkuar me Serbinë apo me Shqipërinë. Prandaj, për kundërshtarët e opsionit të bashkimit me Serbinë filloi burgosja dhe likuidimi fizik i tyre. Në këtë kohë u bënë burgosjet e mëdha dhe, në mesin e tyre organizata e parë që u burgos ishte ajo më në krye Halim Spahiun, Rexhep Kabashin, Tahir Deden dhe Kajtaz Ramadanin, të cilët më vonë u pushkatuan dhe shumë të tjerë u burgosen dhe u dënuan me burg të*

*rëndë. Në mesin e tyre kishte shumë të dënuar me shumë vite heqje lirie.*

*Mes tyre ishte edhe Xhemil Fluku, i cili një kohë e zëvendësoi Halim Spahiun dhe ishte kryetar i Komitetit të Prizrenit, ndërsa anëtari i kryesisë Sefedin Lajqi arriti të ikte nga burgu. Unë i njoha të dy dhe pata fatin të marr nga ta shumë këshilla, që m'u gjetën pasi u arrestova.*

*Nuk shkoi as dy vjet përsëri u burgos një numër i madh i nacionalistëve që i përkisnin organizatës ilegale të NDSH-së. Në krye të kësaj organizate ishin Dom Bernand Llupi, Marie Shllaku, Gjergj Martini, Kolë Parubi, Hajdar Planeja. Profesor Kolë Parubi dhe Hajdar Planeja kanë qenë profesorët e mi dhe Mark Marku, të cilët ishin të kyçur në këtë organizatë. Më vonë, pas gjykimit të katërtit u pushkatun, kurse Hajdar Planeja dhe vëllai i tij Asllan Planeja u arratisën. Asllani ka qenë nxënës i klasës së tretë, kur e udhëhiqte grupin e rinisë së kësaj organizate politike në Prizren, në të cilën organizatë bëja pjesë edhe unë.*

*Në vitin 1946, në pranverë vdiq Bedri Pejani në burg, i cili ishte në kujdesin e familjes së Xhemal Kabashit e sidomos motrës së vogël, e cila e shërbente dhe i çonte ushqim në burg çdo ditë. Pasi babai dhe motra e vogël atë ditë nuk qëlluan në Prizren, nëna, u informua përmes njerëzve të besuar se në rrethana të dyshimta kishte vdekur Bedri Pejani. Ajo më pas më dha urdhër që të shkoja ta merrja kufomën dhe ta varros me nderime fetare dhe kombëtare. Por, sa iu paraqita në spital-bureg, ku ishte drejtor Ismet Mula, kërkesës sime nuk u përgjigj menjëherë. Por, më tha eja pas dy orësh. Unë atë punë e bëra, që më pas më lejoi drejtori Ismet Mula ta merrja kufomën për ta larë hoxha. Bartjen nga spitali e bëmë unë, vëllai im Refet Kabashi, djemtë e hallës, Ahmet Mullafazliu dhe Mahmet Mullafazliu, me ndihmën e Rexhep Kasemit, i cili ishte në moshën 40 vjeçare, kurse ne të tjerët ishim gjimnazistë të klasave të ulëta edhe e çuam kufomën deri në Terzi Mahallë. Pas faljes së namazit të xhenazes deri në varre në përcjellje erdhën*

edhe vëllezërit Shantanxhi, Aziz Pllava dhe disa të tjerë. Natyrisht, kemi qenë gjithashtu të përcjellë nga dy oficerë të OZN -ës (UDB), të cilët na kanë përcjellë deri në xhami, përkatësisht deri sa ka filluar ceremonia e larjes së kufomës. Vazhdimisht kam pasur peripeci e provokime nga udhëheqësit rinorë. Sado që mundohesha, profesorët e vetëdijshëm të na mbrojnë, si p.sh. profesori Xhemil Doda, Hasan Shala, besa edhe drejtori Ali Rexha, rinia e shtyrë nga elementet komunistë na sulmonin e na shantazhonin ne që na konsideronin kundërshtarë të ardhmërisë, që në fakt ishim nacionalistë me ide të bashkimit me Shqipërinë e jo me Serbinë.

Pas semimaturës, të cilën e kreva në Prizren, me insistimin i Ibrahim Fehmiut unë dhe shumica e shokëve, ku ishte edhe Arsim Fehmiu edhe Mark Nue Marku, u regjistruam në shkollën Normale të Gjakovës, ku isha në gjeneratën e dytë të asaj shkolle, që ishte e vetmja shkollë normale në Kosovë që ishte shkollë e mesme në gjuhën shqipe.

Në vitin 1949 e kreva shkollën normale dhe, sapo u diplomova, u punësova në Prizren në shkollën fillore të lagjes Hoça Mahallë.

Veprimtaria ime në atë shkollë nuk zgjati shumë, kështu që në vitin 1950, më 21 fror, u burgosa si anëtar organizatës Nacional Demokrate Shqiptare, e cila shtrihej në tërë Dukagjinin dmth. Suharekë, Prizren, Rahovec, Gjakovë, Deçan dhe Pejë. Pas disa muajsh që kalova në Burgun hetues në Prizren për gjykim na transferuan në Burgun e Prishtinës. Atëherë, që të mos duket burgimi masovik, ne na ndanë në grupe megjithë se të gjithë shokët i takonim organizatës së njëjtë, e cila quhej Grupi i Lidhjes së Prizrenit.



*Më 28 gusht 1950 u bë gjykimi im dhe i këtyre shokëve: Arif Ramadan Hoxha, Ahmet Dervishi Zeqiri, Jusuf Dellova, Islam Fishari, Gjok Spaçi, Shahide Kabashi, Zenel Kabashi, Rem Ibraim Thaçi, Rrahman Shemsedini, Bajram Dehiri, etj.*

*Mua më dënuan me 6 vjet burg të rëndë, të cilin e mbajta në Burgun e Nishit, ku edhe atje më dënuan dy vjet izolim të rreptë. Dënimi im me izolim ndodhi meqë unë isha përleshur me disa gardianë. Në Burgun e Nishit vitet tjera i kam kaluar duke punuar punë të ndryshme e të detyrueshme.*

*Më 21 shkurt 1956 u lirova dhe erdha në Prizren. Vazhdova pa punë një kohë të gjatë, pastaj u detyrova të shkoj në Maqedoni, ku e kishin lënë një kanal për shqiptarët që të shpërnguleshin për në Turqi. Unë lirohem nga izolimi, përkatësisht nga mungesa e lirisë për të punuar e as për të lëvizur, që ishte diçka ngjashëm me burgun shtëpiak apo me burgun në natyrë, pasi ato ditë e gjithë Kosova ishte në një burg të madh, ku nuk dihej se kush e si do të arrestohej, apo të keqtrajtohej. Dhe kështu, unë nuk u shpërngula dhe u regjistrova në Fakultetin Shkencave- Matematikore. Më 1961 e kreva fakultetin dhe pas pak kohësh u punësova në Normalen e Prizrenit si profesor i Biologjisë. Por, edhe kjo periudhë ishte shumë e shkurtër dhe pas disa muajsh më përjashtuan prej shkollës si person i padëshirueshëm në arsim edhe me punësuan në thertoren e Fushë Kosovës si laborant. Aty isha deri më 1966 gjegjësisht deri në Plenumin e Brioneve. Për dy muaj unë u largova prej Fushë Kosovës. Ato ditë kritike isha në Prizren, ku edhe nuk paraqitesha në publik, sepse disa njerëz me sinjalizuan se më donin të gjallë, prandaj më mirë të jem larg syve të pushtetit dhe të policisë. Në fakt veprime të tilla regjimi bënte shumëherë, por këtë herë për gati tre muaj situata ishte më kritike dhe mund edhe të ndodhnin gjëra të paparashikuara.*

*Pas përfundimit të Plenumit të Brioneve u punësova në Industrinë e Ushqimit të Progresit, ku isha edhe i*

*favorizuar, për shkak të diplomës adekuate dhe bëra disa vendime të punësimit të njerëzve që kanë qenë ose të dënuar ose si familjarë të tyre. Pos laboratorit, punova në frigorifer, pastaj në thertore dhe në fund u detyrova të largohem prej thertores, pasi patëm antagonizma mes udhëheqësish serbe të cilët dominonin në kryesi të kombinatit. Me pretekst se gjoja kam ndaluar në thertore përpunimin e mishit të derrit, në atë mënyrë paskam krijuar bazën që të largohen punëtorët serbë nga thertorja.*

*Pas repartit të tregtisë u largova dhe u bëra udhëheqës i hotelerisë në Prizren. Aty punova një kohë dhe të gjitha repartet ku kam udhëhequr kam pasur rezultate ekonomike të volitshme, por ajo nuk e arsyetonte të jem në punë pasi nuk isha anëtar i PKJ-së. Prandaj, në vitin 1987 më përjashtuan prej pune, ku mjerisht në shumë vende udhëheqës ishin ende shqiptarët dhe si i tillë u detyrova të dal në pension të dhunshëm të pleqërisë (në moshën 56 vjeçare).*

*Te gjitha këto persekutime nuk ma ndalën aktivitetin tim politik dhe në vitin 1992, pas organizimit të kuvendit të NDSH-së në sallën e Medresesë, u legalizua dhe u formua PNDSH-ja. Unë ne fillim isha kundërshtar i legalizimit, por në qoftë se duhet të afirmohemi në Evropë, duhet të legalizohemi dhe kjo arsye dominoi, dhe u zgjodha në kryesinë e PNDSH-së. Në vitin 1995, sërish regjimi serb më burgosi dhe më dënoi me 2 vjet burg, ku pjesën më të madhe të dënimit e kalova në Burgun e Dubravës. Ky dënim, ndonëse na u dha gjoja në emër të programit të Ballit Kombëtar, dyshoj se ka pasur lidhje edhe me të kaluarën time.*

*Aktiviteti im vazhdoi në këtë parti deri më 1999,*

6,

active te Ballit Kombetar.Ne qoftese duhet per avansimin e ballit kombetar ne te riorganizohet kryesia por kjo organizim te bahet me perputhje me statutin e parties. Avansimi I BK nuk mund te behet pa qendrime te perbashketa mbrenda ne Kosove edhe ne Shqiperi njekohsisht mbeshtetse me e madhe do te jet gazeta Flamuri e cila duhet te ritet te jet organ serioz I parties, natyrisht sa gazeta Flamurit nuk do te ket sukses ne qoftese nuk ka mbeshtetjen prej kryesis se Ballit dhe te gjitha komiteteve te Ballit Kombetar Brenda ne Kosove. Rolin kryesor per qenien te parties BK eshte gazeta Flamuri tash per tash e ka primatin ajo.

Balli Kombetar tu e dite programin e saj mbar kombetar qofte ne Kosove shqipni edhe ne diaspor herdokurdo duhet te shkrihemi ne nje parti te perbashket ku do ta ket selin nuk asht relavante, prandej kontaktet tona te vazhdueshme jane me Ballin Kombetar te shqipris nepermjet et nji komisioni qe eshte formu para disa dite e perbame nga Besim Dumnica, Arbnor Lajqi e kryesume nga Zenel Kabashi I cili vazhdimisht asht ne kontakt me BK demokratik te shqipnise I kryesum nga prof. Hysen Sefa I cili organizoj nji tubim te perbashket me BK me antart e shumices spartise BK demokratik dhe ajo agror ku mori pjes edhe kryetari I komisionit ndermjetsus prof.Zenel Kabashi prandajpas shum diskutimeve qe u ba ne at mledhje te cilet e arsyetun bashkimin dhe u deklarun per te njejten gja se pa bashkim nuk ka perspektiv BK as ne shqipri as ne kosov e diaspor, prandaj po at dite me nji ze te perbashket u pajtun dhe nenshkrun dekleraten me sa vijon, dekleraten e nenshkrun nga kryetari I BK demokratik Hysen Sefo me krah te majt Alfred Cako me plot vullnet e deshire per ket bashkim Zenel Kabashi e pershendeti ket mbledhje me deshir qe sa ma shpejt te realizohet ne shqipri e kjo perqamje mrenda partive ne shqiperi tejet na damton BK te Kosoves.

Deklerata me sa vijon:

Ne, shumica e antarve te Kryesis se parties BK dhe shumica e degve te ksaj partie se bashku me parting e Ballit Kombetar demokrat perfaqsuar nga kryetari I saj z. Hysen Selfo dhe te gjitha strukturat drejtuse, shprehim vullnetin e bashkimit te qendrimeve tona politike.

Me ket akt politik shprehim bindjen se po realizojm edhe nji kerkes te kahershme te qindra mira ballisteve ne Shqipri, Kovove, Maqedoni, Mal te ZI dhe te personaliteteve te shquara te diasporas.

Mesazhi I dal nga ky akt-bashkimi do te percillet ne mbar shqiprin dhe do te ndikoj direct ne fuqizimin e aktivitetit tone politik, deri ne realizimin e konferencave ne deg dhe njikohsisht nji kongreso modern,

*kur edhe u çliruam. Atëherë në Kosovë vepronin dy drejtime PNDSH-ja dhe LNDSH –ja edhe BK-ja. Gjithashtu edhe në Shqipëri eksitonin dy degë të Ballit Kombëtar: Balli Kombëtar agrar më në krye me Abaz Ermenin, i cili jetonte në Paris dhe nëpërmjet telefonit e udhëhiqte Ballin Kombëtar agrar, kurse në Shqipëri e zëvendësonte Shpejtim Roqi. Prandaj, me iniciativën e Ballit Kombëtar Amerikan dhe të kryetarit te Lidhjes III të Prizrenit, i kryesuar nga Jusuf Azemi, gjithashtu edhe Basri Elezi, i cili erdhi këtu në Prizren, shkoi në Gjakovë dhe në Pejë me propozim që duhet të shkojmë në Tiranë dhe të konsolidohemi në një parti të përbashkët. Bisedimet vazhduan një kohë të gjatë mes PNDSH-së, LNDSH-së dhe BK-së në Gjakovë, Pejë e Prishtinë, që të shkrihemi të gjithë në një Ball edhe pastaj ta bëjmë Ballin e Kosovës dhe të Shqipërisë një.*

*Pra, bashkimi i këtyre tri subjekteve në një subjekt të quhej Balli Kombëtar pa prefikse e sufikse, por pastër Balli Kombëtar. Pas shumë bisedave u vendos edhe të nënshkruhet deklarata e përbashkët mes LNDSH-së në krye me Kajtaz Fazlinë BK-së së Gjakovës ne krye me Durmish Rizvanollin dhe PNDSH-në e Prizrenit ne krye me Zenel Kabashin. Me përjashtim të PNDSH –së në krye me Rexhep Abdullahin që nuk e pranoi këtë bashkim edhe vazhdoi si në të vjetrën. Prandaj, më 7.7.2001 është mbajtur kongresi i jashtëzakonshëm i Ballit Kombëtar, ku u zgjedh kryesia dhe kryetari me vota të fshehura. Që të realizohet bashkimi i këtyre subjekteve, Prizreni nuk e paraqiti kandidatin e vet, mjerisht as Gjakova nuk u paraqit në këtë kongres, megjithëqë kishte nënshkruar deklaratën e përbashkët. Nga Prishtina ishin kandidatë prof. Kajtaz Fazlia, prof. Daut Bislimi nga BK, ku me vota të fshehta prof. Kajtaz Fazlia fitoi shumicën. Pas kongresit Balli Kombëtar e mori për detyrë që në të gjitha vendet kryesore të organizojë komitetet dhe të aktivizohen anëtarët e ballit për masivizimin e Ballit Kombëtar në*

***Faksimile nga deklarata e Ballit Kombëtar***

*Kosovës. Në këtë fushatë, pa marrë parasysh që ishim të aktivizuar për masivizimin, por nuk kishim qëndrime të përbashkëta për zgjedhje qoftë kombëtare, qoftë lokale, nuk kemi pasur ndonjë rezultat, me përjashtim Besiana që ka siguruar një vend për këshilltar edhe Drenasi gjithashtu një këshilltar, megjithëse Prizreni e ka pasur një këshilltar edhe atë e ka humbur.*

*Balli Kombëtar, duhet ta gjejë mënyrën për ta afruar Komitetin e Gjakovës edhe të Pejës në gjirin e vet dhe më tutje në çdo komunë patjetër të formohen komitetet aktive të Ballit Kombëtar. Në qoftë se për avancimin e Ballit Kombëtar duhet të riorganizohet kryesia, ky organizim të bëhet me përputhje me statutin e partisë.*

*Avancimi i BK-së nuk mund të bëhet pa qëndrime të përbashkëta brenda në Kosovë edhe në Shqipëri njëkohësisht. Mbështetëse më e madhe do të jetë gazeta "Flamuri", e cila duhet të rritet, të jetë organ serioz i partisë, natyrisht se gazeta "Flamuri" nuk do të ketë sukses, në qoftë se nuk ka mbështetjen prej kryesisë së Ballit dhe të gjitha komiteteve të Ballit Kombëtar brenda në Kosove. Rolin*



ZËRI • 11.IV.1992

E K S K L U Z I V E

"ZËRI" GJETI VARRIN E BEDRI PEJANIT

MBI TRUPIN E TIJ, QIELLIN KUQ DHE ZI!

Pak kush mund të ketë ditur, se Bedri Pejani ka vdekur në spitalin e Prizrenit, duke e pritur ekzekutimin e dënimit me vdekje të shqiptuar nga Gjyqi komunist e aq më pak se është varrosur fshehurazi në varrezat e qytetit. Botimi i fejtonit për jetën dhe veprën e Bedri Pejanit, në "Zëri", ...

...

tinëzisht po na përcjellin dhe përgjojnë njerëzit e OZN... Askush nuk fliste, bile tani pasi u gjetëm para varrit të Bedri Pejanit, as Zenel Kabashi, i cili këtë mision e mori me tërë shpirt, i cili në moshën 13-vjeçare, me vëllanë 16-vjeçar dhe shokun pak më të vjetër, kur regjimi i kuq shtrëngonte e heqte koka, kishin pasur kurajo qytetare e kombëtare që mbi supet e veta t'a bartin kufomën e Bedri Pejanit-Babushit, i cili" si armik i popullit dhe i shtetit" ishte dënuar me vdekje! Derisa fotoreporteri e kryente detyrën e vet dhe bënte pamje të varrit të patriotit shqiptar, kuptova se një ditë më parë, më 2 prill Zenel Kabashi, Rexhep Kasëmi dhe Refet Kabashi e kishin gjetur varrin e Pejanit, ia kishin hequr therrat dhe e kishin rregulluar. Kishin kaluar plot 46 vjet të rënda, që tani lirisht mund ... qëndronim pranë varrit të Bedri ...

...

Faksimile të intervistës së Zenel Kabashit dhënë "Zërit" prill 1992

*kryesor për qenien e partisë së BK -nëështë gazeta "Flamuri" dhe tash për tash e ka primatin për propagandimin e programit politik të Ballit Kombëtar.*

*Balli Kombëtar, duke e ditur programin e saj mbarëkombëtar qoftë në Kosovë e Shqipëri edhe në diasporë, në një të ardhme të shkurtër duhet të shkrihet në një parti të përbashkët. Se ku do ta ketë selinë, nuk është relevante. Prandaj, kontaktet tona të vazhdueshme janë me Ballin Kombëtar të Shqipërisë, nëpërmjet një komisioni që është formuar para disa ditësh i përbërë nga; Besim Dumnica, Arbnor Lajqi e kryesuar nga Zenel Kabashi, i cili vazhdimisht është në kontakt me BK Demokratik të Shqipërisë, i kryesuar nga prof. Hysen Selfo, i cili organizoi një tubim të përbashkët me BK-në, me anëtarët e shumicës së partisë BK Demokratik dhe të Ballit Agror, ku mori pjesë edhe kryetari i komisionit ndërmjetëses prof. Zenel Kabashi. Pas shumë diskutimeve, që u bënë në atë mbledhje, e arsyetuan bashkimin dhe u deklaruan për të njëjtën gjë se pa bashkim nuk ka perspektivë BK as në Shqipëri as në Kosovë apo në diasporë. Andaj, po atë ditë me një zë të përbashkët u pajtuan dhe nënshkruan deklaratën e përbashkët.*

*Deklaratën e nënshkruan nga kryetari i BK Demokratik Hysen Selfo me krah të majtë, Alfred Cako me plot vullnet e dëshirë për këtë bashkim Zenel Kabashi e përshëndeti këtë mbledhje me dëshirë që sa më shpejt të realizohet në Shqipëri, sepse kjo përçarje brenda partive në Shqipëri shumë po e dëmton BK –në në Kosovës.*

*Deklarata me sa vijon:*

*Ne, shumica e anëtarëve të kryesisë së partisë së BK-së dhe shumica e degëve të kësaj partie, së bashku me partinë e Ballit Kombëtar Demokrat, përfaqësuar nga kryetari i saj z. Hysen Selfo dhe të gjitha strukturat drejtuese, shprehim vullnetin e bashkimit të qëndrimeve tona politike. Me këtë akt politik shprehim bindjen se po realizojmë edhe një kërkesë të kahershme të qindra e*

*mijëra ballistëve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi dhe të personaliteteve të shquara të diasporës.*

*Mesazhi i dalë nga ky akt-bashkimi do të përcillet në mbarë Shqipërinë dhe do të ndikojë direkt në fuqizimin e aktivitetit tonë politik deri në realizimin e konferencave në degë dhe njëkohësisht mbajtjen e një kongresi modern brenda një periudhe të shkurtër.*

*Me këtë akt shprehim bindjen se do të ngjallim shpresën e nacionalistëve shqiptarë për një të ardhme ndryshe të Shqipërisë.*

*Ne si parti Nacional Demokrate do të japim kontributin tonë maksimal në bashkimin dhe konsolidimin e së djathtës shqiptare për të tejkaluar krizën totale, që e ka përfshirë krizën në Shqipëri.*

*Kjo deklaratë u nënshkrua në Tiranë, më 12.4,2003 nga deputeti i PBK Alfred Cako dhe kryetari i PBKD Hysen Selfo.*

# Shtypi i kohës për veprimtarinë atdhetare të Zenel Kabashit

U MBAJT KUVENDI I PNDSH-së NË PRIZREN

## PNDSH-ja IU RIKTHYE EMËRTIMIT-BALLI KOMBËTAR

*Në sallën e Shtëpisë së Kulturës në Prizren, sot u mbajt Kuvendi i degës së Partisë Nacional-Demokratike Shqiptare, në të cilin prezentuan shumë mysafirë nga degët e këtij subjekti në Kosovë, nga Bashkimi Demokratik i Ballit Kombëtar nga Kukësi dhe disa përfaqësues të subjekteve kombëtare nga diaspora.*

*Prizren, 24 shkurt*

Kuvendi filloi me intonimin e hymnit të flamurit, si dhe me nderimin me një minutë heshtje për të gjithë të rënët për lirinë e Kosovës. Në fjalën përshëndetëse, kryetari i degës së PNDSH-së në Prizren, z. Zejnelabedin Kabashi, delegatët e pranishëm i njoftoi se ky Kuvend mbahet me qëllim që ta përkrahni iniciativën tonë që emërtimi i këtij subjekti politik t'i kthehet rrënjës së tij, pra Balli Kombëtar. Më pastaj z. Sejdi Ukimeri, anëtar i kryesisë, e mbajti një raport, me ç'rast referoi rreth historikut të Ballit Kombëtar, në të cilin pos të tjerash përmendi se më 13 prill të vitit 1939, në Tiranë Mithat Frashëri i vuri themelet e para të Ballit Kombëtar, në mënyrë që të mbrohen trojet tona nga aspiratat e shovinistëve sllavë. Po ashtu në Prizren, u themelua Lidhja e Dytë e Prizrenit, më 1943, me qëllim që të mbrohen trojet tona nga aspiratat serbo-sllave të asaj kohe. Gjithashtu, z. Ukimeri e përmendi edhe Marrëveshjen e Mukjes, të cilin e shkeli Enver Hoxha, pas të cilit akt edhe filloi një luftë e tmerrshme vllavrasëse në mesin e kombit tonë. Megjithatë, pas shumë sakrificave në veprimtarinë e vet, ky subjekt politik i rëndësisë madhore kombëtare arriti të mbijetojë dhe tani të veprojmë në çuarjen përfundimtare të aspiratave të popullit tonë - bashkimin e trojeve shqiptare në një shtet të vetëm. Më pas nga udhëheqësia e kësaj dege u thirrën delegatët që të votojnë për emërtimin e ri - Balli Kombëtar, të PNDSH-së. Me atë rast në sallë u krijua një atmosferë solemne, dhe nuk pati nevojë që të votohet, ngaqë duartrokitjet frenetike folën vetë. Po ashtu pasuan thirrjet "Rroftë Balli Kombëtar!" etj. Pas këtij akti tejet solemn, në foltore dolën të referojnë një numër veteranësh të Ballit Kombëtar nga Kosova dhe diaspora, e ne lexuesve të nderuar po ua ofrojmë fjalën e z. Rexhep Bunjakut, ish-bashkëluftëtar i Gjon Serreçit, i cili në mes të tjerash tha se as në ëndërr nuk e



*Prizren, 29 gusht*

AKTUALE NË DEGËN E PNDSH-SË NË PRIZREN

## PUSHTETI NUK SYNOHET ME ÇDO KUSHT

Njëra nga degët e partive politike të Prizrenit, e cila pranë zyrës së OSBE-së, në afatin e paraparë, i ka nominuar kandidatët për zgjedhjet e ardhshme lokale, është edhe dega e Partisë Nacional-demokratike Shqiptare. Bartës i listës zgjedhore në këtë degë është z.Zenel Kabashi, i cili, lidhur me veprimtarinë parazgjedhore të PNDSh-së në Prizren thotë se PNDSh-ja këtu i ka nominuar 41 kandidatë, prej tyre pesë femra, të cilët do të marrin pjesë në zgjedhjet lokale [...] 28 tetor të [...] tonë se mo[...] cion me su[...]

[...] të qytetit PNDSh-së do t'i sillte shanse më reale për ndonjë fitore, z.Kabashi thotë se aleancat partiake para zgjedhjeve nuk kanë kurrfarë kuptimi. Por, pjesëmarrja në ndonjë grupim eventual politik mund të bëhet vetëm pas zgjedhjeve, në procesin e konsolidimit të [...]

[...] cesi i zgjedhjeve në mbarë Kosovën të rrjedhë me një qetësi të zakonshme. Se çfarë është synimi politik i këtij subjekti në tërë këtë konglomerat partish politike të konstituara para dhe pas luftës z. Zenel Kabashi, kryetar i Degës së PNDSh-së në Prizren, thotë se [...]

[...] të Rankoviçit e S.V.Tempos. Mu për këtë i tërë Komiteti Qendror i PNDSh-së, në vitin 1945, u dënua dhe u pushkatua, ndërsa një pjesë tjetër, në periudhën e pasluftës së Dytë Botërore, u vra ose u mbyt mizorisht nga bandat çetnike, të cilat operonin në Kosovë nën [...]

[...] linge shqiptare, të cilat i shkaktuan vuajtje të panumërta popullatës, veçmas asaj pjese të shkolluar në Kosovë. Mu për këtë anëtarët e PNDSh-së, janë ballëlartë dhe krenohen që janë pjesëtarë të këtij subjekti politik.Në këtë kontekst edhe lufta e UÇK-së kundër bandave dhe ushtrisë serbe, thotë z.Kabashi, ishte një vazhdimësi e natyrshme e luftërave heroike, që bënë pjesëtarët e organizatës sonë në periudha të caktuara. Andaj, do të [...] edhje, duke e [...] lën e popullit. [...] partinë tonë, [...] tet.

*M. Shasivari*

## [...]KRERËT E BALLIT KOMBËTAR KUNDËR ÇDO DIALOGU ME PALËN SERBE

*"[...] serbe për Kosovën është një akt tendencioz i cili edhe një herë dëshmon mbi kontinuitetin historik të mentalitetit të hegjemo[...] ortodoks serb, i cili gjatë gjithë kohës mundohet të ripushtojë këtë pjesë të ndarë të atdheut", thanë ballistët.*

*Prishtinë, 30 gusht*

[illegible] Unionit Serbi-Mal i Zi, për ta futur Kosovën në [illegible] e të Serbisë, njëra nga [illegible] më të vjetra shqiptare Balli Kombëtar ka reaguar përmes një konference shtypi. Kështu krerët e Ballit Kombëtar duke komentuar këtë problematikë, thanë se ky është një akt tendencioz i cili edhe një herë dëshmon mbi kontinuitetin historik të mentalitetit të hegjemonizmit ortodoks serb, i cili gjatë gjithë kohës mundohet të ripushtoj këtë pjesë të ndarë të atdheut. Mehmet [illegible] ushtrues detyre i Ballit Kombëtar duke komentuar këtë, po [illegible] se partia të cilën ai e drejton [illegible] kundër çdo dialogu me Serbinë [illegible]





në këtë takim, ishte edhe reagimi ndaj konferencës së shtypit të datës 23 korrik 2003, e organizuar në emër të Ballit Kombëtar. [illegible]

[illegible] për kombin dhe atdheun". [illegible] ushtruesi i detyrës së Ballit Kombëtar, duke aluduar në të [illegible] kryetar i Ballit Kombëtar z. Kajtaz Fazlia. Ai po ashtu theksoi se shoku Kajtaz asnjëherë nuk e pa të udhës që në emër të Ballit Kombëtar të ngriste zërin e ndërgjegjës kundër ndarjes së veriut të Mitrovicës, pa të cilën Kosova nuk ka as kuptim politik, as kuptim gjeografik dhe as kuptim ekonomik. "Shoku Kajtaz Fazlia lëre që nuk e ngriti zërin as kundër vrasjes së sekretarit të Komitetit të Ballit Kombëtar të Skënderajt z. Bekim Kastratit dhe plagosjes së nënkryetarit të partisë së Ballit Kombëtar Gani Gecit dhe si vrasjes së Besim Dajakut, por ai as që mori pjesë në varrimin e tyre", tha ai. Anëtarët e Ballit Kombëtar, duke e quajtur z. Fazlia si shoku i orëve të para të komunizmit jugosllav, thanë se ai, nuk reagoi as atëherë kur gjykatësit kriminelë serbë po fiobeshin që të kthehen në vendin e krimit të quajtur Kosovë. "Nuk reagoi kurrë kundër vrasjeve politike në Kosovë, kur në rrethana enigmatike ranë në pabesi shumë djem të devotshëm të Kosovës", tha z. Breznica. Ai si edhe anëtarët e tjerë të Ballit Kombëtar, po ashtu theksuan se z. Fazlia kurrë nuk i ka dhënë raport financiar partisë dhe ekziston dyshimi i bazuar për keqpërdorime të mëdha materiale. Kajtaz Fazlia është edhe i akuzuar nga ndërmarrja e bukës në Fushë-Kosovë edhe për keqpërdorim të mbi 80.000 eurove, kështu që çdo fshehje e tij e mëtutjeshme në Partinë e Ballit Kombëtar do ta rrezikonte seriozisht ardhmërinë e kësaj partie kombëtare", thanë drejtuesit e kësaj partie, të cilët po ashtu kanë marë vendim për shkarkimin e z. Fazlia nga kreu i partisë, të cilën tentoi ta ngulfasë, por që falë ballistëve të devotshëm, atij iu tregua vendi në plehrat e historisë. *[illegible] Hajdari*

*"Shoku Kajtaz Fazlia jo vetëm që nuk e ngriti zërin as kundër vrasjes së sekretarit të Komitetit të Ballit Kombëtar të Skënderajt z. Bekim Kastratit dhe plagosjes së nënkryetarit të partisë së Ballit Kombëtar z.Gani Gecit, si dhe vrasjes së Besim Dajakut, por ai as që mori pjesë në varrimin e tyre", tha Mehmet Breznica, ushtrues i detyrës së kësaj partie.*

[illegible] 81

31 gusht 03

Formimi dhe veprimtaria e Organizatës Ilegale "Organizata për Bashkimin e Trojeve Shqiptare" (OBTSH), 1959 (3)

# STATUTI I OBTSH-së



Prof. dr. Sabile Keçmezi-Basha

Organizata e BTSH-së, veç programit, kishte hartuar edhe statutin e vet. Qysh në mbledhjen e parë ishte marrë vendim që organizata të mos ketë ndonjë parashtesë apo prapashtesë ideologjike ngase në të mund të aderojnë të gjithë personat të cilët reflektojnë dhe angazhohen për bashkimin kombëtar dhe zgjidhjen e çështjes shqiptare. Në të ardhmen parashihej që rregullimi shtetëror të jetë në bazë të vullnetit të popullit, edhe pse të gjithë anëtarët ishin të orientuar dhe mbështetnin rregullimin demokratik të Perëndimit.

Po ashtu parashihej me statut që organizata të veprojë në bazë të komiteteve vendore, gjegjësisht të grupeve operative në krye të së cilës do të veprojë komiteti i përgjithshëm *nacional (Kryesia Qendrore)*.

Sipas këtij dokumenti pune, ishte paraparë që funksionimi i organizatës të zhvillohej nëpërmjet rrjetit të grupeve të vogla, në mënyrë që operativa të zhvillohej më lehtë, duke marrë parasysh rrethanat në të cilat e zhvillonte veprimtarinë organizimi ilegal.

Veprimtarët e rinj sipas statutit mund t'i bashkëngjiteshin organizatës së BTSH, pasi të verifikoheshin për gatishmërinë sakrifikuese për çështjen kombëtare, pastaj iu shpjegohej programi i organizatës.

Sipas statutit, organizata mëtonte të jetë politike dhe militante, statuti parashihte veprimtari ilegale sipas sistemit nga lart-poshtë, ku kryetari, nënkryetari, kryesia, kishin kompetenca sipas hierarkisë që mund të veprohet për arsye të ilegalitetit edhe nëpërmjet: udhëzimeve, emërtimeve, urdhëresave, dekreteve etj. deri te kryetarët e grupeve operative.

## Strategjia për veprim

Veç dokumenteve kryesore që kishin përpiluar anëtarët e OBTSH-së, ata kishin hartuar edhe Planin Strategjik për Veprim. Për strategjinë e veprimit për bashkimin e trojeve shqiptare dhe çlirimin kombëtar parashihnin mobilizimin e forcave e që i kishin përfshi në tri pika kryesore:

1. Nga poshtë dhe nga brenda, duke mos e lënë anash as konceptin strategjik;
2. Nga lart dhe nga brenda, që do të vepronte në harmoni me të parën;
3. Nga lart dhe nga jashtë që do të shërbej si ndihmesë e dy të parave.

Në bazë të pikave që i prezantojnë anëtarët e OBTSH-së, me rëndësi të veçantë ishte mbështetja e popullit e cila nga gjiri i vet do të nxjerr udhëheqës për ti drejtuar, pa u largua nga brendia e popullit, e ndërsa ai nga lart dhe nga brenda duhet të vepronte në një harmoni me të parën, duke mos e lënë anash as faktorin e jashtëm në bazë të veprimit nga lart që do të shërbente si faktor ndihmës.

## Bashkëpunimi ndërorganizativ i ilegales

Organizatat e ilegales që vepronin në Kosovë lirisht mund të thuhej se gati të gjitha kishin njohuri për aktivitetin e njëra tjetrës. Andaj edhe ishte krejt e natyrshme që shumë herë edhe ishte tentuar që të lidheshin në mes veti.

Por, duhet përmendur edhe këtë se shumë shpesh në formimin e organizatave e grupeve ilegale në Kosovë, në të shumtën e rasteve, atdhetarët nga rajone të ndryshme, janë angazhuar dhe kanë zhvilluar aktivitet të dendur në organizata ilegale atdhetare, që qendrat e tyre i kishin jashtë qytetit të Pejës.

Duhet përmendur rastin e organizatës të Kadri Halimit që vepronte në atë kohë "Komiteti Revolucionar për Bashkimin e Kosovës me Shqipërinë" (1960), në të cilën para gjyqit dolën dhe u dënuan shumë atdhetar që vinin nga rajone tjera të Kosovës. Po ashtu edhe në organizatën e Remzi Balokut "Organizata për Bashkimin e Trojeve Shqiptare" (1959) që vepronte në territorin e Pejës, por, në të vepronin edhe shumë atdhetar nga ana e Mitrovicës.

Në bazë të të dhënave që kam në rajonin e Pejës, ka vepruar edhe organizata e LRBSH-së në krye me Adem Demaçin. Pas organizimeve të shumta që kishte bë kjo organizatë në shumë qytete të Kosovës, për koordinator për formimin e komitetit të LRBSH-së për Pejë kishte caktuar Ramadan Shalën.

Ndërsa kryetari i organizatës BTSH, në kujtimet e veta thotë edhe këtë se në vitin 1963, nga burimet që posedoja, dëgjova se veprimtari i dalluar i çështjes kombëtare Adem Demaçi, ishte i njoftuar për ekzistimin e organizatës ilegale me seli në Pejë, qëllimi i së cilës ishte bashkimi i trojeve shqiptare, prandaj kishte shprehur dëshirë të kontaktojë me mua. Me të dëgjuar për këtë unë e shpreha gatishmëri për ta vizituar. E konsultova bacën Sylë dhe vendosa që me veti ta marrë Ali Sylqën (në atë kohë student) i cili shpesh më shoqëronte në takime të ndryshme.

Në bazë të të dhënave që kemi, edhe pse Remzi Baloku kishte udhëtuar për Prishtinë, edhe pse e kishte kërkuar gjatë Adem Demaçin, më kot ngase ata në rrugëtimin e tyre përcilleshin hap pas hapi, andaj edhe qenë të detyruar që të ktheheshin në Pejë pa kontaktuar me te.

Pas një kohe, sipas të dhënave të Remzi Balokut, Adem Demaçi kishte shkuar në Pejë, por edhe kësaj radhe nuk kishin pasur fatin që të takohen. Aty, ai takohet me Ramadan Shalen , i cili për veprimtarin e organizatës BTSH ishte në ngjarje përmes Esat Miftarit, i cili në atë kohë kishte ikur për Shqipëri. Por, thekson Remzi Baloku se Ramadani nga ai personalisht e kishte kërkuar Programin e organizatës, rregull e pashkruar ishte që edhe kryetari të konsultohej me anëtarët, andaj edhe ishte konsultuar me Sylë Shalën dhe vendosin që vetëm disa pika të programit të përshkruara t'ia japin.

Gjatë ishte punuar për bashkimin e këtyre dy organizatave, por anëtarët e OBSHT, si kusht për bashkim të tyre kishin vu: "Po, pasi që jemi organizatë më e vjetër me veprimtari, kështu është që programi i organizatës BTSH të jetë bazë për veprimtarinë e organizatës" dhe me kaq kishte përfunduar, se më askush nuk ishte lajmëruar nga organizata e LRBSH-së.

Ndërsa sipas një shkrimi që e jep Selatin Novosella në librin "Kosova '64" Prishtinë 1994, f. 105, thuhej se: "Pasi që vërtetohet se në Pejë vepronte organizata e Remzi Balokut, bijën në kontakt dhe në nëntor të vitit 1963 në Mitrovicë mbahej takimi në mes të dy organizatave. Nga ana e Komitetit Revolucionar merr pjesë Adem Demaçi dhe përfaqësuesit e Mitrovicës-Zeqir Gërvalla, Hysen Daci dhe Mustafa Venhari si dhe përfaqësuesit e organizatës ilegale nga Peja Ramadan Shala. Pas shumë bisedave lidhur me bashkimin e të gjitha grupeve e organizatave ilegale që vepronin në Kosovë, propozohej që Selahudin Daci nga Peja të jetë koordinator në mes Prishtinës e Pejës" .

## Ngritja e flamujve

Edhe pse nuk kishte ardhur deri te bashkimi i dy organizatave, megjithatë bashkëpunimi ishte i ndërsjellë. Të gjitha organizatat që vepronin deri në vitin 1968, duhet përmendur se kishin një qëllim dhe një ideal, haptas kërkonin bashkimin e Kosovës e të trojeve tjera shqiptare nën Jugosllavi që të bashkoheshin me Shqipërinë. Dallimi i tyre ishte vetëm në atë pikë se si duhet t'i qaseshin zgjidhjes së saj.

Sipas kujtimeve të Remzi Balokut, për Ramadan Shalën thotë se ai kishte formuar grupin e vet në kuadër të LRBSH-së. por kontaktet me te dhe anëtarët e BTSH-së ishin të rregullta. Në mes të shumë takimeve, Ramadani një ditë i kishte njoftuar se në Pejë do të ngritën në disa vende të caktuara flamujt kombëtar. Kishte kërkuar nga ata që të marrin pjesë dhe bashkërisht të vepronin. Anëtarët e BTSH nuk marrin pjesë në ngritjen e flamujve por iu kishin huazua para për blerjen e tyre.

Flamujt ngritën me 12-13 prill të vitit 1964, në disa qytete të Kosovës, por edhe në Pejë. Një aksion i tillë u vlerësua lart nga anëtarët e organizatës të BTSH-së, dhe u cilësua si ngjarje me një rëndësi të madhe historike e kombëtare.

Duke e lexuar dosjen e të burgosurve politik të procesit gjyqësor të 21 gusht 1964 dhe duke i lexuar kujtimet e Remzi Kelmendit, vërtet krijohet një huti se askund në dokumentet e procesit nuk përmendet Organizata e BTSH-së, dhe vërtetë vështir është të bëhet ndarja e tyre por duke e lexuar me kujdes dokumentin e saj aty këtu vijmë te të dhëna të rëndësishme ku në një mënyrë tërthortë, thuhej se ka ekzistuar një grup ilegal që ka vepruar në Pejë dhe Loxhë, por, si gjithmonë nga organet e UDB-es, me qëllim bëhej edhe kjo heshtje vetëm e vetëm për të minimizuar veprimin e ilegales shqiptare.

## Torturat që u përdorën gjatë hetuesisë

Pasi se organet e ndjekjes e kishin zbuluar veprimtarin e anëtarëve të organizatës ilegale që vepronte në Pejë dhe rrethin, ata (udbashët) menjëherë kishin marr aksione për arrestimin e tyre. Maltretimet dhe torturat kishin filluar menjëherë posa kishin bërë takimin e parë me familjaret dhe me vet personat që kishin zhvilluar aktivitet anti shtetërore dhe anti jugosllav.

Zakonisht me ka rënë të lexoi se arrestimet kryheshin në orët e hershme të mëngjesit. Atëherë kur njerëzit ishin në gjumin më të mirë dhe kur qetësia ishte absolute. Në këtë kohë të mëngjesit kryheshin edhe për një arsye që te qytetarët të futeshin frik dhe të krijonin panik ngase të gjithë njerëzit në atë kohë ishin në shtëpitë e tyre dhe ishin të papërgatitur për ndonjë sulm eventual. Pastaj ekzistonte edhe mundësia që dikush nga ata edhe të reagonte andaj orët e hershme të mëngjesit ishin shumë të përshtatshme që ata të jenë të pa përgatitur.

Në momentin e procesit të arrestimit, udbashët në njëfarë mënyre bënin edhe një lloj spektakli, ngase fillimisht me vete mermin një numër të madh të policëve të veshur e të armatosur gjerë në dhëmb. Ata në vendin e caktuar angazhonin shumë vetura që i quanin "marica" që i përdornin për ti futur në to të arrestuarit. Ata në qetësin më të thellë rrethonin fshatin (ky ishte rrethi i parë), pastaj rrethonin lagjen ( rrethi i dytë), dhe rrethi i tretë ishte vet hyrja e tyre në shtëpi. Spektakli fillonte me hapjen e derës së shtëpisë, dhe kushdo që qëllonte i pari, policët i drejtonin tytën e pushkës dhe me fjalët më banale e fyenin duke i thënë "Dorëzohu". Dyert e shtëpisë i thyenin me shqelma, duke krijuar shamatë të madhe dhe duke u futur në dhoma gjumi pa paralajmërim, ndërsa ato të hyrjes nuk i thyenin por futeshin duke kërcyer mbi mure brenda oborrit si hajdut pa zhurmë. **(VIJON)**



Formimi dhe veprimtaria e organizatës ilegale "Organizata për Bashkimin e Trojeve Shqiptare" (OBTSH), 1959 (2)

# PROGRAMI POLITIK I ORGANIZATËS



Prof. dr. Sabile Keçmezi-Basha

Pas disa mbledhjeve të mbajtura të organizatës, anëtarët e saj kishin hartuar gati të gjitha dokumentet për organizimin, mbarëvajtjen, qëllimet dhe vizionin e organizatës për vitet në vijim. Dokumenti kryesor, por që llogaritej edhe më përmbajtjesori për detyrat dhe qëllimet e organizatës, pa dyshim se ishte programi politik i saj, por që në thelb nuk ndryshonte shumë nga programet e mëhershme të lëvizjeve atdhetare kombëtare. Programi i organizatës BTSH, sipas dokumentit të përkthyer nga hetuesit, kishte vetëm nëntë pika që kërkohej nga anëtarët në mënyrë decidive edhe t'i përmbaheshin atij. Programi ishte i shkruar shkurt dhe shumë çart. Po i sjellim në tërësi pikat e programit:

1. Për zhvillimin dhe përtëritjen e organizatës duhet plotësuar me anëtarë të rinj të cilët kanë edhe qëllime patriotike;
2. Duhet zhvilluar dhe përhapur propagandën tek populli shqiptar;
3. Duhet krijuar një lidhje të plotë me organizatat shqiptare të cilat veprojnë në shtetet e tjera të cilat kanë për qëllim çlirimin e tokave tona nën okupimin jugosllav;
4. Nëpërmes këtyre organizatave e komiteteve duhet ta përhapim propagandën në botën e jashtme, duke iu bërë të ditur qëllimet e revolucionit të popullit shqiptar;
5. Lufta për çlirim të plotë nga okupatori dhe klika titiste;
6. Likuidimin e të gjithë bashkëpunëtorëve të regjimit titist;
7. Duhet përzënë të gjithë ata të cilët kanë dominuar, kanë shfrytëzuar popullin shqiptar gjatë falsifikimit të revolucionit gjatë luftës dhe pas saj, duke e penguar popullin shqiptar për të ardhur deri te të drejtat e veta;
8. Pas çlirimit, organizata duhet t'i shpallë të gjitha tokat shqiptare me emrin Republika Iliria;
9. Duhet votuar rregullisht për përfaqësuesit e popullit.

Programi përmbyllet me fjalët: Vdekje armikut tradhtar, liri tokave shqiptare!

Këto nëntë pika hetuesit e organeve të ndjekjes i kishin përkthyer në gjuhen serbe, por nuk do të thoshte se programi nuk kishte edhe pika tjera. Nga programi dhe deklarimet e pjesëmarrësve del se programi kishte edhe këto pika që kishin karakter konkret të aktivitetit të organizatës si: Ditën e Pavarësisë së Shqipërisë (28 nëntorin), propozonin që të festohej me shpërndarjen e pamfleteve e flamujve kombëtar nëpër vendet ma të rëndësishme dhe ku qarkullimi i njerëzve ishte shumë i madh. Veç këtyre kërkohej që anëtarët e organizatës të shpërndanin shumë parulla me karakter anti jugosllav dhe kundër Serbisë, Titos e sistemit komunist.

Mes të tjerash, sipas programit udhëheqësit e saj propozonin të mblidheshin ndihma (brenda mundësive) në të holla që të shfrytëzoheshin për nevoja të organizatës.

Parashihej që aty ku ishte e mundur në organizata punuese, tek punëtorët të shkaktonin pakënaqësi dhe ata vetë të bënin sabotime të organizuara në fabrikë e gjetiu dhe në shkolla të krijonin pakënaqësi dhe të vijë deri tek bojkotimi i mësimit.

Për organizatën primare ishte që nën 1. Ishte shumë me rëndësi që anëtarët e saj të hulumtonin, të evidentonin dhe të shënonin të gjithë bashkëpunëtorët e UDB-së, informatorët e tyre dhe bashkëpunëtorët e mundshëm të tyre, ngase kishin frikë nga mosnjohja, që dikush nga ata edhe mund të filtrohej në radhët e organizatës dhe zbuloheshin të gjitha grupimet që vepronin në terren. Dhe nën 2. duhej ditur se kush ishte tradhtari dhe herë-herë edhe mund të hakmerreshin ndaj tyre.

Detyrë me rëndësi ishte edhe sigurimi i armëve për nevoja të organizatës, por për t'i siguruar ishte shumë e vështirë, andaj edhe ishte parapa që të siguroheshin mjetet enkas për blerjen e armatimit.

Duke hulumtuar në dokumentet e organizatës vijmë në të dhëna të bollshme se qysh në vitin 1960 anëtarët e saj kishin përgatitur shumë trakte e parulla të ndryshme për të shpërndarë nëpër qytet e fshatra të ndryshme të Pejës e më gjerë. Kishte raste kur flamujt kombëtar vizatoheshin me ngjyra, me dorë të lirë dhe këtë e bënin kryesisht nxënësit e Shkollës Normale, që i angazhonin anëtarët e organizatës dhe po ashtu parullat e shumta u shkruan nga nxënësit me grafit ose ndodhte shpesh që ato të shkruheshin në rrugë, ku zakonisht përdorej gëlqerja.

## Veprimtaria ilegale e organizatës

Anëtarët e organizatës, përveç punëve që i kryenin sipas programit, ata në rrethin ku jetonin e punonin kryenin edhe një mori aktivitetesh që lidheshin ngushtë me luftën e tyre të pa kompromis kundër okupatorit dhe sistemit komunist ku këtë sistem e shihnin si e keqja më e keqe që ka mundur ti gjente shqiptaret.

Me kalimin e viteve numri i anëtarëve shtohej, duke formuar treshe te shumta në teren dhe në qytet. Duhet cekur se në mesin e anëtarëve të organizatës ishte edhe Ali Duriçi (Ali Baliu) që jetonte në Turqi. Ai për organizatën kishte sigurua flamujt kombëtar që i dërgonte nga Turqia dhe e kishte marrë për detyrë që ambasadat e huaj ti njoftonte për gjendjen në Kosovë dhe të mbante kontakte të vazhdueshme me to.

Praktik e rregullt e organizatës kishte qenë edhe kjo që pas çdo aktiviteti antishtetëror anëtarët e saj mblidheshin dhe diskutonin për mbarëvajtjen e punëve në terren. Anëtarët e OBTSH-së, rëndësi të veçantë i kushtonin ngritjes së vetëdijes së qytetarëve në përgjithësi dhe të anëtarëve të saj në veçanti. Si metodë për vetëdijesimin e masave, ata kishin caktuar si detyrë shpërndarjen e literaturës patriotike. Në mesin e shumë librave që ishin shpërndarë duhet veçuar :"Lahuta e Malësisë'" e Gjergj Fishtës; "Shqipëria çka qenë, ç'është dhe çdo të bëhet" e Sami Frashrit e shumë libra të tjerë. Literatura kryesisht shpërndahej në shkolla fillore dhe tek te mesmet, ngase në të njëjtën mënyrë punonte edhe okupuesi që të bënte shpëlarjen e trurit në mënyrë sistematike.

Sipas të dhënave, në organizatë mbledhjet mbaheshin rregullisht. Ato kryesisht mbaheshin në dyqanin e Remzi Balokut (rrobaqepësi), në qytet, zakonisht pas përfundimit të orarit të punës, atëherë kur shkonin punëtorët nëpër shtëpitë e tyre. Shpesh u mbanin edhe në shtëpinë e kryetarit, por jo rrallëherë edhe në shtëpinë e Osman Balokut. Ndërsa mbledhjet ku diskutohej për aktivitete të ndryshme të anëtarëve të organizatës mbaheshin tek anëtarët e komitetit të fshatit në fshatin Loxhë si në shtëpinë e Zeçë Shalës, Ukshin Shalës, si dhe në Pejë tek Shabush Luci e Kamber Ukajt. Por, shpesh ndodhte që gjatë stinës së verës, për të mos rrezikua anëtarësinë e familjarët e tyre, mbledhjet organizoheshin në fusha, natën nën dritën e hënës por vazhdimisht të mbrojtur nga rojet e armatosura nga anëtarët.

## Mbajtja e mbledhjeve

Vetë anëtarët e organizatës flasin se si ishin mbajtur mbledhjet dhe ecurinë e tyre. Çdo mbledhje fillonte me ngritjen e anëtarëve të organizatës në këmbë, në këtë mënyrë ata në një mënyrë bënin nderimin e të gjithë të rënëve që kishin luftua dhe kishin rënë në mbrojtje të atdheut dhe përfundonin me moton: Vdekje tradhtarëve, Kosova shqiptarëve".

Për vendin dhe pjesëmarrjen në mbledhje kryesisht caktoheshin dhe merrnin pjesë njerëzit më të besueshëm të saj, ato ishin shumë konspirative dhe pas përfundonte minuta e heshtjes, anëtarët miratonin rendin e ditës, dhe zakonisht si pikë e parë ishte fjala hyrëse me qëllim të motivimit për aktivitet.

Për fjalë hyrëse zakonisht zgjidhej ndonjë citat i marr nga programi i organizatës si p.sh. "Tokat shqiptare janë okupuar me forcë, janë copëtuar dhe në kundërshtim me vullnetin e shqiptarëve, Serbia e Mali i Zi dhe fqinjëve të tjerë që i kemi për rreth i kanë aneksuar. Më pastaj vazhdonin duke shpjeguar pse organizata është pagëzuar mu me këtë emër "Bashkimi i Tokave Shqiptare", çka do të thotë se Bashkim i trojeve etnike shqiptare, e që nënkupton edhe bashkimin kombëtar, pra në këtë mënyrë shqiptarët do të bëhen fuqi e respektuar si nga miqtë ashtu edhe nga armiqtë, prandaj duhet të angazhohemi në realizimin e synimeve të natyrshme për bashkim, sikurse kanë arritur edhe popujt e të Ballkanit dhe në Evropë. Duhemi të angazhohemi që synimi i të gjithë shqiptarëve të jetë rikthim i të gjitha trojeve shqiptare të okupuara, duke e sakrifikuar edhe jetën e që me bashkimin e tyre, shtetin tonë do ta emërtojmë me emrin ILIRIA, ku pasardhësit tanë nuk do të brengosen për ardhmërinë e vetë, thuhej në programin e organizatës së BTSH-së.

(VIJON)



Sylë Mehmeti



Fatmir Goranci



Hafiz Jakupi



Sami Peja



Latif Nepola



Fejzë Runiku



PERSONAZH

# ZENEL KABASHI, HISTORIA DHE NDËRGJEGJIA KOMBËTARE SHQIPTARE





ku shpesonin të gjenin shpëtim.

Bile ,siç tregonte edhe Minir Canhasi, ish-partizan dhe Familje "Bazë e rëndësishme e LANFNÇL të Kosovës" edhe pse i ati Mustafë Canhasi, klerik mysliman,

pushtuesit gjaksorë serbë dhe njëkohësisht u zhbë kufiri me Shqipërinë. Amë dhe erdhi dita fatlume që të shkëmbejmë edhe libra e, në veçanti, libra të natyrës së trashëgimisë e të traditës juridike popullore, histori nga Malësia e Pukës, ashtu





**Nga Xhemal MEÇI - "Mjeshtër i Madh"**

Kam pasur rastin e mirë që të njihem me këtë burrë fisnik të Kabashit të Prizrenit, Të nderuarin Zenel Xhemajl Kabashin, që në ditët e para të çlirimit të Kosovës, kur unë e vizitova për herë të parë atë tokë të bekuar, për të cilën kisha ëndërruar për një kohë të gjatë, që. kur isha fëmijë. Atje, në Prizren pata fatin e mirë të takoja intelektualin e parë kosovar, të nderuarin Zenel Xhemajl Kabashin, në një zyrë të vogël, i cili sapo më pa e kuptoi se kush isha e nga isha. U ngrit të më jepte dorën vëllazërisht dhe të më uronte mirëseardhjen. Atë ditë isha i shoqëruar prej zotni Tefik Nushit, burrë fisnik e atdhetar, 4 herë i arrestuar nga regjimi antishqiptar serbomadh. Tek ky burrë zotni kam qenë shumë i mirëpritur me plot mirësi e bujari, jo vetëm se e kisha xhaxhain e gruas sime, Nexhmije Qazim Nushi nga Gjakova por e kishte për fisnikëri mikpritjen. Një pritje të tillë ma rezervonin edhe të bijtë, sidomos zotni Fatmir Tefik Nushi me bashkëshorte e djemtë e Tij, nga që e kishin traditë e mirësjellje mikëpritjen e bujarinë.

Mbaj mend si sot, takiminë e parë me, Zotni Zenelin, kur u prezentova si autor i Kanunit të Lekë Dukagjinit, variant i Pukës, të cilin me shumë dashamirësi e mori në duar, duke e shfletuar, si t ë ishte një libër i shenjtë, duke dhënë shenja sikur e kishte pritur që ta shihte gjithë jetën e Tij intelektuale. Menjëherë më uroi për botimin dhe më premtoi se do ta kishte për nder e kënaqësi që këtë botim ta kishte në librarinë e Tij.

Pasi qëndruam pak aty, shkuam në librarinë e Tij të vogël, ku ishin radhitur qindra botime autorësh shqiptarë e të huaj me interes për lexim për studiues e lexues.

Zeneli, edhe pse i moshuar, dhe sado që kishte përjetuar përsekutimin serbomadh dhe, së fundmi tmerret e luftës për Çlirimin e Kosovës sidomos më 1989 – 1999, bashkë me popullin e tmerruar prej masakrave serbe, të larguar drejt Shqipërisë, kryesisht drejt Kukësit, ku u pritën bujarisht qindramijëra [illegible] "trup [illegible] mirëprit bujarisht në Tiranë prej Zotni Mehmet D[illegible] shu[illegible] mirënjohtës. ("Puka që në Lashtësi," Tiranë, 2003, f.228).

Intelektuali i nderuar Zenel Kabashi ishte si një enciklopedi e gjallë, nga i cili mund të mësoje për shumë sfera të jetës, por në veçanti për nacionalizmin shqiptar; i gatshëm që të tregonte për çdo gjë siç ka qenë e siç ka ndodhur. Tek ai nuk kishte zbukurime, apo fjalë të mëdha, sepse e madhe ishte veprimtaria e Tij Atdhetare, që e kishte burrëruar që kur kishte qenë fëmijë, duke u përballur me sfidat e jetës. Të tilla histori, kishin pasur edhe familjarët e Tij, që gjithsesi kanë qenë gurë themeli të shtetësisë së Kosovës. I Ati, Xhemajl Vehid Kabashi (1856- 1936) në vitet 1943 - 1944 ka qenë Kryetar i Komitetit të nacionalistëve të Lidhjes III të Prizrenit për Liri e Demokraci., duke e shkri jetën e Tij për një Kosovë të Çliruar prej thundrës gjakatare serbe. Kështu, Zenel Kabashi më 1945 u plagos rëndë në përleshje me forcat operative gjakatare serbe, të cilat u rikthyen tepër dhunshëm mbas Luftës II Botërore. Kështu, i nderuar Xhemajl Kabashi, nga gjëndja e rëndë e plagëve u detyrua të dorëzohej për një mjekim të specializuar në spital. Për mbrojtjen e jetë së Tij ndërhyri Fadil Hoxha, i cili në Kabash kishte gjetur siguri dhe përkrahje prej qindra partizanëve kabashas trima.

(Për të ndjerin Fadil Hoxha, gjeneral Rrahman Parllaku fliste me respekt, sepse -Fadili -thoshte gjenerali, - si vizionar atdhetar që ishte dhe organizator i zoti, me përpjekjet e Tij të pareshtura arriti të mobilizonte qindramijë partizanë Kosovarë në Ushtrinë Nacional Çlirimtare të Kosovës, sepse kështu do të binte poshtë plani djallëzor i shovinizmit serbosllav për ta paraqitë Kosovën Shqiptare si aleate e nazifashimit Italo - Gjermanë, dhe, si të tillë ta dënonin duke e dëbuar jashtë kufijve të saj. . Por, Fadili, duke shmangur me durim e mençuri ndërhyrjet shovinistët serbosllavë, të cilët bënin ç' ishte e mundur ta sabotonin këtë veprim largpamës të Atdhetarit Fadil Hoxha, duke edhe sulmuar e masakruar familje e fshatra shqiptare të pambrojtura, si e si që t' i orientonin drejtë Regjimentit " Skanderbeg" nacionalist pro Gjermanëve nazist, [illegible] toi dhe e përkrahu veprimin atdhetar të Fadilit.

Miniri, na e tregoi për një ngjarje të tillë nga mesi i viteve 1970 në një vizitë në shtëpinë e së motrës në Pukë, te Shyhrete Mustafë Canhasi, i shoqi i së cilës, Qazim Jonuz Nushi, imam i Qarretit për 30 vjet, ( më, 3 Nëntor 1944 u zgjodh edhe anëtar i Këshillit Nacional Çlirimtar i fshatit Qarret i Madh). Miniri, shumë i emocionuar, na tha : " Ishte fillimi i vitit 1944, kur po kalonim nëpër një fshat me disa partizanë të "Çetës Bajram Curri ", kur po vjen me vrap drejt nesh një i ri me uniformë partizani duke na thirrë me zë të përvajshëm : " Aman! Bre, burra partizanë shqiptarë më merrni në Çetën Tuej se duan me më vra partizantë serb, se gjoja, unë qenkam spiun shqiptar kundër tyre! Aman! Bre, vllazën më merrni me vedi, se do të më vrasin vetëm sepse jam shqiptar. Kështu kanë veprue edhe me disa shokë të mij partizanë shqiptarë ! Aman! Bre, burra trima partizan! kuj t' i besojmë në luftën tonë për t'i dalë për zot popullit tonë Kosovar! Unë i kam dhanë fjalën e Besen Fadil Hoxhës me ndjekë rrugën e Atij Burri Gjakovar, sepse Gakova trimëneshë i ka dalë gjithmonë për zot Kosovës sonë Kreshnike! A mund të harrohet Atdhetari Gjakovar Sulejman Vokshi, udhëheqësi legjendar i vullnetarëve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit bashkë me trimat kabashës me Haxhi Rrustë Kabashin etj."?!

E morëm me vedi, por mezi e qetësuem kaq i tmerruem ishte. Me raste të tilla ishin ballafaque disaherë. Prandaj shumë vështirë të punohej në këto kushte me u formua batalionet e brigadat partizane shqiptare, por realisht u rritën në afro 50-mijë trima partizanë Kosovarë.

Kështu fitoi rruga largpamëse e heroit Fadil Hoxha me shokë, duke e paraqitë popullin shqiptar Kosovarë aleat pro bllokut Atlantik Përendimor kundër Nazifashizmit. Por Shovinizmi gjakatar antishqiptar e tregoi fytyrën e tij të vërtet me atë Bashkim- Vllazërimin e tyre fallco me masakrën e Tivarit më 1945, ku u vranë tradhtisht mbi 2500 Shqiptarë Kosovarë, të mobilizuar gjoja si partizanë, por u vranë tradhtisht, se gjoja paskanë bërë përpjekje të dezertonin. Ky ishte "Arsyetimi i tyre"! Por krime të tilla nuk mund të fshiheshin as para Shqiptarëve, as para vetë popullit serbë, as para atyre që nuk kanë ndërgjegje njerëzore !" Për më tepër për çudi të madhe as kjo masakër nuk është dënuar, duke kërkuar së paku "FALJE", gjë që qeveritarët serbë s'e kanë pranuar një "Falje " formale as për Masakrën e Reçarkut!!!

Tani Zeneli dukej mjaft i mallëngjyer, por edhe i gëzuar, që u çlirua Kosova nga [illegible] riatin e pushtuesve për 500 vjet. Puka, ashtu si tërë Malësia e Veriut, ishte për Zenelin, për këtë burrë fisnik, sinonim i qëndresës dhe i atdhedashurisë. Thjesht, nuk ishte vetëm krenaria, po edhe kënaqësia e Tij e natyrshme !

"- A nuk na ban krenar kjo histori, që u hodh në këtë libër me stemën arbërore dhe fotografinë e të shquarit Shtjefën Gjeçov Kryeziut, atdhetar e shembull Shqiptarie!?"- më tha kështu, kur u ç'mall me librin, duke e mbajtur në dorë. Dhe në ndarje ma përsëriti që t'i sillja sa më shumë nga këto libra. Ia solla dy herash mbi 100 kopje (përmes taksistit simpatik Skender Rama, i cili e bënte pa përtesë rrugën Pukë – Prizren e anasjelltas nga tre herë në javë).

Në këtë mënyrë libri Kanuni i Lekë Dukagjinit, në variantin e Pukës, i cili pati shumë përhapje në mbarë Kosovën e Çliruar, duke u bërë shkak që unë të njihem sa më shumë me këtë burrë fisnik, të respektuar, miqësor e të komunikueshëm, dhe po aq modest dhe optimist ishte, sa të ngjallte frymëzim për jetën, për Atdheun, njëkohësisht edhe për shkencën e kulturën. Pra, ishte një person i veçantë me tipare thuajse hyjnore, që të përvetësonte dhe të bënte për vete jo vetëm me ngrohtësinë dhe rëndësinë e fjalëve të Tij, por edhe me njohjet që i posedonte, aq sa thua se gjithë jetën e kishte kaluar maleve të Shqipërisë si Orli shqiponjë duke hulumtuar së larti me sy ngulmues për burime për nacionalizmin shqiptar,,!

Mbas një pauze, me të drejtë do ta sillte fjalën për adhetarizmin e të parëve të Tij jo më pak se tre brezë, sidomos të gjyshit Vehid Kabashi, i cili qe zgjedhur deputet në Parlamentin xhonturk krahas Ismail QEMALIT e Hasan Prishtinës. Po kështu edhe për të Atin, të shquarin Xhemajl Vehid Kabashi. Ishte krenar edhe për faktin se, i ndodhur i arratisur në Shqipëri në vitet 1913- 1914, kishte luftuarme së bashku me disa shokë Kosovarë për mbrojtjen e Shkodrës Heroike gjatë rrethimit barbar Serbo- malazezë Për më tepër. mbaj mend, kur isha i vogël shkoja me nanën për t' i dërgue babës, ndërresa dhe ilaçe.

Por një natë më tha të rrijsha me fjetë me te. S'i ramë të flejmë më tha: " Mos harro, birë, se je ulë në vendin e heroit Musa Shehzade, Kryetar i Bashkisë së Prizrenit dhe anëtar i Kryesisë të komitetit të Lidhjes. Kur u plagos randë në pritën e forcave operative serbe mbetë të dorëzohet me Besë të serbëve, por e vranë tradhtisht, se serbët s'kanë Besë!" Me ide të tilla u edukua dhe u rrit Zenel Kabashi.

Si mbaroi Shkollën normale të Gjakovës, më 1949 emërohet mësues aty; por pa mbaruar as 6 muaj mësues, u arrestua për bindje Atdhetare Shqiptare. Në

**(Vijon në faqen 8)**

***Destan Billusha - Berisha, foto e***

tona." Lufta e tij me ushtrinë komuniste sllave ka qenë e

madh

ushtarësh edhe me armatim të rëndë, atëherë më 25 gusht 1946 janë bashkuar prej Kabashit deri në Lumë luftëtarë shqiptarë në Leren e Sorrave të Pashtrikut. Një pjesë e këtyre luftëtarëve pas amnestimit janë dorëzuar, por Destan Berisha me shokët si: Reshat Karjagdiu, Kamber Opoja, Mulla Bahtiari etj, nën udhëheqjen e Muharrem Bajraktarit, vazhduan rrugën për në Greqi. Kjo rrugë ishte shumë e vështirë dhe zgjati 18 ditë, ku ndesheshin me ushtrinë komuniste shqiptare dhe me

[317] *Këtë shënim, dedikuar Destan Billushës, të mbajtur në një nga përkujtimet e tij, po e publikojmë, sepse flet për veprimtarinë atdhetare të Destan Billushës si dhe Reshat Karjagdiut, që janë dy nga figurat e veprimtarëve të nacionalistëve shqiptarë nga Prizreni.*

partizanët e Markosit të Greqisë. Gjatë kësaj rruge me 56 luftëtarë në betejat e ndryshme janë vrarë 26 luftëtarë, shumica e tyre nga Rrafshi i Dukagjinit dhe nga Luma, mes tyre prizrenasi Reshat Karjagdiu, ish-udhëheqësi i Destan Berishës. Me kalimin në Greqi, një kohë të gjatë kanë mbetur në kampet e refugjatëve, ku ishin keqtrajtuar nga ana e grekëve (grekomakedonasit). Destan Billusha – Berisha, pas shumë peripecive, u shpërngul në Gjermani dhe vazhdoi veprimtarinë kombëtare në këtë vend. Për një kohë ishte në kampin shqiptaro- amerikan, ku u përgatitën ushtarakisht për të vazhduar luftën më tutje në atdheun e vet. Destan Berisha prej fillimit ka qenë në organizatën e Ballit Kombëtar; njëkohësisht më 1962, kur është formuar Lidhja e Tretë e Prizrenit, ishte anëtar i saj.

Destan Berisha në Gjermani u martua me një gjermane dhe bashkë me te emigroi në Amerikë, ku e mori edhe shtetësinë amerikane. Aktivitetin kombëtar nuk e ndali as në Amerikë, prandaj në vitin 1970 si shtetas amerikan erdhi në Jugosllavi, ku menjëherë u burgos sapo shkeli tokën e Jugosllavisë dhe u dënua me burg shumëvjeçar në Jugosllavi. Por, gëzimi i armiqve të Destanit shumë shpejt u shua, falë ambasadës Amerikane në Beograd, e cila e detyroi pushtetin Jugosllav ta lironte pa e mbajtur me burg dënimin e caktuar nga gjykata Jugosllave dhe kështu ai u kthye në atdheun e dytë të tij në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Destani, derisa ishte në malet e Kosovës, në çdo betejë dilte fitues dhe populli e quajti me të drejtë legjendë dhe luftëtar i padukshëm. Një herë në një vend UDB-ja lavdërohej se e ka likuiduar Destan Berishën, në anën tjetër kriste pushka e Destanit, e luftëtarit të papërkulur. “Filloi të forcohej besimi tek populli se Destani luftëtar i paepur është i përcjellë prej skifterit larush, prandaj ka qenë edhe i padukshëm. Dhe, si i padukshëm kaloi edhe në Greqi pas shumë luftëtrave, që u bënë me muaj.

Këta rreshta i kam shkruar para një viti e më tepër kur u përfol se Destani kishte vdekur në Amerikë, por të

nesërmen u vërtetua që nuk është e vërtetë. Prandaj, Destani është gjallë në malet tona e në zemrat tona. Le te jete shembull kombëtar, luftëtar, patriot për rininë tonë.

Zenel Kabashi, veterani i Ballit Kombëtar

# PJESA E SHTATË

# TË TJERËT PËR ZENEL KABASHIN

# PO TË MOS ISHTE ZENEL KABASHI, BEDRI PEJANI DO TË ISHTE VEPRIMTAR PA VARR

**Prof. Dr. Yll ZAJMI**



Nuk kam fjalë për ta përshkruar veprimtarinë atdhetare të Zenel Kabashit, në veçanti e çmoj shumë veprën humane që ka bërë ai dhe gjithë familja e tij, duke u kujdesur për patriotin Bedri Pejanin, sa ishte në vuajtje të dënimit në Burgun e Prizrenit dhe më pas edhe për kontributin në varrimin e tij. Jam i bindur se po të mos ishte Zenel Kabashi, Bedri Pejani do të ishte veprimtar i pa varr, siç janë shumë atdhetarë tjerë të çështjes kombëtare, aq më tepër kur dihet se Bedri Pejani ka qenë i dënuar me vdekje nga pushteti komunist.

Njohja nga afër e Zenelit me Bedri Pejanin nënkuptonte se ai dhe familja e tij ishin familje atdhetare, tek e cila kishin besim të gjithë veprimtarët. Andaj, rritja e Zenelit në një frymë atdhetare ka ndikuar që ai të jetë i edukuar në frymën e kombit dhe të gëzojë mbështetje nga njerëz përparimtarë, pavarësisht ndjekjeve që i bëheshin atdhetarëve.

Zenelin e kam njohur që nga fëmijëria, edhe pse ai ishte nja tre – katër vjet më i moshuar se unë. Që i ri, ai ishte shumë aktiv dhe luajti një rol të rëndësishëm në brumosjen e të rinjve tjerë me ide kombëtare. Unë, por edhe shokët e gjeneratës sime, ia kishim lakmi Zenelit se

ku e gjente gjithë atë guxim për të qenë aktiv për mobilizimin e rinisë. Guximin e tij, por edhe këmbëngulësinë e tij, e kishim lakmi pothuajse e gjithë gjenerata, që ishim më të ri se ai.

Pas burgosjes së tij, përkatësisht pas daljes nga burgu, ai ishte i përcjellë dhe në këtë mënyrë u desh që kontaktet tona të jenë më të kufizuara. Por, pavarësisht kësaj, ai ka vazhduar veprimtarinë e tij atdhetare dhe si atdhetar njihet nga i gjithë Prizreni me rrethinë, sepse për te nuk kishte rëndësi nëse dikush ishte nga qyteti apo nga fshati, me rëndësi ishte të jetë atdhetar dhe njeri i përkushtuar për çështjen kombëtare.

Zenel Kabashi ka qenë fëmijë i një atdhetari të madh, i cili ka qenë në ballë të organizimeve. Babai i Zenelit, xhaxha Xhemali ka qenë për një kohë udhëheqës i Lidhjes së Dytë të Prizrenit- Komitetit për Prizren dhe, pas plagosjes, ka vazhduar angazhimin e tij në shumë aspekte, duke kontribuar për çështjen kombëtare. Zeneli është edukuar në një familje të shkolluar brez pas brezi, privilegj që nuk e kishin të tjerët. Por, në anën tjetër, thjeshtësia, sinqeriteti atë e bënin të ishte i respektuar për të gjithë.

Burgosja që në rininë e hershme të tij nuk i dhanë mundësinë që ai ta vazhdonte rrugën e shkollimit, për çka jam i bindur se do të kishte arritur shumë në fushën e arsimit, por në këtë aspekt pati pengesa dhe nuk u lejua që të punonte mësues, profesion që e donte shumë. Dy herë qe punësuar në shkollë, fillimisht në shkollë fillore dhe pas përfundimit të fakultetit në normale, por nuk e lejuan, sepse ishte njeri që nuk e duronte padrejtësinë dhe reagonte shpejt ndaj shkeljeve dhe fyerjeve në baza kombëtare. Pra, ai ishte njeri që nuk i nënshtrohej askujt e aq më pak padrejtësive dhe fyerjeve në aspektin kombëtar.

Natyra e punës na ka mbajtur larg për një kohë të gjatë, por mund të them se Zeneli ishte ndër të paktë intelektualë, që ka pasur Prizreni, i cili nuk ka ndryshuar gjatë rrugëtimit të jetës. Pra, është përballur me të gjitha peripecitë e jetës, duke mos bërë kompromis për asnjë moment dhe kurrë nuk lëshonte pe në qëndrimet e veta.

*Prizren, maj 2022*

# TE ZENEL KABASHI PASHË NJERIUN ME NJË ENERGJI TË PASHTERSHME

**Dr. Ilir Kelmendi**



Isha i nderuar që më ishte dhënë mundësia ta takoja Zenel Kabashin. Kisha kënaqësinë ta takoja edhe pse jo shpesh, dy ose tri herë. Por, pavarësisht se nuk e kisha takuar shpesh, më dukej sikur me të ishim takuar e njohur shumë kohë më parë, sepse kishte veti të tilla, që të bënte për vete me njohjet që kishte për lëvizjen e nacionalizmit shqiptar në Kosovë dhe në Shqipëri. Pra, Zeneli ishte një nacionalist i lindur, i skalitur, që i kishte përjetuar edhe vuajtjet edhe dënimet nga regjimi serbo-sllav.

Në fakt, unë për të kisha dëgjuar para se ta takoja. Më flisnin shokët e lëvizjes me admirim për qëndrimin e tij në lëvizjen kombëtare antikomuniste. Kuptohet ata që e njihnin më herët, kishin pasur arsye, sepse vërtet Zenel Kabashi ishte i tillë. Ai që në kohën sa ka qenë fëmijë i ka përjetuar gëzimet dhe epokën e lavdishme të nacionalizmit shqiptar dhe më pas i ka përjetuar dhe është përballur edhe me sfidat më të ashpra të regjimit, për ta ndjekur e për ta persekutuar çdo veprimtar të nacionalizmit shqiptar.

Në takime që patëm së bashku me Prof. Durmish Rizvanollin, para dhe pas luftës së Kosovës në kapërcyell të shekullit XX, te Zenel Kabashi pashë njeriun me një energji të pashtershme. Dhe këtë energji nuk e kishin të

gjithë veprimtarët e në veçanti kohanikët e tij, të cilët edhe ata kishin lindur në frymën e asaj lëvizjeje, por nuk e vazhduan atë rrugë.

Zenel Kabashi, ishte natyrë e tillë, që nuk fliste shumë, por kur fliste godiste në pikë. Çdo herë na preferonte të kemi kujdes në fjalime, qëndrime, sjellje, sepse populli kishte kaluar peripeci të ndryshme dhe ka momente që nuk na kuptojnë drejt. Andaj, duhet kohë që në popull e në veçanti te brezi i ri të mbillet fryma e munguar atdhetare e lëvizjes që e përfaqësojmë. Zenel Kabashi ishte ndër njerëzit e rrallë që kam njohur e që ka pasur aq shumë njohuri për rrugëtimin e lëvizjes nacionaliste shqiptare në Kosovë e me gjerë. Në veçanti kishte njohuri të shumta për krerët e lëvizjes nacionaliste shqiptare, me theks të veçantë për Bedri Pejanin, të cilin e kishte njohur personalisht dhe ruante shumë kujtime për te dhe për veprimtarët tjerë të viteve 1945 e këndej. Baca Zenel dinte shumë për Bedri Pejanën, Asllan Boletinin, për Rexhep Krasniqin, Sheh Hasanin e dhjetëra veprimtarë tjerë. Kishte disiplinë në biseda. Kishte literaturë të mjaftueshme dhe ishte një seleksionues i shtypit të kohës, e në veçanti i atyre gazetave, që kanë shkruar për nacionalistët shqiptarë. Pra, baca Zenel, ishte shembull për çdo gjë.

Me pak fjalë, Zenel Kabashi ishte një personalitet i shquar, urtak dhe përhapës i shkëlqyer i ideve të nacionalistëve shqiptarë.

Deviza e tij në biseda me njerëz dhe me ne si aktivistë të lëvizjes ishte duke na porositur që mos t'i ndahemi Shqipërisë në rrugëtimin tonë të mundimshëm në riorganizimin e Ballit Kombëtar në Shqipëri e në Kosovë. Edhe pse të ndarë, thoshte duhet të ecim bashkë, për të qenë besnik dhe sa më afër idealeve të atyre që vdiqën për atdheun e përbashkët. Personalisht do më mbaj respektin dhe nderimin për të.

Pejë, shkurt 2023

# ZENEL KABASHI ISHTE INTELEKTUAL I KOMPLETUAR DHE NJOHËS I HISTORISË

**Prof. Dr. Shefqet Hoxha**



Zenel Kabashin e kam njohur për herë të parë në vitin 2002, kur e pata takuar në Prizren në një kiosk afër Pallatit të Kulturës, që shërbente si librari. Fare afër aty diku e kishte edhe shtëpinë. Në ato vite shkoja shpesh në Prizren, për t'i dërguar librat e mi në librarinë e tij. Takimi më mbresëlënës me të ishte kur e dërgova librin për nacionalistin Muharrem Bajraktarin. U habita shumë me të për njohuritë që kishte pasur për Muharrem Bajraktarin, por jo vetëm me kaq Zeneli dinte shumë edhe për Lumën dhe për gjithë historinë e saj gjatë së kaluarës. Me pak fjalë ishin shumë të rrallë njerëzit si Zeneli, që e dinin historinë aq rrjedhshëm dhe aq natyrshëm, tamam ashtu siç kishte ndodhur. Kur më fliste ai për historinë e nacionalizmit shqiptar e në veçanti për veprimtarinë e Muharrem Bajraktarit dhe të tjerëve në Lumë, mendoja me vete se ky njeri a mos vallë ka jetuar në Lumë dhe unë nuk kisha dëgjuar për të, apo diçka e tillë. Por, ai kishte njohuri edhe për zonat tjera dhe ishte njeri i paparë me bagazhin e njohurive që kishte.

Zenel Kabashi e kishte njohur personalisht Muharrem Bajraktarin, sepse ishte në gjendje që ta përshkruante në çdo detaj të tij, si nga pamje fizike, por edhe veprimtarinë e tij. Gjithashtu, Zeneli kishte në Lumë edhe shumë të njohur tjerë, që gjithashtu edhe ata ishin veprimtarë të çështjes shqiptare. Zeneli kishte shumë respekt për lumjanët dhe i vlerësonte shumë. Në radhë të parë i vlerësonte si trima dhe si njerëz të besës. Pra, thjesht për mua ishte hera e parë që po dëgjoja vlerësime të tilla nga një prizrenas, që ishte intelektual dhe veprimtar i hershëm i nacionalizmit

shqiptar. Sipas tregimeve që më fliste, e kuptoja se kishte qenë shumë herë në Lumë për aktivitete patriotike e në veçanti për organizimet rreth Ballit Kombëtar, për çka ishte shumë krenar.

"- I dua dhe i respektoj shumë lumjanët që kanë kontribuar shumë për historinë e popullit tonë!" – më thoshte dhe vazhdonte "Por, me keqardhje disa lumjanë që jetojnë në Prizren nuk e kanë prishur kokrrën e qejfit dhe, çka është më e keqja, ata kanë folur vazhdimisht keq për Muharrem Bajraktarin!" Kjo ishte edhe arsyeja pse një pjesë e tyre nuk po i blejnë librat për Muharrem Bajraktarin, më thoshte.

Zeneli nuk kishte njohuri vetëm për nacionalizmin në Lumë, por për çdo pëllëmbë të trojeve shqiptare dhe për mua ishte hera e parë që e kisha përballë një njeri, i cili kishte aq shumë njohje për historinë e popullit e në veçanti për nacionalizmin, sa lirshëm mund ta quaja "arkiv" të kësaj veprimtarie atdhetare. Nuk kishte pëllëmbë të trojeve shqiptare ku kishte vepruar nacionalizmi shqiptar e të mos kishte njohuri Zenel Kabashi. Ai më fliste me përpikëri për Korçën, për Vlorën, për Elbasanin dhe për më shumë për Shkodrën. Habiteshe me të se si asnjëherë nuk i ngatërronte ngjarjet dhe personalitet ku ishte në gjendje me orë të fliste për ta.

Mbaj mend se me Zenel Kabashin kam biseduar edhe për disa vargje të këngës, që ishte përhapur dhe shkruar në lidhje me dhëndrin e tij Fadil Hoxhën, por ai ishte i prerë dhe nuk preferonte që të fliste për atë temë, sepse pavarësisht faktit se e ka pasur dhëndër Fadil Hoxhën, ai e kishte vazhduar veprimtarinë e tij dhe ishte përndjekur nga UDB-ja jugosllave si çdo veprimtar tjetër. Pra, nuk kishte pasur asnjë privilegj dhe asnjë ndihmë nga ai. Në anën tjetër fliste në piedestal për Sokol Dobroshin dhe gruan e tij, përkatësisht motrën e Zenelit Rahmijen, e cila kishte qenë muza e veprimtarisë atdhetare për te dhe për gjithë familjen Kabashi.

Me Zenel Kabashin më ka rastisur që të bisedoj edhe për aktivitetin atdhetar të burrave të Kabashit, për çka ai ishte një njohës i mirë i gjithë historisë së vendlindjes së gjyshit

të tij, sepse, siç më tregonte katragjyshi i tij, Abaz Kabashi, kishte zbritur nga Kabashi në Prizren për ta bërë të njohur familjen Kabashi dhe për ta shkolluar nipin e tij Vehbiun, i cili mbi të gjitha kishte arritur që të jetë deputet i Parlamentit turk, përfaqësues nga Prizreni. Pra në këtë mënyrë Zeneli ishte njohës i mirë edhe i historisë së Rrustë Kabashit, për çka i jam falënderues, që më ka ofruar të dhëna me mjaft interes.

Për Zenelin parësore ishte çështja kombëtare dhe ndiente neveri se si e keqinterpretonin çështjen kombëtare dhe përdhosjen e identitetit shqiptar. Nuk pajtohej me mendimet e disave se Prizreni është vendbanim i turqve, por ngulte këmbë të mbronte faktin se Prizreni është kryeqytet shpirtëror i të gjithë shqiptarëve. Zenel Kabashi ishte intelektual i kompletuar, modest dhe njohës i historisë së vërtetë të popullit shqiptar.

Tiranë, shkurt 2023

## ZENELI ÇËSHTJEN KOMBËTARE E KISHTE USHQIM SHPIRTËROR

**Prof, Dr. Orhan Kubati**



Unë për Zenel Kabashin kam dëgjuar qysh kur kam qenë i ri, sepse të gjithë nacionalistët, apo siç i quante regjimi i shteti armiqtë e vendit, njiheshin nga të gjithë, sepse regjimi i mbyllte nacionalistët nëpër burgje, por nuk ua mbyllte dot gojën gjithë popullit. Dhe kështu unë kisha dëgjuar shumë për nacionalistët e Prizrenit e në mesin e tyre më i riu ishte Zeneli, për të cilin flisnin e gjithë gjenerata ime. Pasi e përfundova maturën, në vitin shkollor 1956/57 u regjistrova në Fakultetin e Mjekësisë

në Zagreb. Në Zagreb kishte edhe studentë tjerë nga Prizreni, në mesin e të cilëve ishte Xhemail Dizdari (farmacist), që ishte gjenerata e parë, i cili kishte pasur njohje me Zenelin më herët dhe më ka treguar shumë gjëra për Zenelin. Xhemali, sa isha në Zagreb, më ka folur shumë për veprimtarinë atdhetare të Zenelit dhe e kishte idol veprimtarinë e tij, që çështjen kombëtare e kishte ushqim shpirtëror. Të jem i sinqertë, nuk kishte intelektual nga Prizreni, që nuk kishte dëgjuar për veprimtarinë e Zenel Kabashit. Ndërsa studentët prizrenas që studionin në Zagrab, Zenelin kur ishte ushtar në Zagreb, mundoheshin ta vizitonin, kurse Xhemaili e kishte vizituar edhe në spital. Nga Xh. Dizdari kam kuptuar aftësitë e Zenelit për t'u liruar nga ushtria, sepse kishte frikë të qëndronte në ushtri, pasi kishte biografinë e burgosjes së vitit 1950. Kështu që njohja ime me Zenelin kanë qenë në vitet e studimeve, apo koha kur Zeneli ishte ushtar në Zagreb.

Pasi kthehet nga ushtria, Zeneli regjistrohet në fakultet në Shkup dhe pas përfundimit ai emërohet profesor në Normalen e Prizrenit, pasi studimet i kishte përfunduar në afat rekord dhe me sukses të lartë. Në atë kohë sa ka punuar si profesor njihet me motrën time. Kur u ktheva nga Zagrebi, më 1962, Zeneli m'u afrua dhe më tregoi se si ai dhe motra ime duheshin dhe, pasi e njihja mirë Zenelin e mbështeta aq sa munda. Pasi u martua Zenelin me motrën time, ne kemi pasur marrëdhënie të shkëlqyera dhe ishim më shumë se mik e dhëndër, sepse na bashkonte edhe më shumë brenga e përbashkët për vendin. Nga koha kur është martuar e deri në ditët e fundit të jetës së tij, kemi qenë shokë të pandashëm. Kështu, mes nesh më nuk kishte asnjë ndasi të ideve dhe të të menduarit politik për vendin.

Zeneli kishte besim tek unë, por edhe tek të gjithë intelektualët. Kishte aftësi komunikimi të jashtëzakonshëm dhe e bënte për vete çdo njeri me të cilin bisedonte. Nuk ishte imponues në biseda, por kishte

aftësi për t’i bindur njerëzit, sepse kishte argumente për secilën fjalë që fliste, për secilën ngjarje që trajtonte.

Prizrenasit, e në veçanti intelektualët, figurën e Zenel Kabashit e kanë njohur në bazë të veprimtarisë atdhetare dhe humane. Kudo që ka punuar, e kanë respektuar, sepse ishte guximtar dhe i panënshtruar. Ka ndërruar shumë vende të punës, sepse pushteti mundohej me çdo kusht ta pengonte veprimtarinë e tij atdhetare. Zeneli, në të gjitha vendet ku ishte udhëheqës, meqë kishte përgatitjen e duhur shkollore, e ka shfrytëzuar punën për t’i ndihmuar familjet nacionaliste. Në veçanti u ka ndihmuar në hapjen e dyqaneve familjarëve me tradita nacionaliste. Çdo familje nacionaliste për të kishte prioritet dhe mundohej t’i përkrahte e në veçanti këtë ndihmë ua ofronte kur ishte përgjegjës i shitjes në Progres. “Nuk ka veprim më të mirë se t’i ndihmosh ata që e duan kombin, sepse po u ndihmove atyre, ata do ta ndihmojnë çështjen kombëtare!”- më thoshte kur binte fjala për hapjen e dyqaneve nëpër fshatra, por edhe në qytet. Unë si shok e mik i Zenelit, kam njohur shumë nga njerëzit me të cilët ka punuar Zeneli dhe të gjithë me gojën plot shtojnë se Zeneli u ka ndihmuar shumë edhe në ndërtimin e shtëpive të punëtorëve, ku ai ishte përgjegjës, duke u mundësuar lehtësime të shumta rreth furnizimit me material ndërtimor. Thjesht Zenel Kabashi, ishte njeri me zemër të madhe që rrahtë vetëm për çështjen shqiptare. Prandaj, sa herë që rebeloheshin serbët, atij ia ndërronin punën, ndërsa ai në çdo detyrë ku e caktonin ishte i dashur për punëtorët, sepse kishte aftësi organizative. Ishte gjithashtu edhe njohës i mirë i profesionit. Puna e palodhur Zenelin e bëri edhe më të dashur, bujar dhe këmbëngulës, duke lënë vend në çdo punë për ta respektuar.

Pasi e larguan nga puna, Zeneli hapi një shitore të vogël afër shtëpisë, me të cilën e mbante familjen, por edhe e ka vazhduar aktivitetin atdhetar e politik. Zeneli ka qenë prind i shkëlqyer, i cili ka rritur dhe edukuar

fëmijët me edukatë dhe i ka shkolluar e martuar me djersë.

Ajo që e karakterizonte personalitetin e Zenelit ishte se ai mbante lidhje të forta me të gjitha familjet nacionaliste në gjithë Kosovën dhe ato lidhje nuk i ndërpreu asnjëherë. Ai mbante lidhje qoftë edhe me një simpatizant të nacionalizmit shqiptar. Në veçanti kishte konsideratë për shokët e burgut dhe familjarët e tyre.



***Orahn Kubati me Zenel Kabashin në një ndejë familjare***

Gjatë viteve të nëntëdhjeta Zeneli e vazhdoi aktivitetin politik dhe ishte bërë shembull i nacionalistëve, që të gjithë e thërrisnin si ballist. Mbante shumë takime me shokë dhe pasi e formuan Ballin Kombëtar, ku kontributi i tij ishte shumë i madh, erdhi momenti që Zeneli të arrestohej nga policia serbe, sepse i pengonte regjimit serb aktiviteti dhe simpatia që kishin njerëzit për të. Zeneli popullaritet të madh kishte në Prizren, ku ai me shokë ishin në gjendje ta mobilizonin një pjesë të madhe të popullit, prandaj e kemi në ballë të çdo aksioni që

ndërmerrej . Ishte organizator i shënimit të përvjetorëve të 28 Nëntorit dhe këtë festë e kishte në shpirt, që shënonte çdo herë, pavarësisht situatave që krijoheshin.

Momenti kur u arrestua Zeneli për herë të dytë, unë isha me të në qytet. Në fakt, një ditë më parë e kishin arrestuar bashkëpunëtorin e Zenelit, Kujtim Qarkaxhiun dhe Ai e dinte se edhe atë do ta arrestojnë. Atë ditë që u arrestua Zeneli, Sadat Xharto (Dogan) nga Stambolli më porositi që njëmijë marka t'ia jepja Shemsedin Kirajtanit dhe mendova që te Shemsedini të shkonim bashkë me Zenelin dhe erdha te shtëpia e tij. Zeneli po qëndronte në bahçe "i shqetësuar se do ta arrestojnë edhe ate". Ai erdhi me mua për të shkuar te Shemsedini dhe sapo dolëm në rrugë, para se të hipnim në urë, policia e ndali makinën para këmbëve dhe me forcë e futën në makinë. Ishte stil i policisë, që arrestimet të bëheshin në publikë, për të dhënë mesazh te populli. Mendoj se për dënimin e dytë, një nga elementet apo arsyet ishte edhe njohuria që kishte për varrimin e Bedri Pejanit, që në aktakuzë nuk u përmend ky fakt fare, por përmendet statuti i Ballit dhe programi politik, gjë që ishte e lejuar në pluralizmin politik, kur ndodhi arrestimi.

Mbajtja e Zenelit në burg ishte e veçantë, sepse me ligjet në fuqi të dënuarit deri në pesë vjet mbroheshin në liri, ndërsa Zenelin e dënuan me dy vjet, por gjatë gjithë kohës, përfshi edhe fazën e hetimeve, ai u mbajt në burg i cilësuar si i rrezikshëm për sigurinë e vendit. Zeneli gjatë kohës sa ishte në burg ka qenë keq me shëndet, ishte me diagnozën ***Hypertrophy prostate***, por e kishte edhe sheqerin. Por, policia nuk i ofronin ndihmë. Ka vuajtur shumë në kohën sa ishte në burg, sepse dënimi dhe mbajtja e tij në burg ishin me motive politike.

Në Burgun e Dubravës, për Zenelin do t'i veçoj dy momente: ndihmën e shokut të tij të studimeve, zotëri Bashës nga Peja, me të cilin kishin njohje kur ishte student në Shkup, që është interesuar të gjejë mjekun për t'u kujdesur për shëndetin e Zenelit në burg. Gjatë qëndrimit të Zenelit në Burgun e Dubravës, për një kohë

në dhomë e kishte të burgosurin dhe atdhetarin Ukshin Hotin, me të cilin kishte njohje të hershme kur punonte në normale, por edhe ia njihte kushërinjtë e tij nga Krusha e Madhe, me të cilët ka vepruar në vitet e pesëdhjeta.

Edhe pas daljes nga burgu, Zeneli e ka vazhduar aktivitetin e tij politik e në veçanti është angazhuar në bindjen e masës dhe të rinjve në veçanti për t'u përgatitur për luftë të armatosur, pasi nuk i besonte politikës paqësore se liria do të vijë pa luftë.

Në fund të marsit të vitit 1999, kur Zeneli ishte në pamje të gruas së vëllait, i ka shkuar lajmi që më të mos kthehet më në shtëpia se aty janë vendosur ushtria dhe policia serbe. Dhe më pas Zeneli për një kohë ka qëndruar ilegalisht herë në një strehë e herë në një tjetër. Kur e kam takuar fshehurazi një ditë, ai më tha se ka vetëm dy rrugë: Ose t'u bashkëngjitet djemve të UÇK-së në male, ose të dalë disi fshehtazi në Shqipëri, sepse nuk ka më siguri të qëndrojë në Prizren, pasi e kërkonin gjithkund te njerëzit e njohur të tij, sepse ishte në listën e njerëzve të rrezikshëm sipas regjimit serb.

Pas peripecive që kisha përjetuar si shumë shqiptarë tjerë, që më dëbuan në Shqipëri, kur arrita në Tiranë, pas disa ditësh në një kafene, kur më thërret një i njohur dhe më tregon se në Tiranë ka ardhur edhe Zenel Kabashi, me të cilin jemi vendosur te dhëndri i Osman Perollit për disa ditë, mandej jemi vendosur në një banesë afër shtatores së Vojo Kushit, ku kemi qëndruar me te deri në çlirimin e Kosovës. Gjatë ditëve sa ishim në Tiranë, Zeneli ka pasur takime të shumta, sepse njihte shumë njerëz dhe habitesha se si kishte aq shumë njohuri për secilin rreth të Shqipërisë dhe për nacionalistët e atij mjedisi. Ai do të mbante edhe shumë takime tjera, por ishte i brengosur për familjen e tij, meqë ne ishim pa familje në Shqipëri. Ditët e para të çlirimit, sa ishim në Tiranë, kemi kuptuar përmes djalit tim se kanë shpëtuar gjallë të gjithë anëtarët e familjes. Pastaj erdhëm në Prizren, ku shtëpia e Zenelit ishte e demoluar në

tersi. Por, ai gjeti fuqi dhe e rimori veten dhe vazhdoi jetën, duke mos e lënë për asnjë moment aktivitetin e tij atdhetar.

Pas luftës shtëpia e Zenel Kabashit qe shndërruar në konsullatë për nacionalistët e gjithë hapësirës shqiptare. Në pjesën më të madhe të takimeve që i mbante kur i vinin miqtë nuk mungoja as unë. Ndër ta mbaj mend se ka qenë Orhan Butka, Mentor Çuku e dhjetëra të tjerë nga Shqipëria e Kosova. Të flasësh për aktivitetin politik të Zenele Kabashit, duhet shumë kohë, por di se ai ka mbajtur shoqërinë edhe me ish shokët e punës dhe dilte shpesh në gjueti. Më së shumti dilte në gjueti me Reshat Kajmakçiun, por edhe më të tjerë.

Për fund mund të them se shumë gjëra që i kam mësuar nga Zeneli, nuk i kanë pasur të njohura as historianët e njohur, sepse ai ishte gurrë e pashtershme e historisë së popullit shqiptar.

Prizren, shkurt 2024

## ZENELI ISHTE VETË HISTORIA DHE NDËRGJEGJJA KOMBËTARE NË KOSOVË

**Nga Xhemal Meçi, Mjeshtër i Madh, Pukë**



Kam pasur rastin e mirë të njihem me këtë burrë fisnik të Kabashit të Prizrenit. Të nderuarin Zenel Kabashin pata fatin ta njihja që në ditët e para të çlirimit të Kosovës, kur unë e vizitova për herë të parë tokën e bekuar të Kosovës, për të cilën kisha ëndërruar për një kohë të gjatë, që kur isha fëmijë. Në Prizren takova intelektualin e parë kosovar, të nderuarin Zenel Kabashin, në një zyrë të vogël, i cili

sapo më pa e kuptoi se kush isha e nga isha. U ngrit të më jepte dorën vëllazërisht dhe të më uronte mirëseardhjen. Atë ditë isha i shoqëruar nga Tefik Nushi, burrë zotëri e atdhetar, i arrestuar disa herë nga regjimi serb, xhaxhai i gruas sime, Nexhmije, Qazim Nushi nga Gjakova.

Mbaj mend si sot takimin e parë me Zenelin. Kur u prezantova si autor i Kanunit të Lekë Dukagjinit, variant i Pukës, ai me shumë dashamirësi e mori në duar, duke e shfletuar si të ishte një libër i shenjtë, duke dhënë shenja sikur e kishte pritur që ta shihte gjithë jetën. Menjëherë më uroi për botimin dhe më premtoi se do ta kishte për nder e kënaqësi që këtë botim ta kishte në librarinë e tij.

Pasi qëndruam pak aty, shkuam në librarinë e tij të vogël, ku ishin radhitur qindra botime të autorëve shqiptarë e të huaj. Zeneli, edhe pse i moshuar dhe sado që kishte përjetuar persekutimet serbe dhe së fundmi tmerret e luftës për çlirimin e Kosovës 1989 – 1999 bashkë me popullin e tmerruar prej masakrave serbe që ndodhën kudo në Kosovë, ishte larguar drejt Shqipërisë ku u pritën bujarisht. Intelektuali i nderuar Zenel Kabashi ishte si një enciklopedi e gjallë, nga i cili mund të mësoje për shumë sfera të jetës, e në veçanti për nacionalizmin shqiptar; i gatshëm që të tregonte për çdo gjë, siç ka qenë e siç ka ndodhur. Tek ai nuk kishte zbukurime apo fjalë të mëdha, sepse e madhe ishte veprimtaria e tij atdhetare, që e kishte burrëruar që kur kishte qenë fëmijë, duke u përballur me sfidat e jetës. Të tilla histori kishin pasur edhe familjarët e tij, që gjithsesi kanë qenë gurë themeli të shtetësisë së Kosovës.

Nga Zotni Zenel Kabashi dëgjova për herë të parë për heroizmin e kabashëve dhe për kontributin e tyre për çështjen kombëtare shqiptare. Njohuritë që i kishte Zeneli për kontributin e burrave të Kabashit ishin të mëdha. Ai me shumë dashuri e respekt fliste për gjyshin e tij Vehbiun, për babanë e tij Xhemalin dhe për shumë burra të tjerë të Kabashit si edhe për Haxhi Rrustem Kabashin. Kështu, në çdo takim që kisha me te, gjë që e

prisja me kënaqësi, sepse dëgjoja gjëra të reja për histori të padëgjuara, sepse intelektuali i shquar Zenel Kabashi ishte vetë historia dhe ndërgjegjja kombëtare shqiptare që e bënte të respektuar e të nderuar kudo në Kosovë.



***Autori me Xhemal Meçin, duke biseduar për Zenel Kabashin***

Zeneli dukej i mallëngjyer, por edhe i gëzuar që u çlirua Kosova nga pushtuesit serb dhe u zhbë kufiri me Shqipërinë dhe erdhi dita fatlume që të shkëmbejmë edhe libra, në veçanti libra të natyrës së trashëgimisë e të traditës juridike popullore, histori nga Malësia e Pukës, që për një periudhë të gjatë historike u vetëqeveris prej krerëve të vet dhe me Kanunin e vet dhe jo sheriatin e pushtuesve për 500 vjet. Puka, ashtu si tërë Malësia e Veriut, ishte për Zenelin, për këtë burrë fisnik, sinonim i qëndresës dhe i atdhedashurisë. Thjesht ishte kënaqësia dhe krenaria e tij.

"- A nuk na bën krenar kjo histori, që u hodh në këtë libër me stemën arbërore dhe fotografinë e të shquarit Shtjefën Gjeçovit, atdhetar e shembull Shqiptarie!?"- më tha kur u ç'mall me librin duke mbajtur në dorë. Dhe në ndarje më tha që t'i silljа sa më shumë nga këto libra. Ia solla dy herash mbi 100 kopje (përmes taksistit Skender Rama, i cili e bënte pa përtesë rrugën Pukë –Prizren e anasjelltas nga tri herë në javë).

Në këtë mënyrë libri "Kanuni i Lekë Dukagjinit", varianti i Pukës, u bë shkak që unë të njihem sa më shumë me këtë burrë fisnik, të respektuar, e të komunikueshëm, dhe po aq modest dhe optimist, që

ngjallte frymëzim për jetën, për atdheun njëkohësisht edhe për shkencën e kulturën. Pra, ishte një person i veçantë me tipare thuajse hyjnore që të përvetësonte dhe të bënte për vete jo vetëm me ngrohtësinë dhe rëndësinë e fjalëve të tij, por edhe me njohjet që i posedonte, aq sa thua se gjithë jetën e kishte kaluar maleve të Shqipërisë si orli shqiponjë, duke hulumtuar së larti me sy ngulmues për burime për nacionalizmin shqiptar.

Një radhë më ftoi në shtëpi që të kalojmë një natë në Prizren. Sa u ula, m’u drejtua: “Mos harro, biro, se je ulë në vendin e heroit Musa Shehzade, Kryetar i Bashkisë së Prizrenit dhe anëtar i Komitetit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Ai sa herë vinte në shtëpinë tonë, ulej po në atë vend ku je ulur ti. Ai kur u plagos rëndë në pritën e forcave operative serbe, mbeti të dorëzohet me besë të serbëve, por e vranë tradhëtisht, se serbët s'kanë besë!” Me ide të tilla u edukua dhe u rrit Zenel Kabashi.

Sot, pas shumë vitesh, kur më kalon nëpër mend i nderuari Zenel Kabashi, më duket sikur shikoi, pikërisht ashtu siç ishte i gjallë, fytyrëqeshur, mikpritës e bujar. Prania e Tij më dha me kuptua se ky ishte prototipi i kabashëve të Prizrenit, ku u shqua trimi legjendar ***Sali Kabashi*** (Sali Shaban Mustafa, 1880- 1930), heroi kombëtar Haxhi Rrustem Kabashi, për të cilët më nxiti që të shkruaja për heroizmin e tyre, aq sa u arrit që më 28 Nëntor 2022 të promovohet në Prizren libri Haxhi Rrustë Kabashi me autor Prof. Dr. Shefqet Hoxha, si dhe në Pukë më 5 nëntor, 2022, ku më behej sikur ishte aty buzagaz shpirti i lumnuem i Zenelit. Prandaj, ky burrë kreshnik ishte dhe do të mbetet shembull i të qenit shqiptar, që mbi çdo gjë tjetër ka pasur çështjen kombëtare shqiptare, gjë për të cilën njihej e do të njihet në Kosovë e më gjerë në hapësirën e trojeve shqiptare si edhe në diasporën shqiptare, ku kanë nevojë për figura të tilla, prej ku marrin nxitje e frymëzim për të ardhmen.

Pukë, shkurt 2023

# ZENEL KABASHI NË ÇDO KOHË, KA QENË I RRESHTUAR DREJT NË KAUZËN E ÇËSHTJES SHQIPTARE

**Nga Adriatik Alimadhi**



Për mua është nder dhe respekt, që po më jepet rasti, t'i them disa fjalë për njërin ndër veprimtarët e hershëm të Ballit Kombëtar, Zenel Kabashin, i cili me sa kam njohuri për te, ka qenë i inkuadruar në këtë rrugëtim atdhetar që nga fëmijëria dhe i qëndroi besnik rrugëtimit kombëtar. Së këndejmi, mund të themi se veprimtaria e tij e pandërprerë për asnjë moment, pavarësisht vuajtjeve dhe sanksioneve që i përjetoi në jetë, në njërën anë dhe, në anën tjetër, dashuria e madhe për çështjen kombëtare e radhit Zenel Kabashin në mesin e autoriteteve më të çmuara të çështjes kombëtare.

Rrugëtimi atdhetar i njerëzve të devotshëm ka qenë dhe do të mbetet gjithmonë pjesë e lavdisë së historisë sonë. Për Zenel Kabashin kam dëgjuar shumë herë dhe nga shumë njerëz. Në radhë të parë kam dëgjuar për veprimtarinë e tij, pasi ai ka qenë edhe pjesë përbërëse e kryesisë qendrore të Ballit Kombëtar në nivel kombëtar, sepse Zeneli ishte njeri me përmasa gjithëkombëtare.

Veprimtaria e Zenel Kabashit me Ballin Kombëtar lidhet me paraardhësit e tij, të cilët kanë qenë zbatues të programit të Ballit, ndërsa ky në rrethana tjera e ka vazhduar veprimtarinë dhe më pas, kur janë krijuar kushtet, edhe e ka ringjallur aktivitetin e Ballit Kombëtar.

Zenel Kabashi në çdo kohë ka qenë i rreshtuar drejtë në kauzën e çështjes shqiptare.

Plejada e burrave dhe e personaliteteve të Ballit Kombëtar, të kohës, kur unë u angazhova fillimisht si sekretar organizativ e më pas edhe kryetar në nivel vendi nga dhjetori i vitit 2003, pothuajse të gjithë flisnin për personalitetin e Zenelit, për kontributin dhe aktivitetin e tij në unifikimin e këtij subjekti politik.

Pos njohjes sime të afërt me Zenel Kabashin, për një kohë të shkurtër, kam dëgjuar më shumë për te, si në Shqipëri, ashtu edhe në Kosovë. Dhe nga të gjithë personat me të cilët kam komunikuar, për Zenelin kam dëgjuar fjalët më të mira si një personalitet i ngrohtë dhe i matur. Ajo që më lë përshtypje nga opinionet e të tjerëve për Zenelin, është fakti se si punonte shumë me çdo familje, që ishte angazhuar për kauzën kombëtare si dhe mesazhin e tij për ta përcjellë e për ta forcuar alternativën e Ballit Kombëtar. Andaj, me të drejtë nga veprimtarët e sotëm në Kosovë, por edhe në Shqipëri, thonë se askush si Zenel Kabashi nuk e përcillte dhe nuk e mbillte frymën e Ballit Kombëtar tek të rinjtë, sepse e kishte përjetuar në shpirt familjarisht dhe ishte pjesë e këtij rrugëtimi politik nga fëmijëria e deri në vdekje. Fjalimet e Zenel Kabashit kishin një pikësynim për kauzën kombëtare, që të mos merrte goditje të pariparueshme.

Fryma e Ballit Kombëtar në Shqipëri ka marrë goditjen më të madhe, ndërsa në Kosovë dhe në trevat tjera ka ruajtur frymën më të qartë dhe kjo mbase është kontribut i drejtpërdrejtë edhe i Zenel Kabashit me shokë, sepse në Kosovë ende është e gjallë ajo frymë. Ende ndihet, sepse ende shpresojnë për bashkimin kombëtar, se do të ndodhë një ditë.

Aktiviteti i Ballit Kombëtar gjatë viteve 1941 – 1944 ka qenë aktivitet i kauzës shqiptare, por më vonë u mbështet nga Partia Komuniste si bashkëpunëtore me okupatorin, por kjo nuk qëndron, sepse kauza kombëtare ka ndikuar që populli të jetë më unik, më i organizuar

dhe është rritur ndjenja kombëtare, duke ruajtur frymën e bashkimit të trojeve shqiptare.

Baltosja e veprimtarisë së Ballit Kombëtar se gjoja ka bashkëpunuar me fashizmin, nuk qëndron, sepse në atë periudhë njihet si e arritura më e madhe e kauzës kombëtare. Të kujtojmë kontributin e mësuesve dhe shkollave shqipe dhe, jo pa të drejtë, në Kosovë njihet si periudha e Shqipërisë, sepse edhe në Kosovë çdo gjë frymonte shqip, gjë që duhet të shikohet ndryshe nga siç ia kanë vënë kapicën komunistët veprimtarisë së nacionalistëve shqiptarë.

Është i kuptueshëm rrugëtimi politik i Zenel Kabashit, sepse nuk ka si të sqarohet ndryshe, kur ai është arrestuar dy herë dhe ky rrugëtim mendoj se flet më shumë se çdo fjalë që mund ta them. Sikur të mos ishte Zeneli i skalitur në frymën kombëtare, pse të arrestohej nga regjimi serb, përkatësisht nga regjimi komunist në Kosovë, ku ai kishte njerëz të afërm që ishin palë e komunizmit, por veprimtaria e tij atdhetare ishte mbi çdo afërsi dhe nuk arriti as ta ndalë në rrugën e tij, por as ta ndihmojë që të mos përballet me burgjet. Thjesht te Zeneli kishte rrugë të ndara në mes të të afërmeve dhe idealeve. Ai nuk i ngatërroi kurrë këto “rrugë”.

Në anën tjetër pas viteve të 90-ta edhe në mesin e Ballit Kombëtar pati fërkime dhe pati kaprica, që ndikuan negativisht në forcimin e kauzës shqiptare, sepse pati persona, që patën ambicie të jenë udhëheqës të rremë dhe arkivat nuk i ruajtën. Them nuk i ruajtën, sepse shumë takime, shumë biseda dhe shumë përpjekje që bëri BK –së nuk janë të arkivuara e në veçanti nga viti 1998 deri më 2003. Kjo kohë i përket kohës kur Zenel Kabashi ka ndihmuar në ribashkimin dhe ristrukturimin e Ballit Kombëtar, për çka çdo familje të rreshtuar në këtë frymë i është mirënjohës atij kudo në hapësirat shqiptare: në Tiranë, në Shkodër, në Korçë, në Elbasan e të mos flasim për në Kosovë.

Figurat kombëtare siç është Zenel Kabashi, kanë dhënë shumë për kauzën kombëtare dhe tash kombi ka

detyrim të tregohet më dorëlirë me këta njerëz dhe të mos vazhdohet me injorancën, duke shtuar se ata në një kohë edhe u punësuan edhe pse ishin nëpër burgje. Sepse, edhe të burgosurit është dashur ta mbajnë familjen, është dashur të punojnë e të jetojnë. Prandaj, ndryshimet e ardhura pas disa vitesh në sferën politike, nuk duhet gjykuar si ndryshim i qëndrimeve të atdhetarëve, por si ndryshim i sistemit. Kështu në Kosovë pas viteve 1966 ndryshuan rrethanat dhe fituan shqiptarët njëfarë lirie, e me këtë edhe familjet e atdhetarëve dhe punësimi i tyre nuk duhet shihet me sy tjetër, pos si vazhdimësi e jetës dhe ideve të tyre atdhetare. Andaj, shteti, si në Kosovë ashtu edhe në Shqipëri, për këto figura duhet ta vlerësojnë kontributin e tyre në rrugëtimin kombëtar. Ashtu siç ka qenë kontributi i kësaj plejade të atdhetarëve për çështjen kombëtare, sot shteti duhet t'ia japë meritat që i ka pasur secili person.

Në anën tjetër, historia ka detyrim në trajtimin e këtyre çështjeve dhe figurave siç e meritojnë, përkatësisht në përputhje me aktivitetin e tyre atdhetar, sepse themelet e shtetësisë janë pikërisht në aktivitetet e këtyre atdhetarëve. Mjerisht, ne si shqiptarë kemi pasur fatin e keq në trajtimin e figurave kombëtare, duke mos lënë figurë të pastër pa e baltosur, pavarësisht kontributit të madh që kanë dhënë për çështjen kombëtare. Të marrim si shembull Mithat Frashërin, i cili pas babait të tij është i dyti që ka hedhur idenë e bashkimit të kombit, por çfarë vendi iu dha atij në histori? Çfarë trajtimi iu bë ati nga regjimi? E të mos ndodh që të përsëritet historia, duhet t'i jepet vendi i merituar figurave atdhetare si Zenel Kabashi, sepse brez pas brezi ka qenë i angazhuar për çështjen e kombit dhe asgjë tek ai nuk ka ndodhur rastësisht. Gjithashtu duke i radhitur figurat dhe ngjarjet sipas meritës, u dalim borxhit edhe brezave të rinj, që të edukohen në frymën kombëtare.

Zenel Kabashi ka pasur një marrëdhënie të mirë miqësore e në pikëpamje organizative me një numër të madh të veprimtarëve të Ballit Kombëtar në Shqipëri dhe në emigracion. Mbaj mend se një lidhje të fortë kishte me të gjithë veteranët e Ballit në Shqipëri, ndërsa pak më të veçantë e kishte bashkëpunimin me Mentor Çukun.

Frymën atdhetare drejtë bashkimit të kombit të mbjellë nga Zenel Kabashi unë edhe sot e ndiej në të gjitha kontaktet dhe takimet që kam me strukturat e Ballit Kombëtar, sepse ai është njohur dhe vazhdon të ruhet kujtimi dhe nderimi pikërisht për këtë frymë, andaj mund të them se Zenel Kabashi ka qenë figurë e ndritshme e Ballit Kombëtar dhe do të mbetet e tillë për të gjithë ata që vazhdojnë ta ruajnë idenë e bashkimit kombëtar se do të ndodhë një ditë.

Nderim dhe respekt veprës dhe kontributit të Zenel Kabashit!

Tiranë, dhjetor 2022

# ZENEL KABASHI ISHTE SHTYLLA DHE SHPIRTI I BALLIT NË PRIZREN DHE MË GJERË

**Xhemal Aranliu**



Zenel Kabashin e kam njohur qysh kur isha fëmijë, sepse babai im kishte shoqëri me babanë e tij Xhemalin, emrin e të cilit për arsye të shoqërisë së tyre e kam edhe unë. Mbaj mend se kur babai im (si nacionalist ishte në burg), shtëpinë tone e vizitonte Xhemal Kabashi, e shumë shpesh na sillte gjëra ushqimore edhe Zeneli, i cili edhe pse i ri në moshë, ishte shumë i gjallë. Pra, Zeneli qysh si fëmijë ishte i inkuadruar në aktivitetet atdhetare dhe është rritur në këtë frymë. Në këto rrethana unë jam njohur me Zenelin, qysh kur isha fëmijë i vogël. Në atë kohë, prindërit tanë Mehmeti (babai im) dhe Xhemali (babai i Zenelit) na ngarkonin me detyra për të shkuar në disa familje për të dërguar porosi nga më të ndryshmet, apo ndonjë letër te familjet e përndjekura.

Ne si fëmijë nuk e dinim se çfarë po bënim, por mbaj mend se në atë kohë shkonim në familjet e veprimtarëve siç ishin Xhemil Doda, Haxhi Fahriu e më vonë, kur erdhën nga Shqipëria, shkonim shpesh edhe në familjen e Ibrahim Fehmiut. Komunikimi në mes atdhetarëve nuk bëhej vetëm përmes tyre, por edhe përmes neve fëmijëve. Komunikimi i familjeve atdhetare, përmes neve fëmijëve ishte formë e komunikimit dhe e ruajtjes së fshehtësive, që ne sigurisht nuk i kemi kuptuar atëherë,

se me angazhimin tonë po i ruanim prindërit që të mos kapeshin nga organet e sigurimit serb.

Dhe nga ajo kohë e deri në fund të vdekjes së Zenelit kemi qenë shokë të pandashëm. Ka pasur raste që kemi vepruar ndaras, por kur jemi takuar kemi shkëmbyer rrëfime për veprimtarinë që e bënim. Kështu në kohën e Mbretërisë Jugosllave, sa ishim fare të vegjël, prindërit tanë duke qenë anëtarë të Shoqërisë "Merahmeti" dhe "Gajret", i ndihmonin familjet në nevojë, por në veçanti i ndihmonin të rinjtë prizrenas për t'u shkolluar. Zeneli në këtë mënyrë që nga fëmijëria e tij e hershme kishte nisur të merrej me çështjen kombëtare dhe mund të them se është ndër të rrallët njerëz të Prizrenit që u rrit dhe u skalit, duke u angazhuar për çështjen kombëtare. Ai, si fëmijë u përball me shumë sfida, sepse ishte i angazhuar nga babai i tij të kryente shumë punë, të cilat nuk mund t'i kryenin të rriturit, por na besoheshin neve të rinjve. Me pak fjalë unë me Zenelin jemi njohur në rrethana ilegale dhe ilegalisht kemi vepruar deri në fund të shekullit XX. Edhe pas daljes nga burgu, unë kam qenë personi më i besuar i Zenelit, sepse ne na lidhte mes vete ideali dhe miqësia nga ditët kur nisëm të flasim.



Mbaj mend si sot kur për herë të parë Zeneli u arrestua nga regjmi serb, babai im me babanë e Zenelit bisedonin për Zenelin, që e kishin arrestuar dhe për arsyen e arrestimit. Më kujtohet kur babai i tij i thoshte babit tim: "Burgu është për burra, por Zeneli u burrërua sa ishte fëmijë dhe kam besim tek ai se do të mbahet i tillë deri në fund e nuk më turpëron mua e derën time..." Dhe vërtet Zeneli ashtu veproi, edhe

gjatë vuajtjes së dënimit mbajti qëndrim, edhe pas daljes nga burgu dhe nuk ndryshoi kurrë nga ai Zeneli, që e njoha qysh si fëmijë, i zgjuar e guximtar.

Me Zenelin kam vazhduar të jemi shokë gjatë gjithë kohës, por para të tjerëve kurrë nuk kemi treguar se njiheshim më herët, mbanim distancë para njerëzve që nuk i njihnim mirë. Pas viteve të nëntëdhjeta, kur u krijuan kushtet dhe mundësitë, Zeneli ishte iniciatori kryesor për themelimin e Ballit Kombëtar në Prizren, e ndoshta edhe në Kosovë. Në grupin themelues të Ballit Kombëtar në Prizren ishin tetë deri në dhjetë veta: Zenel Kabashi, Jakup Hafëzi, Xhemal Aranliu, Hasan Rrema, Kujtim Rrema, Vehbi Flugu, Ibish Gashi dhe Kujtim Qarkaxhiu. Takimet në fillim i mbanim nëpër shtëpi private dhe bënim sikur po takoheshim për qejf. Arsyeja kryesore e themelimit të Ballit Kombëtar ishte riforcimi i idesë, me të cilën ishim rritur e kishim vepruar gjatë gjithë kohës, ne por edhe familjarët tanë nacionalistë e aktivistë të dikurshëm të çështjes kombëtare, përkatësisht për bashkimin e tokave shqiptare, pavarësisht emërtimeve të partive.

***Mehmet Aranliu, babai Xhemalit (Mami Topalli),***



Xhemal Kabashi me babanë tim kanë kontribuar për Lidhjen e Dytë të Prizrenit, duke u marrë me organizim dhe duke i ndihmuar theme-luesve në mbarëvajtjen e punimeve, por nuk mund të mohoj se ka kontribuar edhe Zeneli, edhe pse ishte i ri. Ai nuk ka pushuar për disa ditë rresht duke punuar për zbukurimin e qytetit dhe në vendosjen e flamujve. Një kontribut të madh ka dhënë në marrjen e

kufomës së Bedri Pejanit nga spitali dhe kujdesin për varrimin e tij sipas traditave.

Zeneli sapo përfundoi liceun në Prizren, u regjistrua në Normalen e Gjakovës. Atje u angazhua edhe më shumë në Lëvizje, që në fakt ishte vazhdimësi e platformës së Ballit Kombëtar. Angazhimi i tij ra në sy regjimit serb dhe për këtë u arrestua dhe ka mbajtur gjashtë vjet burg. Zenelin as burgu nuk e dobësoi, por e forcoi edhe më shumë dhe e bëri më të ngritur, më të kujdeshëm dhe më të guximshëm nga të gjithë ne shokët e tij.

Edhe pas daljes nga burgu, ishte i përcjellë dhe nuk ishte i lirë si të gjithë të tjerët. Ai e kreu Fakultetin e Biologjisë, por nuk iu dha e drejta për të punuar mësimdhënës nga frika se do ta helmonte rininë shqiptare me ideologjinë nacionaliste, për çka iu desh të punonte punë nga më të ndryshme, vetëm e vetëm që të mbijetonte.

Zeneli pas viteve të 90 –ta ka qenë shpirtërisht i angazhuar që ta nxjerrë në shesh pastërtinë e nacionalistëve shqiptarë, pavarësisht se Balli Kombëtar nuk ka qenë i pranishëm në Kosovë. Ideja e ballit ka qenë udhërrëfyes i veprimtarive atdhetare dhe për këtë arsye Zeneli e ka quajtur vetin ballist dhe ka këmbëngulur në këtë gjë. Zeneli ka qenë i angazhuar që ta paraqesë Ballin Kombëtar si subjekt politik me vizion dhe qëllim të qartë kombëtar e jo ashtu siç e kanë paraqitur të komprometuar në çdo aspekt. Zeneli përpiqej ta paraqiste pastërtinë e Ballit Kombëtar me çdo kusht.

Zeneli është shquar edhe për cilësimin e drejtë të vlerave të njerëzve, sepse, duke vlerësuar ka menduar se do ta paraqesim më mirë dhe më pastër idenë e Ballit Kombëtar, sepse, siç thashë në Kosovë vetëm ideja e Ballit Kombëtar ka ekzistuar dhe atë përmes forcave të lëvizjeve nacionaliste që ndodhën menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore. Zeneli ishte njohës i mirë i këtyre rrethanave, i kësaj rryme dhe kishte njohuri pothuajse për çdo familje në Prizren dhe rrethinë se kush çka kishin vepruar e çka kanë kontribuar.

Zenel Kabashi ka qenë shtyllë e Ballit Kombëtar në Prizren dhe më gjerë, i cili i ka mbajtur afër vetes dhe është përpjekur që vazhdimisht t'i mbajë afër vetes dhe këtë aftësi e ka shfrytëzuar të jetë në nivel të duhur. Zeneli kishte lidhje me të gjithë përkrahësit e Ballit Kombëtar si në Shqipëri, ashtu dhe në Kosovë. Zeneli ka pasur traditë të mos mburrej, por vetëm të punonte dhe nuk tregohej se është duke vepruar apo duke u angazhuar. Për të nuk kishte çështje që nuk zgjidhej dhe nuk më ka ndodhur kurrë që një problem të mos ketë zgjidhje për Zenelin, pavarësisht se për çka bëhej fjalë.

Zenelin të gjithë intelektualët e vërtetë e kanë dashur, e kanë respektuar dhe kanë bashkëpunuar me te, sepse ka pasur aftësi komunikimi me të gjithë. Zeneli, në lidhje me hapjen ndaj të gjithëve, mund të them se ka qenë i gabuar, sepse u ka besuar të gjithëve, pra ka qenë dashur të jetë më i rezervuar ndaj atyre që kanë punuar pas shpinës. Dhe kjo dobësi besoj se edhe e ka penalizuar, por këtë gabim do ta bëja edhe unë, sepse iu gëzuam kohës kur thamë se më nuk do të kemi ndasi në mes vete. Në anën tjetër, nuk kishte dëshirë të mburrej me të kaluarën as të tij e as të familjes. Pra, ai është përpjekur gjatë gjithë jetës të jetë vetvetja.

Kontributi i Zenel Kabashit ka qenë i madh në njoftimin e njerëzve, aktivistëve me historinë e Ballit Kombëtar dhe për këtë jam i bindur se asnjëri nga ne e as në qendër nuk ka qenë njohës më i mirë, e as më bindës. Ai sa herë ka marrë fjalën të flasë para njerëzve me të cilët takohej, i bindte, sepse e dinte pothuaj historinë e çdo familjeje në Prizren. Kishte aftësi të hatashme për këtë çështje. Ishte në gjendje që me njerëz të bisedonte me orë të tëra dhe ta binde secilin se kush është dhe pse duhet të jetë aty. Ai e dinte veprimtarinë e nacionalistëve gjatë Luftës së Dytë, por edhe pas luftës. Pra, Zenel Kabashi për Prizrenin ka qenë një enciklopedi e çështjes kombëtare dhe më vjen keq që nuk e kemi shfrytëzuar që njohuritë e tij t'i kishim shënuar dhe sot t'i diskutojmë, sepse ka pasur çfarë t'i ofronte Prizrenit. Por, ne mjerisht vetëm

pasi të vdes njeriu ia dimë se kush ka qenë dhe çfarë ka dashur të bënte ai person. Kjo, mbase, është edhe e keqja e jonë, që sa t'i kemi njerëzit gjallë nuk ua dimë e kur të vdesin mundohemi t'i gjurmojmë, por është vonë Ne, mjerisht, sa herë po vonohemi në këtë drejtim. Sot, kur ju po shkruani për një njeri që kishte vizion dhe mision historinë dhe çështjen kombëtare, nuk di sa do të gjesh përkrahje, kur partitë sot në pushtet mision dhe vizion kanë vjedhjen e hajninë dhe sharjet mes vete dhe asnjëra nuk e ka parësore çështjen kombëtare.

Rrethin ne e kemi aq të shkatërruar sa mund ta përmbledh me dy vargje *"O shqiptar mos e lyp armikun në gjeti / se armikun e kemi në veti!"*, sepse armiku ynë është në mesin tonë. Tani nuk e kemi më Serbinë si okupator, por tash e kemi okupatorin e brendshëm, sepse një politikë që e vjedh, e shanë popullin e vet, çfarë mund të kërkohet më shumë prej asaj politike?!

# ZENEL KABASHI ISHTE FRYMËZUES DHE USHQYES I NDJENJAVE KOMBËTARE SHQIPTARE

**Esmer Alijaj**



Ndonëse kisha dëgjuar për veprimtarinë e tij atdhetare disa vite para se të njihem me Zenel Kabashin, unë për herë të parë e njoha në vitin 1974. Pra, unë isha i ri, në moshën 22 vjeçare, kur u takova për herë të parë me te, pasi kur kisha lindur unë ai kishte qenë në Burgun e Nishit. Mbaj mend si sot njohja ime e parë me të ishte përmes Refik Zurnaxhiut e Halit Saitit.

Që në takimin e parë Zeneli më bëri për vete, sepse ishte i atillë, që i përshtatej të gjithë të rinjve dhe në këtë mënyrë secili i ri, që kishte fatin të bashkëbisedonte me Zenel Kabashin, merrte udhëzimet e duhura dhe në bazë të atyre sugjerimeve ai e niste jetën e re e në veçanti niste rrugëtimin e shkollimit.

Unë që në momentin e parë pata fatin të njihem. E dëgjova me vëmendje dhe ato çfarë dëgjova nga ai po i dëgjoja për herë të parë në jetë. Dhe për këtë arsye mund të them me gojën plot se Zenel Kabashi për mua ishte mësues i parë i rrugës atdhetare, të cilin më pas nisa ta respektoja e ta nderoja edhe si prind. Pra, për mua Zenel Kabashi ishte baba shpirtëror. Ishte frymëzues dhe ushqyes i ndjenjave të mia për qëllimin dhe idealet e shqiptarëve, për bashkimin e trojeve shqiptare. Nuk kisha pasur rast, që më herët as të shihja e as ta dëgjoja të fliste dikush me kaq pasion për çështjen kombëtare dhe për historinë e nacionalistëve shqiptarë.

Falë ndihmës së bacës Zenel, kur unë u punësova në "Progres", përmes tij më vendosën në një pozitë kyçe të sektorit financiar. Punova sipas këshillave të Zenel

Kabashit, që të mos bie preh e çetnikëve serbë, të cilët e kishin çerdhen pikërisht në "Progres" më në krye me Dragosllav Markoviqin, i cili jo vetëm se e urrente Zenelin, por e përcillte se çfarë bënte e si sillej me rininë shqiptare. Por, Zeneli me shumë maturi dhe guxim vepronte me rininë punëtore prizrenase në "Progres", duke u qëndruar afër dhe duke u ndihmuar në çdo aspekt. Baca Zenel e çmonte guximin dhe vendosmërinë time si dhe punën që e kryeja me ndërgjegje dhe pedanteri.

Në "Progres", pavarësisht se në cilin sektor ka punuar, Zeneli u ka ndihmuar të rinjve që të përfitojnë bursa për t'u shkolluar, sepse vetëm si të shkolluar mund t'i ruajnë vendet e punës dhe mund të ndërpritej punësimi nëpër vende udhëheqëse i serbomalazezevë, që vinin nga vende të ndryshme të Jugosllavisë e në anën tjetër mund të kontribuojnë për Prizrenin e për Kosovën. Ai dhe disa shokë të tij që punonin në "Progres" bënin çmos që të punësojnë sa më shumë të rinjtë shqiptarë ngase politika pansllaviste e Komitetit të Prizrenit me perfiditet, përpos kuadrove me shkollim që ceka më lart, sillte dhe serbomalazezë të tjerë me shkolla të mesme me qëllim për ta rritur përqindjen e sllavëve në Kryeqytetin e Shqipërisë Etnike Zeneli me shokët e tij kanë merita edhe në ndërprerjen e punësimit të këtij elementi në fabrikën tonë. Në të gjithë sektorët, ku ka punuar ai, qoftë në laborator, thertore, në tregti e së fundmi edhe në hoteleri, u ka dalë në ndihmë shumë familjeve atdhetare e në veçanti familjeve nacionaliste që të punësohen. Pra, thjesht ishte shpirti i punëtorëve dhe shpirti i nacionalistëve prizrenas dhe më gjerë, i cili për asnjë moment nuk ka hezituar që të kontribuojë për çështjen e Shqipërisë etnike.

Zeneli, si burrë krenar, ishte zemërmirë për të gjithë punëtorët dhe atdhetarët, por ishte edhe i gatshëm të vepronte e t'i bindte edhe të tjerët, që ta përkrahin. Prandaj, mund të them se më kë ka punuar Zeneli, e ka bërë për vete me angazhim dhe punë. Unë nuk kisha takuar deri më atëherë ndonjë njeri që aq shumë e donte shkollimin e brezit të ri. Në çdo takim me të rinj ai u sugjeronte që krahas punës të shkollohen, duke na thënë:

"Vendi ka nevojë për njerëz të shkolluar, ashtu siç ka nevojë familja për bukë, nga djersa e juaj edhe Kosova ka nevojë për dije!"

Me Zenel Kabashin kam vazhduar bashkëpunimin edhe pasi e kanë larguar nga puna. Dhe pavarësisht se qe i detyruar të punojë punë të ndryshme, ai asnjëherë nuk e ka humbur besimin në rininë shqiptare se do ta vazhdojnë rrugën e bashkimit kombëtar. Me dhjetëra herë jemi takuar dhe na ka sugjeruar që "luftën" ta vazhdojmë duke mos i dëmtuar familjet, por t'i mbrojmë familjet dhe vendin, sepse liria është afër. Me këtë besim e nisëm edhe aktivitetin politik që nga viti 1992 dhe kam qenë çdoherë afër tij, sepse ka qenë njeriu që e kanë dashur, respektuar e nderuar prizrenasit e në veçanti intelektualët. Nuk ka aktivitet politik që ka ndërmarrë Zenel Kabashi e që nuk më ka angazhuar mua. Më ka angazhuar, sepse ka pasur besim në mua, në qëndrimet e mia, që kam qenë në gjendje të vdisja për fjalën e tij, sepse isha i bindur se fjala e tij ishte fjalë që duhej të mbrohej me gjak, sepse kishte të bënte me kombin.

Zenel Kabashin në Prizren nuk e kam dashur vetëm unë, por e ka dashur i gjithë qyteti e në veçanti familjet atdhetare, sepse, siç na thoshte Zeneli, "Prizrenasit janë zemra e shqiptarisë të dëshmuar në çdo etapë historike, ani pse një pjesë kanë folur edhe turqisht, ata për asnjë çmim nuk e kanë tradhëtuar kombin, nuk e kanë shitur vendin dhe asnjë nuk është punësuar në milicinë jugosllave. Prandaj, për këto arsye dhe shumë të tjera duhet të mos e ndalim punën ne prizrenasit!"



***Esmer Alijaj në mesin e shumë veprimtarëve, nën drejtimin e Zenel Kabashit***

Vlen për t'u theksuar se edhe përkundër faktit që edhe baca Zenel edhe Rexhep Abdullahu ishin atdhetarë të devotshëm dhe disaherë i zhvilluan bisedat

që Partia Nacional Demokratike Shqiptare, të cilin e udhëhiqte z. Abdullahu, të bashkohej me Partinë e Ballit Kombëtar nuk u bë bashkimi. Po të ishte bashkuar me ne Partia NDSH, sot partia Balli Kombëtarë do të kishte disa vende në asambletë e disa komunave të Kosovës, por edhe në Parlamentin e Kosovës. Në fund, duhet të theksoj se të gjithë ata që kanë pasur fatin ta njohin Zenelin dhe përmes tij kanë mundur ta njohin edhe disa pjesë nga historia e atdheut që edhe sot e kësaj dite nuk është ndriçuar. Kanë mundur t'i njohin plagët dhe synimet e atdheut. Prandaj, do të kalojë edhe një kohë e gjatë që në Prizren të lind një Zenel Kabash, që do të mund t'i afrojë e të interesohet për Prizrenin dhe regjionin si ai.

Kur vdiq Zenel Kabashi, të gjithë shokëve u thoja se më ka vdekur babai i dytë imi, sepse vërtet të tillë e konsideroja, meqë edhe ishte i atillë dhe besoj se ka pasur edhe shumë të tjerë që kanë menduar si unë, në kohën kur ai vepronte haptazi në Prizren për çështjen kombëtare.

Prizren, qershor 2023

## ZENEL KABASHI ISHTE PRIZRENAS ATDHETAR, GUXIMTAR DHE NJERI QË E KANË RESPEKTUAR TË GJITHË PRIZRENASIT



**Asim Halit Biba**

Zenel Kabashin e kam njohur qysh nga koha kur është liruar nga Burgu i Nishit në kohën kur i dëgjoja të tjerët që flisnin për të se sa i ri ka qenë dhe sa shumë është angazhuar për çështjen kombëtare. Më vonë kam dëgjuar shumë fjalë miradije për Zenelin edhe nga nxënësit të cilëve u ka dhënë mësim, e më vonë edhe nga punëtorët e "Progresit", ku secili fliste më mirë se tjetri për të. Dhe, kështu për të e kisha fituar një përshtypje se është një

prizrenas atdhetar, guximtar dhe njeri që e kanë respektuar të gjithë prizrenasit. Ndërsa, fizikisht me të për herë të parë u takova pasi erdhi në hoteleri si drejtor i ndërmarrjes.

Në kohën kur Zenel Kabashi erdhi drejtor i hotelerisë, ende ishte koha kur shqiptarët kishin disa të drejta dhe në këtë mënyrë Zeneli si intelektual e atdhetar dhe njeri me një bagazh të madh të njohurive për historinë e Prizrenit dhe të njerëzve, shumë shpejt u bë i dashur për të gjithë punëtorët. Madje, me sjelljet e tij, ai i përvetësoi të gjithë, sepse me zemër dhe me shpirt mundohej t'u ndiohmonte të gjithëve. Në kohën sa ka qenë drejtor i hotelerirsë, me Zenelin kam qenë i angazhuar me punë që të bëja regjistrimin e banakierëve dhe të punëtorëve tjerë dhe sa herë që dilnin në humbje, Zeneli në cilësinë e drejtorit vinte tek unë dhe më kërkonte që të mos i paraqisja gjërat që mungonin, por kërkonte që t'u ndihmonte punëtorëve. Madje edhe më afronte mënyrën se si mund të tejkalohej ajo situatë. Kështu sa herë shkonin punëtorët që t'i tregonin se me regjistrim nuk kanë dalë mirë, Zeneli vinte tek unë dhe më thoshte: “Asim, njerëzve duhet me u ndihmu e jo me i marrë në qafë!” Nëse ai regjistrim, ku dalin keq punëtorët merrte formën e prerë, punëtorët ose duhej të shkonin në burg, ose të dilnin nga puna. Prandaj, për këtë arsye ai disaherë më thoshte t'ua jepja mundësinë punëtorëve që t'i blejnë gjërat e munguara e të mos ngarkohen me çmimin e shitjes. Nëse vlera që mungonte ishte, bie fjala, në çmimin e sotëm njëmijë euro, ai kërkonte që me 100 euro të mbuloheshin humbjet e të mos paraqitej ndonjë punëtor si hajn, apo në organet e ndjekjes ngase këto organe i konsideronte të pushtuesit. Pra, thjesht Zenel Kabashi ishte shpirti i punëtorit, përkatësisht i shqiptarëve, sepse nuk e kishte të njejtin qëndrim edhe ndaj punëtorëve serbë. Zenel Kabashi ka dhënë shumë nga vetja për t'i mbrojtur punëtorët, duke u ndihmuar në forma të ndryshme, vetëm e vetëm që ta siguronin ekzistencën e familjeve të tyre.

Në anën tjetër, Zeneli, sa ka qenë drejtor i hotelerisë, ka pranuar shumë të rinj në punë, të cilët kryesisht ishin nga fshatrat dhe nga familjet nacionaliste. Ai i pranonte në punë në emër të atdhetarizmit të familjeve të tyre, ndërsa të

tjerëve, me qëllim që organet e ndjekjes të informohen, u thoshte se edhe të rinjtë nga fshati duhet të vijnë në qytet, sepse kanë nevojë për civilizim! Pra, thjesht ishte bamirës i madh. Në asnjë mënyrë nuk ka shikuar që ta dëmtojë punëtorin e as ta ulte krenarinë e tyre. Në këtë mënyrë të gjithë ne, që kemi punuar me te, e kemi pasur derën e hapur tek ai si drejtor, por edhe më vonë si zëvendësdrejtor, sepse askush më mirë se ai nuk na ka kuptuar. Zeneli i përshtatej secilit dhe mundohej që t'ia zgjidhte hallin secilit.

Zenel Kabashi, ka vazhduar punën me ne edhe duke qenë si zëvendësdrejtor, pasi në vend të tij e sollën drejtor Dobrivoje Dervareviq (Dobçe), i cili ka qenë gogë, e ndoshta me prejardhje të largët shqiptar, sepse sillej shumë mirë me shqiptarët, mund të themi se ndihmonte çështjen shqiptare pavarësisht se e kishte dhëndrin serb me funksion në Beograd. Nuk dua të flas për Dobçen, por mund të them se sa ishte ai drejtor përsëri me punëtorë merrej Zeneli dhe nuk i ka penguar derisa e kanë nxjerr në pension para kohe. Dhe prapë Zeneli ka vazhduar të vinte në "Therandë" edhe pasi e kanë larguar nga puna.

Unë kam pasur rastin të jem shumë i afërt me Zenelin sa ka qenë drejtor, sepse ai për hobi kishte gjuetinë. Me dhjetëra herë kemi dalë në gjueti me te. Me ne disaherë vinte edhe Hajrullah Krasniqi dhe disa gjuetarë të tjerë. Zakonisht dilnim në zonat fushore dhe kishte dëshirë që të gjuante lepuj. Unë kisha zagar, ndërsa ai nuk mbante për shkak të mungesës së kushteve në shtëpi për t'i mbajtur, pasi shtëpinë e kishte në qendër të qytetit. Gjatë ditëve sa shkonim për gjueti, nga ai kam dëgjuar shumë histori të panjohura për Prizrenin dhe në përgjithësi për popullin shqiptar. Kisha përshtypjen se Zeneli i njihte edhe mizat e tokës së Prizrenit e lëre më njerëzit. Nuk kishte njeri që nuk e njihte. Kishte shumë respekt për familjet atdhetare, por fliste edhe për familjet që nuk janë sjellë mirë. Për gjueti dilnim kryesisht kur ishte nervoz dhe nuk mund të bënte asgjë. Nervozën e zbrazte përmes qiftes së tij me dy gryka dhe duke ecur pas gjahut.

Zeneli bamirësinë e ka vazhduar edhe gjatë kohës sa ka punuar në dyqanin e tij privat. Mbaj mend një herë kur i erdhi një kamion i madh me mall dhe kishte nevojë për ndihmë për ta shkarkuar mallin. Erdhi tek unë dhe më tha a mund të më ndihmosh. Unë i thash po dhe shkova, por kishte shumë mall dhe ne të dy nuk e shkarkonim dot pa na ndihmuar edhe dikush tjetër. Në atë moment afër nesh po kalonte një zotëri, i veshur mirë dhe na u afrua: "A keni nevojë, për ndihmë?" Zeneli i tha po, por nuk mund të na ndihmoni ju, sepse njerëzit me kravatë dhe të veshur kaq mirë nuk e bëjnë dot punën e hamallit. Ndërsa ai zotëriu me lot në sy na ktheu: "Unë vërtet dukem zotëri nga jashtë, por nga brenda jam i shkatërruar, sepse nuk kam bukë për sonte për fëmijët, pasi punoj mësues dhe po punojmë pa pagesë. Dhe sikur të më lejoni të punoj për 10 marka, do t'ju jem mirënjohës!" Zeneli atëherë i tha urdhëro dhe në fund ia dha 100 marka e jo sa duhej 10 marka, ndërsa ai nga gëzimi nisi të qajë dhe u largua. Ky mësues ka mbajtur kontakte të përhershme pastaj me bacën Zenel. Por, si ky rast ai kishte gati për çdo ditë.

Në të vërtetë Zenel Kabashi ka bërë vepra të tilla me dhjetëra herë, sepse kishte lindur për bamirësi dhe ishte shumë i ndjeshëm. Të paktë njerëz ishin si Zeneli në Prizren, madje lirisht mund të them se nuk kam njohur njerëz si ai që ka pasur guxim e dashuri t'u ndihmojë njerëzve si ai. Zenel Kabashin e kam njohur edhe si politikan, në veçanti pas viteve nëntëdhjeta. Ndonëse interesimin për politikë e ka shfaqur edhe gjatë kohës sa ishim në "Therandë", në çdo takim na fliste për familjet atdhetare të Prizrenit, të cilat kanë kontribuar në kohën e paraluftës së Dytë Botërore dhe pas luftës.

Mua më thërriste si bir ballisti, pasi e dinte mirë historinë e babait tim, por edhe të shumë atdhetarëve tjerë. Pra, ishte në gjendje që me orë të tëra të fliste për historinë e secilës familje prizrenase. Në vitin 1992 unë u inkuadrova në Ballin Kombëtar dhe derisa Zeneli ka qenë në krye të kësaj partie, kuptohet edhe pas luftës së UÇK-së, kam qenë aktiv dhe kam qenë i angazhuar me te, sepse ai të bënte për vete. Disa dhjetëra herë kemi udhëtuar në Prishtinë e në

vende të tjera dhe ka qenë vizionar, i cili ka pasur dëshirë që rinia të mendojë e të veprojë kombëtarisht. I tillë ka qenë Zeneli. Si i tillë ka punuar dhe i tillë ka vdekur, pa u luhatur asnjëherë në qëndrimet e veta.

Prizren, shtator 2023

# ZENELI E KISHTE NACIONALIZMIN NË SHPIRT

**Basri Elezi**



Për herë të parë me Zenel Kabashin jam njoftuar menjëherë pas përfundimit të luftës së Kosovës, me porosi të shokëve të Partisë së Ballit Kombëtar në Tiranë, të cilët më kanë ngarkuar që të jem koordinator për Kosovë. Kështu, unë duke qenë ndërlidhës për Kosovë, kam shkuar në Prizren dhe e kam takuar Zenel Kabashin.

Takimi im për herë të parë me Zenel Kabashin ishte sa interesant po aq edhe mbresëlënës, sepse unë sipas porosisë shkova në hotel “Theranda”, për ta kërkuar Zenel Kabashin dhe, sapo pyeta për të me emër, dikush që kishte qenë aty, m’u përgjigj: Zenel Ballistin e kërkon? Po i thashë dhe ai më orientoi tek Zeneli, i cili vërtet kishte qenë aty me një grup shokësh. Pasi kemi biseduar me te përreth një orë, jemi nisur për në Gjakovë, ku e kemi takuar Durmish Rizvanollin, profesor i Kimisë. Pasi kemi pirë kafe me të, jemi nisur për në Pejë. Në Pejë kemi shkuar në shtëpinë e Ilir Kelmendit dhe aty kishte qenë vetëm e shoqja e tij, e cila kur i pa Durmishin dhe Zenelin, shpërtheu në vaj, sepse siç, na tha ajo, kishte qenë nxënëse e Durmish Rizvanollit, por e kishte njohur mirë edhe Zenel Kabashin. Dita e parë e kontaktit tim me këta tre persona, të cilët kishin qenë njohës shumë të mirë të historisë së Ballit Kombëtar, por edhe të gjithë anëtarëve të kësaj partie, sepse dinin çdo veprim të secilit veprimtar që i përmendej emri.

Takimet tjera kanë qenë të vazhdueshme me Zenelin, pasi me te kam bashkëpunuar derisa ai u nda nga ne. Unë kurrë s'e kisha menduar se në Kosovë do të takoja një ballist aq të flaktë dhe aq vizionar si Zenel Kabashin, i cili për çështjen kombëtare nuk dinte se çfarë është lodhja e as sakrifica. Ai ishte model për të gjithë intelektualët me aftësinë për t'i bashkuar njerëzit edhe kur mendonin ndryshe. Fjala e Zenel Kabashit për ballistët në Shqipëri ishte vendim, andaj për këtë ai u respektua dhe u nderua nga të gjitha anët nga Vlora në Shkodër, nga Korça në Kukës.

Në ditët e para të takimit me Zenelin, më ka treguar historinë e një shokut të tij të ngushtë me të cilin kishin planifikuar të arratiseshin për në Shqipëri, por me insistimin e njerëzve të tij, Zeneli ishte bindur që të mos arratisej! Ndërsa që mos ta priste shokun në besë, ai vendosi ta përcjellë shokun deri në kufi. Në kufi i tregon vendimin dhe kthehet. Pas viteve '90 ai shoku, që e kishte vuajtur dënimin në Burgun e Burrelit, kishte shkuar te Zeneli dhe i kishte kërkuar falje, që nuk e kishte dëgjuar këshillën e tij, sepse kishte vuajtur shumë keq dhe shumë gjatë, duke u konsideruar e trajtuar si spiun i Jugosllavisë kundër Shqipërisë. Emrin e atij shokut të Zenelit më vjen keq që nuk e mbaj mend. Unë kisha dëshirë që ta takoja atë person, por atë ditë që më foli për te Zenel Kabashi ne shkuam ta vizitonim Hasan Rremën, shok i Halim Spahiut, meqë për të kisha dëgjuar nga njerëzit e mi se Hasani kishte qëndruar një kohë në Kukësin e vjetër.

Me Zenelin dhe shokët tjerë nga Kosova kemi punuar në krijimin e bazave më të forta të Partisë së Ballit Kombëtar, sepse deri më tash kryesisht nacionalistët në Kosovë njiheshin si anëtar të NDSH-së. Me kalimin e kohës Partia e Ballit Kombëtar në Kosovë edhe në Shqipëri rrëshqiti nga binarët e veta, pasi prioritet i kësaj partie ishte bashkimi i trojeve shqiptare. Dhe në këtë aspekt iu bë trysni Ballit Kombëtar në Kosovë, por edhe në Shqipëri.

Unë kam qenë personi urëlidhës i personaliteteve të Ballit Kombëtar nga Shqipëria, që kanë mbajtur lidhje me Kosovën, por në radhë të parë përmes Zenelit, sepse Zeneli ishte personi më adekuat që i mbante lidhjet e forta me Ballin në Shqipëri. Kështu disa herë unë kam qenë në Prizren me Mentor Çukun nga Shkodra, por edhe me personalitete të tjera nga Shqipëria, që e respektonin Zenel Kabashin si vizionar dhe motor i Ballit Kombëtar në jetësimin e aspiratave të kombit për bashkim.

Zenel Kabashi që në takimin e parë më ka lënë përshtypje shumë të mira, sepse ishte njeri i fjalës, njeri i besës, njeri korrekt dhe intelektual i ngritur në kuptimin e fjalës, që e njihte shumë mirë historinë e Ballit Kombëtar dhe njihte mirë programin e kësaj partie. Dhe me të drejtë njerëzit e thërrisnin si Zenel Ballisti.



***Një takim në Prizren me disa veprimtarë të Ballit Kombëtar: Nga e majta: Petrit Palushi, Muhamet, Basri Elezi, Zenel Kabashi, Jakup Muqeziu, Xhemal Aranliu, DaverHaskuka, Masar Kuksi. Foto e huazuar nga Basri Elezi***

Zenel Kabashi vizionin e tij e kishte të përqendruar në dy pika: në mosanashkalimin e familjeve atdhetare, që kanë ndihmuar e luftuar për Kosovë e për Shqipëri dhe, nën dy,

për rininë shqiptare, që t'u afrohet realiteti historik e të mos vazhdojnë të ushqehen me gënjeshtrën e helmuar të komunizmit për Ballin Kombëtar. Në këtë aspekt tek Zeneli kam parë një person me vizion të lartë, që njihte aq shumë familje atdhetare jo vetëm në Prizren me regjion, por ai kishte njohje për familjet nacionaliste në gjithë Kosovën, deri në Podujevë e Gjilan e të mos flasim për Gjakovë, Pejë e Suharekë. Pra, kishte një atllas të saktë me listat e veprimtarëve nacionalistë, që rrallëkush mund ta ketë pasur atë bagazh të njohjeve për këta veprimtarë të çështjes kombëtare.

Në Prizren, por më vonë edhe në qytete tjera të Kosovës, ku kam shkuar kam parë se sa besim kishin njerëzit te Zenel Kabashi, sepse atë e njihnin si ballist të palëkundur, përkundër stuhive që kishin kaluar mbi te. Pra, në kohën sa ishte kryetar i Ballit në Prizren, kishte shumë të rinj rreth vetes.

Në biseda me Zenelin, më ka lënë përshtypje mënyra e veprimtarisë së tyre para arrestimit të parë, ku takimet i kanë mbajtur nëpër shtëpi të besueshme, në ambiente të jashtme dhe mënyra e fshehjes së materialeve propagandistike. Ajo pjesë ishte një sakrificë më vete e nacionalistëve nga Kosova, që i mbajti gjallë shpresat për bashkimin e trojeve deri [i]më sot.

Zeneli e kishte nacionalizmin në shpirt dhe nuk i duronte personat, që bënin lajka apo që e zgjidhnin jetën e zvarranikut. Zeneli kishte parim kryesor, për çka përpiqej që të na thoshte edhe ne, se duhet bindur njerëzit për Ballin Kombëtar, pra duhet të mësohet historia e vërtetë e Ballit, sepse me shtrembërimet që i janë bërë historisë, nuk mund të ecet përpara. Andaj, kërkonte angazhim në këtë aspekt që të përmirësohet shtrembërimi i historisë, që të jenë të barabartë me të tjerët në rriskun e historisë. Pra, kërkonte që të tregohej vetëm e vërteta e asgjë më shumë.

Zenel Kabashi, ishte i ftuari i nderit në shumë takime që bëheshin nga Balli Kombëtar jo vetëm në Kukës, por në gjithë Shqipërinë, sepse fjalimet e tij për bashkimin e intelektualëve ishin inkurajuese për ne. Ai kërkonte që të mos dorëzohemi para lajkatarëve, duke treguar shembuj

konkretë të nacionalistëve si Shaban Palluzha, Xhemë Gostivari. Zeneli ishte i ftuar edhe në kuvendet e Ballit në Tiranë, në Shkodër, në Vlorë, në Korçë e gjithkund në Shqipëri, sepse ai ishte i dashur nga të gjithë. Në Kongresin e Ballit Kombëtar, më kujtohej kur u takua me vlonjatët, kur i pa me plisa me shqiponjë, i puthi të gjithë në ballë. Pra, shumë shpejt Zenel Kabashi u bë figurë e dashur dhe e respektuar kudo në Shqipëri, që fjala e tij merrej si udhërrëfim i veprimeve të mëtejme.

Mbaj mend kur Hysen Selfa më pati këshilluar që Zenelin ta propozoja për anëtar të kryesisë së Ballit Kombëtar në nivel vendi dhe arsyeja ishte që të forcohet edhe më tej Balli Kombëtar Kosovë – Shqipëri.

Më ka lënë përshtypje të paharruara njohja e Lumës nga ana e Zenelit. Më kujtohet se më ka folur për shumë histori të Lumës dhe nuk kishte figurë kombëtare nga Luma që nuk njihte. Më ka folur për vrasjen e Beqir Spahisë, sepse e kishte përjetuar atë ngjarje si nxënës, të cilën e kanë montuar italianët që ai të vritet. Madje, siç thuhej, ka organizuar edhe demonstrata kundër italianëve. Jo vetëm vrasja e Beqir Spahisë, por edhe vrasjet tjera në atë kohë bëheshin përmes "shkopit" shqiptar. Në Kukës dhe rrethinë, por edhe në Kosovë, Balli Kombëtar gjatë Luftës së Dytë Botërore nuk ka qenë i shtrirë, por nacionalizmi ka qenë shumë aktiv. Me nacionalistë të zjarrtë, siç ka qenë Zenel Kabashi, është kalitur identiteti kombëtar në Kosovë.

*Kukës, tetor 2022*

## BURRAT SI ZENELI NË PRIZREN KANË QENË TË RRALLË



**Ethem Rogova**

Zenel Kabashin e kam njohur që kur isha fëmijë. Në fakt njohjen me te e kisha pa e parë fare, sepse, kur

ai doli nga burgu, unë isha dhjetë vjeç, ndërsa në kohën kur u arrestua, isha 4 vjeç dhe nuk e mbaj mend edhe pse e kisha djalë teze.

Më kujtohet si sot, për herë të parë e pashë kur e vizituam në shtëpi, pas daljes nga burgu. Në fillim e xhelozoja, sepse ai ato ditë e kishte fituar vëmendjen dhe dashurinë e të gjithë të afërmeve të mi. Isha xheloz, sepse isha mësuar që teze Ana, siç e quanim tezen Sadif, nënën e Zenelit, të më donte mua dhe kur e shihja ate se po bënte pas djalit të saj, unë xhelozoja, por kur e mendoja se ai sapo kishte dalë nga burgu, disi pajtohesha. Kështu që njohja ime e parë fizikisht me Zenelin ishte në ditët e para të daljes së tij nga burgu. Mbaj mend se si ai ishte burrëruar para kohe. Me të ishte shumë vështirë të komunikoje, apo ndoshta e kisha fituar atë përshtypje për te. Burgu e kishte çelikosur edhe më shumë dhe fare nuk ishte luhatur nga qëndrimet e tij, për çka ishte burgosur dhe e kishte vuajtur dënimin, madje ndihej krenar për burgun që e kishte mbajtur, sepse i konsideronte vuajtjet si mësim të jetës, mësime që do ta shoqërojnë edhe më pas.

Ishte djalë shumë i pashëm, shtatgjatë, me mustaqe. Në ditët e para të lirimit nga burgu qëndroi disa ditë në shtëpi, ndërsa më pas dilte shpesh me motrën time të madhe Esinen në korzo, që ta shihnin kundërshtarët. Shëtitjen e shfrytëzonte për ta sfiduar pushtetin dhe për të treguar se ishte i pamposhtur, pasi në atë kohë nuk i lejohej të takohej me shokët e tij të shkollës, apo edhe me shokë të rinisë. Madje, as nuk e përshëndesnin, sepse kishin frikë se mos po e përjetonin fatin e tij.

Në fakt ishte liruar nga burgu në kohën më të vështirë, kur shqiptarët po e përjetonin dhunën më të egër të regjimit serbo-sllav, që njihej si koha e "Aksionit të Armëve". Me Zenelin në ato ditë mund të komunikonin vetëm familjarët e tij, sepse ai përcillej hap pas hapi në lagje dhe kudo në qytet. Mbaj mend se për një kohë, sa herë që Prizrenin e vizitonin figura politike, Zenelin e arrestonin, sepse e konsideronin person të rrezikshëm

dhe element turbullues. Mbylljet e përkohshme, që nuk ishin të pakta, nisën ta nervozonin shumë dhe i dukej vetja se po e hante toka nën këmbë. Gjithë kohën mendonte se si ta bënte ndonjë zgjidhje. Mbaj mend se këshilltare më të besuar e kishte motrën e tij të madhe, Rahmijen me të cilën konsultohej më shumë se me çdo person tjetër të familjes.

Me kalimin e kohës unë u mësova me praninë e tij në mesin tonë familjar dhe nisa ta doja e ta respektoja. Edhe ai e bënte këtë, sepse e shihja se ftohtësia ime ndaj tij nuk i pëlqente. Vëllai im, Besimi, që e kishte pasur mësues, kur fliste me te frikësohej dhe këtë fakt e kuptova një natë kur Zeneli nisi ta pyeste për shokët e klasës së Besimit emër për emër. Kur nisi të flasë Besimi, iu drejtua: "Shok mësues, nga klasa jonë vetëm pesë vetë nuk e kanë vazhduar shkollën." Po atë ditë e kuptova se si ishte arrestuar Zeneli në shkollë.

Nga dita në ditë pritej arrestimi i tij, sepse shumë nga shokët me të cilët ai vepronte i kishin arrestuar dhe për këtë babai im e kishte porositur Besimin që të lajmëronte menjëherë, nëse ndodhte diçka, sepse ishin në akth e gjithë familja, pasi i kishin arrestuar disa nga shokët e tij ditë më parë. Në të vërtetë e gjithë familja kishin qenë të përgatitur se do të arrestohej, sepse gjatë ditëve sa qe përhapur fjala se po burgosen pjesëtarët e NDSH-së, ngase burgosja e personave politikë zakonisht bëhej në mënyrë të habitshme, me qëllim që të frikësohej masa sa më shumë e të rrinë larg politikës. Ato ditë Zeneli banonte në shtëpinë tonë, në mënyrë që të mos arrestohet në shtëpi dhe të mos e përjetonte keq nëna e tij arrestimin e djalit. Regjimi në atë kohë çdo gjë e bënte në mënyrë spektakolare, me qëllim që të jepte mesazh tek të tjerët. Pra, arrestimi ishte bërë në shkollë, në fakt sapo kishte hyrë në klasë. Me dhjetëra herë e kam dëgjuar vëllanë tim duke e përshkruar arrestimin e mësuesit të tij, meqë Zeneli i jepte mësim atij dhe kushërirës sime.

Kam dëgjuar se disa ditë para se ta arrestonin, Zeneli së bashku me një shok kishin planifikuar që të ikin për në Shqipëri, që të mos bien në dorë të regjimit jugosllav. Por, kur e kuptoi babai im qëllimin e ikjes së tij për në Shqipëri, pasi i ka njohur mirë rrethanat në Shqipëri, i ka sugjeruar që të mos shkojë në Shqipëri, sepse atje rrethanat janë të atilla që do ta kalojë gjithë jetën në burg, ndërsa këtu pas vuajtjes së dënimit mund të krijojë familje. Por, Zeneli, meqë i kishte dhënë fjalën shokut të tij se do të ikin së bashku për Shqipëri, niset me të deri në kufi dhe pasi e kalojnë kufirin e njofton për vendimin e tij. Dhe Zeneli nuk vazhdon për Shqipëri, kthehet në Prizren. Madje, sipas tij, i ka kërkuar që edhe ai të mos shkonte në Shqipëri se do ta kalojë jetën më keq se këtu, por ai nuk ka pranuar dhe aty janë ndarë. Pas çlirimit të Kosovës, me atë shok janë takuar disa herë dhe i kishte dhënë të drejtë, sepse ai në Shqipëri ka bërë një jetë shumë më të rëndë sesa ta kishte vuajtur dënimin me shokë këtu në Kosovë.

Për Zenelin di shumë gjëra nga jeta dhe veprimtaria e tij atdhetare, sepse në një mënyrë ishte heroi ynë me të cilin mburreshim për veprimtarinë, guximin dhe qëndrimin që kishte. Pa e mbushur kohën, që planifikohej të rrinte i izoluar, Zeneli me sugjerimet e motrës së tij u regjistrua në fakultet në Shkup, sepse me kualifikimin që kishte nuk shpresonte të gjente punë. Në të vërtetë ai sapo e përfundoi fakultetin u punësua si profesor i biologjisë në Normalen e Prizrenit, por sistemi nuk i preferonte të dënuarit politikë të punonin në shkolla, sepse frikësoheshin se do ta indoktrinonin rininë. Ky fat e përfshiu edhe Zenelin, i cili pa asnjë arsye u largua nga procesi mësimor. Por, koha sa punoi Zeneli profesor, mbahet mend ende nga prizrenasit, që në atë kohë ishin nxënës, sepse kishte arritur ta rregullojë e ta ndriçojë fushën e sportit ku bënim gara të rinjtë jo vetëm nxënës të normales, por edhe të rinj tjerë. Aktiviteti i Zenelit në shkollë dhe afrimi i tij me shumë të rinj shpejt bie në sy

dhe e largojnë nga puna si profesor nacionalist, me pretekst se po e helmon rininë me nacionalizëm.

Pasi kthehet nga Fushë Kosova dhe punësohet në "Progres" Zeneli u ndihmoi mjaft familjeve të përndjekura. Në Prizren, në çdo vend të punës ku ka punuar dhe ku iu ka dhënë mundësia që sado pak për t'i ndihmuar dikujt, ajo ndihmë u është dhënë familjeve të burgosurve politikë në radhë të parë atyre familjeve që janë vrarë e persekutuar nga regjimi, e pastaj të burgosurve e në veçanti shokëve të idealit të tij. Zeneli kishte edhe një veti humane, pranonte të fliste edhe me njerëzit, të cilët e kanë arrestuar apo që e kanë keqtrajtuar gjatë hetuesisë, dhe jo se i donte ata, por pse tregonte me këto veprime se duhet bindur edhe ata që kanë punuar në dëm të kombit, të vetëdijesohen, e nëse nuk e ndihmojnë kombin, të paktën të mos e lëndojnë me veprimet e tyre. Duke i mbajtur ata të izoluar, kishte frikë se do të largohen skajshmërish nga qenësia shqiptare dhe do të vazhdojnë rrëshqitjen në drejtim të gabuar.

Arrestimi i dytë i Zenelit pas dyzet e pesë vjetësh ka qenë i improvizuar, sepse sipas meje edhe ky arrestim lidhet me arrestimin e parë. Kjo ka ndodhur, sepse Zeneli së bashku me vëllanë Refetin, kur është burgosur Bedri Pejani dhe gjatë qëndrimit të tij në burg i kanë dërguar bukë, por edhe e kanë vizituar, pasi e kanë konsideruar anëtar të familjes. Gjithashtu edhe kanë marrë pjesë në varrimin e tij, duke mos e lënë këtë atdhetar pa varr si shumë atdhetarë të tjerë të kësaj kohe, që as sot nuk u dihet varri. Dhe në këtë mënyrë, pasi bëhet publike dhe del në shtyp se ku është varri i Bedri Pejanit, madje edhe botohet një fotografi ku shihet ai me të birin e Bedri Pejanit te varri i rregulluar, nisin intrigat e sigurimit që të gjejnë formë dhe mënyrë se si ta arrestojnë përsëri Zenelin. Por, meqë për këtë vepër Zeneli e kishte vuajtur dënimin, atëherë gjendet arsyeje se gjoja për shkak të përmbajtjes së statutit dhe programit të Ballit Kombëtar, gjë që nuk qëndron, sepse pluralizmi ka mundësuar

themelimin e partive politike dhe së fundmi Balli Kombëtar qendrën e ka pasur në Prishtinë e jo në Prizren dhe sipas kësaj logjike, duhej të arrestoheshin edhe pjesëtarët e Ballit në qendër. Unë, si avokat mbrojtës i tij, jam munduar të nxjerr diçka më shumë për këtë aspekt, por ka qenë e pamundur, sepse arrestimi dhe dënimi është bërë me direktiva nga lart dhe asgjë nuk është varur nga prokuroria apo Gjykata e Qarkut në Prizren.

Me pak fjalë, Zenel Kabashi ka qenë një personalitet që ka pasur qëndrim, ndikim dhe aftësi që t'i përvetësojë të gjithë ata që kanë pasur mundësi të bisedojnë me te, sepse ai i ka zgjedhur njerëzit dhe nuk ka biseduar me çdokë. Gjithashtu, është ndër të rrallët njerëz në Kosovë, që nuk i ka ndryshuar principet e veta dhe kurrë nuk është ndikuar nga të tjerët. Ka qenë shumë i kujdesshëm dhe i matur në veprime, në sjellje e në veçanti në dhënien e nënshkrimit. Burrat si Zeneli në Prizren kanë qenë të rrallë dhe do të kalojë edhe një kohë e gjatë për të pasur njerëz të tillë, që kanë ditur të vlerësojnë, të falin të tjerët për interesa kombëtare. Ai lindi, u rrit dhe vdiq me ideal kombëtar.

Prizren, shkurt 2023

## MËSUES ZENELI NA MËSONTE SI TA DUAM GJUHËN SHQIPE

**Nga Niijazi Nasufi** (*ish nxënës i Zenel Kabashit*)



Të flasësh për mësuesin e parë nga i cili i ke mësuar shkronjat e gjuhës shqipe është privilegj, sepse me mësimet e tij do të udhëtosh gjithë jetën. Andaj, edhe sot pas 73 vitesh mbaj mend se si e nisëm mësimin në klasën e parë në shtator të vitit 1949 në objektin e shkollës "Abdyl Frashëri", paralelja e katërt në Lagjen "Hoça Mahallë". Në fillim për klasën

tonë e kishin caktuar një mësuese, e cila ka qenë shumë e bukur, por ajo na dha mësim vetëm disa ditë, ndoshta as një javë të plotë dhe ende pa u njohur mirë me te e larguan, sepse me gjasë kishte qenë nga Shqipëria, së cilës as emrin nuk ia mbaj mend. Më pas për klasën tonë e caktuan mësuesin Zenel Kabashin, i cili ishte shumë i afërt me ne dhe shumë i dashur për të gjithë.

Mësuesi Zenel për disa ditë u bë shumë i dashur për ne, sepse pos që na i mësonte shkronjat e alfabetit, ai na shpjegonte edhe për historinë e përgjakshme që ka kaluar alfabeti i shqipes, duke na folur për dhjetëra mësues që u sakrifikuan për rrugën e përhapjes së dijes. Na fliste për historinë e popullit shqiptar, për njerëzit atdhetarë që kanë kontribuar për çështjen kombëtare prej Skënderbeut e deri te veprimtarët e atyre ditëve, kur ne ishim nxënës. Mbaj mend si sot kur na ka folur edhe për Lidhjen e Dytë të Prizrenit, por na ka folur shumë edhe për figurat e asaj kohe e mbi të gjitha për Bedri Pejanin, Asllan Boletinin djalin e Isa Boletinit, për Musa Shehzaden etj.

Me pak fjalë, ai na mësonte se si ta duam gjuhën shqipe dhe shqiptarinë në përgjithësi, sepse ai ishte atdhetar dhe i përkushtuar për popullin shqiptar.

Mësues Zenelin, për shkak të sjelljes dhe moshës së re që kishte, ne e donim shumë. Me secilin mundohej të ishte i afërte dhe na kërkonte që të ishim shok me të e të mos e shihnim atë vetëm si mësues, por edhe si një vëlla më të madh nga ne, që na donte të mirën. Sa më afër që e ndienim aq më shumë mësonim. Por, as me këtë mësues nuk patëm fat, sepse pas disa muajsh e arrestuan. Kështu, në ditët e para të gjysmëvjetorit të dytë, mësuesi ynë Zenel Kabashi më nuk erdhi në shkollë. Në fillim nuk e kemi kuptuar se çfarë kishte ndodhur me te dhe komplet klasa kemi shkuar në shtëpinë e tij, që e kishte afër Farmakosit të vjetër. Kur arritëm para shtëpisë së tij, trokitëm në një derë të vogël, që na thanë se është shtëpia e tij. Pasi trokitëm në derë, doli nëna e tij dhe na pyeti se çfarë po kërkonim. Kur ne me lot në sy i thamë se po e kërkojmë mësuesin Zenel, ajo na përqafoi të gjithëve një nga një dhe na tha që ne të shkojmë në shkollë, se mësuesi do të vijë atje pas pak

ditësh. Ajo e ka ditur se e kanë arrestuar, por nuk na tregoi dhe nuk dha asnjë shenjë se nuk do të na kthehet më mësuesi. Për disa ditë na mësoi Ali Vezgishi, i cili edhe ai na jepte shpresë se do të kthehet mësuesi ynë, me të cilin ishim mësuar dhe e donim shumë. Dhe, pas disa ditësh mësues për ne e caktuan Qamil Krasniqin për të na mësuar dhe vetëm me ardhjen e tij ne atëherë e kuptuam se nuk do të vije më mësues Zeneli.



***Kështu dukeshin klasat kur filloi Zeneli të punonte mësues***

Me sa mbaj mend, në klasën tonë kanë qenë mbi tridhjetë nxënës, të cilëve jo të gjithëve ua mbaj mend emrat, por e di se sa herë jemi takuar e kemi kujtuar dhe kemi biseduar për mësues Zenel Kabashin. Ndër nxënësit që na ka mësuar mësues Zeneli, kanë qenë: Jashar Kasëmi, Bajram Shishko, Kujtim Rrema, Adnan Pula, Shemsedin e Osman Bytyqi, Gani Vraniqi, Ahmet Vraniqi, Veli Krasniqi - Papazi, Mustafa, Etem Bytyqi, Myfera Zhuri etj. Në klasë kishim edhe disa vajza të tjera. Shumë prej nxënësve të klasës sonë më pas kanë shkuar në Turqi dhe janë regjistruar turq dhe jam i bindur se sikur të kishte qenë mësues yni deri në fund Zenel Kabashi, asnjëri prej nxënësve të klasës sonë nuk do të ishte regjistruar në shkolla turke, sepse ai na mësonte vetëm për atdhetarinë shqiptare dhe na bindte e na bënte ta duam gjuhën shqipe.

Prizren, dhjetor 2022

# ZENEL KABASHI, ISHTE NDËR PROFESORËT MË TË MIRË QË KISHTE NORMALJA E PRIZRENIT

Fadil Cukaj



Isha nxënës i vitit të dytë në Normalen e Prizrenit kur e njoha për herë të parë profesor Zenel Kabashin. Në atë kohë në normale ishin dy klasë në gjuhën shqipe. Kur ka ardhur të na mbajëmësim profesor Zeneli, kishin kaluar disa javë pas fillimit të vitit shkollor. Profesor Zeneli na ka dhënë mësim në lëndët: Biologji, Kimi dhe Edukatë Teknike. Me sa më kujtohet, ai nisi të punonte në shkollën tonë menjëherë pasi kishte diplomuar në Shkup. Pas disa ditësh sa nisi punën profesor Zeneli, u caktua kujdestar i klasës sonë, meqë deri më atëherë kujdestar klase kishim profesorin e historisë, profesor Hysni Gashin.

Mbaj mend momentin kur hyri në klasë dhe na tha se do të jetë profesor i yni për lëndët e cekura. Ai ishte një profesor shumë pedant, me një qëndrim dinjitoz. Pedantëria e tij vërehej edhe gjatë shpjegimit. Me pak fjalë, për lëndët që na i jepte, ishte shumë i përgatitur dhe na bënte krenarë ne si nxënës të tij. Gjatë gjithë kohës sa na shpjegonte, ne e dëgjonim me shumë vëmendje, sepse shpjegimin e bënte me shumë përkushtim, sa që na bëri t'i duam lëndët biologji e kimi më shumë se më herët. Pos si profesor, që shpjegonte shumë rrjedhshëm dhe kuptueshëm, ai ishte edhe shumë i afërt me ne e në veçanti me klasën tonë, që patëm fat ta kemi kujdestar. Në orët kujdestarisë na fliste si të ishte një misionar i arsimit. "*Vendet prej nga keni ardhur mezi po ju presin, që ju të ktheheni atje dhe t'i mësoni fëmijët e tyre, andaj ta dini se keni obligim ndaj vendit, që të*

*mësoni dhe të bëheni mësues të mirë për vendin. Ky mision është rrisku juaj, që duhet ta përmbushni!*"

Profesor Zeneli si kujdestar klase kishte arritur të na kuptonte botën e të gjithëve dhe ta dinte me shumë saktësi se çfarë karakteri kemi dhe secilit na i thashte vlerësimet e tij. Ishin vlerësime shumë të sakta, sepse të gjithë ne u pajtuam me ato që na i tha profesor Zeneli. Mbaj mend se Mahmut Kadollit, që kishte një qëndrim ndryshe nga ne, i tha se ti je karakter krenar dhe duhet t'u afrohesh më shumë shokëve, që të mos rrëshqasësh në vetëbesim. Profesor Zeneli ishte shumë i matur, që të mos na fliste në klasë diçka për politikë, prandaj edhe ne na këshillonte, që të kemi kujdes, sepse edhe muret e klasës kanë veshë! Sjelljet dhe qëndrimi i profesor Zenel Kabashit dhe i Ismet Dehirit, por edhe i Ali Didës (drejtor), ishin arsyeja kryesore që ne nxënësit e Normales së Prizrenit, jashtë ambienteve të shkollës, në afërsi të Pasha Çeshmes ta formojmë organizatën "Liria". Themelimi i kësaj organizate ndodhi pikërisht në pranverën e vitit 1962, kur ne na jepte mësim profesor Zenel Kabashi.

Profesor Zenel Kabashi ishte ndër profesorët më të mirë që kishte Normalja e Prizrenit, sepse, pos si ligjërues i suksesshëm, ai vuri edhe rregull në shkollë. Kështu klasa jonë nën udhëheqjen e tij si kujdestar, nga oborri, ku rreshtoheshim shkonim dy nga dy deri në klasë, që e kishim në katin e katërt. Ne në fakt e pëlqenim këtë rregull dhe e respektonim, sepse donim të dalloheshim nga klasat tjera. Rregulli që vendosi në klasën tonë profesor Zenel Kabashi, shihej me xhelozi nga profesorët tjerë e në veçanti nga serbët dhe turqit, sepse profesorët shqiptarë pothuajse të gjithë ishin të brumosur me ide nacionaliste, përfshi këtu edhe drejtorin prof. Ali Didën, Enver Dukagjini, Rifat Kuçin etj. Madje disa prej tyre kishin qenë edhe të dënuar nga regjimi.




Gjatë kohës sa ishim në Normalen e Prizrenit, botohej revista e shkollës "Vllaznimi", Në nr. 2 të saj Gjokë Daba e botoi një

vjershë në serbisht "*I refuzoj zonjës dashurinë*", kuptimin e vërtetë të së cilës e kuptoi vetëm profesor Zenel Kabashi, i cili në bisedë me të Gjokës i tha: "Duhet të kesh kujdes se kjo zonja mund të të rrëzojë!", ndërsa Gjoka ia pati kthyer: "Edhe nëse rrëzohem, përsëri do të ngrihem, profesor". Kurse profesor Rakiq Agoviq i thoshte Gjokës se ka stil të veçantë. Me këtë dua të them se profesor Zeneli ishte shumë i thelluar në mendime dhe e kuptonte shumë mirë botën tonë të nxënësve.

Në orën e Edukatës Teknike na shpjegonte për veglat e punës dhe mund të them se ishte edhe në këtë fushë shumë i aftë, sepse kishte bërë kurs gjatë vuajtjes së dënimit e nuk i ngatërronte gjërat si profesori tjetër që e zëvendësoi, pasi atë e larguan. Gjithashtu, profesor Zeneli punonte edhe me nxënësit tjerë të shkollës, pavarësisht se a u jepte mësim apo jo. Afërsia e tij me nxënës bëri që me sukses të kryhej rregullimi i oborrit të shkollës, në veçanti rregullimi i fushës sportive, një meritë e tij që në atë fushë të zhvilloheshin gara të shumta sportive, jo vetëm mes nxënësve të shkollës sonë, por edhe gara të tjera në nivel të shkollave të mesme të qytetit. Pra, Normalja e Prizrenit u shndërrua në qendër të hendbollit. Profesor Zenel Kabashi ishte profesor i kompletuar në të gjitha aspektet, që ne për një kohë të shkurtër e bëmë idol të profilit mësimor.

Largimin e tij nga procesi mësimor e kemi kuptuar kur kemi filluar në vitin e tretë. Atëherë e kuptuam se ai më nuk do të na jepte mësim e as nuk do ta kemi kujdestar. Edhe pse neve nuk na u tha asgjë në lidhje me largimin e kujdestarit, ne e kuptuam arsyen, sepse nuk ishte e vështirë të kuptohej arsyeja pse e kishin larguar. Në anën tjetër ai nuk na dha asnjë sinjal kur na komunikoi suksesin në fund të vitit shkollor, e që në fakt ai e kishte ditur se më nuk do të na jepte mësim. Kur u ndamë, pas komunikimit të suksesit, na përshëndeti të gjithëve, duke na uruar suksese dhe në veçanti na këshilloi që të jemi të kujdesshëm e të mësojmë sa më shumë.

Atë vit nga procesi mësimor ishin përjashtuar edhe profesorët Enver Dukagjini e Ismet Dehiri dhe disa të tjerë kishin marrë vërejtje. Prandaj, mund të them se kuadrin më

të mirë Normalja e Prizrenit e ka pasur pikërisht në vitin shkollor 1961/62, të cilin kuadër më as që do të mund ta imagjinojë një shkollë siç ishte normalja, sepse në vazhdim të viteve tjera më nuk e kishim atë ngrohtësinë e pedagogëve tanë nacionalistë, të cilët vetëm me prezencën e tyre, pa na thënë asgjë, na bënin të mburreshim me ta. Mburreshim, sepse ne dëgjonim për ta nga prindërit dhe nga njerëzit tjerë dhe kjo kishte domethënie të madhe, sepse fryma kombëtare ishte kudo e pranishme në shkollë në kohën e tyre.

Në verën e vitit 1963 unë isha në Ulqin dhe kishim shkuar me Gjokë Dabën me detyra të organizatës, pasi Gjoka ishte caktuar që të kalonte në Shqipëri dhe unë ta përcillja e të interesohesha për te dhe të takohem me një person, që prisnim të na sillte materiale në një vend të caktuar në Ulqin. Dhe kështu pasi Gjoka doli në Shqipëri, unë për disa ditë qëndrova në Ulqin dhe aty e takova profesor Zenel Kabashin, i cili për disa ditë me radhë qëndroi me mua dhe më pat treguar për historinë e arrestimit të tij, për sfidat e kryerjes së fakultetit, për largimin nga puna dhe për shumëçka tjetër rreth jetës së tij. Me atë takim që pata në Ulqin unë arrita ta njoh edhe më shumë profesorin dhe ta dua edhe më shumë, sepse ai nuk kishte asnjë përkrahje nga askush. Shoqërimi im me profesor Zenelin në Ulqin nuk i kishte shpëtuar syrit të njerëzve të sigurimit dhe pasi jam arrestuar më kanë keqtrajtuar, duke më pyetur për Zenelin, për të cilin dyshonin se mos ai na ka nxitur që ta themelojmë organizatën “Liria”, por nuk gjetën asnjë fakt dhe përfundoi me kaq kjo temë.

Kur u lirova nga burgu në vitin 1968, pas vuajtjes së dënimit (në burg kisha kryer një kurs për elektricist) isha i interesuar përsëri ta vazhdoja shkollimin, pavarësisht faktit se në fletëlirim na shkruante se nuk kemi të drejtë të punojmë në arsim. Dhe kështu u interesova në Obiliq se a mund të inkuadrohem në punë me atë kurs, që kisha kryer dhe më thanë se për të punuar aty duhet të kem një kualifikim të lartë. Pastaj në shtator të vitit 1968 shkova në Gjakovë. Aty u interesova që të regjistrohem në shkollë të

lartë, sepse isha interesuar të studioja për gjeografi, por më thanë se duhet provim pranues dhe erdha sërish në Prizren. Në Prizren në ish- rrugën “1 Maji” ose Rruga e Industrisë e takova profesor Zenel Kabashin, i cili në atë kohë punonte në Thertore në Prizren. Pasi u përshëndetëm dhe u interesua për mua, më tha se duhej ta përfundoja normalen gjithsesi. Në ndarje profesor Zeneli më tha, të lajmërohem se kemi vend pune për ty dhe kështu me ndihmën e tij dhe të Vahid (Destan) Kabashit edhe u punësova. Kështu u punësova në frigorifer si mirëmbajtës i pajisjeve elektronike dhe mund të them se Zeneli më ka përkrahur. Dhe ashtu ndodhi. Unë e vazhdova mësimin dhe e regjistrova vitin e katërt me provime. Gjatë kryerjes së normales atë kohë kisha problem vetëm me muzikë, sepse unë nuk kisha vesh për muzikë dhe profesor Xhela e as prof. Engjëlli,nuk lejonin të kalohej klasa pa ditur muzikë.

Zenel Kabashi ka qenë edhe ndër profesorët më guximtarë në Normalen e Prizrenit. Ka qenë fjalëpak dhe sa herë që ka pasur mundësi ka bërë mirë. Ai e ka njohur krenarinë e fshatarit. Zenel Kabashi ka qenë punëtor, që ka punuar çdo gjë që ka mundur e i është afruar. Ai ka qenë krenar për qëndrimin dhe idetë e tij dhe nuk ka qenë mendjemadh.

Në lidhje me kohën sa kemi punuar në Progres, flitej nga të gjithë me admirim për Zenel Kabashin se si e ka rregulluar “Pojatën” dhe e ka bërë të famshme edhe ndërmarrjen. Ka qenë shembull për të mirë në çdo punë dhe profesion.

Prizren, prill 2023

# PAK FJALË PËR ZENEL KABASHIN

**Qazim (Sylejman) Kabashi**



Familja e Zenel Kabashit, ka qenë tradicionalisht e angazhuar për çështjen kombëtare. Familja e Zenelit, sipas hulumtimeve që kam arritur të bëj, ka mundur të ketë dalë në Prizren diku në fillim të shekullit XIX, përkatësisht në mes të viteve 1810 – 1814, e që lidhen dy breza pas Mulla Abazit te Muça i Mehmet Zenelit, ku edhe lidhet trungu i familjes sonë me ta. Por, unë nuk kam arritur që të mësoj se kush është babai i Mulla Abazit e as gjyshi i tij, ndërsa stërgjyshi, siç e thashë, është Muça. Dhe që nga ajo kohë kjo familje i ka mbajtur të pashkëputura rrënjët me vendasit e të parëve të tyre. Në anën tjetër, mund të them se familja e Zenel Xhemal Kabashit njihej tradicionalisht me njerëz të shkolluar, ku prioritet për ta ka qenë shkollimi që nga Mulla Abazi, që mendoj se u bë i njohur si kabashas në Prizren e deri te brezi më i ri i kësaj familjeje ku më së paku për ta ka qenë kryerja e fakultetit.

Gjithashtu, populli i Korishës e ka dashur shumë Zenelin dhe të babanë e tij Xhemalin, të cilët kanë vazhduar t'i mbajnë lidhjet me fshat. Në fakt lidhjet i ka mbajtur edhe gjyshi i Zenelit, Vehbi Kabashi, i cili ka qenë deputet në Parlamentin Turk, por nuk di shumë për të. Mbaj mend se kemi pasur hyrje dhe dalje të pandërprera me këtë familje. Korishasit, sa herë që kanë shkuar në qytet, kanë pasur vendin e sigurt që të qëndrojnë në Prizren, sepse e kanë pasur shtëpi të dytë të tyre, shtëpinë e Xhemal Vehbi Kabashit. Prandaj, mendoj unë, se për këtë arsye ajo lagje ku ka qenë shtëpia e vjetër e Zenelit është quajtur Lagjja e Kabashëve.

Xhemal Kabashi, por edhe babai i tij Vehbiu, në Prizren kanë qenë njerëz të nderuar. Xhemali para Luftës së Dytë Botërore ka qenë për një kohë pjesë e pushtetit, meqë ishte ndër të rrallët njerëz të shkolluar të Prizrenit, ndërsa pas Luftës së Dytë Botërore ka vazhduar të ketë autoritet, edhe pse pa pushtet, meqë ka qenë i vëzhguar, pasi e ka pasur djalin në burg për çështje politike, por edhe pse ai vetë ka qenë i inkuadruar në Lëvizjen Nacionaliste, duke mos u pajtuar me komunizmin.

Më duhet të them se ne kabashasit nuk i kemi kushtuar rëndësi shumë figurave tona që kanë kontribuar për çështjen kombëtare, ndër këto figura është edhe Vehbi Kabashi, i cili ka qenë person me ndikim dhe gjithmonë për të është folur se ka qenë person unifikues dhe afrues mes masës. Nuk ka qoftë edhe një rast të vetëm që të flitet për keqpërdorimin e besimit të popullit, apo të djali i tij Xhemalit dhe, së fundmi, edhe për Zenel Ballistin, siç kishte dëshirë të quhej, edhe pse ishte në fakt nacionalist i flaktë.

Për respektin dhe kontributin e familjes së Zenel Kabashit mund të flas me bindje të plotë, sepse respekti që kanë treguar banorët e Korishës për Xhemal Kabashin nuk besoj se ka qenë i pambështetur në fakte dhe në dëshmi të kontributit të tij dhe të babait të tij. Këtë rrugë të ruajtjes së kontakteve e ka mbajtur edhe Zeneli, pavarësisht se mua personalisht nuk më ka dashur si të tjerët. Dhe, të jem i sinqertë, nuk ka pasur simpati ndaj meje, sepse unë në rini i jepja vetes pak më lart dhe ai nuk i donte ata njerëz që ia jepnin lart pa bërë asgjë.

Zeneli në shikim të parë të linte përshtypjen se ishte mendjemadh, por jo; ai ishte shumë i veçantë me tipare të veçanta të trashëguara nga gjyshi i tij, që ka pasur autoritet në gjithë hapësirën shqiptare. Zenel Kabashi ishte i burgosuri politik më i riu në Kosovë, nëse nuk më gënjen memoria, që, për ta arsyetuar burgosjen e tij si i rritur, është dashur t'ia ndërrojnë edhe datëlindjen.

Zeneli ishte i burgosur politik dhe përkrahës i Lëvizjes së NDASH-së, përkundër faktit se e ka pasur dhëndër Fadil Hoxhën. Zenel Kabashi ka ardhur shpesh në Korishë, por jo gjithkund; vendi apo shtëpia më e preferuar e vizitave të tij ka qenë e Nuhi Kabashit e ndonjë herë edhe te shtëpitë tjera, kryesisht të familjes sonë. Katundi në përgjithësi e kanë dashur dhe e kanë respektuar. I respektuar dhe i

nderuar, kam dëgjuar se ka qenë edhe si mësues, edhe pse për pak kohë ka punuar mësues, sepse atë si mësues e kanë arrestuar. Ndonëse i diplomuar, nuk e kanë lënë të punojë në profesionin e tij as pas daljes nga burgu.

Kabashi ka pasur lidhje me Velezhën dhe konkretisht me Gjokë Spaçin, e në veçanti ai ka pasur lidhje me Bacën Nuhë, përkatësisht lidhja e tij me Rexhep Kabashin vëllanë e Nuhës,. Më pas ka vazhduar lidhja e Gjokës edhe me Zenelin, sepse në vitet e para të pas Luftës së Dytë Botërore nacionalistët kanë bashkëpunuar mes vete vetëm familjet që janë njohur dhe që kanë punuar për komb tradicionalisht. Korisha ka qenë seli e vatrës nacionaliste ku janë mbajtur disa takime të nacionalistëve, dhe në këtë kontekst edhe Zeneli si korishas e ka gëzuar privilegjin, që të jetë njeri i nderuar.

Prishtinë, nëntor 2022

## ZENEL KABASHI KA QENË NJERI I PËRKUSHTUAR VETËM PËR ÇËSHTJEN KOMBËTARE

**Sejdi Nuhi Kabashi**



Ne si familje kemi qenë të lidhur ngusht me Zenelin dhe me babanë e tij Xhemalin. Edhe pse jemi familje e gjerë, ne na ka bashkuar ideali i përbashkët që na ka ofruar më shumë. Babai im Nuhiu ka qenë më i ri se babai i Zenelit, por i ka lidhur ideali e po ashtu e kanë vazhduar afërsinë edhe me Zenelin. Por, këtë afërsi e kemi pasur gjithmonë edhe me gjithë familjen e tij. Rahmija, motra e madhe e Zenelit, njësoj e ka quajtur vëlla edhe vëllanë tim Zenelin, tek i cili ka ndikuar dhe ka pasur dëshirë të studionte juridikun, ndërsa ajo e ka bindur që të studionte mjekësinë, duke i

thënë se ne si familje halë në sy për regjimin kemi nevojë për mjek, sepse nëse sëmuret dikush prej anëtarëve të familjeve nacionaliste shteti nuk interesohet, e ne duhet të jemi ata që mendojmë edhe për shëndetin e familjeve tona, që janë me qindra familje nacionaliste. Nëse ne nuk interesohemi për familjen e madhe të nacionalistëve, shtetit nuk do t'i vijnë keq të na rrahë, burgosë e të na vrasë. Dhe ky sqarim ka mjaftuar që të bindet vëllai im Zeneli dhe babai që ai të studiojë mjekësinë. Në anën tjetër, pasi Zeneli e ka përfunduar gjimnazin, e kishte nisur punën në Velezhë si mësues, por meqë ka qenë nipi i Rexhep Kabashit, të pushkatuar nga regjimi, prifti i Velezhës Dom Nikolla, duke e ditur se i cilës familje është, e ka bindur që ta lë punën si mësues e t'i përkushtohet studimeve. Dhe, siç tregova, nga Velezha shkon në Prishtinë te Rahmija për t'i ndihmuar, për t'ia siguruar bursën, dhe ajo i thotë të vijë pas dy javësh. Kur shkon pas dy javësh Rahmija i tregon se ia ka ndarë bursën për mjekësi dhe në atë moment Zeneli nis të kundërshtojë, duke i thënë se e ka ndarë mendjen që të studiojë për juridik, për të ndarë drejtësi. Ndërsa, ajo i sqaron se drejtësinë ndoshta mund ta ndajë drejt ai për një nacionalist apo për një të arrestuar, por të tjerët ia prishin vendimin e tij, kurse me mjekësi ai mund të shpëtojë shumë jetë njerëzish. Dhe vërtetë propozimi i Rahmijes na ka ndihmuar. Rexhep Kabashi ka qenë i ri dhe atë vit ka qenë planifikuar të martohej. Për shkak të veprimtarisë atdhetare të Rexhepit, pushteti na konfiskoi pasurinë që e kishim dhe gjyshi është detyruar ta marrë në fshat një shtëpi me qira për të mbijetuar.

Në ditën kur milicia vijnë për ta bastisur shtëpinë tonë, xhandarët, sapo hyjnë në shtëpi, i lajmërojnë se si në Prizren ka ndodhur një vrasje e rëndë, vrasja e një milici. Në fakt, Sefedin Ahmeti, i dënuar me grupin e axhës, arrin të ikë nga burgu dhe strehohet në një bunker (hamamxhik), që e gropon thellë sa për ta zënë atë dhe në atë bunker ka jetuar ditën, ndërsa natën ka dalë. Por, ditë pas ditësh dikush e heton dhe e lajmërojnë milicinë.

Kur vijnë milicia për ta arrestuar, ai e vret një polic, por e vret edhe nënën e vet që të mos vuajë nga torturat serbe dhe në fund e vret edhe veten. Dhe ky njoftim i detyron policët që ta ndërpresin bastisjen e të mos kontrollojnë nën kulmin e shtëpisë, për të cilin nuk dinte askush çfarë kishte aty; përndryshe, po të kishte vazhduar kontrollimi edhe aty, ku me siguri kanë fshehur vetë diçka, familja ime do të përfundonte me pushkatim si xhaxhai.

Natën që kishte për të shkuar për Prishtinë grupi i të dënuarve me pushkatim, ku bënte pjesë xhaxhai im Rexhepi, familja jonë e ka ditur kohën e saktë kur kalojnë nëpër Korishë dhe ka qenë e planifikuar edhe e organizuar lirimi i tij me shokë, por babagjyshi Abdullahu, nuk ka lejuar. Arsyeja e moslejimit ka qenë se ai nuk ka dashur të bëhet shkaktar që djali tij ta kallte katundin, - kishte thënë. Pak ditë para se të pushkatohet axha, baba Nuhë e ka vizituar e me vete e kishte marrë vëllanë Zenelin dhe xhaxhai, pasi e ka ditur vendimin e gjykatës i ka thënë babait: Nëse vjen puna edhe kapuçin me e shit e Zenelit mos ia ndalë shkollën. Dhe këtë amanet babai e ka dërguar në vend. Në grupin me axhën ka qenë Mulla Maliqi, i cili ka punuar si hoxhë, në Siçevë, pastaj ka shërbyer në Korishë, por ka shërbye edhe në Prizren te Xhamia e Qorr Agës.

Xhemali, babai i Zenelit, ka qenë pleqnar i madh dhe i ka pajtuar të gjitha ngatërresat, mosmarrëveshjet që i kanë pasur të dy lagjet mes vete. Ishte njeri me autoritet dhe i kanë besuar shumë i gjithë fshati. Me gjasë, Xhemali e kishte dëshmuar me kohë besimin te populli i Kabashit, sepse gjatë kohës sa ka qenë i ndjekur ai ishte strehuar në Kabash. Një çështje tjetër me rëndësi për familjen e Zenel Kabashit, e që duhet përmendur, është edhe afërsia e Xhemal Kabashit me Korishën, se ai e ka gëzuar gjithë respektin nga Korisha dhe sa herë ka pasur nevojë për ndihmë e në veçanti për ta punuar vreshtin, Korisha i kanë shkuar pothuajse deri në tridhjetë veta, edhe pse nuk ka pasur nevojë për aq punëtorë, por kabashasit këtë veprim e kanë bërë për t'i treguar kundërshtarëve të tyre se sa janë të lidhur kabashasit

mes vete. Por, në anën tjetër edhe shtëpia e Xhemal Kabashit ka qenë e hapur në çdo kohë për çdo banorë të Korishës. Pra, nuk ka qenë në pyetje puna, por mbajtja e lidhjeve. Ka mjaftuar vetëm një fjalë dhe kanë shkuar tek ai. Unë mbaj mend edhe nënën e Zenelit, e cila na ka pritur dhe di se çdo kush që shkonte në spital, ndaleshin aty, sepse shtëpia e Zenelit ishte shtëpi e gjithë Korishës, ndërsa nëna e Zenelit ka qenë burrneshë, edhe pse ishte nga qyteti, ajo në shpirt e në zemër ka qenë si të ishte një korishase e përkushtuar me të gjitha traditat e vendit. Kështu për te kanë thënë edhe të tjerët. Çdo të ri nga Korisha e ka pritur si të ishte djali i saj.

Zenelin e kam njohur si njeri të drejtë, një njeri i përkushtuar për çështjen kombëtare, të cilit nuk i ka interesuar pasuria, por të arriturat e kombit. Zeneli në çdo punë ku ka punuar ka qenë shumë i matur, shumë i kujdesshëm që të mos i lëndojë të tjerët e në veçanti ka qenë i angazhuar që t'u ndihmojë atyre familjeve që kanë qenë nga dera e nacionalistëve. Është kujdesur për të gjithë ata që kanë punuar me te, apo me veprimtarët e



***Pamje e fshatit Korishë, foto e huazuar në internet***

çështjes kombëtare, sepse ai e ka njohur mirë historinë e familjeve nacionaliste e në veçanti i ka njohur njerëzit e Prizrenit me rrethinë.

Gjatë kohës sa ka punuar në Progres, ku ishte personi kryesor për mbledhjen e qengjave, ai u ka dalë në ndihmë çdoherë atyre familjeve që kanë pasur tradicionalisht njerëz të përndjekur. Gjithashtu e ka shfrytëzuar

mundësinë më të vogël të mundshme dhe u ka ndihmuar të burgosurve politikë. T'i përmend dy raste: Shefqet Kabashi ka qenë i burgosur me 101 vjet burg, por më vonë i falet dënimi dhe kur del nga burgu pas 12 viteve e merr në punë. Ismet Kabashi ka dalë nga burgu dhe e ka punësuar dhe me sa kam dëgjuar, e kam njohur edhe dhjetëra raste të tilla ka bërë me familjet nacionaliste për t'u ndihmuar atyre familjeve të burgosurve që kanë pasur nevojë. Me një fjalë, Zenel Kabashi karshi kujdesit në punë, ka qenë shumë edhe i përkushtuar për shokët e burgut dhe shokët e idealit. Thjeshtë, ka qenë një njeri që më shumë ka menduar për shokët e tij të idealit sesa për familjen e vet. Mund të them në çdo fshat ku ka hapur shitore i ka punësuar anëtarët e familjeve nacionaliste. Në anën tjetër, Zeneli kishte edhe një veti tjetër humane, që ishte institucion në vete i faljes, apo thënë më shkurt, ai nuk kishte zemër as të mendonte se lëre më të hakmerrej ndaj dikujt. Ka pasur raste kur pinte kafe edhe me ata që e kishin keqtrajtuar në paraburgim.

Zeneli ka qenë i komunikueshëm me njerëz. Sa herë vinte te babai, shprehte brengosjen pse nuk po bëjmë më shumë për t'u armatosur. Pasi ne i treguam se po bëjmë përpjekje, por ende nuk kemi arritur, m'u drejtua: "Unë e kam të babës Xhemal, por e kam në shtëpi të vjetër dhe nuk e di a mund të shkoj për ta marrë, sepse jam i përcjellë, por fundi fundit e di që nuk jam pa te dhe kështu po kërkoj që as ju të mos rrini pa një armë në shtëpi, sepse arma në këto vite është domosdoshmëri. Jemi në vitin 1997 e nuk jemi më në vitin 1956. Tani duhet të kemi armë dhe të mos i dorëzojmë, por t'ia drejtojmë armikut!". Zeneli kështu fliste me njerëz të besuar dhe nuk bënte llaf me çdo kënd.

Zeneli edhe pas çlirimit të Kosovës vinte për ta formuar nëndegën e Ballit Kombëtar sa për të thënë se ka përkrahës edhe në Korishë, sepse ishim vetëm shtatë - tetë vetë deri në dhjetë. Për Zenelin ka qenë e rëndësishme, që dikush t'i thotë Zenelit se është i Korishës dhe për te nuk është dashur asgjë më shumë, çdo gjë të munduar e ka bërë. Zeneli ka qenë një person që e ka njohur mirë historinë, e ka njohur mirë traditën

dhe ka pasur aftësi që të flasë e ta bindë çdokë se, pos bashkimit kombëtar, rrugë tjetër nuk ka.

Korishë, 3 mars 2023

# LITERATURA

**Arkivat**

Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës, Fondi i Gjykatës së Qarkut Prishtinë, Prefektura e Kosovës.
Arkiv Qendror i Shtetit: Fondi 295, Fondi 249, Fondi 267, vitit 1941, Fondi 149, dosja 64.
Arkivi historik Ndërkomunal në Prizren, Fondi Shkolla Normale.
Arkivi personal i Arkivit të avokatit Ethem Rogova.

**Botime:**

Bajarami, Hakif, Bedri Pejani, një jetë e një vdekje për shqipërinë etnike (1885-1946), "Fjala", Prishtinë, 1994.
Berisha, Tahir, Emra që nuk harrohen I, Prishtinë, 1994.
Bislimi, Daut, Formacionet politiko-ushtarake në Kosovë, 1941 – 1945, IAP, Prishtinë, 2020,
Braha, Shaban, Gjenocidi serbomadh dhe qëndresa shqiptare (1844 – 1990), "Lumi T", Tiranë, 1991.
Butka, Uran, Lufta civile në Shqipëri (1943- 1945),"Drier", Tiranë, 2006.
Cena, Sokol, Rrethanat kulturo – arsimore dhe kolonizimi në Prizren ndërmjet dy luftërave botërore 1918-1941, Prizren, 2013.
Çeku, Ethem, Shekulli i ilegales - proceset gjyqësore kundër ilegales në Kosovë (Dokumente), "Brezi '81", Prishtinë, 2004.
Çoçaj, Nexhat, Lidhja e Dytë e Prizrenit (katalog tematik), "& Days", Prizren, 2024.
Dabaj, Gjokë, & Cukaj, Fadil, Në rrugë rreziqesh, Tiranë, 2012.
Dezhgiu, Muharrem, Shqipëria nën pushtimin italian (1939 – 1943) botim i dytë, Tiranë, 2015.

Dušanov zakonik: prilagodjeno savremenom srpskom jeziku, Beograd, 2016.
Fehmiu, Arsim, Shkolla Normale e Gjakovës- gjenerata e dytë, monografi e shkurtër, Komuna e Gjakovës, Gjakovë, 2009.
Gërguri, Mehmet, Ajet Gërguri dhe Lëvizja NDSH (1945 – 1947), Prishtinë, 2007.
Grup autorësh, Me pushkë dhe penë, për liri e pavarësi, "8 Nëntori", Tiranë, 1978, f. 71.
Güneş, İhsan, Türk Parlamento Tarihi, Türk Parlamento Tarihi - Meşrutiyete Geçiş Süreci - I. ve II. Meşrutiyet [I.Cilt] - Ayân ve Mebûsân Meclisleri Üyelerinin, Özgeçmişleri, Ankara, 1998.
Gurakuqi, Romeo, Shqipëria dhe tokat e Lirueme (1939 – 1946), Tiranë, 2018.
Gjeçovi, Xhelal, Kosova në relacionet shqiptaro-jugosllave në vitet e Luftës së Dytë Botërore, ASHSH, Tiranë, 2020.
Hobsmaum, Erik, Kombet dhe nacionalizmi që nga 1780, “Toena”, Tiranë, 2012.
Kabashi, Zenun, Kabashi i Moravës së Epërme, Prishtin., 2003.
Keçmezi - Basha, Sabile, Të burgosurit politikë shqiptarë në Kosovë (1945-1990), "Logos-a", Shkup - Prishtinë-Tiranë, 2009.
Keçmezi Basha, Sabile, Lëvizja ilegale patriotike shqiptare në Kosovë 1945-1947, Shkodër, 1999.
Krasniqi, Rexhep, Një jetë në shërbim të Shqipërisë etnike”, përgatitur nga Dr. Besim Muhadri, Gjakovë, 2019.
Krasniqi, Milazim, Nacionalizmi shqiptar, “Logos – a”, Shkup- Prishtinë – Tiranë, 2014.
Kryeziu, Kadri, Prizreni qytet – shtet – prefekturë- komunal, Prishtinë, 2013.
Lita, Qerim, Mulla Nura veprimtar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare (1895 -1954), “Fidani”, Prizren, 2024.
Louis Jaray: Gabriel, L’Albanie enconnue, duxieme, edition, Paris, 1913.
Llunji, Ali, Beqir Kastrati - legjenda e ardimit kosovar, "Libri shkollor", Prishtinë, 2001.

Mata, Qemal, Shuaip Fejzullah Spahiu (monografi), Prizren, 2003.
Meçi, Xhemal, Kabashi, Puka që në lashtësi – 2. Tiranë, Tiranë, 2008.
Mrijaj, Tomë, Marie Shllaku- bijë e Shkodrës martire e Kosovës, New York, 2004.
Muja, Ramadan, Teza e masterit: Prizreni midis dy luftërave botërore 1918- 1941, (maket), Prizren 2013.
Nasi, Lefter, Ripushtimi i Kosovës, ASHSH, Tiranë, 1994.
Nikoliq, Miodrag, Prizreni me Titon kah fitorja 1941 - 1945, Prizren, 1984.
Rexhaj, Rrahman, Kabashi i vendit- Prizrenit në rrjedha të historisë, "Fidani", Prizren, 2022.
Sadiku, Riza, Lidhja Kosovare 1949 - 1999, Prishtinë, 2006.
Spaçi, Gjokë, Testamanti i feshur, "Meshari", Prishtinë, 2018.
Shala, Shaqir, Rogova e Hasit nëpër shekuj (fakte dhe dëshmi), "Pjetër Bogdani", Prizren, 2015.
Shala, Zelije, Lëvizja për çlirimin kombëtar në Komunën e Suharekës, Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kodovës, Prishtinë, 2013.
Shatri, Muhamet, Kosova në Luftën e Dytë Botërore (1941 - 1 1945), "Toena", Tiranë, 1997.
Shehu, Eugen, Piedestale që thërrasin 1939 – 1946, Tiranë, 2000.
Verli, Merenglen, 101 profile biografike nga Kosova për Kosovën, ASHSH, Tiranë, 2016.
Veseli, Abdylaziz, Shkollat dhe arsimi shqip në Prefekturën e Prizrenit gjatë periudhës 1941 – 1944, Gjilan, 2003.
Vokrri, Abdullah, Mësues në Kosovë e në Shqipëri (Personalitete të shquara të arsimit tonë kombëtar), Libri shkollor, Prishtinë, 2008.
Zaimi, Tahir, Lidhja e II e Prizrenit dhe lufta heroike e popullit për mbrojtjen e Kosovës, Bruxelles, 1964.
Zogaj, Agim, Marrëdhëniet shqiptare- jugosllave dhe çështja e Kosovës 1945 – 1948, "Kosova Pen Center, Prishtinë, 2020.

**Revistat shkencore**

Cana, Zekria, Besëlidhja Kombëtare e Demokratike Shqiptare 1945 – 1990, në E djathta shqiptare (2), Prizren, 2005.
Drançolli, Jahja, Lidhja e Dytë e Prizrenit dhe veprimtaria e saj (shtator 1943 – nëntor 1944), në E djathta shqiptare, 1, Prizren – Hamburg, 2005, f. 74.
Hajrizi, Fazli, Bedri Pejani - mësimdhënës, publicist, diplomat, demokrat, poliglot, në e djathta shqiptare, Nr. 13, Prizren, 2016.
Kabashi Xhafer, Kujtime dhe shënime për Lidhjen e Dytë të Prizrenit më 1943, në Lidhja e Dytë e Prizrenit (kumtesa dhe komunikime) përgatitur nga Hazir Shala, Prishtinë, 2015.
Kosova, Parim, Shëmbëlltyra e nacionalistit Musa Shehzade (1870 -1946), në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 3, Prizren – Shkodër, 2006.
Krasniqi, Mark, Rrethanat politiko - shoqërore më 1945-46 të rezistencës nacionaliste shqiptare në Kosovë, në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 4, Prizren – Klinë, 2006.
Meta, Beqir, Nacionalizmi shqiptar gjatë Luftës së Dytë Botërore, në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnikë, (2), Prizren, 2005,
Morina, Besim, Gjok Spaçi udhëheqës i grupit të Lidhjes së Prizrenit, në E djathta shqiptare në mbrojtje të Shqipërisë etnike 3, Prizren – Shkodër, 2006.
Pirraku, Muhamet, *Lidhja e Dytë e Prizrenit sipas shkrimeve autentike të Pjesëmarrësve,* në "Edukata Islame", Nr. 67, Prishtinë, 2002.
Rrahimi, Shukri, Kryengritjet shqiptare në Kosovë më 1909 – 1912, në Kosova, Nr. 1, Prishtinë, 1972.

**Gazetat**

Fleta Zyrtare nr. 12, Tiranë, 17 Mars 1944, 3-5: Statuti i Organizatës "Lidhja e II e Prizrenit".
Gazeta "Bujku", e hënë 20 shkurt 1995.

Gazeta "Flamuri", Jetish Kadishanit, Zenel Kabashi shembull për brezat e ardhshëm.
Gazeta "Kosova" Nr. 51, 52, 53, Tetuer, 1943.
Gazeta "Oshëtima e Korçës" nr. 1, mars 1943.
Gazeta "Zëri" nr. 1434, 11 janar 1992.
Gazeta "Zëri", 11 IV. 1992.
Gazetën "Lidhja e Prizrenit" nr. 2 Shefqet Veliu, Komiteti i rinisë intelektuale dhe veprimtaria e saj..., në
Gazeta Veterani, Xhemal Meçi, Zenel Kabashi, histori dhe ndërgjegjja kombëtare shqiptare, Tiranë, prill, 2023.

**Interneti**

https://tr.wikipedia.org/wiki/Meclis-i_Meb%C3%BBsan_3._d%C3%B6nem_mebuslar%C4%B1_listesi
https://www.sabah.com.tr/egitim/ataturkun-okudugu-okullar-nelerdir-mustafa-kemal-ataturkun-okudugu-okullar-ve-sehirleri-k1-5215457
https://www.kosovo-online.com/intervjui/kosovo-i-drugi-svetski-rat-antonijevic-albanci-su-okupaciju-kraljevine-jugoslavije
https://264517.forumromanum.com/member/forum/forum.php?action=std_shoë&entryid=1085402066&USER=user_264517&threadid=2

**Të intervistuar për librin:**

Adriatik Alimadhi, lindur më 1963 në Tiranë (Kryetari Ballit Kombëtar në Shqipëri)
Anton Franë Çuperiani, lindur më 1930 në Shën Mëri.
Arsim Ibrahim Fehmiu, lindur më 1932 në Sarajevë.
Azmi Xhevdet Kabashi, lindur më 1941 në Prizren.
Basri Shani Elezi, lindur më 1956 në Kukës.
Bekir Ferat Kabashi, lindur më 1960 në Korishë.
Dardane Zenel Kabashi – Vezgishi, lindur më 1970.
Dinë Hajdar Terbuni, lindur më 1935 në Rogovë të Hasit.
Emel Nijazi Rogova, lindur më 1940 në Prizren.
Enver Jusuf Vila, lindur më 1945 në Prizren.
Ethem Rogova, lindur më 1946 në Prizren.

Fadil Ali Cukaj, lindur më 1943 në Ostros – Krajë.
Fatmir Ruzhdi Pireci, lindur më 1954 në Struzhe.
Hamdi Sokol Grudi, lindur më 1920 në Komaran.
Ilir Kelmendi, lindur në Pejë.
Kastriot Islam Fishari, lindur më 1964 në Prizren.
Luan Sokol Dobroshi, lindur më 1948 në Prishtinë.
Masar Nijazi Kuksi, lindur më 1952 në Prizren.
Musa Nijazi Jorganxhiu, lindur më 1939 në Prizren.
Nijazi Nasufi, lindur më 1940 në Prizren.
Nybyvete Kubati – Kabashi, lindur më 1944 në Prizren.
Orhan Iliaz Kubati, lindur më 1937 në Prizren.
Parim Aqif Kosova, lindur më 1962 në Prizren.
Petrit Palushi, lindur më 1959 në Kukës.
Qazim Sylejman Kabashi, lindur më 1946 në Korishë.
Ramadan Remzi Mala, lindur më 1941 në Korçë.
Salajdin Ramadan Krasniqi, lindur më 1948 në Prizren.
Sejdi Nuhi Kabashi, lindur më 1948 në Korishë.
Shefqet Qamil Hoxha, lindur më 1934 në Bicaj.
Shvqet Xhevdet Mollafazliu, lindur më 1943 në Prizren (i biri i Fitnetes së Vehbiut).
Xhemal Mehmet Aranliu, lindur më 1934 në Prizren.
Xhemal Zenel Kabashi, lindur më 1975 në Prizren.
Xhemal Isa Hereni, lindur më 1930 në Prizren.
Xhemal Meçi, lindur 1936 në Meçe - Pukë.
Yll Zajmi, lindur më 1934 në Krumë.
Zenun Hajrullah Hoti, lindur më 1948 në Krushë të Madhe.

**Dr. Nexhat Çoçaj**

ZENEL KABASHI
NJË JETË NË SHËRBIM TË KOMBIT

Realizimi kompjuterik
Berat Batiu
Formati:
B/5 (17.5 cm X 25 cm)
Sasia:
200 copë
U shtypë në shtypshkronjën
Shtypshkronja
Doli nga shtypi,
nëntor, 2024

**Katalogimi në botim – (CIP)**
**Biblioteka Kombëtare e Kosovës "Pjetër Bogdani"**

929(496.51-21)Kabashi, Zenel

Çoçaj, Nexhat
Zenel Kabashi një jetë në shërbim të kombit : monografi / Nexhat Çoçaj. - Prizren : Fidani, 2024. - 360 f. : ilustr. ; 24 cm. – (Biblioteka :"Rrapi")

Kabashi, Zenel -- Biografi -- Historia -- Prizren

**ISBN 978-9951-841-64-1**

Aleph [000108454]

